


# I ARDHUR NGA KATEDRA E FERRIT

**Roman**

**Bajram Z. Berisha**

## Parathënie

I ulur para një kompjuteri "Dell", në moshën 75 vjeç, babai im i dashur rrekej me të tëra forcat që të shkruante, korrigjonte, ruante, nënvizonte, faqoste dhjetëra e dhjetëra faqe të një libri.

Ne ishim mësuar që ta shihnim atë çdo ditë tek shkruante në një makinë të vjetër 'Olivetti' kujtimet e jetës së tij, por jo në kompjuter. Këto kujtime kishin kapur mbi njëmijepesëqind faqe dhe i kishim lidhur bukur, madje aq bukur sa të ngjanin me një enciklopedi.

Në tërë faqet e atyre kujtimeve njeriu gjen vetëm dashuri dhe rrëfim të sinqertë. Në të udhëton jeta gati shekullore e një dere, një fisi, një familjeje me të gjitha lidhjet, degëzimet, shtrirjet e saj në shtete dhe kontinente të ndryshme.

Por habia më e madhe e jona ishte kur mësuam se ai kishte shkruar një roman. Po, një roman nga dora e një njeriu që kurrë nuk kishte botuar një artikull në gazetë ose që nuk kishte shkruar një vepër letrare më parë.

Ai e la romanin ***I ardhur nga Katedra e Ferrit*** të shkruar në kompjuter, një kopje të shtypur dhe një në disketë.

Duke ndjerë jo vetëm dashurinë e madhe për të si babai ynë, por edhe respektin e madh për punën që ai arriti të bënte, i lodhur jo vetëm nga

mosha por më shumë se aq, nga sëmundja e rëndë që e kishte mposhtur fizikisht por jo shpirtërisht, vendosa t'ia botoj librin dhe t'ua dhuroj njerëzve tanë të dashur në një vjetorin e vdekjes së tij. Desha t'u kujtoj atyre se sa shumë i donte ai njerëzit, sa shumë e ndjente padrejtësinë që i ishte bërë djelmërisë shqiptare e veçanërisht djemve të Tropojës, të cilët i kalbën në burgjet komuniste. Në këtë libër, çdokush, sado anonim që është heroi i librit, gjen të mishëruar fatin e mësuesit që e arrestuan në klasë para nxënësve, mësueses që i morën rininë e saj po në atë mënyrë, fatin e inxhinierit që e arrestuan në minierë, apo atij që e degdisën në internim. Ata që e jetuan atë kohë gjejnë në faqet e këtij libri pikërisht atë çfarë ndodhte me këta djem e vajza, thjesht për faktin se kishin dikë që i kishte shërbyer shtetit të mëparshëm shqiptar, që kishte dikë jashtë shtetit, që nuk pranonte të bënte kompromis me organet e diktaturës, apo që dilte "mbi të tjerët".

Në një mënyrë tepër të sinqertë, ai na ka dhënë një tablo interesante të konfliktit midis individit dhe shoqërisë si dhe individit dhe shtetit, në një etapë të caktuar të jetës në Shqipëri. Jeta e Gëzim Furtunës është ajo e një njeriu të pambrojtur nga ai sistem, njeriut me integritet të lartë dhe të talentuar. Ai është pre e asaj shoqërie që vendos mbi fatin e njeriut për shkak të

zakoneve tradicionale, të ashpra dhe të kodifikuara deri në imponim, në rastin e dashurisë me Zanën siç është pre e shtypjes së shtetit totalitar i cili kërkon ta kthejë në një vegël qorre të vetën njeriun e ëndrrave për progres. Dhe kur nuk e arrin këtë, e shkatërron atë pa mëshirë.

Babai jetoi ditët e fundit të jetës në demokraci. Arriti të shihte njerëzit e vet të lirë dhe të lumtur, dhe iku pa merak nga kjo botë. Me këtë libër ai na ka lënë pas një dëshmi jo vetëm të atij sistemi që nuk duhet ta harrojmë, por edhe një dëshmi për veten e tij se sa shumë e donte dhe e çmonte lirinë.

Mal Berisha

## Prolog

Bar – Kafe “Kalaja”, ku takoj çdo ditë miq të rinj e të vjetër, është vendi im i preferuar. Shkoj aty thuajse përditë. Nëse për momentin asnjë nga ata nuk gjendet aty, bëj porosinë ose më mirë, pres që ajo të më vijë, pasi tashmë atë e di çdo kamerier. Nuk vonon shumë dhe dikush prej miqve të mi, shumica nga krahina ime por që tani banojnë në kryeqytet, vjen dhe më shoqëron. Njëri prej tyre, është shoku im më i shpeshtë i tavolinës. Me të, dikur në rininë time, kam qenë koleg. Jeta më vonë na ndau, por u pamë përsëri pas disa dekadave. Bashkë kujtojmë vitet e rinisë, rrjedhën e jetës, flasim për politikë, shkëmbejmë opinionet tona për ato që na pëlqejnë dhe ato që nuk na pëlqejnë. Jemi njerëz të lirë dhe shprehemi lirisht.

Një ditë Shtatori të vitit 2004, në një nga orët e zakonshme të takimeve tona tek ky bar, miku im më tha:

- A do të të prezantoj me djalin e një shokut tënd të hershëm?

- Me kënaqësi, - i thashë. - Pse jo?!

Ritakimi me miqtë e mi të vjetër ka përbërë gjithmonë një ngjarje të rëndësishme për mua. Por, çuditërisht, gëzohem edhe më shumë, kur takohem me fëmijët e tyre. Natyrisht, gëzimi është akoma më i madh, kur bijtë ose bijat e miqve të mi të vjetër kanë ndjekur shkollën, kanë marrë grada shkencore e kanë bërë karrierë në fusha të ndryshme. Dhe këta nuk janë të paktë. Ka prej tyre që janë bërë shkrimtarë, studiues, politikanë, sportistë, ministra, madje edhe me lart se kaq.

Bashkëbiseduesi im u ngrit nga karrigia dhe shkoi tek një tavolinë tjetër ku gjendeshin tre burra. Pas pak u kthye vet' i dyti. U përpoqa të kujtohesha nëse e kisha parë ndonjëherë në jetën time njeriun që ai solli me vete. U binda se nuk e kisha parë asnjëherë. Ishte një burrë me shtat të drejtë, i gjatë mbi mesataren, veshur me shije me një kostum gri, që i shkonte bukur pas trupit, me këmishë të bardhë e kravatë blu, flokë të dendura dhe të thinjura në tëmtha. Një burrë shumë simpatik. Duhej të ishte mbi të pesëdhjetat. U

prezantua me mirësjelljen dhe sqimën e një intelektuali, me emër e mbiemër.

U ngrita në këmbë dhe i thashë edhe unë emrin dhe mbiemrin tim.

Ai më shtrëngoi dorën, më dha një përqafim të ngrohtë dhe, pasi u tërhoq duke mbajtur ende dorën time në të vetën, m'u drejtua:

- A të kujton gjë emri im?

- Djali i Kreshnik Furtunës? - e pyeta.

- Po, - u përgjigj ai.

Për një moment ndjeva të më kalojë një valë ngrohtësie në trup. Ndjeva një kënaqësi shpirtërore. Po takohesha me djalin e njërit prej shokëve dhe dashamirësve të mi të rinisë.

Si pa dashur përgjigjen ia dhashë shokut tim:

- Më kujtohet dhe e kam njohur shumë mirë babanë e këtij djali.

Pastaj iu ktheva atij:

- Unë mor djalë, me babanë tënd, jam njohur në Mars të vitit 1947 në aksionin e hekurudhës Durrës - Peqin. Deri aty nga viti 1966, kur unë u detyrova të largohem nga vendlindja ime, Tropoja, takoheshim shpesh. E di që edhe ai kishte telashe me luftën e klasave. Punë biografie.

E di edhe që ka pasur një djalë, i cili pati vuajtur për një kohë shumë të gjatë në burgjet komuniste.

Bashkëbiseduesi im kishte marrë përsipër të na prezantonte deri në fund, kështu që nuk e la atë që të më shpjegonte, por foli vetë:

- Ky pra është djali i tij i vetëm. Kështu është, ka vuajtur gjatë në burg.

E pashë edhe një herë nga koka te këmbët. Ndjeva dhimbjen që ndjej për çdo njeri që ka vuajtur në burgjet komuniste. Për t'ia lehtësuar ndoshta më shumë vetes sesa atij dhimbjen e çastit, i thashë:

- Të paskan "mbajtur mirë". Ti dukesh sikur vjen nga një katedër universiteti.

- Unë vij nga "katedra e ferrit", - më tha ai me një ton disi të shkujdesur. - Vij nga katedra e tmerrit dhe e ferrit bashkë. Por, të shkuara të harruara!

E pyeta për rrethin e tij familjar, jetën e tij.

Më tha se ishte i martuar. Se kishte një vajzë, me martesën e parë, e cila studionte jashtë shtetit, dhe dy fëmijë të tjerë me martesën e dytë. Jetonte në kryeqytet. Punonte si pedagog në universitet dhe bënte një jetë modeste.

- Do t'i gëzohesha shumë lirisë po të më lejonin kujtimet e së shkuarës, - psherëtiu ai.

Nisi të më tregonte diçka, por pastaj i ra shkurt, thjesht me një frazë: "Të rë ata që shkuan, shpëtuan nga ferri. Babai, nëna, ime shoqe… Unë i mbijetova ferrit, deri në shkatërrimin e tij. E piva atë kupë helmi deri në fund…"

Në atë çast, në fytyrën e tij unë dallova rrudha dhe tendosje që tregonin për vuajtjet që kishte hequr në jetë. U shtruam në një bisedë sa të dhimbshme e të trishtueshme, aq edhe mahnitëse e tërheqëse.

- Duhet ta kesh shkelur rëndë në kallo diktaturën? - i thashë.

- Nuk e kam zakon të flas për vuajtjet e mia. Ato kanë qenë një fatkeqësi e madhe dhe nuk ndjehem mirë kur i kujtoj. Por, një mikut të babait tim, si ju, do t'ia rrëfeja me kënaqësi, - shtoi ai.

Ai më tregoi aq shumë episode atë ditë, sa ndjeva se po dëgjoja ngjarje, nga ato që njeriut rrallëherë i bie t'ia zërë veshi në jetë. Ngjarje që trondisin; për dikë të pabesueshme; për shumëkënd të përjetuara. Unë vetë, i kisha përjetuar një pjesë të mirë të atyre që po më tregonte ai. E kisha ndjerë edhe vetë përbuzjen e

regjimit, etjen e tij për t'i poshtëruar njerëzit që kishin ambicie për dije dhe përparim. Më rrëmbeu aq shumë me tregimin e tij saqë pashë se kishin kaluar pa u ndjerë orë të tëra, dhe unë nuk e kisha kuptuar. Duhej të ndaheshim. Në ikje, i thashë:

- A i ke shkruar kujtimet e jetës tënde, mor bir?

- Jo! - më tha. - Përpiqem të harroj sa më shumë, të largohem sa më shumë prej tyre. Është një kalvar i tmerrshëm vuajtjesh, që më bëjnë të vuaj edhe më shumë kur i kujtoj. Përveç kësaj, jam shumë i zënë. Jam duke përfunduar doktoraturën dhe kam një temë shkencore për matematikën.

Iu luta nëse mund të takoheshim përsëri.

- Dua ta dëgjoj historinë tënde deri në fund! Ndoshta, si njeri i ngeshëm që jam, mund ta hedh në letër. Të lutem…!

Pasi ngurroi pak, më tha:

- Mirë atëherë, u bë.

Më pas u takuam edhe disa herë. Ai më tregoi gjithçka. Dhe unë i shkrova në këtë libër ashtu siç m'i tha. Jeta e tij ishte një akuzë e rëndë ndaj sistemit të kaluar. Ajo e vërtetë e hidhur, e tmerrshme dhe tronditëse e të kaluarës së tij, më

dha forcën që të hedh në këtë libër një pasqyrë të asaj kohe që nuk duhet harruar. Ndërkohë që fillova ta shkruaj, në kokë më rrihte një shprehje e Santanës: "Ajo histori që harrohet mund të përsëritet."

# PJESA E PARË

## KAPITULLI I

## SHKOLLA PEDAGOGJIKE NË SHKODËR

### Nga po vija unë ?

Më në fund, me një vit vonesë dhe njëzet ditë pasi kishte filluar viti i ri shkollor, arrita të regjistrohem në Shkollën e Mesme Pedagogjike, në Shkodër. Isha fëmija i pestë dhe djali i vetëm, pas katër vajzave, i familjes Furtuna, nga fshati Breg i Malësisë së Vogël. Familja ime ishte mirë

ekonomikisht, dhe gjithçka që ajo zotëronte më kushtohej mua. Nuk ishte rastësi që më kishin vënë emrin Gëzim. Isha djali që do të trashëgoja emrin dhe pasurinë e derës së Furtunajve.

Isha rreth të trembëdhjetave, kur në shtëpi u mblodhën katër motrat, të gjitha të martuara, dy prej të cilave edhe me fëmijë. Po ashtu erdhën edhe dhëndurët, tre - katër kushërinj, pesë a gjashtë fqinj. Dhe kështu u bënë thuajse tridhjetë vetë. Pesë burra, që erdhën pak me vonesë, i shihja për herë të parë. Motrat lëviznin nëpër shtëpi, si flutura. Sa herë kalonin pranë meje, ato më përqafonin dhe më puthnin. E dëgjova njërën prej tyre kur i tha tjetrës: "Lum ne që e arritëm këtë ditë që të fejojmë vëllanë!". Unë, në të vërtetë, as nuk e dija e as nuk më interesonte përse ishin mbledhur tërë ata njerëz dhe përse ishin bërë tërë ato përgatitje. Ndjehesha pak si i hutuar. Njëra nga motrat erdhi, më mori për dore, dhe më dërgoi në dhomën ku më prisnin babai, nëna, motrat e tjera. Kishte pllakosur heshtja, të cilën e theu babai:

- Gëzim, bir! Sonte të kemi fejuar. Ata burrat, që erdhën të fundit, janë miqtë tanë. Ai me mustaqe është vjehrri yt, Met Shullani. Janë nga

fshati Gegë, që është rreth një orë larg, po të ecësh në këmbë. Vajza, me të cilën të kemi fejuar, quhet Shpresa. Ajo është tani njëmbëdhjetë vjeç.

Pastaj vijuan fjalë të mira për shtëpinë, fisin, derën e Shullanëve, për trimëritë, burrërinë, nderin e bujarinë e tyre. Më pas babai shtoi:

- „Ti Gëzim duhet të hysh në odën e burrave!“ - dhe më mësoi si duhej të përshëndesja, si duhej të shtrëngoja dorën me miqtë, se ku duhej të ulesha, se duhej të rrija serioz dhe të zbatoja rregullat e odës. Fillova të qaj. Po kështu bënë edhe nëna dhe motrat. Ndoshta ato qanin nga gëzimi, por unë nuk e kuptoja mirë se përse. Babai nuk qau, por vura re sesi i shtrëngoi nofullat si me një ndjenjë dhimbjeje.

Që prej asaj dite, një jetë tjetër filloi për mua. Në ushqim më trajtonin ndryshe. Më vishnin mirë. Babai më mbante afër, fliste me mua si me një të rritur. Një ditë më mori tek arat e kroit dhe më tha:

- "Gëzim, ti je djali i vetëm pas katër vajzave. Shikoje këtë shtëpi, e cila është ndoshta më e mira në fshat! Këto ara, livadhe. Shiko këtë bahçe e këto pemë që po rrëzohen nga frutat! Ti do t'u

dalësh për zot një ditë. Ti do të jesh ai që do t'i punosh e gëzosh, me djersën tënde, me punën tënde të palodhur."

Babai im ishte njeri pa shkollë. Dinte pak shkrim e këndim, por, ato që lexonte, nuk i harronte kurrë. Ishte njeri shumë i zgjuar. Dinte të lidhte çdo ngjarje të jetës me një tregim krahasues. Prej tij njeriu mësonte shumë. Kur ulej në oda burrash fliste rrallë, i respektonte më të vjetrit, por kur e merrte fjalën, njerëzit e dëgjonin me vëmendje. Me një fjalë, ishte një burrë zakoni.

Një ditë, tek po fliste me mua, ai doli te tema e martesës.

- "Gëzim!" - më tha, - "Së shpejti ti do të martohesh. Hisja e fisit tonë ka vajtur në fill të perit dhe ai fill je ti. Martesën e ka krijuar zoti. Ajo e bën njeriun të lumtur kur është e sinqertë, kur ka mirëkuptim si midis çiftit ashtu edhe midis prindërve."

Për këtë ai filloi të më tregojë shumë shembuj të mirë dhe të këqij. Dalëngadalë po më bindte në vërtetësinë e thënieve të tij. Edhe një gur, mbi të cilin rrjedh pa ndarë një pikë ujë, fillon dhe formon gropëz. Kështu po ndodhte edhe me mua që, në të vërtetë, shumë pak kuptoja nga bota. E

kështu, babai vazhdonte pandërprerë këshillat e tij.

Pasi mbarova me rezultate të shkëlqyera shkollën tetëvjeçare, kërkesa për vazhdimin e shkollës së mesme m'u refuzua për arsye biografie. Problemi qëndronte tek vëllai i nënës sime, Sadedin Buna. Ai kishte qenë oficer i Mbretit Zog i Parë dhe këtë nuk do t'ia falnin komunistët, jo vetëm atij, që kishte qenë në uniformë, por as mua që nuk e kisha njohur kurrë. Sidoqoftë, mbas shumë ndërhyrjeve të disa miqve tanë dhe, veçanërisht të burrit të motrës sime më të madhe, Gusisë, me një vit vonesë, unë shkova në Shkollën e Mesme Pedagogjike në Shkodër.

### Viti i parë i shkollës

Kështu në fundin e Shtatorit të vitit 1970 hyra në klasë, në orën e dytë të mësimit. U ula në bankën e fundit. Ardhja ime, me kaq vonesë, shkaktoi habi tek nxënësit. Mësuesit iu desh të ruante qetësinë dhe t'iu tërhiqte vërejtjen

nxënësve të tjerë që të mos kthenin kokën prapa. Ndjehesha i ndrojtur. Ishte hera e parë në jetën time që gjendesha në mes të kaq shumë njerëzve të panjohur.

Mësuesi ishte një mesoburrë, veshur me një kostum të errët, me flokë gjysmë të rëna, pak i ashpër në dukje dhe shumë autoritar. Mësimin e shpjegoi në një mënyrë shumë të qartë. Pyeti dy nxënës. Vuri një notë pakaluese. Ende pa rënë zilja, ai e mori regjistrin në dorë, ndërkohë që qëndronte në këmbë para klasës. Dukej se vetëm me trup ishte aty, pasi mendjen duhej ta kishte gjetkë. Nga banka e fundit, ku ndodhesha, i numërova nxënësit në atë klasë. Ishin tridhjetetre gjithsej, prej të cilëve njëzetedy ishin vajza.

Zilja lajmëroi fundin e orës së mësimit. Nxënësit u ngritën menjëherë në këmbë. Dy vajza, me jaka të bardha, bluza të zeza dhe fytyra të qeshura vrapuan drejt meje dhe m'u hodhën në qafë. Që të dyja flisnin në të njëjtën kohë e me aq vrull sa unë nuk po merrja vesh asnjërën se çfarë po thoshte. Secila mundohej të tregohej më e gëzuar se tjetra për praninë time në atë klasë. Ishte një befasi dhe nuk dija as si të reagoja. Megjithatë, mund të them se unë u gëzova më

shumë se ato, mbasi në një mjedis njerëzish tërësisht të panjohur, dy bashkëfshatare të mijat shndrisnin si dy rreze dielli në një ditë plot re. Jehona dhe Rudina e kishin mbaruar shkollën tetëvjeçare një vit pas meje. Atje në fshat, nuk e di nëse kisha folur ndonjëherë me to, por këtu, në këto çaste m'u duk sikur kisha gjetur dy motrat e mia.

Mua nuk m'u desh shumë që të prezantohesha me shokët dhe shoqet e klasës pasi ato të dyja e bënë këtë menjëherë. I shihja dy vajzat tek u tregonin shokëve dhe shoqeve, me duar, me fjalë dhe me gjeste dhe, se si më dukej… ndjeja që flitej për mua. Ishte ndjesia e të skuqurit, që shkaktohet te një njeri kur del për herë të parë në një mjedis të ri, te një njeri i cili ka parë deri atëherë vetëm fshatin e tij.

Unë vija nga fshati në një qytet që, për mua, në atë kohë konsiderohej shumë i madh – Shkodra. Aty sapo kisha parë, për herë të parë, bulevarde, ndërtesa të mëdha, Kullën e "Inglizit", Rozafën, ndërtesën e bukur të Bashkisë, Pazarin e Ri, e plot gjëra të tjera, të cilat kishin filluar të ndikonin tek unë dhe, që më jepnin të kuptoja se sa i madh ishte ndryshimi midis vendit ku kisha

lindur e po rritesha dhe këtij qyteti të bukur e plot jetë. Unë sapo i kisha kaluar të gjashtëmbëdhjetat por, nga pamja, dukesha edhe më i madh. Isha mbi një metër e tetëdhjetë, me trup të drejtë e të lidhur mirë, e kisha një fytyrë të rrumbullakët që vinte pak ezmere. Flokët i kisha pis të zeza. Babai më kishte përcjellë me një gardërobë shumë të mirë. Tre palë kostume, disa palë këpucë, katër-pesë këmisha, prej të cilave dy ishin najlon, gjë e rrallë për atë kohë, dhe dy kravata. Një gjë e tillë më bënte të ndjehesha mirë madje edhe midis nxënësve që vinin nga qyteti, por që ishin shumë më të paktë në numër nga ne të tjerët, që vinim nga fshatrat.

Mësimet i nisa shumë mirë dhe nuk u deshën shumë muaj deri në çastin kur do e gjeja veten në "Tabelën e Nderit" të klasës. Ja, kështu e fillova unë Shkollën Pedagogjike "Shejnaze Juka" në Shkodër. Isha i dhënë pas muzikës. Më pëlqente të vallëzoja. Bëja kujdes të madh që të dukesha sa më bukur dhe më pëlqente shumë matematika. Kjo e fundit, ishte mikesha ime më e mirë, kur ndjehesha i mërzitur. Merresha me ushtrime dhe përhumbesha në labirintet logjike të fantazisë abstrakte të asaj lënde, aq të dashur për mua. Kaq

shumë isha dhënë pas saj saqë, kishte raste që kur mësuesi vinte pa u përgatitur, unë e kuptoja këtë.

Bashkë me pasionin për matematikën po rriteshin edhe ëndrrat e mia për të ardhmen, të cilën e shihja në Fakultetin e Shkencave Ekzakte, ku do të mund të përparoja shumë. Ndjeja se mund të bëja diçka të bukur si për familjen ashtu edhe për shoqërinë.

Siç e thashë edhe më lart, një ndër pasionet e mia ishte muzika. Ndonëse Bregu ishte një fshat i vogël, ai ishte qendër lokaliteti prandaj aty kishte një farë gjallërie. Nganjëherë bëheshin mbrëmje vallëzimi. Këto mbrëmje i organizonin arsimtarët, që vinin nga rrethe të tjera ose, siç quheshin në fshat, jabanxhinjtë. Ata nuk kishin mënyrë tjetër dëfrimi veç kësaj. Bashkë me disa infermierë, një llogaritar të fshatit, dy shitëse të Ndërmarrjes Shtetërore Tregtare, disa të rinj, që sapo ishin kthyer nga aksionet e disa nxënës më të rritur nga klasat e teta, ata organizonin mbrëmje vallëzimi në një sallë të vogël kulture. Mbrëmjet kishin rreth pesëmbëdhjetë "dama" dhe thuajse dy herë më shumë „kavalierë". Orkestranti ynë i përhershëm ishte Qamili, një "muzikant" i moshuar, i cili dinte gjithsej tre lloj vallëzimesh të

cilat i luante me fizarmonikë. Ritmin e mbante me një def e bija e kovaçit, jevgut simpatik të fshatit tonë, të cilin e donin të gjithë. Kjo ishte e tërë orkestra, por gëzimi që shkaktonte ajo ishte i papërshkrueshëm. Ne, fëmijët, vetëm sa afroheshim aty, sepse mësuesit nuk dëshironin që nxënësit e tyre t'u gjendeshin nëpër këmbë. Sidoqoftë, aty nga fundi i klasës së tetë, unë isha shpesh i pranishëm dhe kjo bëri që të mësoja jo vetëm të vallëzoja, por edhe të sillesha si një "i rritur„ ndaj partnereve të mia. Kjo bëri që të ndjehesha mirë në kolektivin e ri ku kisha ardhur, në shkollën pedagogjike.

## Jehona dhe Rudina

Ishin Jehona dhe Rudina, ato që më afruan me shoqërinë e djemve dhe të vajzave të shkollës. Të dyja më ishin bërë si motra. Unë i thërrisja ato "patriote", dhe ato nuk më ndaheshin, përveçse në orët e gjumit. Në mensë, nëpër korridore, në oborr, në qytet, në pjacë, në kinema, kudo, po të shihje njërin nga ne të tre, do të shihje edhe dy

tjerët. Duheshim si motrat me vëllanë dhe vëllai me motrat. Plot gjashtë vjet zgjati kjo shoqëri me to. Katër vjet në shkollë dhe dy vjet si kolegë pune në arsim.

Te dyja ishin vajza simpatike, të bukura. Jehona pak e brishtë, ndërsa Rudina më e shëndoshë. Ishin të gjalla, të shkathëta, të zgjuara, me ndjenjë humori; përgjigjen e jepnin menjëherë. Mësonin mirë por nuk shkëlqenin. Ishin të komunikueshme dhe të dashura në shoqëri. Flisnin pa ndrojtje, nuk përkëdheleshin, i kuptonin shakatë dhe dinin të dallonin një kompliment të sinqertë nga provokimi; kishin intuitë. Vinin nga familje me gjendje ekonomike të mirë. Dukeshin bukur me kostumin e shkollës. Kur dilnin në qytet visheshin me elegancë sipas stinëve. Të dyja mbanin flokë jo shumë të gjata, të lidhura përherë me të njëjtën lloj fjongoje, si të ishin binjake. Ishin aktiviste dhe merreshin me organizimin e mbrëmjeve të vallëzimit. Kërcenin bukur dhe nuk i fyenin kurrë çunat duke i refuzuar që të vallëzonin me ta, sado që dinin t'ua vinin kufirin tek thana, kur duhej. Ato dinin t'iu shmangeshin me zgjuarsi incidenteve dhe kurrë nuk shkaktonin ndonjë problem, që zakonisht,

mund të ndodhte midis nxënësve nëpër mbrëmje. Shoqëria ime me to kishte arritur deri aty sa ato më tregonin çdo gjë të jetës së tyre, deri në detaje. Kur dikush i ngacmonte, ose, kur donin të ngacmonin dikë, më tregonin edhe mua. Ato u bënë udhërrëfyeset e mia drejt një jete të pastër, të sinqertë, plot pasione të bukura e kolektive, mes nxënësve adoleshentë të asaj shkolle. "Treshja" fshatare e Bregut ndjehej e barabartë midis të barabartëve në atë shkollë.

Zoti më kishte dhënë një pamje tërheqëse, babai dhe nëna mundësitë për t'u shkolluar. Isha i motivuar deri në përkushtim ndaj çdo gjëje. Kjo bëri që për katër vjet të mos merrja notë tjetër veç dhjetës. Fillova të mësoj t'i bie dhe violinës dhe, po ashtu, mësova të vallëzoj shumë bukur. Sjelljen e mirë me njerëzit ma kishin mëkuar prindërit. Kisha mësuar të isha tolerant, të sillesha me dinjitet si dhe ta respektoja tjetrin. Mësuesi ishte „Zoti" im në tokë. Tregoja edukatën time me vajzat dhe kurrë nuk përdorja fjalë vulgare me to. Si djalë i vetëm që isha nuk më mungonin paratë në xhep dhe kjo më bënte të ndjehesha shumë mirë.

Po afroheshin festat e 28 - 29 Nëntorit. Filluan përgatitjet. Kudo parulla, banderola. Lexohej shtypi çdo ditë. Suksese të mëdha në realizimin para afatit të detyrave të planit. Klasa punëtore i priste me duar plot e ballin lart festat e mëdha. Ndërsa mua dhe vajzave na rrihte mendja diku tjetër, tek "Mbrëmja e Madhe e Vallëzimit" që do të organizohej dhe ku do të merrnin pjesë tërë nxënësit dhe mësuesit e shkollës, si dhe personeli i konviktit. Do të ndaheshin edhe fletë lavdërimi për nxënësit më të mirë. Mezi e prisja atë natë, dhe ja tek erdhi. Para se të nisesha harxhova disa kohë përpara pasqyrës. Ndjeva se isha në dashuri me vetveten. Gjithçka më pëlqente. E doja jetën dhe shihja se po futesha në të duke kaluar nga një derë shumë e gjerë, nga dera emancipuese e asaj shkolle.

Pasi u rregullova mirë e mirë, vura kravatën, pashë sa mirë ishin lustruar këpucët, i leva flokët me brilantinë, vura një shami tek xhepi i majtë i xhaketës dhe dola në oborr, ku më prisnin Jehona dhe Rudina. Sa më panë ato bënë një gjest tek hunda për të "prishur syrin". Edhe unë u bëra atyre ca komplimente. Ishin veshur shumë bukur edhe ato. Në atë kohë vajzat nuk kishin katalogë

mode si sot, por me intuitën e tyre dhe mundësitë e pakta që kishin dinin të visheshin dhe të nxirrnin në pah, nëpërmjet rrobave, bukurinë e tyre. Të tre së bashku u nisëm drejt mensës së madhe të konviktit ku bëhej mbrëmja. Në pjesën kryesore të saj varej një portret i madh Enverit. Në dy anët e tij ishin të vendosura portretet e anëtarëve të Byrosë Politike. Muret përreth ishin mbushur me parulla për Partinë e Udhëheqësin. Në të dyja anët e sallës ishin vendosur karrige dhe në një kënd ishte ulur orkestra. Një tavolinë, e gjatë sa gjithë gjerësia e sallës, ishte shtruar me një mbulesë të bardhë dhe me lule. Në sallë ende nuk ishte vënë rregulli kur dikush lajmëroi me të madhe: -"Erdhën, erdhën!" Gjithsecili u ul në vendin e vet. I pari dha ballë drejtori i shkollës me një suitë arsimtarësh si dhe personelin administrativ të shkollës dhe konviktit, të cilët zunë vend në krye të sallës, pas asaj tavoline të veshur në të bardhë. Sekretari i rinisë së shkollës ia dha fjalën drejtorit i cili foli shkurt për rëndësinë e 28 Nëntorit e veçanërisht 29 Nëntorit si dhe për rolin e Enverit në atë ngjarje. Pastaj foli për mbarëvajtjen e shkollës dhe ndau disa fletë lavdërimi. Njëri nga ata që morën fletë lavdërimi

isha edhe unë. Pastaj orkestra ia nisi me një valle pogonishte. Muzika vazhdoi për dy - tre minuta, por askush nuk u ngrit që të kërcente. Kështu që, orkestra e ndërroi melodinë dhe pashë se një grup nxënësish u ngritën menjëherë. Vallja vazhdoi për pak dhe më pas orkestra luajti melodinë që në atë kohë quhej 'Katjusha', një valle e bukur, që pak njerëz dinin ta kërcenin mirë. I dola në krye valles duke valëvitur një shami të bardhë në dorë, që ma dha Jehona. Pas meje erdhën edhe të tjerë. Ndjeva se sa shumë i bëra përshtypje sallës. Kur mbaroi vallja e u ktheva për tek vendi im, u emocionova nga duartrokitjet dhe brohoritjet: "Bravo, bravo!"

I ulur tashmë, sodita vallet që pasuan. Pashë mësues Jasharin tek doli të kërcente me një vajzë. Unë u ngrita të vallëzoja me Rudinën. Organizatori i mbrëmjes, një djalë simpatik tha:

- "Do të shpërndajmë disa fletushka, të cilat kanë emrin e një personazhi të njohur. Kushdo që e merr fletushkën, pasi të shohë emrin, duhet të dalë dhe të presë për partnerin e vet, pra damën ose kavalierin, sipas rastit. P.sh, kur del emri "*Halil*", kavalieri del dhe pret për "*Hajrien*" dhe anasjelltas. Ai që nuk dëshiron të luajë të mos e

marrë fletushkën, përndryshe është i detyruar të hyjë në lojë."

Fletushkat u shpërndanë. Unë mora një prej tyre. Më ra emri "*Tristan*" dhe prita që të më vinte në krahë "*Izolta*". Izolta qëlloi të ishte një vajzë e urtë, e brishtë dhe që vallëzonte lehtë e bukur. Unë e pyeta:

- Nga je ti "Izolta"?

Ajo m'u përgjigj se nuk quhej Izolta por Valbona dhe ishte nga Durrësi. Edhe unë ia thashë emrin e vërtetë dhe nga isha. Ajo ishte në një paralel tjetër. Pas katër vjetësh, në mbrëmjen e maturës më takoi që të vallëzoja edhe një herë me të, por në rrethana të tjera. Atë natë vallëzova edhe me Jehonën e disa shoqe të tjera të klasës. Mbrëmja vazhdoi deri në orën tre të mëngjesit.

Kështu pra. Kisha hyrë në jetën e asaj shkolle. Mësimet, lojërat, olimpiadat e matematikës, vallëzimi, muzika, bisedat me shokët, të tëra këto e bënin jetën time aq të bukur. E mbarova vitin e parë me rezultate të shkëlqyera. Ishte një vit, që mund ta quaj më shumë një vit jete sesa bankash shkolle. Mësova të jetoj në kolektiv, të sillesha me shokët dhe shoqet, të duroja kur duhej duruar, t'i doja mësuesit dhe t'i nderoja ata.

Viti i dytë do të ishte edhe më i suksesshëm se i pari. U aktivizova në këshillin e kulturës së shkollës. Ndërkohë, mora pjesë në një olimpiadë të matematikës, në shkallë rrethi, në Shkodër, dhe dola i pari. Nuk njihja note tjetër veçse dhjetë. Aq isha mësuar me jetën dhe aq shumë më kishte përfshirë ajo në shkollë, saqë nuk më bëhej që të kthehesha në fshat, madje, as për pushimet verore.

# KAPITULLI II

## PUSHIMET E VERËS SË VITIT 1972

### Përsëri në fshat

Pushimet verore të vitit 1972 m'u dukën shumë të gjata. Babai ishte shumë i mërzitur, si i thonë fjalës „nuk bënte verë me gojë". Në pranverën e atij viti, kooperativa jonë bujqësore ishte kthyer në kooperativë të tipit të lartë. Kjo do të thoshte se ishte dorëzuar edhe dynymi i fundit i tokës që deri atëherë lejohej nga një farë statuti. Po kështu, ishte dorëzuar edhe lopa, edhe kali i vetëm, që kishte familja ime. Ky ishte një hap drejt kthimit të fshatarit kooperativist nga një pronar i vogël në një skllav të punës me mëditje. Prindërit, që tani po i kalonin të gjashtëdhjetat, nuk ishin në gjendje që ta fitonin bukën e gojës me punë krahu në kooperativë. Kjo masë e fundit thuajse ua kishte vrarë dëshirën për të jetuar.

Pasi u konsultuan edhe me motrat, ata vendosën që të merreshin me dy veprimtari, të cilat ligji as i ndalonte as i lejonte. Nëna të merrej me rritje shpendësh ndërsa babai me bletari. Kështu, nëna kishte vënë njëqind krerë pula, ndërsa babai dhjetë koshere bletësh. Edhe pse prindërit "kishin rënë nga vafti" unë përsëri ndjehesha shumë mirë, mbasi ata gjithçka që kryenin, e bënin për mua. Deri kur filluan prodhimet e shpendëve dhe bletëve, prapë se prapë shtëpia ishte e mbushur me bulmetra, të cilat i sillnin motrat nga njëra anë dhe halla nga ana tjetër, e cila ende jetonte në një zonë ku nuk kishte arritur e famshmja "kooperativë e tipit të lartë", që s'ishte asgjë tjetër veçse një varfërim deri në kockë i fshatarit shqiptar. Babai thoshte pa ndërprerë: "I kemi përballuar të gjitha por këtë të fundit jo. Si mund të më vijnë nipat dhe mbesat në shtëpi dhe të mos prekin në bahçen time sepse e ka marrë kooperativa?"

Frutat rëndonin mbi pemët e bahçes tonë, si dëbora në mes të dimrit. Ato sa nuk pëlcisnin ndërkohë që fëmijët nuk kishin asnjë kokërr pemë për të ngrënë. Të dëshiruar për të shijuar një frut, fëmijët kalonin gardhin që na e kishte vënë

kooperativa mu në oborr për të marrë ndonjë mollë, kumbull ose dardhë. Aty kooperativa kishte vënë një roje, si dordolec, i cili i ndiqte ata. Po t'i kapte i rrihte dhe i shante: "Ikni o nipat e kulakut! Ju ka mësuar gjyshi juaj që të vidhni se edhe ai, kulaku i djallit, hajdut është!" Babai im kurrë nuk kishte prekur gjë prej mallit të huaj. Ai nuk ishte shpallur asnjëherë si kulak, ndonëse ne vinim nga një familje që dikur kishte qenë më e pasura e fshatit.

Një ditë u ula në verandën e shtëpisë dhe po lexoja një libër. Dy fëmijët e motrës po vraponin në oborr, drejt shtëpisë, duke qarë me të madhe. Roja e bahçes i ndiqte ata me një shkop në dorë, duke sharë e bërtitur. Ndërsa i vihej nga pas me vrap fëmijëve, ai çirrej:

- "O Kreshnik Furtuna, a do t'i mbash këta klysha në shtëpinë tënde? Apo do t'i marrësh në batanije ndonjë ditë? Kështu nuk duroheni më! "

Ndodhi që rojtari erdhi në një çast të papërshtatshëm për prindërit e mi. Një bletë sapo kishte dalë nga zgjoi dhe sillej në ajër për të gjetur një vend ku do të lidhej. Babai kishte marrë një zgjua blete në krahë dhe trokiste në arkën e drunjtë me një gur. Thonë se bleta shkon pas kësaj

lloj trokitje. Nëna kishte në dorë një tufë bari jeshil që quhet "milc" dhe që ka një erë karakteristike. Ajo e shtypte atë dhe shpërndante aromën e saj për t'i ngacmuar bletët, të cilat i shkojnë pas atij bari. Babai nuk vuri re se çfarë po thoshte rojtari, dhe kështu, vazhdoi që të bënte punën e tij. Heshtja e babait e tërboi rojtarin edhe më shumë. Kështu që iu drejtua atij: "Nuk ke faj ti, o Kreshnik Furtuna! Fajin e kemi ne që të kemi lënë që të livadhisësh në bahçen e kooperativës bujqësore, siç të ka dashtë qejfi!" Babai, me një gjakftohtësi që do të tërbonte këdo, iu kthye:

- Po ç'ke o Kadri që je nevrikosur kaq shumë? Pse je pezmatuar kështu? Për një grusht kumbulla që i paskan marrë fëmijët?! Fundja toka është imja dhe ato kumbulla i kam mbjellë vetë, me dorën time.

Në këtë kohë nëna po ndillte bletën dhe nuk po i jepte shumë rëndësi asaj çfarë po ndodhte midis të shoqit dhe rojtarit. Ajo vazhdonte në të sajën, duke thirrur bletën: "Hajde amë mashalla! Hajde amë e hyr në zgjua… hajde amë mori bijë, po na vjen një rigë me shi…!" Ajo vazhdonte në të vetën, ndërkohë që dialogu vazhdonte në anën tjetër:

- Tallu me mua o Kreshnik Furtuna! Unë mbaj fëmijët me bukë me këtë punë, ndërsa nipat tuaj nuk priten veç vrap e në bahçe. Për "Ideal të Partisë" të dërgoj një gjobë që do të të duhet të punosh gjashtë muaj për ta paguar!

Babai vazhdonte punën me qetësinë e tij acaruese. Pas pak iu kthye:

- Hajde o Kadri e leri fëmijët të hanë pemë! Aq sa fitoj në një muaj në kooperative po ti jap tani, një dore.

Nëna vazhdonte të ndillte bletën: "Hajde amë, hajde amë… hajde…" dhe shtypte me dorë milcin pa e vënë re se çfarë halli kishte Kadriu.

Kadriu ishte njëri ndër anëtarët themelues të kooperativës bujqësore. Kishte hyrë në kooperativë sepse, në të vërtetë, ai kurrë nuk kishte pasur ndonjë pasuri për të qenë dhe, për më keq, njihej si dembel. Në kushte të tilla, ai nuk kishte se çfarë të humbiste. Kur e dëgjoi babain të përmendte shpërblimin sa një rrogë mujore, ai u acarua edhe më shumë dhe nxori armën më të fortë, që kishin dembelët dhe njerëzit e paqenë, besimin politik:

- Mirë e ke ti o Kreshnik Furtuna, pasi vendi yt është në Lushnjë e jo këtu! Po, ne të kemi marrë me të mirë ty! - iu kthye ai babait.

Nëna, me të dëgjuar emrin "Lushnjë", kërceu menjëherë sikur e kishin prekur në sy. Fjala "Lushnjë" i kujtonte njerëzit e familjes së saj, të internuar, me të cilët ishte ndarë, përfundimisht, për së gjalli. Ajo iu turr Kadriut dhe, ashtu, në tërbim e sipër, harroi se kishte bletën në dorë, nuk e dëgjoi babain që po i thërriste dhe mori yrysh drejt rojtarit:

- Mos e merr kaq me revan oj fisnike! Lëre Kadriun në hall t'vet dhe shih bletën se po shpërndahet e ka rrezik të shkojë e të lidhet tek kumbullat. Kumbullat janë të Kadriut e pastaj nuk na lë që të marrim as bletën se menjëherë e fut në inventar të kooperativës.

Veprimi i ngutur i nënës si duket e acaroi shumë bletën dhe ajo u shpërnda në një mënyrë aq kaotike sa filloi dhe ta pickonte nënën në fytyrë dhe në qafë. Për të shpëtuar nëna mori rrugën drejt oborrit. Ajo i priste mizat e bletës dhe mallkonte Kadriun me soj e sorrollop: "Hajt Kadri mos t'u priftë e mbara! Hajt Kadri thefsh qafën!

Dalsh fare në shtatë breza që s'na le shëndosh në punën tonë!"- shfrynte nëna e shkretë.

Motra kishte dalë që të qetësonte fëmijët. Por, kur e pa nënën në atë gjendje, ajo hoqi përparësen dhe shkoi që t'ia hidhte nënës mbi kokë për ta ndihmuar sado pak. Bleta vërtetë u shkëput nga nëna, por menjëherë iu turr motrës. Tani asaj i duhej të kujdesej për veten. U krijua një situatë sa e dhimbshme aq edhe qesharake. Kadriu rrinte si hu tek dera e oborrit. Dy fëmijët e motrës, kur panë nënën dhe gjyshen e tyre tek silleshin pa lidhje dhe dukej sikur rrihnin kokën e vet me grushte në përpjekje për të përzënë mizat e bletës, filluan të qanin me të madhe. Ndërkohë bleta po grumbullohej tek babai dhe ai po e tërhiqte atë drejt zgjoit. Vetëm tani Kadriu më vuri re mua dhe më pyeti:

- Si je o Gëzim? Si po ia kalon me shkollën? A janë shumë të vështira mësimet?

Kjo ishte pyetja e zakonshme e çdo analfabeti dhe Kadriu i tillë ishte.

- O Gëzim! - vazhdoi ai - Mos na e ve re se na ka ardhë në majë të hundës! Ti e sheh që bahçja është e mbushur plot e përplot me fruta e fëmijët nuk pritën. Po të vijë brigadieri e t'i gjejë aty, mua

më pushon nga puna. Hallall puna që e humbas, po kush ia del në organizatën bazë të partisë! Më dërgojnë që të hap toka të reja me bel.

Pas kësaj, ai tha një "Ditën e mirë!" dhe iku ngadalë me shkopin e tij drejt një vendi që e kishte bërë si furrik për të ruajtur bahçen "tonë".

Kadriu iku. Babai e mblodhi bletën dhe e vendosi në kopsht. Motra doli nga strehimi ku ishte futur për t'u ruajtur nga bleta. E kishin pickuar disa dhe fytyra kishte filluar që t'i ënjtej, ndërkohë që sytë dukej se do t'i mbylleshin. Nëna, doli edhe ajo. Babai po qeshte me të dyja dhe filloi që t'iu hiqte thumbat e bletëve e t'ua mjekonte lëkurën. Nëna ende ia kishte inatin Kadriut dhe vazhdonte ta mallkonte duke përsëritur fjalët e tij: "Për nder të partisë!... Për nder të familjes!... He! E kujt i paska humbur nderi që ta gjejë Kadriu?! Pfu!... Mos paftë ditë të bardhë!"

Unë iu ktheva librit tim që po lexoja, por portreti i tërbuar i Kadriut më ngeli në mëndje. Se si m'u dha që të shkruaja në fletore dy - tre rreshta, të cilët më vonë do të merrnin një rëndësi të jashtëzakonshme në jetën time:

"Shoh fëmijët tek lozin në bahçen e tyre. Është bahçja që e ka mbjellë stërgjyshi ynë. Ky është vendi më i afërt i shtëpisë tonë. Dikur, vetëm pak kohë më parë, ishte pjesë e pronave tona. Sot fëmijët nuk marrin dot as dy kokrra sepse një roje dordolec i 'ruan' ato nga pronarët e tyre. Të prekësh pemët e bahçes tënde, bëhesh kulak. Mallkuar me Kadri, me bahçe e me kooperativë!"

## Dy vizitoret

Mezi prisja Shtatorin, që të hapej shkolla. Ndjeja një farë kënaqësie thellë në shpirtin tim. Kisha mall për shkollën, konviktin, orën e mësimit. Isha i dashuruar me çdo gjë të asaj shkolle, sado që mund të isha nga të vetmit që ende nuk kisha një të dashur. Shumë shokë nga klasa dhe konvikti e kishin humbur qetësinë shpirtërore dhe mezi prisnin që të më rrëfenin historitë e tyre. Nganjëherë me lot në sy. As unë nuk isha murg me litar në brez dhe ashtu si edhe të tjerëve më pëlqenin vajzat e bukura, aq më

tepër që unë isha shumë pranë tyre, falë lidhjeve të ngushta që kisha me Jehonën e Rudinën. Vitet e para në shkollën e mesme ishin gjithmonë të tilla. Aq më tepër unë isha edhe nën trysninë e babait dhe të asaj, që mjegullisht lëvizte në vetëdijen time, fejesa që i vogël.

Jehona dhe Rudina më trajtonin si vëllanë e tyre dhe kjo më bënte të isha akoma edhe më i frenuar. Të dyja ato, vetë, kishin rënë në dashuri. Unë e dija këtë dhe madje përpiqesha t'ua lehtësoja takimet. Të dy të dashurit e tyre ishin djem shumë të mirë, dhe për fat, marrëdhënia e tyre me vajzat ishte serioze. Një ditë ata u martuan, bënë fëmijë dhe kaluan jetë të lumtur.

Rudina vazhdimisht tallej me mua: "Gëzim, ti duhet të kesh një të dashur! Ose je shumë i fshehtë, ose diçka nuk shkon me ty. Ty të duan të gjitha vajzat. Por ti! Mbetesh një elektron i lirë."

Më pas vazhdonte Jehona:

- "Jo Gëzim, mos u lidh me asnjë, sepse sapo ta bësh këtë, të gjitha të tjerat do të largohen menjëherë. Ca nga xhelozia, ca nga inati. Më mirë kështu. I dashur me të gjitha. Pastaj, aty nga viti i tretë ose i katërt, zgjidh një dhe kaq. Edhe ne kënaqemi kur shohim që rreth shokut tonë

mblidhen gjithë konviktoret. Kështu të duam neve ty! ”

Dy vitet e para shkuan vërtetë kështu, por kjo nuk donte të thoshte që e gjithë shkolla duhej kaluar në këtë mënyrë. Si i thonë fjalës “Sheh rrushi rrushin e piqet”. Në atë shkollë ndoshta kjo frazë ishte shumë e përshtatshme. Megjithatë, thellë në mendjen time lëvrinte një emër; emri i një vajze, diku larg, atje në fshat. E përfytyroja, e mendoja, e portretizoja, përpiqesha që ta ndjeja praninë e saj në atë mungesë eterike të deriatëhershme të të qenit të saj “enigmë”. “Shpresa!” Atë e kishin fejuar me mua, sipas zakoneve të vendit ku kisha lindur, kur isha vetëm trembëdhjetë vjeç. Për të dija shumë më pak se për çdo vajzë të shkollës pedagogjike, e megjithatë, ajo ndoshta do të ishte njeriu i jetës sime. Por se si, qysh, kur, a në çfarë mënyre, as që isha lodhur ndonjëherë ta mendoja.

Humbëtirën e këtyre mendimeve e ndërpreu dera, që u hap me vrull nga nëna, e cila më tha me rrëmbim:

- Gëzim, kanë ardhur dy vajza, të cilat thonë se janë shoqet tua të shkollës. Më duket se i kam parë kur kanë qenë të vogla, por tani po harroj.

Dola menjëherë. I pashë. Ishin Jehona dhe Rudina. U gëzova shumë. I takova plot qejf, por edhe me njëfarë ndrojtjeje. Kur pashë sesa shumë ishte gëzuar nëna, m'u duk se më kaloi ai momenti i parë i ngurrimit. Hymë brenda. U ulëm. Nuk dinim sesi të pyesnim njëri-tjetrin. Vetëm qeshnim dhe na dukej se gjithçka shprehej në atë mënyrë. Nëna, pasi na la pak vetëm, erdhi dhe u ul midis dy vajzave tek minderi i dhomës së pritjes. Ajo ua mori duart e njoma vajzave dhe filloi të kuvendonte me to sikur t'i njihte prej kohësh. Vajzat e përqafonin nënën ndërkohë që vazhdonin që të flisnin për mua dhe ai qe një çast vërtetë i lumtur. Nëna pastaj u ngrit duke thënë:

- Paj, e ka nana të mirë Gëzimin! E pastë nana e pastë!

- I mirë, i mirë! Veçse vajzat e Shkodrës e ngacmojnë si shumë atë, - u hodh Jehona.

Në atë moment nënës i lëvizi një damar mërzie dhe iu kthye vajzës:

- Gëzimi e ka dhënë fjalën tek babai i vet dhe nuk ngatërrohet me vajza të tjera, përveç se me atë që i ka gjetur i ati. Ai është i fejuar dhe nusja e Gëzimit nuk ka shoqe as në Shkodër e as më larg se në Shkodër!"

Vajzat, thuajse njëherësh qeshën me të madhe, ndërsa pas pak Rudina ashtu tërë gaz i tha nënës:

- Po bëjmë shaka! Se Gëzimit as që i bie ndërmend për vajzat e Shkodrës.

Nënës i pëlqyen këto fjalë dhe pastaj iu drejtua vajzave:

- Sot do të rrini për drekë tek ne!

Unë ndërhyra dhe i thashë nënës se po na binte të fikët për të ngrënë. Nëna gjithë qejf m'u kthye:

- Për atë shpirt të Sadedin Bunës! Këto qenkan aq vajza të bukura sa po të rrish me to nuk të bie ndërmend as të hash bukë, as të pish ujë.

Më pas ajo u ngrit, doli në oborr, u soll nëpër shtëpi. Filloi të gatuante drekën dhe pa vonuar na e shtroi atë me gjithë të mirat. Jehona dhe Rudina e ndihmuan që të shtronte tavolinën.

- Hani si në shtëpinë tuaj! - iu tha nëna atyre. - Ndonëse sendet ushqimore janë të gjitha me racion, ne ia kemi dalë që të kemi. Shyqyr Zotit! Veç me zor, kuptohet. Kooperativa i ka vënë të tëra gjërat në triskë. Por edhe kur e ke triskën nuk gjen mallin. Sidomos bulmetrat mungojnë fare.

Ne nuk po dimë se çfarë po bëhet! Fshatarët prodhojnë bulmetin, por nuk kanë për vete. Fshatarët prodhojnë grurin, por hanë për vete bukë misri. Nuk e di….?"

Mua nuk më pëlqeu ky muhabet dhe nxitova të ndërhyja për të shmangur një diskutim të tillë i cili ishte me zarar. Por, ishte Jehona që vazhdoi thuajse në të njëjtën linjë me nënën:

- Mos ki merak se kështu jemi të gjithë. Të paktën ju e paskeni mirë, se mbani pula plot dhe bletë dhe, kështu që, keni çfarë të hani. Sa për bulmetin nuk keni çfarë të bëni. Si ju, si të tjerët.

Pasi i tha tëra këto fjalë në një mënyrë shumë serioze, ajo ia dha të qeshurit. Qeshi edhe nëna. Pastaj, kur dreka ishte kryer, nëna iku dhe ne të tre mbetëm bashkë. Filluam të flisnim për shokët dhe shoqet e shkollës. Rudina kishte aftësi imituese dhe na bëri të shqyheshim gazit. Ajo imitonte çunat e klasës sesi u përgjëroheshin gocave; vajza që i kërcënonin ata se do të pinin helm; mësues që hidhnin vështrimet poshtë bankave për të parë vajzat... Rudina ishte kurdisur dhe nuk pushonte, ndërsa Jehona që e plotësonte duke i quajtur të tëra të vërteta. Pastaj u ngrit që të më imitonte edhe mua sikur

vallëzoja. Bënte sikur e mbante trupin larg damës dhe përdridhej si të ishte dy metra e gjatë.

Mbas tërë kësaj atmosfere të këndshme, Jehona e pyeti Rudinën:

- Po ti vetë, a ke për të na thënë ndonjë gjë Rudinë?

- Po! - u përgjigj Rudina. - Më duket se kam rënë në dashuri për herë të dytë. Kam takuar një djalë që betohet për tokë e për qiell se mua më do sa gjithësia e që më do më shumë se jetën e tij.

- Epo, mirë! Atëherë, tregoja Gëzimit tërë këtë histori! Hajde, mos u turpëro!

Rudina, në vazhdim të atmosferës që ishte krijuar, mori një pozë shumë serioze, bëri si e turpëruar, shtrëngoi duart mes gjunjëve, bëri një lëvizje prej vajze nazelie dhe e tha me gjysmë zëri, atë, që ishte vështirë ta dalloje nëse ishte vërtetë një propozim serioz apo një shaka:

- Më ka propozuar mësues Jashari, - shqiptoi ajo nëpër dhëmbë.- Në këmbim të dashurisë time, ai më ka premtuar se do të më japë notën dhjetë në matematikë.

Unë iu ktheva menjëherë duke i thënë:

- Ti asnjëherë nuk merresh vesh se kur flet seriozisht dhe kur tallesh! Mësues Jashari është

njeri i kulturuar, i martuar, me fëmijë dhe një njeri serioz.

Jehona, e cila i kishte shqyer sytë, m'u kthye duke më tërhequr vërejtje, që ta lejoja Rudinën të na e tregonte atë, që sapo kishte nisur, deri në fund.

- Po! Ishte një lajthitje e mësues Jasharit, të cilën, në fakt, e provokova unë. Një ditë isha ulur në bankën e parë në klasë dhe po qëndroja pak e shkujdesur. Atë ditë isha veshur bukur dhe fundin e kisha të shkurtër, gjë që provokoi tek mësuesi ndoshta një ndjenjë papërmbajtjeje. Mësues Jashari gjeti mënyrën më të keqe për t'u hakmarrë ndaj meje. Më ngriti në dërrasë të zezë dhe më gjeti të papërgatitur. Më vuri katër. Nuk e di, por për një kohë të gjatë ai vazhdoi të më ngrinte në dërrasë të zezë. Për dreq, unë nuk po përparoja ato kohë. Një ndër ato ditë më pa në korridor dhe më tha: "Rudina, eja pak tek kabineti im mësimor."- I shkova pas. Në korridor nuk kishte njeri. Hapi derën. Hymë brenda. Fillimisht më foli për mësimet, por pastaj vura re se diçka po ndryshonte tek ai. Një lloj prishjeje e frymëmarrjes, një si zbehje. Pashë rreth e rrotull kabinetit. E vetmja gjë e bukur në atë zyrë ishin

perdet. Kishte një etazher librash të pasistemuar. Disa portrete matematikanësh dhe fizikanësh, të skicuara nga një shoku ynë disenjator. Pasi më foli pak për mësimet ai m'u qas dhe më hodhi dorën mbi flokë, duke më thënë: "Rudinë, përse ke rënë nga mësimet? Më thuaj, përse? Shiko se çfarë notash ke marrë?" Unë u afrova dhe në atë çast ndjeva si rrëshqiti dora e tij mbi flokët e mia. Ishte një ndjesi krejt intime, që i kalonte caqet e marrëdhënies time me mësuesin, cilido të ishte ai. Ndjeva se tek mësues Jashari kishte lindur një idil ndaj meje, të cilin, sado që më joshi për një moment, nuk mund ta pranoja në asnjë mënyrë. Ai e mbajti dorën edhe për një çast mbi flokët e mia. Përhumbjes së tij i dha fund zilja e shkollës, e cila njoftonte për përfundimin e orës së mësimit. Këtu do të merrte fund çdo gjë që mësues Jashari mund të kishte menduar. Dolëm nga kabineti dhe u larguam secili në drejtimin e vet. Që prej asaj dite unë jam shumë e kujdesshme me të, por edhe ai me mua. E kam pak të vështirë të dalloj tek ai njeriun që ka një afeksion ndaj meje, përveç se të mësuesit të zot, prindit, pasi ai është tek të pesëdhjetat ndërsa unë tek të shtatëmbëdhjetat. Sidoqoftë, unë, me një sjellje fëmijërore, dhe ai me

përmbajtje, kemi mbetur mësues dhe nxënëse shumë të dashur."

Kështu kaloi ajo ditë e bukur me vajzat. Kishim ngrënë, kishim pirë, kishim folur, qeshur, ishim marrë me thashetheme, por unë nuk e kisha kuptuar mirë deri në fund vizitën e vajzave. Para se të dilnin nga shtëpia, gati njëzëri ato më thanë:

- Gëzim, a do të na bësh një nder? Të lutem, mos thuaj jo! Përpiqu ta bësh këtë për ne!

- Çfarë? - i pyeta unë.

- Shiko! Neve na duhet të shkojmë dhjetë ditë para kohe në shkollë. Prindërve u kemi thënë se kemi provime për vjeshtë, por nuk është kjo arsyeja. A do vish me ne? Të lutem, mos na lër në baltë!

- Po përse do e bëni këtë? - desha të dija unë.

- Ta tregojmë kur të shkojmë në shkollë. Secilën prej nesh e pret dikush atje. Mirë? Premton?

- Mirë, - u thashë, - do të bëj të pamundurën.

Ndjehesha i lumtur. Kisha kaluar një ditë të mrekullueshme. Hapa radion dhe dëgjova lajmet e pasdites.

“Edhe sot i njëjti avaz. Armiku i klasës, lufta e klasave... Sabotimet në ekonomi. Revolucioni kinez… Pfu!” - thashë me vete,- “deri kur…”

## Mësues Jashari

U shtriva dhe fillova të mendoj për shkollën, mësimet. Në mëndje më kishte mbetur historia me mësues Jasharin që na tregoi Rudina.

“E besoja Rudinën por, gjithsesi, kisha një ndjenjë respekti të thellë ndaj mësuesit. Ai na mësonte matematikën. Ishte mësues shumë i mirë dhe unë shkëlqeja në lëndën e tij. Përveç kësaj, ai ishte edhe njeri me cilësi të tjera si mësues. Nga pamja ishte një burrë topolak, i shkurtër, me faqe të kuqe, me një natyrë të qetë e përherë i qeshur. Komunikonte shumë mirë me njerëzit dhe thurte bejte. Dinte aq shumë barcaleta sa asnjëherë nuk e dëgjova të tregonte dy herë të njëjtën. U vinte njerëzve nofka dhe ua mbante mend atyre që ua kishte vënë. Ishte shumë i këndshëm në klasë dhe ia linte rastit thirrjen e nxënësit në tabelë. Shpesh mbyllte sytë, ose bënte sikur i mbyllte, drejtonte

gishtin diku e ashtu me sy të mbyllur thoshte: - "Dil ti sheleg në dërrasë të zezë!" Orën e mësimit e bënte vërtetë të këndshme. Shpjegonte bukur dhe ia arrinte që gjërat të të nguliteshin në kokë. Nuk i ngelte nxënësit në klasë dhe, ndonëse i mbante me ankthin e përfundimit të rezultateve, të gjithë e dinin që në fund do të kalonin.

Mësues Jashari kishte një paraqitje shumë zyrtare. Përdorte parfum dhe shpesh, vajzat, kur donin ta ngacmonin, bënin sikur teshtinin nga prania e erës së fortë. Në orën e mësimit shpesh komentonte filma. Merrte pjesë në të tëra mbrëmjet e vallëzimit bashkë me të shoqen, e cila ishte një grua e pashme dhe fisnike. Kërcenin bashkë dhe bukur. Ndonëse dukej se e kalonte lehtë orën e mësimit, nxënësit merrnin dijeni të shëndosha dhe kontrollet në klasat e tij gjithmonë dilnin me rezultate të larta. Thuajse tërë nxënësit e thërrisnin njëri - tjetrit sipas nofkave që ua kishte vënë ky mësues. Interesant ishte se thuajse tek nofka e secilit gjeje diçka që i shkonte asaj. Kështu ishin "Kaceli", "Pinoku", "Struci", "Brumbulli", "Drenusha", "Dreri", "Krapi", "Minushja" etj. Çuditërisht, nxënësit nuk mërziteshin me të për nofkat që u vinte. Vetëm qeshnin. Me përjashtim

të një rasti, kur "Krapi" i tha atij: -"Mësues, mua babai ma ka vënë emrin Bashkim, dhe jo Krap!"

Mësuesi, nuk u mërzit nga ky reagim, por na bëri një fjalim të gjatë për metodat e mësimdhënies, sipas Makarenkos, ku ky i fundit i kombinonte teoritë pedagogjike me metodat individuale për të arritur tek suksesi. Dhe ai quante si suksesin më të madh, shkallën e lartë të përgatitjes së nxënësit.

U shkëputa nga kujtimet për mësues Jasharin dhe shkova tek nëna e cila ishte shumë e lumtur që atë ditë kishim pasur për drekë, në shtëpinë tonë, dy mikesha aq të këndshme.

## Kthimi në shkollë para fillimit të vitit shkollor

Meqë vajzat më kishin kërkuar, që të shkoja me to dhjetë ditë përpara përfundimit të pushimeve, u detyrova të bëja çmos që ta mbaja fjalën e dhënë. Ishte e vërtetë që mezi prisja të kthehesha në Shkodër. Jeta në fshat ishte e mërzitshme po ta krahasoje atë me bukuritë e Shkodrës, me jetën aktive në shkollë, shokët dhe

shoqet, kinematë, teatrin, mbrëmjet, e gjithçka tjetër të asaj kohe. Por edhe të ikje dhjetë ditë para kohës nuk ishte e lehtë.

Rrugën për në Shkodër e bënim në karrocerinë e një makine të mbuluar me tendë ushtarake, të tipit "Zis", të cilën e quanim "posta". Makina bënte një ndalesë në një "stacion autobusi", i cili ishte rreth 30 – 35 minuta larg nga shtëpia ime. Koha, në fund të gushtit, ishte e bukur, e kthjellët, me temperatura të larta, ku ndjehej këndshëm afrimi i flladit vjeshtor. Papritmas, dita e 21 gushtit të atij viti u gdhi me erë, reshje dhe furtunë. Kur e pa se si ishte moti atë ditë, babai këmbënguli që të mos nisesha, por ishte e vështirë të më kthehej mendja. Kisha dhënë fjalën. Mbasi e pa që nuk ia doli dot të më bindte, babai më përqafoi dhe m'u kthye:

-Epo rruga e mbarë bir! Furtuna nuk pyet për furtunë!

Aty nga ora 05:10 minuta dikush thirri tek dera e oborrit. –"A do miq o i zoti i shtëpisë?"

Nga të çarat e derës së oborrit u pa drita e një feneri. Ishte Jehona me të atin dhe Rudina me të vëllain e saj, të lagur e të bërë qullë. Nëna u

kujdes për ta. Iu ofroi çaj mali. Babai, meqë njihej me të atin e Jehonës, iu drejtua atij:

- Mor burrë! Po a të ka nxjerrë gruaja jashtë, që ke dalë kaq herët?

Ai iu përgjigj babait:- Ah mor burrë! Po atë që ta bën fëmija nuk ta bën as Perëndia! Të dy, edhe unë edhe gruaja, iu lutëm që të mos shkonin sot, por më kot.

- O ba! Po unë e kam për ters me u kthy nga rruga! Të lutem mos na pengoni! Fundja shi vere është…!

- Po hajde! Ikni tash se nuk po iu ndalon kush! Ne për të mirën tuaj e kemi. Po këta sikur kanë lënë peng të madh në Shkodër, uau!

- Ore! Që këto kanë lënë peng në Shkodër, kjo po merret vesh kollaj. Po të shpresojmë se nuk do na ngelen atje për fare, se këtë e kam merak.

- Epo, ku ta kenë kismetin, bre burrë! Kur ia ua dhamë këtë udhë duhej t'i merrnim parasysh të gjitha.

- Le të ngrihemi e të shkojmë se po filluan këta baballarët tanë muhabetet nuk kanë të sosur… Mos u mërzisni, se pa e mbaruar shkollën nuk martohem. Ju vetë a jeni martuar? Atëherë ne të tjerët përse jo? Përse të mos martohemi? Shihe

këtë babanë tim, nuk pret të mbarojë darka dhe shkon e mbyllet me nanën në dhomën e vet.

- A dëgjon, o Kreshnik Fortuna se si flet vajza! Iu është hapur goja shumë atje në Shkodër.

- Po ti Rudinë çfarë mendon? - iu drejtua nëna ime.

- Çfarë të them unë e shkreta?! Nuk mund t'i dal ndesh Jehonës, sepse ka lindur dy jave para meje dhe është një gisht më e gjatë. Hajde e dëgjoje pastaj! Me sa duket po përtoni që të na përcillni e po na vononi derisa të na ikë posta.

Nëna bëri një psherëtime shfajësimi dhe pas pak iu kthye:

- Hajde, ikni tani! Shkofshi mirë!

Aty nga ora pesë e një çerek dolëm nga shtëpia. Rudina dhe Jehona i kishin hedhur çantat në shpinë. Nëna, ashtu siç ishte, e dhimbsur, iu tha vajzave:

- Po a do t'i ngrini dot tërë ato çanta, moj bijat e mia?

Rudina siç ishte e gatshme për t'u përgjigjur iu kthye:

- O nëna e Gëzimit, po ne kemi një mësues në Shkodër e ai na thotë se nënat tona kanë qenë partizane. A ke qenë partizane ti, nëna e Gëzimit?

Partizanet kishin çanta, pushkë, gjerdanë, fishekë. Në borë e në shi, me këpucë të shqyera dhe prapë ia kanë dalë. Po ne, që jemi të reja, me tërë këto kushte të mira?

Nënës i theri në shpirt ajo fjalë për partizanët, pasi sa herë që përmendeshin ata, i kujtohej familja e saj, i vëllai dhe vuajtjet që kishte pësuar ai për shkak të tyre. Ashtu me shaka dhe me të qeshura u nisëm. Shkuam deri tek sata, ose posta, ose autobusi i linjës, që nuk kishte asnjë ngjashmëri me këtë të fundit, dhe u nisëm rrugës për në Shkodër.

Makina ishte e mbuluar me tendë. Në vend të ndenjëseve kishte disa stola druri, të cilët ishin vendosur për së gjëri në karrocerinë e "Zisit". Era e benzinës së padjegur të shoqëronte gjatë tërë rrugës dhe futej nën tendë, duke e bërë udhëtimin të padurueshëm. Për të parë se ku ishim duhej që, një prej udhëtarëve të hiqte mushamanë në pjesën e pasme dhe të shihte nëse dallonte ndonjë objekt që e kishte parë më parë. Rruga ishte tërë gropa dhe dukej sikur nga çasti në çast do të të përplasej koka tek trarët, që mbanin mushamanë. Deri diku moti ishte i keq, por pastaj, u përmirësua dhe bëri

që tymi i motorit, që përzihej me pluhurin e rrugës, të të zinte frymën.

Por edhe ashtu, jeta na dukej e bukur. Po shkonim drejt Shkodrës, qytetit me të cilin kishim rënë në dashuri. Ai qytet, përditë e më shumë, mbrunte tek ne ndjenja fisnike. Pamjet piktoreske të Liqenit, Buna, Rozafa, tërë ato vende historike, poetët, këngët e njohura shkodrane, sazet e bukura, jaret e Bik Ndojës, këngët e Luçie Milotit e të Shqyri Alushit, aktorët e mëdhenj të teatrit e të dramës, humori i pashterur, të gjitha e bënin të shumëpritur mbërritjen tonë aty.

Ndërsa i afroheshim Shkodrës, unë doja të dija edhe arsyen e vërtetë të ardhjes së parakohshme të vajzave. Pasi kishim bërë një copë rrugë, unë iu drejtova atyre:

- Po si dreqin ju shkrepi në kokë, që të vini kaq herët në shkollë?

- Gëzim! – m'u kthye Rudina, duke u munduar që të fliste pa e dëgjuar të tjerët [ndonëse aty ne nuk e dëgjonim mirë njeri - tjetrin edhe sikur të bërtisnim me të madhe]. - Ti e di, që kur dalin në bjeshkë, prindërit tanë, më parë shkojnë dhe rregullojnë stanin pastaj i marrin të tjerat.

Arritëm në agjencinë e pasagjerëve, në Shkodër, në orën tre pasdite. Në të zbritur pashë se si dy djem, Arian Beqiri dhe Sokol Palushi, u afruan menjëherë dhe i ndihmuan vajzat që t'i zbrisnin çantat. E dija, që Jehona e donte Arjanin, ndërsa Rudina Sokolin. Tani e kisha kuptuar arsyen e nxitimit të vajzave për të ardhur në Shkodër para kohe. Bashkë me këta "mikpritës" shkuam në konvikt. Hapëm rrobat, rregulluam dhomat dhe shtretërit. Ishim tmerrësisht të uritur. Megjithatë, në çantat tona gjendej gjithçka, që duhej të kishin tre nxënës shkolle. Madje vajzat kishin menduar për më shumë se kaq. Pula të pjekura, byrekë, petulla… gështenja të pjekura pogaçe, arra. Hëngrëm të gjithë së bashku. Pastaj Arjani e Sokoli na çuan në një nga lokalet tona të preferuara. Ndonëse ishte shpejt, edhe në konvikt edhe në kafene, pamë disa prej nxënësve, të cilët kishin ardhur para kohe. Ndoshta jo të gjithë për të njëjtat arsye, që kishin ardhur Jehona dhe Rudina, e unë bashkë me to, si i thonë fjalës si Muça pas daisë. Shumica mund të ishin "vjeshtukë", siç i thërrisnim ata që kishin provime në vjeshtë.

Sado që Jehona dhe Rudina më krijuan një mjedis tejet të këndshëm, gjatë atyre dhjetë ditëve të fundgushtit, kur ndahesha nga ato dhe mbyllesha vetëm në dhomën time, ndjehesha si njeriu më i kotë në botë. Ndjeja sikur pësoja një farë demoralizimi. Librat, filmat, dhe shëtitjet në pjacë nuk arrinin të ma davaritnin dot atë mërzi. Dukej qartë se diçka më mungonte. I shihja të tjerët rreth meje. E gëzonin jetën, ndoshta shumë më mirë sesa unë. Kur ndjehesha kështu, dilja dhe shëtisja rrugicave të qytetit. Pastaj i lodhur, siç isha, kthehesha, haja darkë, lexoja dhe më këpuste gjumi. Jeta ime rendte nën tiktakun e Sahatit të Madh të Shkodrës, i cili ishte bërë objekti më i dashur në atë rrethinë. Ndjeja troktijet e orëve fikse, …11..12..1..2..3 pas mesnate, hiqja librat nga duart dhe i dorëzohesha gjumit të ëmbël, që vinte menjëherë duke më zhytur në ëndërrime të pafundme djaloshare. Më pas ngrihesha, shpesh i përgjumur dhe numëroja ditët që kishin mbetur deri kur do të fillonte mësimi.

Aty nga data 26 gusht u hap lajmi se mësues Jashari ishte transferuar, gjë për të cilën nuk na erdhi hiç mirë. Vajta dhe ua tregova vajzave. Ato filluan të qeshnin me të madhe. Jehona nuk pati

turp ta ngushëllonte Rudinën. Rudina bënte sikur qante dhe ato ditë thuajse kaluan me këtë shaka.

Largimi i mësues Jasharit nuk ishte aq me interes për ne. Me interes tani ishte, kush do ta zëvendësonte atë. Kishte shumë fjalë. Thuhej se do të ishte një mësuese e re, që sapo kishte mbaruar shkollën. Një shoku ynë shkodran, që jetonte tek lagja "Arra e Madhe", na tregoi se e njihte mësuesen, madje e kishte fqinjë. Ajo kishte kryer fakultetin për matematikë me rezultate shumë të mira. Një grup shokësh, që e kishin rrethuar Almirin, fqinjin e mësueses sonë të ardhshme, e pyesnin pa mbarim: "Si është? Është e egër? E kujt është…?" Njëri ndër shokët tanë nuk ngurroi ta pyeste:

- Ej, Almir! A është e bukur mësuesja? Po emrin si e ka?

- Zana Bejleri quhet, por ajo ka pesë vjet që nuk është në shtëpi. Ka qenë me studime në Tiranë dhe rrallë e kam parë gjatë asaj kohe. Me aq sa e njoh unë, është shumë serioze, kapriçioze, madje mund të them mendjemadhe. Ecën me një krenari të tepruar dhe nuk kthen kokën as majtas, as djathtas. Të rinjve nuk ua var fare, ndërkohë që të moshuarit i respekton shumë. Këto janë fjalë që

i kam dëgjuar në shtëpinë time. Sa për e bukur? He! Tani që e pashë, kur u kthye nga studimet m'u duk se nuk ka shoqe në Shkodër.

Nuk kaluan as dy orë dhe ato që na kishte thënë Almiri morën dhenë nëpër shkollë. Dëgjova gjithfarë interpretimesh. Dikush e kishte marrë frikë ende pa e parë, dikujt i ishte nxitur kureshtja. Madje ende pa e parë atë, disa nxënës, veçanërisht të dobëtit, filluan që të merakoseshin për mësimet që do të kishin me të. Tani nxënësit flisnin me mall për mësues Jasharin. E bënin mësuesin më të mirë

Unë nuk isha prej atyre që merakoseshin për notat që do të më vinte Zana Bejleri. Isha shumë i sigurt në vetvete. Mësoja shumë dhe matematikën e dashuroja. Çuditërisht, tek unë ishte ngjallur një ndjenjë tjetër. Fjala e Almirit, se "ajo nuk kishte shoqe në Shkodër", më kishte mbetur në mend. As vetë nuk e kuptoja se si po ngulitej aq shumë brenda meje një fjalë e tillë, për një femër e cila ishte më e madhe se unë, që do të ishte mësuesja ime dhe, që nuk e kisha parë kurrë?!

Kisha filluar ta portretizoja Zanën, të krijoja një imazh të saj. Madje një natë e pashë në ëndërr. E tmerrshme! Ishte shumë e shëmtuar. U

zhgënjeva pa masë. U zgjova i drobitur: "Ajo u turpërua kur nxënësit qeshën me shëmtirën e saj dhe doli nga klasa." E tmerrshme! Edhe unë kisha ikur me ëndrrën time, jo nga klasa por nga kjo botë.

Aty nga ditët e fundit të muajit, numri i nxënësve nisi të shtohej me shpejtësi. Shumë prej tyre vinin nga rrethe të largëta pasi donin që të zinin vende sa më të mira në konvikt. Tani dita e fillimit të vitit të ri shkollor po afrohej dhe bashkë me të edhe vënia e mësuese Zanës në qendër të vëmendjes sonë.

## Mësuese Zana

Gjithçka u bë e qartë ditën e parë të shkollës. Mësues Jashari kishte ikur në një shkollë tjetër. Në vend të tij ishte Zana Bejleri. Çuditërisht, ishin shkodranët ata që nuk e pritën mirë ardhjen e saj në shkollën tonë. I pamë tërë arsimtarët tek erdhën në atë ditë fillimi. Zana ende nuk po shfaqej. Mësimi do të fillonte më 2 Shtator, ndërkohë që në datën 1 gjithkush ishte i zënë me

problemet e vendosjes në konvikt, në klasë dhe bankë.

U rreshtuam para shkollës. Dita ishte e mrekullueshme, e freskët, me një diell që të ngrohte shpirtin. Të gjithë nxënësit, si konviktorë, si të jashtëm, ishin grumbulluar secili në rreshtin e klasës së vet. Vërtetë ngjante si një ditë feste. Secili ishte munduar që të vishej sa më bukur. Pas kaq muajsh pushime, dëshira e çdonjërit prej nesh, për të takuar shokun ose shoqen, e bënte edhe më të gjallë atë atmosferë. Shumë i thërrisnin njeri-tjetrit me emër, por kishte nga ata, që përdornin nofkat e vëna nga mësues Jashari. Dikush i tërhiqte vërejtjen tjetrit për letrën që i kishte premtuar t'ia dërgonte por që nuk e kishte mbajtur fjalën. Kishte edhe prej atyre, që këmbenin vështrime tinëzare…

Për të vënë një farë rregulli, në tërë këtë entuziazëm, u desh ardhja e mësuesve pranë secilës klasë. Tërhoqën vërejtjen për qetësi dhe, më pas, të tërë u ngjitën në platformën para nesh. Ishin rreth 50 apo 60 arsimtarë, të cilët u vendosën në dy anët duke e lënë drejtorin në mesin e tyre. Menjëherë ra një heshtje sa dukej sikur nuk kishte frymë të gjallë aty.

Siç ishte tradita, fjalën e mori drejtori i shkollës, i cili u uroi mirëseardhjen nxënësve, mësuesve dhe tërë personelit të shkollës, për fillimin e vitit të ri shkollor 1972-1973. Ai foli edhe për rëndësinë që kishte ai vit shkollor, pa harruar të përmendte direktivat e Partisë, zbatimin e mësimeve dhe mbarëvajtjen në çdo fushë të jetës, në shkollë. Më pas ai u largua. Pasoi një rrëmujë. Ra zilja e orës së parë. Nxënësit vërshuan secili drejt klasës së vet. Edhe ne u futëm në klasën tonë. Kundërmonte erë gëlqereje e sapo lyer. Njëri nga shokët e klasës jo pa habi dhe naivitet pyeti:

- Si ore nuk na paska ardhur mësuesja e re?!

Një tjetër ia priti:

- Po ore ka ardhur, unë e pashë me sytë e mi.

Pas kësaj pasoi hyrja tërë vrull e mësuesit të biologjisë, me regjistrin në dorë. Përshëndeti dhe na pyeti për pushimet verore. Dikush nga fundi e pyeti:

-Mësues, a ka ardhur një mësuese e re në vend të mësues Jasharit?

- Po, - qe përgjigja. - Kur keni orë matematike?

- Orën e dytë.

- Atëherë prisni sa të fillojë ora tjetër!

Ra zilja e pushimit, pastaj ajo e orës së dytë të mësimit. U ulëm nëpër banka si asnjëherë, para se të hynte mësuesi dhe po prisnim si lepuj me duart e vëna mbi banka dhe me mjekrat mbështetur mbi to. Sakaq u hap dera e klasës dhe hyri Drejtori i shkollës, i cili i dha udhë mësueses. Klasa u ngrit në këmbë. Drejtori, siç e kishte zakon, foli shkurt e saktë:

- Siç e dini, mësues Jashari tashmë është transferuar në një shkollë tjetër. Në vend të tij do të jetë mësuesja Zana Bejleri. Zana vjen nga një familje e vjetër shkodrane, me tradita të vyera shqiptare. Ka mbaruar Gjimnazin e Shkodrës ndërsa të Lartën në Tiranë, me rezultate të shkëlqyera dhe është diplomuar "Mësuese matematike".

Pastaj u kthye nga Zana dhe i tha:

- Urime Zana! Faqebardhë!

Drejtori, pasi na kërkoi që të silleshim mirë me mësuesen, u kthye nga dera dhe iku. Ne u ngritëm në këmbë. Mësuesja na hodhi një vështrim të gjithëve. Pastaj urdhëroi:

- Uluni!

E hodhi regjistrin që nga larg, mbi tavolinë. Heshtjen, që kishte pasuar largimin e drejtorit, e

prishi zhurma që la pas përplasja e regjistrit, e cila la një ndjenjë jo të mirë tek ne. Ishte shpejt ta dallonim nëse kjo përplasje ishte shenjë nervozizmi, mendjemadhësie, kapadaillëku, nënvlerësimi, presioni, fudullëku, apo thjesht një mungesë kujdesi e mësueses.

Për rreth dy-tre minuta në atë klasë, gjithçka iu nënshtrua vështrimit të saj të rreptë; nxënësit, hartat në mure, orenditë, disa pajisje nëpër rafte, mjetet mësimore… dërrasa e zezë, shkumësat, madje këtij vështrimi nuk i shpëtoi dot as portreti i udhëheqësit, i cili gjendej në çdo klasë, korridor, laborator e gjetkë.

Pasi bëri një rrotullim të trupit ajo pyeti:

- Kush është kujdestari i klasës këtu?

U ngrita dhe i thashë i qetë:

- Unë jam, mësuese.

- Si quheni?

- Gëzim.

- Mbiemri?

- Furtuna.

Më shikoi me një lloj kërshërie. Si duket i bëri përshtypje mbiemri. M'u duk sikur e përsëriti me vete mbiemrin tim, por nuk nxori zë.

- Furtuna! A mungon njeri sot në klasë?

- Jo mësuese. - iu përgjigja. - Të gjithë janë të pranishëm.

- Atëherë po filloj me thirrjen e emrave. Ai, që dëgjon emrin, të ngrihet në këmbë, të përgjigjet shkurt dhe saktë dhe, të ulet!

Ajo filloi të na thërriste në bazë të renditjes alfabetike që kishte regjistri, duke i shoqëruar emrat me pyetjet e mëposhtme:

- "Nga je? I ke prindërit? Ke motra dhe vëllezër? Ku punojnë?"

Ora mbaroi thuajse në të njëjtën kohë me mbarimin e pyetjeve dhe përgjigjeve të bëra nga mësuese Zana. Me të rënë zilja, ajo mori regjistrin dhe para se të ikte lëshoi një fjalë, në formë urdhërore, e cila nuk u prit aq mirë nga klasa:

- Harroni nofkat e mësues Jasharit, heronjtë e romaneve, lojërat e tepërta…!

Sapo doli, filluan komentet nga klasa. Njëri nga shokët tanë tha se tani kishim rënë në usta. Tjetri shtoi se me sa duket edhe ajrin do ta kishim me racion tani e tutje. Ndërsa Rudina shtoi:

- E ka për herë të parë. Kështu duket në fillim. Por edhe kjo do të zbutet.

Pasuan të qeshura, sado që dukej se një ndjenjë pakënaqësie i kishte kapluar të gjithë.

Sidoqoftë, ndoshta unë isha i vetmi, që ato dyzetepesë minuta, të asaj ore mësimi, m’u dukën sikur kaluan pa u ndjerë dhe lanë pas një ndjenjë të mirë. Mbaroi ajo ditë mësimi dhe, për çudi, gjatë orëve të studimit, që pasuan në mbrëmje, nuk ndjehesha aq i përqendruar. Thellë, në pavetëdijen time, lëvizte hija e asaj mësueseje pedante, korrekte, serioze, të kulturuar, autoritare… Veçanërisht, më bëri përshtypje, thjeshtësia e saj në të veshur, që i shkonte aq shumë asaj femre, për të cilën unë mund ta thosha me plot gojën se ishte më e bukura që unë kisha parë ndonjëherë deri në atë kohë. Orët e studimit u shoqëruan me komente rreth saj. Vura re se nuk kisha dëshirë të dëgjoja tek hidheshin fjalë, të cilat nuk më dukeshin të denja për të.

Ditën tjetër, erdhi radha e orës së dytë të mësimit me mësuese Zanën. Ajo hyri në klasë, hodhi një vështrim të shpejtë, dhe papritmas shqiptoi mbiemrin tim:

- Furtuna! A mungon kush në klasë sot?

- Jo, shoqja mësuese! Askush.

Ajo nxori nga çanta ditarin e mësimit dhe e hapi mbi tavolinë. Pa disa sekonda dhe vijoi:

- Gjatë kësaj jave do të bëjmë një përsëritje të mësimeve që keni marrë vitin e kaluar, si dhe do t'ju pyes për të pasur një ide se ku jeni me programin e atij viti.

Në mur tani ishte një dërrasë e zezë si prej guri apo graniti, e cila kishte zëvendësuar dërrasën e vjetër prej druri, që ndoshta kishte qëndruar e varur prej më se njëzet vjetësh, në atë mur ballor të klasës. Dukej se vetë mësuesja ishte interesuar që ajo të ndërrohej. Në tabelën e re shkruhej me shkumës thuajse më mirë se në një letër. Ajo nxori nga çanta disa shkumësa me ngjyra. Bëri një shpjegim të përgjithshëm të parimeve që i kishim mësuar gjatë viti të shkuar. Shpjegimet ishin shumë profesionale, të qarta, shkencore dhe të kuptueshme. Nuk pyeti njeri, por na paralajmëroi se orën e ardhshme do ta bënte këtë. Ra zilja, doli nga klasa. Diskutimet për të vazhduan edhe pas kësaj ore.

Ora e provës me Zanën do të vinte ditën e tretë të shkollës, në orën e tretë të mësimit me të. Ajo hyri në klasë me vrull. Tani ishim mësuar me mënyrën se si e hidhte regjistrin mbi tavolinë.

- Do të pyes tre nxënës sot. - tha ajo. -A jeni përgatitur?

Ra një heshtje në klasë. Me sa duket ajo e kishte menduar që më parë se kë do të pyeste. Pa mbi ditarin e saj dhe pastaj tha:

- Le t'ja fillojmë me Furtunën. Ju nuk e keni zgjedhur më kot kujdestar atë, apo jo?!

U nisa ngadalë, por i sigurt drejt dërrasës së zezë. Iu përgjigja çdo pyetje të saj me saktësi dhe në mënyrë të përmbledhur. Pasi më dëgjoi, më tha:

-Furtuna, nuk po të vë notë sot. Do të kemi kohë për këtë. Megjithatë, shumë mirë.

- Mësuese, për këto mësime jam vlerësuar vitin e kaluar. Pres të vlerësohem për mësimet e këtij viti. Faleminderit! - I thashë dhe u ula.

Vura re se kjo nuk shkaktoi një ndjenjë të mirë tek mësuesja. Më pa drejtpërsëdrejti në sy për disa sekonda dhe më tha të ulesha. Pyeti edhe dy - tre nxënës të tjerë. Ora mbaroi. Ajo mori regjistrin dhe iku.

Zana Bejleri ishte një mësuese që, për nga mosha, ishte afërsisht tre vjet më e madhe se unë. Dukej se mbarte hiret e familjes nga vinte, me krenarinë e një vajze të bukur dhe qëndrimin e prerë të një mësueseje të aftë matematike. Shumë

shpejt, ajo filloi të krijonte portretin e vet, të mësueses së respektuar prej nxënësve...

Koha po kalonte dhe unë ndjeja se zbrazëtira që kishte formuar mungesa e një vajze në jetën time sa vinte e zmadhohej. Aty nga fundi i vitit të tretë të studimeve kisha menduar se do të ishte mirë që edhe unë të kisha dikë, që do të ishte më e afërt në jetën time. Megjithatë, nuk shihja ndonjë që të më mbushte syrin. Ose ndoshta shtangia, pasiguria, frika që më karakterizonte, më bënte të mendoja se asnjë nuk ishte aq e mirë sa do të desha unë. Më dukej si ajo dhelpra në përrallën me rrushin. Nuk e kuptoja mirë, a isha unë që nuk arrija dot deri tek një vajzë, në të cilën të më flinte zemra, apo vërtetë nuk kishte një të tillë, që të meritonte zemrën time, në atë shkollë. Çuditërisht ndjeva se tërë ajo brengë e pa-emër që më mundonte kishte filluar të transformohej në formën e një lakmie të paqartë për mësuese Zanën. Sa herë që ajo hynte në klasë, unë e humbisja qetësinë. Më dukej se më përshkonte një drithërimë. Kisha emocion, shpërqendrohesha për pak çaste. Mësuese Zana vishte rroba të ndryshme thuajse çdo ditë, gjë që e bënte edhe më interesante dhe më të ndryshme. Në mendjen

time lëvizte imazhi i saj i ditës së parë. Mësuese Zana, e gjatë mbi një metër e shtatëdhjetë cm, me trup të drejtë, me një harmoni trupore dhe një profil që të bënte menjëherë ta lakmoje. Fytyra e saj ishte e pastër, me forma shumë të rregullta dhe, me gjithë qëndrimin e saj prej mësueseje matematike, prapëseprapë në të lexohej një farë pafajësie. Vetullat i kishte harkore, të tilla, që dukej sikur dekoronin tërë atë fytyrë engjëllore. Sytë i kishte me bisht dhe qepallat shumë të gjata. Hundën e kishte të drejtë, me një formë pak të ngritur, që e bënte edhe më të bukur. Dhëmbët i kishte të bardhë si bora dhe shumë të rregullt. Buzët të mbushura dhe nga natyra, shumë të kuqe. Mjekrën e kishte në një formë vezake, që zbriste me një harmoni klasike drejt një qafe të gjatë ku spikaste ajo lëkurë e pastër pa asnjë damar të dalë në pah. Gjoksi i saj ishte aq në harmoni me trupin e zhdërvjellët, sa dukej sikur ishte vënë aty si në një statujë klasike. Mënyra se si e lëvizte gjoksin të bënte të mendoje se asgjë nuk i mbulonte gjinjtë e saj, përveç bluzave të bukura, nganjëherë prej mëndafshi, që vishte ajo. Flokët ishin një element tjetër, që e bënin Zanën të binte edhe më shumë në sy. Ngjyrë gështenjë.

Ato, kur nuk i lidhte, i mbulonin thuajse tërë shpinën deri në mes, ndërsa kur i kapte ose i bënte gërshet, i jepnin një pamje tjetër, edhe më të veçantë. Ishte meshollë dhe dukej sikur ajo vetë, e tëra, ishte gdhendur nga Fidia me forma aq harmonike sa do të gjendeshin vetëm në nimfat e himnizuara të antikitetit. A ishte vërtetë kështu, apo ky ishte produkt i vlerësimeve të mia? Nuk e di! Kishte këmbë të vogla dhe i hidhte hapat shpesh, duke bërë një ecje elegante si ato të drenushave. Mbante një zinxhir të hollë floriri në qafë, me një medaljon në formë zemre, të cilin e mbante të varur thuajse në gropën e fytit. Dhuratë e gjyshes së saj, që ia kishte dhënë kur kishte mbaruar shkollën. Ajo që dua të them është se, unë kështu e shihja atë. E kundroja, dhe sa më shumë e bëja diçka të tillë, aq më shumë më prishej qetësia, aq më shumë ndjeja se po rrëshqisja në një botë surreale, në një botë që ishte larg, shumë larg prej asaj ku unë isha lindur e rritur, e cila më priste të kthehesha përsëri, në një kohë jo shumë të largët. Atëherë më lindnin pyetje, të cilat nuk mundesha ose shpesh nuk dëshiroja t'u përgjigjesha: "Kush jam unë? Sa vjeç

jam unë? Nga vija e ku do të shkoja? Cili do të ishte raporti im me të…?

E ndjeja se një ndjenjë e thellë po më çonte drejt saj, por nuk dija t'i vija emrin e vërtetë. Kisha rënë vërtetë në dashuri me të? A isha vërtetë i marrosur aq keq pas saj? Me kë, me mësuesen time? Më duhej ta ndaja këtë brengë me dikë. T'ua tregoja vajzave, Jehonës e Rudinës? Si do ta prisnin ato këtë? M'u duk sikur dëgjova të qeshurat e tyre dhe qesëndinë që e pasoi këtë: "Hajde Gëzim Furtuna hajde! Ku të rrifka ty?! Merre kazmën e rrëzoje Taraboshin më mirë!" do më thonin ato.

Ndërkohë Zana vazhdonte punën e saj me saktësinë e një roboti. Ndërsa unë, gjithnjë e më shumë ndjeja një drithërimë, kur ajo hynte në klasë. Pësova një rënie të lehtë në mësime. Jo se nuk arrija të merrja notën maksimale, po sepse bëja shumë përpjekje për të arritur aty ku më parë arrija pa ndonjë mundim të madh. Nuk më tërhiqnin më, aq shumë si më parë, as aktivitetet dhe as mbrëmjet e vallëzimit. Madje as Jehona me Rudinën nuk më englendisnin dot si më parë. Më në fund vendosa të përdor njërën nga format më të padënueshme të provokimit ndaj mësueses

time, vështrimin ngultas tek format e saj të bukura dhe, pse jo, edhe në sy. Kështu m'u duk se vendosa një farë paqeje me vete time. Fillova të fle më mirë, të lexoj më shumë, të përparoj në mësime. Mësuesja më pyeste rrallë në mësim dhe unë i përgjigjesha shkëlqyeshëm, çdo herë.

Një ditë, na dha dy ushtrime për t'i bërë. Për mua ishin të lehta që të dyja, por njërën nuk e bëra me qëllim. Kur mësuesja ma ktheu fletën e ushtrimit, më kishte bërë një shënim në anë të letrës: "Përse nuk e ke bërë ushtrimin e parë?" Megjithatë më kishte vënë notën dhjetë dhe në krah të letrës me një laps të kuq më kishte shkruar fjalët "vetëm ti". Atyre nxënësve, që kishin lënë një ushtrim pa bërë, iu kishte vënë notën shtatë, ndërsa mua dhjetë. E pashë atë letër, e pashë… e pashë… Sytë më ishin ngulur tek ato dy fjalë, "vetëm ti?" Çfarë do të thoshte kjo, "vetëm unë"? Vetëm unë nuk i paskam bërë detyrat? Jo! Këtë nuk e kishin bërë edhe të tjerë. Vallë a ua kishte shkruar edhe atyre kështu? Pashë dy ose tre prej provimeve të shokëve? Jo! "Vetëm ti" gjendej e shkruar vetëm në fletën time të ushtrimit. Më kapën emocione të habitshme, më filluan shqetësimet. Isha munduar, që Zana të mos e

kuptonte se si e kundroja, madje e kisha bindur veten se ajo nuk kishte vënë re asgjë. Ende nuk e dija thënien e Pushkinit se "një femër, edhe në se është 100 hapa para një mashkulli, prapëseprapë e kupton vëzhgimin e tij." Më vonë e mora vesh se të dy e kishim vëzhguar njëri - tjetrin. Të nesërmen e ditës së fjalës "vetëm ti" prita të dalloja ndonjë reagim të saj. Nuk vura dot re asgjë. Gjithçka ishte si dhe më parë. Në Maj bëmë edhe një provë tjetër ushtrimesh. Ishte një detyrë klase treorëshe. Kishim dy probleme dhe katër ushtrime. Unë përsëri, me qëllim, nuk i bëra dy ushtrime. Përsëri kisha marrë notën 10, dhe po ashtu, të njëjtin shënim, "vetëm ti". Pas nëntë muajsh si nxënës i saj, më në fund e hapa gojën dhe i thashë si në mirëbesim:

- Faleminderit mësuese!

Ajo nuk deshi të arsyetonte fjalën "faleminderit" por vetëm tha: "Ne shkodranët e themi një fjalë, 'nuk shitet barra e sheqerit për një okë krypë.'

Tani vija re se si mësuesja e ulte shikimin sa herë që vështrimet tona ndesheshin. Më dukej sikur ajo trembej, ndërsa unë dridhesha. Më duheshin shumë përpjekje, që këtë gjendje ta

fshihja, jo vetëm nga mësuesja, por edhe nga shokët dhe shoqet e klasës.

Shoqëria ime me Jehonën e Rudinën ndoshta ishte më e veçanta në tërë shkollën. Të tërë e dinin se nga vinim dhe si shkonim. Papritmas pashë një afrim disi më të veçantë të Zanës me Rudinën e Jehonën, në raport me nxënëset tjera.

Viti shkollor 1972-1973 mbaroi. Më datën 28 Qershor do të kthehesha në shtëpi për pushimet e verës. Kisha vajtur tek e ashtuquajtura "posta", që do të më çonte në fshat. Gëzimi për të shkuar pranë familjes përcillej nga një ndjenjë e pashpjegueshme dhimbjeje, për një ndarje, e cila në fakt nuk e dija nëse do të mund të quhej e tillë. Po bëhesha gati që të hipja, kur papritmas ia behu Zana Bejleri me një shoqen e saj. Kur më pa, bëri sikur u habit.

- Si kështu, a sot je duke ikur? A të gjithë po ikni? Epo mirë! Pushime të mbara! Kënaquni dhe ejani me forca të reja!

Na e dha dorën të gjithëve. Unë po ia shtrëngoja dorën për herë të parë. Më shkuan mornica. Edhe dora e saj m'u duk e djersitur. Por, më shumë se kjo, më bëri përshtypje mënyra se si më vëzhgoi shoqja e saj. Ndonëse e shihja për

herë të parë, m'u duk sikur ajo po më shihte ngultas sikur donte të hetonte diçka tek unë.

U nisëm nën kolovitjet e makinës, uturimën e motorit dhe erën e rëndë të benzinës, që futej si shtëllungë nga ana e pasme e tendës së "postës" tonë. Por as këto kushte, as zërat e shokëve dhe shoqeve që bërtisnin e aq më pak dëshira për të shkuar ku isha nisur, nuk më shkundnin dot nga ëndrra me sy hapur që po shihja. Ëndërr me Zana Bejlerin. Mësuesen time. Imazhi i saj tani më kishte kapluar dhe më kishte përhumbur diku larg, në një botë që largohej me shpejtësinë e asaj makine gjytyryme. Ishte Jehona, që më bëri të përmendesha dhe që po më thoshte: "Hej! Nuk është vend i mirë për të fjetur këtu!"

- Zbrit! - më tha, - Erdhëm!

Vërtetë kishim arritur! Pashë orën. Ishte katër pasdite.

M'u duk se kisha bërë udhëtimin më të bukur, më të qetë, më të këndshëm në jetën time. I tëri në një ëndërr.

## Fermat e prindërve të mi

Atë verë, gjendja e prindërve të mi kishte ndryshuar në një farë mënyre. Me shëndet nuk ishin keq. Por, jeta tani bëhej pa tokë e bagëti, dhe me këtë po mësoheshin ngadalë – ngadalë. Babai merrej me bletari, si e vetmja pronë, e cila nuk ishte ndaluar ende. Numri i koshereve të bletëve kishte arritur në dyzet. Nëna merrej me pulat dhe nuk e dinte mirë numrin e tyre. Në çdo cep të oborrit gjeje furriqe dhe vezë. Po ashtu, zogjtë e vegjël zbukuronin oborrin. Mjalti, dylli, vezët, mishi i pulës gjendeshin me bollëk. Motrat vinin shpesh dhe sillnin edhe ato gjëra të ndryshme. Tani ishin gjashtë vetë, nëna dhe katër motrat, që mendonin thuajse vetëm për mua, se si të më kënaqnin më shumë, se si të ma bënin jetën sa më të bukur. Unë lexoja romane e novela, e sidomos, biografi njerëzish të shquar, që më pëlqenin pa masë. Në të vërtetë nuk isha i dhënë pas letërsisë, sado që merrja nota të mira. Pasioni im ishte matematika. Tani ky pasion ishte lidhur shumë edhe me emrin e asaj që e jepte këtë lëndë. Vullneti dhe dëshira për këtë lëndë më ishte katërfishuar. Kushtet që më ishin krijuar atë verë nuk kishte se si të ishin më të mira. Por

prapëseprapë nuk gjeja qetësi. Më dukej se e tëra kjo ishte e lidhur me Zana Bejlerin, atje në Shkodrën e largët. Tani nuk më rrihej më në shtëpi.

Një ditë shkova tek Jehona dhe Rudina. Ato i kishin shtëpitë afër njëra-tjetrës. Të parin takova Gencin, vëllain e Rudinës, pastaj me radhë, nënën e Jehonës e atë të Rudinës. Disa prej tyre i njihja, por, natyrisht jo të gjithë. Më pritën me shumë dashuri. Erdhën gratë, u takuam me vajzat. Flisnin me mua sikur më kishin parë shumë herë. Shumica e njerëzve të shtëpisë ishin në punë. Qëndrova aty tre-katër orë. Pastaj hëngrëm drekë tek Jehona. Pas drekës, disa prej njerëzve të shtëpisë shkuan në punë. Thuajse të gjithë ikën, kështu që mbeta vetëm me vajzat. Brenda vetes ndjeja një nevojë për të ndarë shqetësimin që më gulfonte, me Jehonën dhe Rudinën. Po, a duhej apo jo? Po a thua se do t'i thoja ndonjë sekret atyre?! Ende pa hapur gojën, Rudina pa një pa dy ia priti:

- Gëzim, ti ke diçka me mësuese Zanën!

O Zot! M'u duk sikur Rudina shqiptoi fjalën dhe emrin më të bukur në botë, emrin më magjik, dhe një emër, i cili gjithsesi ishte tabu, që nuk

duhej përmendur, të paktën jo në këtë kontekst. E megjithatë, ajo ma lehtësoi shumë punën. Kisha nevojë ta bisedoja me dikë dhe ja tek ishte hapur biseda.

- O Gëzim, sa i padjallëzuar që je mor vëlla! Po ti nuk i njeh femrat. Ato e fusin djallin në shishe. Femrat ta lexojnë mendimin në ballë ende pa e shprehur. Gëzim, ti je një libër që lexohesh kollaj. Kur hynte Zana në klasën tonë, ty të ndryshonte pamja fare, zverdheshe. Kur ajo shpjegonte mësimin, ti e vendosje fytyrën në mes të duarve dhe e shihje Zanën ngultas drejt e në sy. Dukej se nuk ishe i qetë dhe as i përqendruar në mësime. Madje edhe me ne silleshe më indiferent. Zana e ruante shikimin prej teje. Vazhdimisht i rrëzonte sytë dhe mbyllte qepallat. Ajo u afrua me ne më shumë se sa me shoqet e saj shkodrane. Çfarë kishim ne të veçantë, që ajo të afrohej me ne më shumë se me tjerat? Mos vallë, ajo tek ne, dy fshatare, gjente më shumë gjëra të përbashkëta se sa tek vajzat e qytetit të saj? Apo kishte një arsye tjetër, se ne jemi shoqet e tua? Po tek makina, vërtetë thua se e solli rasti, që ajo u gjend aty, kur ne po niseshim? Po shoqen e vet përse e kishte marrë me vete?

- Gëzim, në të vërtetë, unë dhe Rudina jemi bërë pengesë në jetën tënde si djalë i ri që je. Me sa duket, duke të ndenjur shumë afër, të kemi bërë edhe më të ndruajtur. Si duket, ne të paskemi ruajtur për Zana Bejlerin. E ku ka më mirë!

U mundova të bëja një farë apologjie, të fshihesha pas gishtit tim dhe t'i bindja, që për tre vjet, unë nuk kisha bërë as përpjekjen më të vogël për të pasur një vajzë në jetën time.

- Pastaj unë jam edhe i fejuar. Këtë unë nuk mund të mos e kem parasysh gjatë jetës time në shkollë. Nuk dua të bëj askënd fatkeq.

Fjalia e fundit sikur nxiti një valë të qeshurash tek të dyja. Ato kishin avancuar aq shumë në atë qytet, sa një fejesë e tillë për to ishte gjëja më absurde, që mund të mendonin. Ato as që mund ta shkonin nëpër mend që unë një ditë do të martohesha me shkuesi. Aq më tepër, kur ato e dinin se unë kurrë nuk e kisha parë atë vajzë, më të cilën mendohej se unë do të shkoja jetën. Ndërsa unë vetë nuk e dija ende se çfarë mendoja për këtë gjë të jetës time. Unë kurrë nuk e kisha parë atë. Nuk dija as çfarë mendoja unë për atë dhe as çfarë ndjente ajo për mua.

Biseda u kthye përsëri tek Zana Bejleri. Vajzat thuajse kishin perceptuar gjithçka timen, që ishte lidhur me të. S'kishte nevojë që t'u thoja asgjë. Vetë nuk pranova dhe as mohova asgjë. Iu luta që këtë bisedë ta bënim në Shkodër, kur të ktheheshim. Pamë se dita po shndërrohej në natë. Më përcollën deri në rrugën kryesore. Në atë rrugë pashë që po vinte një "Gaz 69" i përcjellë nga tymnaja e pluhurit, që lëshonte prapa. Si pa dashur pyeta:

- Po ky kush është tani, me këtë makinë?

Jehona, siç ishte hazër xhevap, ia priti:

- Është burri i nënës, Kryetari i Kooperativës bujqësore.

- Po pse, Zeneli është bërë me makinë?

- Po, - vazhdoi ajo, - i kanë dhënë një makinë, që është prodhuar që në kohën e Car Nikollës. Më shumë e shtyjnë nga prapa se sa që e tërheq veten.

Qesha me vajzat. Makina erdhi dhe u ndal pranë nesh. Zeneli zbriti nga makina e na dha dorën. Më pyeti për babanë dhe pastaj, zgjati krahun e tij dhe duke më fërkuar shpatullat, më përshëndeti, i hipi makinës dhe vijoi në punë të vet.

## Zakone të egra

Dy - tre ditë pas vizitës që kisha bërë tek shtëpia e vajzave, ose tek lagjja e "Çunëve" siç quhej, babai më thirri dhe më tha:

- Gëzim, ti tash je bërë burrë, je nëntëmbëdhjetë vjeç. Po të mos kishe shkuar në shkollë do të ishe i martuar tani. Ndoshta do të ishe edhe me fëmijë. Ty ende nuk të njohin njerëzit e të fejuarës tënde. Ata kanë dëshirë të të shohin. Veçanërisht nëna dhe motra e Shpresës. Do të shkojmë atje, do rrimë dy - tre orë, do hamë një drekë dhe do kthehemi.

Ç'të bëja? T'i ktheja babait fjalën? Isha krejtësisht i pavendosur. Babai më kishte fejuar me Shpresën. As që mund t'i shkonte mëndja ndokujt se unë do ta refuzoja atë fejesë. As vetë nuk shihja ndonjë arsye të fortë. Të ishte vërtetë Zana, që po hynte tek unë? Por ishte aq idilike, aq e largët, aq e paarritshme, madje aq aventureske, sa unë isha krejtësisht i papërgatitur për një gjë të tillë! Gati sa nuk i thashë vetes: "Po puna e Zanës është thjesht një përrallë." Brenda meje po

grindeshin përralla "Zana", që e njihja dhe e panjohura "Shpresa", që nuk e kisha parë kurrë. Të dyja ishin aq të kundërta sa ç'ishin edhe të ngjashme. Ishin të dyja enigmat, që po futeshin në jetën time. Njërën e kisha lënë prapa dhe nuk e dija a më priste, tjetra ishte përpara dhe nuk dija se si ishte. Unë isha përhumbur në këtë përplasje mendimesh e ndjenjash dhe gati kisha harruar që babai po më priste për një përgjigje. Zëri burrëror i babait më goditi në timpanin e veshit si një çekiç, sado që ishte i butë dhe prindëror:

- Gëzim, bëhu gati me motrën tënde të shkojmë! Çdo gjëje i vjen koha e vet. Edhe kësaj pune i erdhi!

U bëra gati. Bashkë me babanë, dhe Shkëndijën, motrën time, u nisëm për tek miqtë. Rruga për në Gegë ishte rreth një orë larg. Kjo ishte vizita e parë dhe, në të vërtetë, ky ishte edhe një farë zyrtarizimi i fejesës sime, pasi deri atëherë asnjë ceremoni nuk ishte bërë. Një herë patën ardhur njerëzit e Shpresës, por ajo ishte thjesht sa "për të këputur fjalën" siç i thonë.

Rruga ishte e pambajtur, por e bukur, pasi kalonte mespërmes korijesh, zabelesh, arash, anës së një lumi dhe nuk të bënte të mërziteshe, pasi

nuk kishte asnjë farë monotonie. Diku në një anë të saj gjendej një lis paje, i madh, shumëshekullor, pranë të cilit buronte ujë i ftohtë si akulli. Uji rridhte nëpër një lug shumë të vjetër, të myshkur, që e bënte vjetërsinë e tij edhe më të pranishme. Ai burim quhej "Kroni i Mrizit" pasi aty, pranë ujit dhe në hijen e lisit, mrizonin njëqind kokë dele. U ulëm tek ai krua. Të tre, siç ishim, i lamë duart me ujin e ftohtë, pimë ujë, u freskuam dhe pushuam pak. Babai kishte zakon që mbante një palë dylbi me vete sa herë që shkonte larg. Ai i nxori ato nga kutia dhe i drejtoi përkundrejt majave të alpeve. Në vrimën e qelqtë të dylbive afroheshin, sikur i kishe dhjetë metra larg, bjeshkët e Shkëlzenit. Në një luginë dalloheshin rrëzat ende të mbuluara me dëborë, më tej një stan, pak më tutje një tufë delesh… pastaj rudinat, çetinat, pishat, një bukuri e rrallë jete baritore në atë verë të atij viti.

- Sa bukur duket atje! - i thashë babait. - A do të shkojmë ndonjëherë?

Babai psherëtiu dhe filloi të na tregojë për atë vend. Dikur, ajo kishte qenë bjeshka, ku familja jonë kalonte muajt e verës. Ishte vend shumë i bukur. Por ndodhi një ngatërresë me

bashkëfshatarin tonë aty. Ngatërresa shkoi aq keq sa një njeri u vra. Në të vërtetë vrasja u bë pa dashje. Por që atëherë fisi ynë, Furtuna vendosi që të mos dilte më ndër ato bjeshkë.

- Po si na ka mbetur ne ky mbiemër, Furtuna?

- Hë? Po, mor bir! Dikur mbiemri ynë ishte Ndreu. Thonë që shumë breza më parë, një prej kryefamiljarëve tanë quhej Nikë. Nika ishte një njeri që kishte qejf të vishej, të mbante kalë shale të mirë, të shëtiste, por jo të punonte. Nën drejtimin e tij familja kishte filluar të binte ekonomikisht. I ati i Nikës, që në atë kohë ishte në moshë të thyer, kur e shihte të birin ashtu, mërzitej. Një ditë, në një kuvend burrash, Nika kaloi me kalin e tij aty pari duke galopuar me shpejtësi të madhe. Plaku, që ishte ulur aty ia pat: “Hajt ku je bre Nikë Furtuna! Se furtunë je ba vetë, e furtunë ma bane edhe pasurinë!“. Që prej asaj ditë, njerëzit filluan t’i thërrisnin Nikës, me këtë mbiemër dhe kështu na ngeli mbiemri “Furtuna”.

- Po ky Nika na paska lënë mbiemër të bukur prapëseprapë. Po gjyshi që këndonte me lahutë në shtëpinë tonë? Sa të bukur e kishte atë lahutën dhe sa bukur që i këndonte!

- Po, bir. - m'u përgjigj babai,- gjyshi këndonte me lahutë. Ai i binte vetë lahutës dhe po vetë i këndonte. Merrte fije nga bishti i kalit dhe i përdorte si tela të lahutës. Pastaj, pasi i shtrëngonte mirë, ose i akordonte siç i thonë sot e ia fillonte këngëve aq të bukura të kreshnikëve. Në të vërtetë, ai të gjitha këngët i fillonte me të njëjtat rreshta:

*"Lum për Ty more Zot i lumi Zot,*
*Nuk jem kanë, po Zoti na ka dhanë."*

- Më pas ai mund të këndonte edhe dy orë duke rreshtuar me qindra vargje ku përshkruheshin Krajlët e Serbisë, koka të prera, Kreshnikët e Jutbinës hipur mbi gjoga të bardhë, Muja e Halili, Dizdar Osman Aga, Ajkune Devojka e zënë peng tek Krajli, Dylbere Ngjelina, Sarajet e Krajlit të djegura e të bëra shkrumb e hi, Kullat e Mujës të rrënuara, beteja e Mujës me Balozin e detit, Lugjet e Verdha, Zanat e Malit që e ushqenin Halilin e Vogël për t'u bërë trim e për të luftuar me Malin e Zi e sa e sa tjera. Më pas gjyshi e lëshonte lahutën mënjanë dhe fillonte dhe i komentonte këngët edhe me fjalë. Ne dëgjonim

dhe emocionoheshim për tërë ato beteja të shqiptarëve në mbrojtje të tokave të tyre nga shkijet.

Në atë hije lisi, bashkë me Shkëndijën, ndjemë një lloj krenarie për atë që na tregonte babai. Ndjeva se isha një pinjoll i një familjeje me njerëz të tillë, të cilët kishin përcjellë brez pas brezi një dashuri të pafund për këtë vend.

E tërë ajo që na tregoi babai kishte mundur që ta hiqte vëmendjen time nga Zana dhe nga Shpresa vetëm për disa çaste, për t'u kthyer atje prapë si çdo hark që tendoset vetëm për aq kohë sa harkëtari e mban atë të ngrehur. Ashtu edhe unë u ktheva tek dueli im shpirtëror. Ndjenja e krenarisë për gjyshin dhe familjen time më çoi tek një pyetje që ia bëra vetes në ato çaste: "Po gjyshi, ashtu siç ishte, kreshnik, do të kishte bërë atë që i zgjodhi babai i tij, martesën me shkuesi, apo Zanën?" Përgjigjja ishte thuajse e gatshme. Tradita vazhdonte të luante një rol shumë të madh në familjen tonë.

Ikëm nga hija e lisit të Kroit të Mrizit dhe u nisëm drejt Gegës për te shtëpia e Met Shullanit. Aty arritëm në mesditë. Pritja ishte shumë e përzemërt. Shumë njerëz nga familja e Shullanëve

kishin dalë të na takonin. Kishte edhe shumë gra dhe vajza. Mes tyre ishin edhe nëna dhe motra e të fejuarës sime, të cilat më qëndruan afër. Në veçanti, Flutura, motra e Shpresës nuk më ndahej. Shtëpia e Shullanëve ishte e bukur, e lyer mirë. Neve na pritën nën hijen e një pjergulle. Pasi na qerasën me llokume e kafe, u shtrua dreka. Ushqimet ishin të përgatitura me shumë shije. Pastaj Shkëndia nxori një valixhe dhe e hapi përpara grave. Në të kishte një unazë si dhe rroba të ndryshme, të tëra dhurata për Shpresën. Prita se kur do të vinte Shpresa për të na takuar. Ajo nuk erdhi ndonëse motra e saj më tregoi se cila ishte ajo. Ajo ishte më e gjata ndër shoqe. I pashë vetëm një profil të fytyrës, por që nuk munda dot ta fiksoja atë. Kishte flokë të gjata. Desha të paktën të shihesha njëherë sy në sy me të, por kjo nuk ndodhi. Ndjeva një dëshpërim të madh. Nuk di nëse më lindi ndonjë ndjenjë tjetër, por vetëm mallkova me vete ato zakone të ashpra dhe të ngurta. Nuk di nëse më mbeti ndonjë kujtim i bukur nga kjo ceremoni. Ndoshta ishte ai gjysmë profili, i paparë mirë nga unë, i Shpresës që më la këtë ndjenjë boshllëku.

## Viti i maturës

Është e tepërt të them se shkolla tani ishte kthyer në një familje të vërtetë. Shokët e shoqet e shkollës më dukeshin si njerëzit e shtëpisë. Me mësuesit dhe, madje, edhe me drejtorin e shkollës tani flisnim më hapur dhe ndjeheshim thuajse të barabartë. Tani gjithsecili e kishte caktuar pak a shumë se çfarë do të bënte në të ardhmen. Mosha bënte po ashtu të vetën. Disa ndjeheshin të mërzitur, disa të pakënaqur, disa kishin dështuar në dashuri, të tjerë e kishin zgjedhur shokun ose shoqen e jetës që aty. Me gjithë lajthitjet e moshës, shumica e nxënësve, po rriteshin si njerëz që do të merrnin përgjegjësinë e madhe të edukatorit si dhe do të ndesheshin me sfidat e jetës. Duhet thënë se ajo shkollë, me ata mësues që kishte, të përgatiste vërtetë për jetën. Kishte nga ata që do të mbaronin këtë shkollë me "tre diploma", siç qeshnim nganjëherë me njëri - tjetrin. Diploma e parë ishte "dijet që kishin fituar në atë shkollë dhe personaliteti që kishin formuar", e dyta ishte "diploma e pjekurisë për të cilën kishin punuar aq

fort për katër vjet rresht", ndërsa e treta ishte "fejesa", të cilën edhe në se nuk e kishin zyrtarizuar ende, atë do ta bënin sapo të ktheheshin në shtëpitë e tyre. Të tilla ishin Jehona dhe Rudina. Ato tashmë e kishin ndarë mendjen dhe prisnin vetëm të mbaronte shkolla që të shpallnin fejesën me Arjanin dhe Sokolin.

Filloi edhe viti shkollor 1973-1974. Thuajse e njëjta gjë. Nuk kishte ndonjë ndryshim nga viti i mëparshëm. Ajo që më bënte tani më shumë përshtypje ishin lëvizjet e Zanës. Me ose pa dashje, di vetëm që syrit tim nuk i shpëtonte dot qoftë edhe një lëvizje e qerpikut të saj.

Ishte e njëjta Zanë, të njëjtat sjellje. Indiferente, kapriçioze, pak arrogante, e zgjuar dhe shumë e zonja. Provova edhe një herë të mos i kryeja tërë detyrat me qëllim. Ndodhi si dhe më parë. Erdhën festat e Nëntorit. Do të organizoheshin mbrëmje si gjithmonë. Edhe Zana si përherë erdhi bashkë me të vëllanë, i cili ishte në një moshë me mua. Valëzoi dy - tre herë dhe iku ende pa mbaruar mbrëmja. Më kishte kapluar një dëshirë që të vallëzoja me të, të paktën një herë.

Koha po kalonte. Erdhi 7 Marsi. U mbajtën fjalimet e rastit. Gjithçka i atribuohej Partisë dhe Udhëheqësit. Sigurisht! Pastaj filloi pjesa argëtuese. Unë vallëzova me Rudinën. Pashë Zanën që po vallëzonte me drejtorin. Por jo vetëm kaq. Pashë që edhe ajo po më vëzhgonte dhe në një moment të caktuar të kryqëzimit të vështrimeve, ajo i uli sytë.

Kur u ulëm, Jehona më tha: "Zana don të vallëzojë me ty. Shko dhe merre menjëherë sapo të fillojë orkestra!" M'u duk sikur u hap qielli. Do të vallëzoja me Zanën! Çfarë mrekullie! Bashkë me akordin e parë të orkestrës erdhi edhe një dridhërimë, që më përshkoi tërë trupin dhe, si me katapultë u nisa drejt saj, me gjunjët që mezi më bindeshin. Zana bëri sikur përtoi të ngrihej, por pastaj u ngrit. Morëm pozicionin e vallëzimit, me një bërryl të saj të zgjatur, që ruante largësinë midis njerëzve jo intimë. Vallëzimi ishte i qetë dhe të parat fjalë që shqiptoi Zana në ato minuta ishin: "Po këta sikur duan të na venë në gjumë!" dhe pastaj shtoi, - "Gëzim, a u thua që të marrin diçka më të shpejtë?

- Po, - i thashë tërë gaz, dhe iu drejtova xhezmanit, që ishte një shoku im, që të luante një

vals. Ai e filloi atë menjëherë. Ishte "Danubi Blu", tingujt e të cilit e mbushën atmosferën e asaj mbrëmje me një bukuri të veçantë. Ndjeva se si i ishte djersitur dora në dorën time. E rrotullova dhe çuditërisht ajo më ndiqte shkëlqyeshëm sipas lëvizjeve të mia sikur të ishim akorduar nga një dorë mjeshtri. Gjeta një rast dhe pasi e afrova pak drejt vetes, e pyeta:

- Mos të merren mendtë mësuese?

Ajo m'u kthye:

- Të lutem, lërë atë fjalën mësuese tani! Le të vallëzojmë. Kjo sikur më dha më shumë zemër. E mblodha veten, e mbështolla pranë meje edhe më shumë. E afrova. Ndjeva një lëshim të saj drejt meje por edhe një ngurrim për ta bërë këtë. A ishte lëshimi i saj i paqëllimshëm, apo një gjest për të më treguar se edhe ajo notonte po në ato ujëra ku notoja unë? Nuk dija, me të vërtetë, se ku fillonte dhe ku mbaronte kufiri i naivitetit, ndjenjës, pasionit, arsyes, përgjegjësisë…

Orkestra kishte pushuar tashmë. Ne ende nuk e kishim mbaruar vallëzimin… ndjeva se Zana po më thoshte "Të lutem më shoqëro deri tek vendi im!". E shoqërova dhe, kur po kthehesha, më shtrëngoi dorën dhe më tha:

- Kjo ka qenë nata më e bukur e jetës time!

E shtrëngova me aq ndjenjë sa m'u duk se i dhashë kuptim gjithçkaje që kishte ndodhur midis nesh atë natë.

Mbrëmja mbaroi. Të tërë u shpërndanë. Mua nuk më flihej. Dola në qytet. Kalova nga Truma e qytetit, i rashë mespërmes piacës. Qyteti ishte i shkretë. Vetëm disa pastrues të natës fëshfërinin me fshesat e tyre dhe këndonin këngën e njohur shkodrane:

*"…e mira u raftë o hijeve,*
*që mujtën me m'fresku…"*

Unë vazhdova të shëtisja nëpër qytet. Pas pak u gjenda para shtëpisë së Zanës. Në dritaren e saj kishte ende dritë. Si duket edhe ajo nuk kishte fjetur. Ndërkaq u fik drita edhe tek ajo dritare e fundit e shtëpisë së saj. E përfytyrova tek po shtrihej në shtratin e butë. U ktheva ngadalë në konvikt. Bëra sikur fjeta.

Ditën tjetër Zana erdhi në mësim. E njëjta Zanë si dhe më parë. Mospërfillëse, indiferente. Nuk dalloje dot asgjë të veçantë në fytyrën e saj.

Dukej se nuk kishte mbetur as edhe një gjurmë hiri nga zjarri i mbrëmjes së kaluar.

### Jetë në dilemë

Dimri po i linte vendin pranverës. Shirat vazhdonin në Shkodër, si në atë tregimin e vjetër ku flitej për një shkodran që kishte ikur në Stamboll dhe kur ishte nisur, moti kishte qenë me shira të dendura. Pas njëzet vjetësh ishte kthyer dhe përsëri kohën e gjeti me shi. –Interesant! tha ai, - këtu ende nuk paska pushuar shiu.

Tani vranësirat i rrinin mbi kokë Taraboshit. Buna rridhte e qetë drejt Detit Adriatik. Qyteti kishte filluar të gjallërohej. Mimozat kishin shpërthyer gjithandej. Po ashtu edhe lulet e pemëve të tjera. Rrugët ishin më të gjalla. Pjaca filloi të mbushej mbrëmjeve me njerëz. 7 Marsi, i atij viti, i kishte dhënë gjithçkaje shkodrane një bukuri dhe kuptim të ri e të veçantë. Më dukej se gjithçka e bukur e atij qyteti, Cukali, Taraboshi, Buna, kishin diçka nga Zana Bejleri. Ndjehesha njeriu më i lumtur, sado që nuk e kuptoja mirë atë

lloj lumturie. Në fakt ishte një lumturi e cila gëlonte vetëm në qenien time. Pranvera po i hante ditët e veta një nga një. Unë vazhdoja të jetoja midis iluzioneve, indiferencës dhe dehjes rinore.

Si për t'i ardhur në ndihmë kësaj dehjeje, pas afro tre muajve, erdhën Jehona dhe Rudina dhe më thanë se Zana Bejleri dëshironte të pinte një kafe me mua. Ndjeva një si këputje, por përsëri e mblodha veten.

Ditën tjetër u gjeta bashkë më Jehonën e Rudinën në një tavolinë me Zanën dhe një shoqen e saj. Kafja ishte tek lagjja "Arra e Madhe". Ishte një klub i vogël me katër tryeza. Ishte gati si në një vend të harruar të qytetit. U takuam ngrohtësisht. Kamerieri na solli disa pije. Vajzat po flisnin tërë gaz e hare me shoqen e Zanës. Zana m'u duk ca e zbetë. Në të vërtetë drita e lokalit ishte shumë e dobët. Por kjo nuk duhej të ishte e vetmja arsye.

Ajo nuk fliste, ndërkohë që unë nuk gjeja dot qoftë edhe një fjalë për të thënë. Nata ra dalëngadalë. Vajzat kërkuan leje që "të shëtisnin" pak dhe dolën nga ai klub i vogël ndërkohë që unë mbeta vetëm me Zanën. Me vete kisha një barrë pendese, një ndjenjë hezitimi, madje frike.

Në kokë, më lëviznin mendime nga më të ndryshmet. Përse ky takim tani, që kishin mbetur më pak se dy javë dhe shkolla do të mbaronte ndërsa unë do të largohesha, ndoshta përgjithmonë, nga Shkodra. Isha në një dilemë të madhe shpirtërore. Nga njëra anë më tërhiqte Zana, Shkodra, qyteti… Por nga ana tjetër më mbante peng babai, nëna, motrat, fshati Breg, fjala e dhënë për Shpresën. A do të bëja unë dot pa bekimin e prindërve të mi? Zana le të ishte e bukura e dheut, që në fakt e tillë ishte në sytë e mi, por prapëseprapë… Po fjala e dhënë? Po prindërit? Tek i mendoja tërë këto gjëra, pashë që Zana po më shihte drejt e në sy dhe si duket donte të lexonte aty atë që po ndodhte brenda meje. Papritmas ajo më tha:

- Gëzim, dukesh shumë i tronditur. Mos vallë ky takim kaq i shumëpritur të ka turbulluar kaq shumë?

- Po ju nga e dini që unë mezi e prisja këtë takim? A nuk kam qenë tërë kohën një nxënës i bindur ndaj mësueses time, Zana?

- Gëzim, të ka tradhtuar vetvetja, që në ditën e parë që jemi parë. Unë e kam kuptuar që ti ke rënë në dashuri me mua. E vërtetë është që ke

qenë shumë korrekt por edhe pak provokues. Unë e kuptoja shumë mirë mos kryerjen e plotë të detyrave. Po ti si nuk i kuptoje fjalët 'vetëm ti'?!

- Mësuese, po kjo histori ka dy vjet dhe ju keni qenë aq indiferente. Tani që po mbaron shkolla? Tani e gjete?

- Unë indiferente ndaj teje? Çfarë tjetër mund të bëja. Ja erdhi edhe 7 Marsi. Atë natë thashë se do vdisja në duart e tua, po edhe ti m'u duk se do të këputeshe. Fundi i shkollës. Po ky fund po vjen. Do vetëm edhe dhjetë ditë që të mbyllet. Desha që të mos ikësh pa pasur të qartë çdo gjë.

- Unë, mësuese, Zana- fillova të belbëzoj,- unë, pa dyshim që të çmoj si njeriun më të mirë që kam njohur, si një vajzë të bukur, dinjitoze, plot me virtyte. Por më duhet të jem i sinqertë me ty… Unë jam një djalë që e përtërin fisin tonë në tre breza rresht… Tre breza! Dhe ne nuk jemi shtuar më shumë se sa me një djalë dhe unë jam ai që do ta mbaj derën e asaj shtëpie hapur dhe oxhakun të ndezur. Unë jam vëllai i katër motrave dhe bir i një familje me tradita të forta patriarkale. Kjo më bën që të kthehem atje, pasi të gjithë atje më duan mua. Ndryshe do të marr mallkimin e tyre. Pastaj… pastaj… Zana, mua më kanë fejuar që kur

isha 13 vjeç. Tani që kam bërë shkollë këtu në Shkodër, unë i kuptoj gjërat shumë më mirë, por atëherë kur ka ndodhur kjo, unë kam qenë thjesht një fëmijë. Ka kohë që mua më ka dalë vetvetja nga dora.

Pasi bëra një pauzë, ngrita sytë dhe pashë Zanën. Në fytyrën e saj vura re një farë habie të shoqëruar me trishtim. Kjo ndoshta duhej të më bënte që të heshtja, por jo unë vazhdova edhe më tej:

- Zana… unë nuk po flas për gjëra të rastit, po flas për çështje jete. Jetë e cila ende ndërtohet nga njerëzit jo siç duan ata vetë, por siç e kanë caktuar kanunet e hershme, që vazhdojnë të qeverisin mbi njerëzit tanë. Aq sa është e vështirë për mua, aq është edhe për ty. Nëse unë shkel mbi një kanun të vjetër të imponuar ndaj meje, po ti, a e di se çfarë kanuni të mban në zinxhir? E bija e Bejlerëve të Shkodrës nuk gjeti një djalë në qytetin e saj po u degdis në një fshat të Malësisë së Vogël me një djalë më të ri se veten… E zëmë se rri unë këtu, prapë fjalët, "e mori kollovar." Zana, bota është e tëra një kurth, kurth skllavërie ndaj njerëzve. Secili prej nesh është skllav i diçkaje, mjeran, i lidhur këmbë e duar. Të dy gjendemi

para vështirësish shumë të mëdha. E zëmë se e bëj fatkeqe atë tjetrën, ndonëse ende nuk e di se si e ka fytyrën. E zëmë se dal kundër tërë familjes sime, por edhe me këtë unë s'do të shkoj asgjëkund. Zana… mua më duhet të të them një sekret tjetër që më bën të jem shumë më i kujdesshëm me ty. Nuk dua të bëhesh pjesë e fatkeqësisë sime.

U ndala një çast. A duhej t'ia thoja? U mendova pak dhe thashë me vete: "Zanës mund t'i besoj edhe jetën"

- Daja im ka qenë oficer i Mbretit Zog, - mërmërita.- Ai është zhdukur pa nam pa nishan. Familja ime dhe unë jemi të deklasuar. Mund të ndodhë çdo gjë me ne. Ti nuk ke pse bëhesh pjesë e kusureve të të tjerëve, që as i ke njohur as i ke ditur. E di, që do të thuash, kur i ke tërë këto pengesa, përse e ushqeve këtë dëshirë deri në këtë pikë. E bëra Zana, e bëra sepse… jo, jo se desha të bëj ndonjë aventurë! Aspak jo! Por se u ndjeva i dobët përpara teje, i dobët.

Ndjeva se po më tradhtonte zëri. Zana filloi të merrte në sytë e mi trajta të tjera, dhe po vezullonte në forma të çuditshme. M'u duk sikur po shkrihej, po tretej para meje. Ishte iluzioni

optik që shkaktuan lotët e mi. Pashë që edhe ajo ishte përlotur.

- Gëzim, edhe unë të dua. Nuk je vetëm ti fajtor. Ne të dy ia shfaqëm dashurinë njëri-tjetrit duke e fshehur atë. Ti bëje sikur nuk shihje e unë bëja sikur nuk kuptoja. Deri sa erdhi ajo natë e 7 Marsit kur të thashë se ajo ishte nata më e bukur e jetës time. Unë e dija se ti je një djalë i zgjuar, i shkathët… por nuk e dija se do të ishe i sinqertë deri në këtë masë. Karakteri yt burrëror, fisnikëria e plot cilësi të tjera më kanë bërë që të të dua pa masë. Por sonte më shtove edhe një ndjenjë tjetër, të cilën nuk do të doja ta përftoja. Keqardhjen për ato që më tregove. E di çfarë?! A t'ia lëmë kohës tërë këtë punë? Uroj gjithçka të mirë për jetën tënde!

Ora kishte ecur duke na shtyrë drejt natës. Sytë nuk po ia shqitnim njëri - tjetrit për asnjë çast. Erdhi koha të ngriheshim. Zana nxori një njëmijë lekëshe për të paguar. Ndërkohë biseda jonë vazhdonte dhe kamerieri nuk po vinte. Në mënyrë të pavëmendshme ajo po luante me bankënotën njëmijëshe të cilën po e grimconte. Kur erdhi kamerieri ajo e kishte bërë atë copë e çikë.

Kur e kuptoi, Zana qeshi dhe tha:

- Ndoshta duhej ky kurban sonte.

Pagoi me lekë të tjera dhe më kërkoi që ta shoqëroja deri tek shtëpia.

E shoqërova duke kaluar nëpër disa rrugica. Kur arritëm pranë shtëpisë ishte bërë plotësisht natë. U ndalëm tek avllia. Sipër nesh ishte një pemë hurme e mbushur plot me gjethe e lule. Poshtë saj ne qëndruam për disa çaste. Shikonim vetëm siluetat e njëri – tjetrit, të reflektuara nga drita e zbetë e dritareve të shtëpisë së Zanës. Nuk e di se cili është afruar i pari drejt tjetrit. Di vetëm që kemi përfunduar në krahët e njëri - tjetrit dhe kam ndjerë ëmbëlsinë e një puthjeje. Sakaq, Zana u shkëput nga unë, kaloi derën e oborrit dhe u fut në shtëpinë e saj. M'u kujtua thënia e Jakov Xoxes tek Lumi i Vdekur: "Kjo ishte puthja e parë dhe puthjen e parë i riu as di ta japë, as di ta marrë." Kjo kishte ngjarë me mua atë mbrëmje. Përhumbjes sime dhe dualitetit shpirtëror, që më kishte kapërthyer, u dha një të çarë edhe më të madhe ajo puthje e ëmbël e asaj nate. Ishte 19 Qershori i vitit 1974.

Po zbardhte agimi i 20 Qershorit. Përpara meje shtrihej i përgjumur qyteti i lashtë i

Shkodrës. Buna rridhte e qetë pa asnjë shenjë dallge; fabrika e çimentos nxirrte tymin e saj shtëllunga - shtëllunga. Më tej kreshta e Taraboshit kishte filluar të shndriste nga rrezet e para të diellit të asaj dite. Po ashtu maja e Cukalit. Zhurma e dy - tre makinave të para, që po niseshin drejt jugut, e prishnin atë qetësi mëngjesore. Konturet e rrugëve dhe rrugicave të Shkodrës sa vinin e dukeshin më të qarta. Gjithçka në atë mëngjes ishte në harmoni me jetën e përditshme, përveç faktit që unë, pa e ditur as vetë se si, kisha përfunduar i ulur mbi një gur të ftohtë mbi Kështjellën e Rozafës. Gjithçka në këtë qytet tani kishte diçka që e lidhte me Zanën. Fillova të mendoja për këtë qytet të lashtë. "Vallë kur është vënë guri i parë mbi të? Ku do të ketë qëndruar Mbreti Genc? Po Mbretëresha Teuta? Sa herë e kanë rrethuar romakët? Po turqit? Ku ishin ata që e mbronin kur u rrethua nga malazezët? Ku ishte Ndrec Nikaj kur shkruante për të? Po Marin Barleti vallë? Si i bëri zemra Esat Pashës të hynte në tradhti me malazezët? Po Rozafën ku e varrosën vallë për së gjalli?"

Ndjeva se isha lehtësuar, që e kisha hequr për pak çaste nga mendja Zanën. Por jo! Një pyetje

krejt e ndryshme më erdhi në kokë. “Sa dashuri të tilla do të ketë përjetuar ky qytet? Po Zana, si do ta ketë kaluar vallë këtë natë? Vallë, a ka vuajtur edhe ajo si unë?”

Menjëherë u ftillova. Përsëri më erdhën në mendje babai, nëna, motrat, Shpresa, daja… I bërtita vetes: “Mblidh mendjen!” dhe u nisa për në oborrin e shkollës.

Aty të tria, Zana, Jehona dhe Rudina sa nuk e kishin dhënë alarmin se mos kisha humbur. Gëzimi në sytë e tyre ishte i papërshkruar, por veçanërisht në sytë e Zanës ky lexohej më shumë.

### “Vendimi”

Po afrohej dita e mbrëmjes së maturës dhe një seri përgatitjesh kishin filluar në të gjitha klasat maturante, si dhe nga ana e drejtorisë. Mbrëmja do të organizohej në Kafen e Madhe, natën e 30 qershorit.

Njëri nga shokët e mi shkodranë më tha:

- Gëzim, të kërkon sekretarja e shkollës, të shkosh sa më shpejt!

U nisa menjëherë. Sekretarja ishte një vajzë e shkathët dhe e bukur shkodrane. Ajo sapo më pa, u ngrit nga karrigia, u drejtua drejt meje dhe zgjati dorën duke më thënë:

- Urime! Urime Gëzim! Urimet më të mira!

Unë nuk dija aspak se çfarë ishin këto urime.

Pas një pauze të shkurtër ajo vazhdoi:

- Drejtori më ka autorizuar që të të jap një sihariq. Ti do të marrësh në mbrëmjen e maturës "Medalje të Artë". Duhet të përgatitesh që të flasësh atje. Mos harro të flasësh për drejtorin, mirë? Hajt faqebardhë!

Unë u stepa dhe ajo e vuri re ftohtësinë me të cilën unë e prita një lajm kaq të mirë. Ndoshta e mori për modesti sado që kjo nuk ishte e tillë.

Në të vërtetë isha i ngarkuar aq shumë me emocione. Mëdyshjet e mia dhe paaftësia për t'u dhënë drejtim shqetësimeve që kisha, duhej të më kishin ngurtësuar pak. Zana, Shpresa, familja, tani Medalja, biografia që kishte filluar gjithnjë e më shumë të më rëndonte, pasi kishte një vit që asgjë tjetër nuk thuhej në shtyp e në radio-televizion përveç fjalëve "armiku i klasës, grupet armiqësore në ideologji e kulturë, grupi në ekonomi, nafta, grupi në ushtri, bunkerët… pushkatimet,

eliminimi i ish-shokëve të armëve, tani armiq të popullit…" Tani kisha filluar, jo vetëm t'i kuptoja më mirë, por edhe të kisha frikë nga lajme dhe deklarata të tilla si, "uji fle hasmi nuk fle", "të ruhemi nga armiku i klasës", "lufta e klasave, forca lëvizëse e shoqërisë socialiste", e tjera si këto.

Kaloi edhe ajo ditë dhe unë shkova të flija. Pashë një ëndërr. "Në tavanin e dhomës, tek shtëpia ime në fshat, një mace ishte kacavjerrë rreth telave të llambës e cila rrezatonte si dritë dielli. Macja ishte hedhur nga minderi dhe përpëlitej nëpër telin e llambës. Ajo e kishte hapur gojën dhe më shihte me sy të tmerruar. Pas pak e këputi kordonin elektrik. Llamba ra për tokë dhe u bë copë-copë. Pasoi një errësirë e tmerrshme", që më nxori gjumin. Isha llahtarisur. U ngrita dhe hapa dritaren. Jashtë binte një shi i rrëmbyeshëm.

Ishin ditët e fundit të jetës në atë shkollë. Të gjithë bënin diçka, takoheshin, shkëmbenin adresa apo dhurata, shkruanin letra, dikush shkruante vargje për shokun ose shoqen. Thuajse secili kishte nga një bllok ku ruante ato që i shkruanin të tjerët. Mua për shembull më kishin shkruar në një vend:

*"Cukali shembet e shteron Buna*
*Po ti nuk harrohesh, Gëzim Furtuna!"*

Kudo maturantët i shihje tek merrnin autografet e shokëve, nxënësve, mësuesve nëpër blloqe thuajse uniformë. Dikush e vinte bllokun në shpinën e shokut dhe fillonte e shkruante aty. Në një grumbull nxënësish pashë Zana Bejlerin tek shkruante në një nga blloqet e tyre. Desha t'i kërkoja edhe unë një autograf. Po çfarë autografi do t'i merrja unë asaj. Autografi i saj ishte shkruar në zemrën time. Ajo si duket më pikasi. Nënqeshi, më pa në sy, u skuq pak dhe më tha:

- Gëzim, ku e ke bllokun? A mund të të lë një shënim në të? Besoj se dy vjet nuk janë pak? E zgjata bllokun dhe ajo u ul sipër bordurës së platformës së shkollës dhe shkroi:

*"Nxënësit dhe mikut tim Gëzim Furtuna.*

*Për dy vjet ti ishe nxënësi im më i përgatitur, shoku im i heshtur dhe miku im i ngushtë…*

*Faleminderit që ishe kaq i mirë.*

*Ishe "vetëm ti"*

*Zana Bejleri.“*

E mora, e lexova, e ndjeva thellë. U largova në heshtje.

Tani largimi nuk matej më me javë, as me ditë, por me orë. Mbrëmja e maturës ishte bërë gati. Shkolla nga një zgjua siç ishte do të boshatisej. Secili do të shkonte në vendlindjen e tij. Po unë ku do të shkoja? Si mund të ikja nga Shkodra dhe të lija pas Zanën, zemrën? Se si m'u bashkua tingëllimi i bashkëtingëllores "Z" në një harmoni zanore. A duhej ta bëja këtë? Dhe në emër të kujt duhej ta bëja këtë? Në emër të traditave, në emër të dashurisë për prindërit? Apo isha peng i një akti të kryer ? Një akti, që ishte kryer kur unë ende nuk pyetesha për asgjë? O Zot, më ndihmo të dal nga kjo gjendje! Ato fjalë të Zanës më kishin turbulluar përfundimisht. "Mallkuar qofshin këto zakone!„ thashë me vete.

"Do të vijë mbrëmja e maturës. Do të vallëzoj me Zanën. Do ta marr Medaljen e Artë dhe do t'ia dorëzoj asaj, në sy të të gjithëve, dhe do t'i them se ajo e meriton këtë medalje, jo unë. Po, po, këtë do të bëj. Do bërtas në sy të gjithëve, se ajo e

meriton medaljen. Pikë! Pastaj? Pastaj do të shkoj bashkë me të në shtëpinë e saj!"

Kështu vendosa më në fund. Do t'i dorëzoja fatin duarve të Zanës. Kisha besim të patundur. U ndjeva i çliruar. Ah sa nevojë që paskam pasur që të merrja një vendim! Ja e mora! Po tani? Ndjehesha i kënaqur. Atë natë fjeta si qengj. Të nesërmen shpirti më ishte mbushur me ngazëllim. Ndjehesha i lirë. Isha në një botë tjetër. I kisha hequr prangat. Më dukej se komunikoja më lirshëm. Në shkollë kishte fare pak ose asnjë mësues. Dolëm në pjacë, shkuam nga Instituti Pedagogjik, kaluam nëpër Sarreq, pastaj në Parrucë bashkë me Rudinën, Jehonën dhe Sokolin e Arjanin, të cilët tashmë e kishin shpallur fejesën. U futëm në një lokal të thjeshtë. Kthyem nga një krikëll birrë dhe bëmë shumë shaka. Folëm, shkëmbyem batuta, imituam njëri - tjetrin, kujtuam gjërat e bukura të shkollës, pse jo edhe ndonjë hidhërim. Morëm nëpër gojë kë mundëm e kë ditëm. Ikëm që aty. Kur u afruam tek konvikti, Rudina, ngacamane siç ishte, nuk ndenji dot pa më thënë:

- Gëzim, sa i mirë ke qenë sonte! Kemi kohë që nuk të kemi parë kaq të qeshur. Duket se ka

ndodhur diçka e madhe me ty, përse nuk na e thua?

- Pse nuk e di ti, Rudina? Sonte mbarojmë shkollën, Bëhemi kuadro. Kthehemi pranë familjeve tona.

- More këto i di unë, por hajde, më thuaj ndonjë gjë tjetër. Do ta shohim se ku do t'i dalë tymi.

Unë nuk iu kisha thënë atyre dy gjërat më të rëndësishme, të cilat do të më ndodhnin atë natë. Do të merrja Medaljen e Artë dhe pas mbrëmjes do të përfundoja në shtëpinë e Zana Bejlerit. Nuk u tregova. E para do të bëhej publike që atë natë gjatë mbrëmjes, ndërsa e dyta… më vonë, nuk e di se kur!

Nuk e di se përse, atë gjendje euforike që më kishte ngërthyer, e prishi imazhi i maces që këpuste fijen e tensionit për të shuar llambën.

U rrëqetha nga kujtimi i asaj ëndrre.

**Të ftuarit e mbrëmjes së maturës**

Ajo ditë si duket do të ishte e mbushur plot me të papritura. Kur në orën katër u ktheva në konvikt, tek dera e oborrit gjeta babanë tim bashkë me të atin e Shpresës. Sapo i pashë e kuptova se ky ishte paralajmërimi i përmbysjes së të gjitha planeve të mia të bëra atë ditë. U përshëndetëm dhe me kërkesën e tyre dolëm në qytet. U ulëm në një kafe aty pranë. Ndërkohë që kamerierja po na sillte porosinë, babai nuk vonoi të më pyeste:

- Gëzim, nuk më dukesh mirë, çfarë ka ngjarë?

- Jo, jo asgjë! Vetëm se, pas katër vitesh do të ndahem me shokë e shoqe, me të cilët kam kaluar kaq kohë. Nuk është aq kollaj. Katër vjet i kemi ndarë bashkë të mirat dhe të këqijat.

- Po, Gëzim, ke të drejtë. Nuk është e lehtë të ndahesh sidomos me shoqet.

Unë heshta.

- Nuk më kupton, Gëzim? Ti duhet të më kuptosh. Unë të kam trajtuar ty si shok, si fëmijë, si vëlla…

- Mirë atëherë babë, pa më thuaj çfarë ka ndodhur? Çfarë pakënaqësie ke ti ndaj meje?

Kamerierja solli ndërkohë kafet, ndërsa babai vazhdoi:

- Atëherë, do të desha që të më sqarosh se çfarë të lidh ty me një mësuese që e ka emrin Zana?

Ndjeva se bota po më sillej rreth e rrotull. Nuk e kisha parë kurrë babanë tim më të nervozuar e më agresiv. Nuk dija nga t'ia filloja përgjigjen.

- Babë, - i thashë,- po Zana është mësuesja ime, si e gjithë të tjerëve. Ajo është një bijë bejlerësh të Shkodrës. Ka mbaruar fakultetin ndërsa unë sapo po mbaroj të mesmen. Ajo është më e madhe se unë. Ja babë, këto janë gjërat që më lidhin mua me mësuesen time Zana Bejlerin.

Në këtë kohë ndërhyri babai i Shpresës:

- Gëzim, ne na ka ardhur fjala se ti je mpleksur me një arsimtare. Mund të mos jetë e vërtetë, por ai që na ka thënë nuk gënjen. Unë të paktën i besoj, dhe unë jam babai i Shpresës. Jam prind, më kupton? Prind i asaj vajze që e kemi fejuar me ty, që kur ti ishe vetëm 13 vjeç. Nëse e do atë arsimtaren, atëherë duaje, ne nuk të pengojmë. Martohu dhe u trashëgofsh! Por ja ku jeni që të dy, babë e bir. Merruni vesh me njëri-

tjetrin. Nëse nuk do ta merrni vajzën time ma thoni copë këtë. Këtu! Sonte!

Ai po fliste mjaft i qetë, por fjalët i kishin shumë peshë. Mendja më shkoi te fakti se si ishte e mundur që ai të pranonte ta prishte kaq kollaj fejesën e vajzës së tij. Apo përsëri edhe tek ai vepronte ajo dreq biografie. I duhej një sebep?! Po si do ta mësoja unë këtë? Mos vallë në këtë ashpërsim kaq të madh të luftës së klasave ai mezi priste një shkak që të na hiqte qafe? Apo ishte vetëm një iluzion?! Me dukej sikur një ide e tillë më pëlqente. Më pëlqente që ai të ishte duke u munduar të gjente një pretekst për të na hequr qafe.

Pasi bëri një pauzë të shkurtër, filloi përsëri:

- Dëgjoni! Unë nuk dua fjalë nga prapa. Ja ku jeni babë e bir. Më jepni një përgjigje!

Babai iu kthye atij më një zë burrëror që më kujtoi bisedat e odave.

- E paç faqen e bardhë, o Met Shullani! Unë e di që nuk kam gjetur vetëm vajzën por kam bërë edhe mikun. Vetëm në shtëpinë time të djegur mund të hyjë nuse tjetër përveç vajzës tënde!

Pastaj m’u drejtua mua.

- E more vesh? E kuptove çfarë i thashë?

- Po, babë ty të mora vesh, por nuk po marr vesh se përse jeni kaq të nxituar. Më duket se jeni mërzitur kot.

Sahati i Inglizit rrahu shtatë herë. Mbrëmja do të fillonte në orën shtatë e tridhjetë pasdite. Mendova t'u tregoj për orën, të ngrihesha, të shkoja në mbrëmje. Dhe vallë, a do t'i takoja përsëri apo jo?

- Babë, tani më duhet të ngrihem e të shkoj të bahem gati për mbrëmjen e cila fillon në orën 7.30 A ju vjen keq?

Menjëherë pasoi përgjigjja akoma edhe më e çuditshme e babait:

- Këtë e dimë shumë mirë ne, mor bir.

Futi dorën në xhep dhe nxori një ftesë. U habita kur e lexova. Nuk më shkonte në mend që babai im kishte marrë ftesë nga drejtoria e shkollës. E lexova pa zë:

***"Ftesë, Shokut Kreshnik Furtuna, Fshati Breg, Malësi e Vogël***

***Me datën 30 qershor 1974, në orën 19.30 në mjediset e Shkollës Pedagogjike "Shejnaze Juka" në Shkodër organizohet Mbrëmje Festive me rastin e mbarimit të klasave të maturës. Djali***

***juaj Gëzim Furtuna është diplomuar me Medalje të Artë për rezultate të shkëlqyera në mësime, për sjellje shembullore dhe pjesëmarrje në aktivitete të ndryshme.***

***Ftoheni të merrni pjesë***
***Ftesa vlen për dy vetë.***
***Drejtoria e Shkollës.”***

Pasi e lexova ftesën, siç kisha mbetur ashtu, gojëhapur, dëgjova babain që më tha:

- E more vesh tani? Ne prandaj kemi ardhur. Kemi zënë vend në Hotel Adriatiku. Nesër që me natë do të nisemi së bashku dhe të shkojmë në Breg. Mirë?

- Po unë kam tërë ato punë për të bërë nesër. Si mund të nisem kështu?

- Mirë atëherë! Ne të presim sa të duash, qoftë edhe një javë. Kryeji të tëra punët. Hajt bir!

**Medalja që nuk m’u dha kurrë**

Para Kafes së Madhe në Shkodër ishin grumbulluar maturantët e tre paraleleve të Shkollës Pedagogjike. Bashkë me ta kishte edhe shumë prindër shkodranë ose prindër nxënësish të dalluar nga rrethe tjera, të njoftuar nga shkolla, siç kishte ndodhur me babanë tim. Kishte edhe nxënës të dalluar nga klasat më të ulëta. Në qendër ishte vendosur një tavolinë për personelin arsimor – administrativ. Dy tavolinat e para ishin rezervuar për nxënësit më të mirë dhe prindërit e tyre. Babai im, ai i Shpresës dhe unë do të uleshim në tavolinën e majtë në radhën e parë. Lokali ishte zbukuruar, kuptohet me portretet e udhëheqësve të partisë dhe ishin ndriçuar rreth e përqark me vargje dritash. Në njërën anë ishte orkestra, ndërsa mesi ishte lënë i lirë për vallëzim. Në orën e duhur thuajse gjithkush ishte ulur në vendin e vet. Dhjetë minuta më vonë, në sallë hyri drejtori i shkollës bashkë me tërë personelin pedagogjik. Orkestra pushoi dhe sallën e pushtoi një qetësi absolute. Secili zuri vendin e vet. Midis mësuesve që ishin ulur pranë drejtorit, ishte edhe Zana Bejleri. Me një pamje mahnitëse, ajo dukej sikur i jepte edhe më shumë ndriçim asaj salle. Pas pak, sekretarja e shkollës vendosi përpara drejtorit një

dosje. Drejtori e hapi atë ngadalë, u ngrit në këmbë dhe filloi fjalimin e tij:

- Të dashur nxënës, mësues, punonjës të administratës së shkollës e të konviktit, prindër të nxënësve të dalluar, ju uroj mirëseardhjen në këtë mbrëmje!

Pasoi një duartrokitje dhe të gjithë u ngritën në këmbë.

- Nuk kam ndërmend të zgjatem shumë sonte. Maturantët, më shumë se fjalime sonte duan të argëtohen.

Pastaj vazhdoi për disa minuta me sloganet e meritave që kishte Partia në edukimin tonë për t'u ndalur aty ku prisja unë.

- Matura e këtij viti është vlerësuar me notën mesatare 8.4. Në gjirin tuaj ka pasur nxënës të shkëlqyeshëm. Ka edhe nga ata që do të marrin Medalje të Artë. E tillë është Valbona Arkaxhiu nga Durrësi. Do të duhej të merrte Medalje të Artë edhe nxënësi Gëzim Furtuna, por një defekt i vogël në korrespondencën midis shkollës dhe Ministrisë së Arsimit e ka bërë këtë të pamundur. Megjithatë, Gëzimin ju e njihni. Ai e ka përfunduar shkollën me nota të shkëlqyeshme

dhe kësaj here do t'i japim Fletë Nderi. Atëherë, të paraqitet Valbona Arkaxhiu!

Valbona u ngrit plot vrull e gjallëri. Krenare ajo shkoi tek tavolina kryesore. Drejtori e përqafoi, i dha dekoratën dhe tha disa fjalë për të. Pastaj i vuri medaljen në gjoks dhe e la të lirë. Ajo i shtrëngoi duart me tërë mësuesit, foli thjesht e bukur duke përshëndetur më së pari prindërit e saj, arsimtarët, shokët dhe shoqet, ia bëri me një shenjë të veçantë një djali që e kishte në tavolinën e saj dhe më pas u ul.

Më erdhi radha mua. Shkova edhe unë atje. Më dhanë dy fletë nderi, njëra e Ministrisë së Arsimit dhe tjetra e shkollës. Drejtori ma dorëzoi atë duke më thënë:

- Urime Gëzim Furtuna! Ti mbetesh krenaria e shkollës tonë!

Pastaj vazhduan me ndarje fletë nderi e certifikata të zakonshme. Ndërkohë lëshoi një urdhër që secili mësues kujdestar duhet t'u jepte që atë natë të tëra fletët e nderit nxënësve, në çdo klasë, në mënyrë që të nesërmen të mos kishin më të tilla pengesa para ndarjes nga shkolla.

Më pas fjalën e mori orkestra. Ajo filloi me vallen time të preferuar. Ishte vallja që për katër

vjet e kisha prirë me shami në dorë, por që sonte nuk doja as ta dëgjoja. Nuk u ngrita. Kuptova që vallen e hedh zemra jo këmbët. Të gjithë të pranishmit e kishin kuptuar dëshpërimin tim të thellë për anulimin e Medaljes së Artë. Dikush nga fundi bërtiti: "Gëzim Furtuna në krye të valles". Unë përsëri nuk lëviza. Më pas filluan tërë nxënësit si në kor "Gëzim Furtuna, Gëzim Furtuna…" Erdhën dy shokë dhe më kapën për krahësh dhe më nxorën në krye të valles. Ia dola si ia dola. Më në fund edhe kjo mbaroi. U ulëm. Pas një çasti pashë Valbona Arkaxhiun që doli përpara orkestrës dhe e mori përsëri mikrofonin dhe tha:

- Para katër vjetësh, në një lojë të organizuar gjatë një mbrëmje, më takoi të vallëzoja me Gëzim Furtunën. Atë mbrëmje unë isha Izolta, ndërsa Gëzimi ishte Tristani. Ne duhej që të paraqiteshim me emra personazhesh. Tani pas katër vjetësh ne jemi bërë si vëllezër e motra. Por sonte, Tristani im i asaj nate është mërzitur paksa për shkak të Medaljes. Po të ishte në dorën time, unë do t'ja dorëzoja vetë me duart e mia Medaljen time të Arit. Po tek e fundit, çfarë rëndësi ka një monedhë, e cila edhe nëse është prej floriri, do të

mbetet e kyçur diku në një arkë. Medaljen e Artë prapëseprapë në këtë shkollë e ka fituar Gëzimi. Pra, Gëzim, ti je fituesi i vërtetë i Medaljes së Arit. A mund të vallëzojmë bashkë?

Fjalët e Valbonës, ndonëse u thanë plot me sinqeritet m'u duk se vetëm më rënduan kokën edhe më shumë nga ç'e kisha. Sidoqoftë e falënderova për ftesën dhe për fjalët.

U ula, por nuk iu shmanga dot vështrimit gjysmëprofil që më dërgonte Zana Bejleri. Dukej se gjithçka kishte filluar të ecte mbrapsht dhe të zvetënohej, përveç ndjenjës ndaj saj, që sa vinte e bëhej edhe më e fortë, por edhe më e turbullt. Përgjithësisht ishte një bimë e mbjellë dy vjet më parë, por që vetëm tani kishte dalë në sipërfaqe dhe kishte nevojë për një përkujdesje më të madhe se asnjëherë. Oh!! Kishte dhjetë ditë! Dhjetë ditët e mia të fundit në atë qytet romance!

Ajo mbrëmje ishte kthyer brenda disa orëve nga mbrëmja më e mirëpritur e jetës time, në humbëtirën më të thellë të saj. Para se të fillonte ndjeva dhimbjen për humbjen e Zanës, ndërkohë që me fillimin e saj ndjeva fyerjen më të madhe që mund të ndjejë njeriu, që i ledhatohet sado pak sedra. Më ishte dhunuar një e drejtë dhe kjo, jo

për fajin tim. Por një gjë e tillë as që më binte ndër mend, kur mendoja dhe shihja Zanën, e cila e kishte mbuluar thuajse gjysmën e fytyrës me flokët e saj.

Gjithçka që prisja atë natë më ngjasoi me një ditë pranverore në fshatin e lindjes. ”Kishte çelur pranvera. Pemët ishin mbushur në vlugun e vet. Kur papritmas ra një i ftohtë i madh. Lulet në pemë u vyshkën. Bletët që nuk pushonin së kulloturi u ngrinë. Fara e hedhur u prish në tokë.”

Ndërkohë që po më kujtohej ajo pranverë e vrarë nga koha e ftohtë, breshëri dhe rrebeshi, pashë tek zbriti nga vendi ku rrinte mësuese Zana, bashkë me të vëllanë. I ranë mespërmes sallës, dhe kapërcyen pragun e derës. Ikën. Iku për të lënë pas, në imagjinatën time, vetëm siluetën e bukur të trupit të saj të mbuluar me flokët e shpërdredhura deri në mes. Më mbeti vetëm imazhi i ikjes së saj drejt jetës së vet, siç duket, për të më lënë mua në botën e hiçit.

## Lamtumirë Shkodër !

Të nesërmen, i shoqëruar nga dy burra, pa thënë asnjë fjalë, as mirë as keq, u nisa për në fshatin tim. E njëjta postë që më kishte sjellë në Shkodër katër vjet rresht po më kthente përsëri. Vajtëm në kohën e duhur. Hyra si i këputur nën atë tendë. Nuhata përsëri erën e tymit të motorit të Zisit. U mbështeta aty, dhe pashë me sytë e mendjes Shkodrën time të dashur. Në mëndje me rrihnin si një tik-tak vargjet e bukura të Zef Shirokës kur thoshte:

*"…Lamtumirë o mori Shkodër,*
*Lamtumirë o ti Cukal,*
*Zhduket Buna nën një kodër,*
*Zhduket Drini nën një mal..."*

Edhe mua më erdhi t'i lija një lamtumirë këtij qyteti, që më rriti, më burrëroi, më fali aq shumë dashuri, që më njohu me aq shumë miq e shokë, e që më dha aq shumë besim tek vetja… Kisha bredhur atyre rrugicave ku ishte lindur e rritur Migjeni, Shiroka, Mjeda, Fishta, Mula, Luca, Kraja etj... etj.

Një betejë e brendshme, që zhvillohej tek unë, po ma copëtonte shpirtin. Çfarë kontrasti i

jashtëzakonshëm! Vetëm një ditë më parë unë isha krejtësisht tjetër njeri dhe mbartja të tjera ëndrra. Do të isha fitues i Medaljes së Artë, që më takonte, dhe bashkë me të do të gëzoja edhe dashurinë e Zanës. Papritmas i humba të dyja. Tani, çdo minutë që kalonte më largonte nga ajo botë, dhe më afronte më shumë me atë vend prej nga, katër vite më parë, isha nisur drejt Shkodrës.

Dy burrat, që ishin kthyer në gardianët e mi të heshtur, shkëmbenin duhan me njëri-tjetrin. Pluhuri që hynte nga të gjitha anët ua kishte zbardhur mustaqet.

Në atë rrugë plot gropa dhe pluhur, nëpër të cilën po shkonim drejt vendlindjes time, më erdhën shumë mendime, të cilave kur iu ktheva më pas, më trembën.

Si i kisha shkuar nëpër mend?! Do të shkoja në një vend ku njerëzit kishin shumë halle. Jo se ata që lashë prapa jetonin ndonjë jetë për të qenë, por gjithsesi unë kisha prekur vetëm anën e mirë të saj duke qëndruar aty. Do të shkoja atje, ku njerëzit prodhonin grurë dhe hanin misër për vete, atje ku baza e jetës së tyre kishte qenë ndër shekuj bulmeti, mishi e proteina, e ku tani nuk kishin një pikë qumësht për fëmijën.

Por mua më priste edhe diçka tjetër. Martesa. E menjëhershme. Martesa me Shpresën, që unë nuk e njihja, por që fati im, si duket ishte prerë aty, falë atyre zakoneve të egra që sundonin ende në vendlindjen time. Ndërkohë mendohesha për punën që më priste. Nga njëra anë i thosha vetes se do të zija punë si mësues në fshatin tim, sepse kisha dalë me rezultate të shkëlqyera. Por nga ana tjetër, me kujtohej ndodhia me medaljen dhe i thosha vetes se këtu nuk kishte rëndësi aftësia; rëndësi kishte biografia. Dhe këtë të dytën unë nuk e kisha ashtu siç duhej. Jo për fajin tim, kuptohet, por që gjithsesi duhej ta vuaja.

Këtë gjendje meditative e prishi një përplasje e fortë e automjetit në një gur shkëmbi i cili sapo ishte rrokullisur. Makina gati sa nuk u gremis, por shoferi e manovroi bukur dhe ia dha anës së shpatit. Gati të gjithë ramë mbi njëri-tjetrin. Kjo më bëri që të shkëputem nga ato mendime, pasi jeta mund të të përplasë edhe më shumë. Menjëherë më erdhi në mend një thënie e Lenonit, "Jeta është ajo që ndodh në të vërtetë, ndërkohë që ju jeni duke bërë krejt plane të tjera." Në fakt gjithçka që po bëja këto ditë nuk ishte asgjë tjetër veçse ajo që kishte thënë Xhon Lenoni.

Në mbrëmje arritëm vonë në shtëpinë tonë në fshatin Breg, aty ku katër vjet më parë, si fëmijë kisha marrë një valixhe druri dhe isha nisur për në Shkodër. Tek shtëpia, si gjithmonë, më priste nëna, pastaj kishte ardhur motra e madhe Gusia. U gëzuan shumë. Hëngrëm darkë, ndonëse mua nuk më shkonte gjë për fyti. Dukej se lodhja dhe mundimet shpirtërore kishin bërë të vetën, kështu që më mori gjumi menjëherë. Të nesërmen u zgjova herët. Ishte një ditë e bukur korriku. Bashkë me rrezet e diellit të atij mëngjesi hynin edhe zhurmat e fëmijëve të motrave, që kishin ardhur të më takonin. U ngrita ngadalë, u bëra gati dhe dola. Shumë gjëra kishin ndryshuar në shtëpi. Muret ishin lyer. Dyshemeja ishte shtruar me dërrasa të reja. Po ashtu, dhomës i ishte bërë një rregullim i përgjithshëm. Ishin vënë edhe disa mobilie të reja. Kishte edhe disa gjëra të tjera të cilat dukej qartë se prisnin të viheshin në vendin e tyre. Në njërën anë ishte edhe një pasqyrë e madhe. U pashë në të dhe m'u duk vetja thuajse i tjetërsuar. Nëpër sirtarë dhe gardëroba kishte plot rroba për mua. Pastaj pashë edhe shumë rroba grash. Kostume, bluza, çizme, këpucë, kozmetikë, aq sa kishte në atë kohë… Dukej qartë se kishin

filluar përgatitjet për atë që më priste. Dola nga dhoma dhe përpara gjeta një grup fëmijësh. Ishin fëmijët e motrave. Ata më përqafuan me mall të madh. Dikush thërriste "Daja, daja!" U ula në gjunjë dhe i mora me radhë ndër krahë. Më kishte marrë malli dhe mua , dhe m'u duk sikur fillova të vija edhe një herë në vetvete. Kjo do të kishte ndodhur nëse njëri prej fëmijëve të motrave nuk do më kishte thënë:

- Daja, ne po presim që të na tregosh Medaljen e Artë. Gjyshi na tha se e kishin ftuar në Shkodër për të qenë i pranishëm në çastin kur do ta merrje.

Kjo më preu edhe një herë dhe më bëri të kthehesha në botën time të brengave të atyre ditëve. E kalova si me humor duke iu thënë se më kishin dhënë ca letra mbasi floriri ishte mbaruar për medaljen time.

Në të vërtetë këtë ishin duke pritur që të gjithë. Edhe nëna, edhe motrat. Nuk mjaftuan vetëm fëmijët e motrave, por me kërkesën e tyre u bashkuan edhe disa fëmijë të fqinjëve që ishin bërë kureshtarë. Kishin të drejtë. Fjala ishte përhapur gjithandej. Pas pak i qetësova me aq sa munda. Ata ende nuk e kuptonin se çfarë ishte

lufta e klasave. Madje edhe unë sapo kisha filluar jo vetëm ta kuptoja por edhe ta “shijoja”.

## Martesa ime

Ndërkohë që po argëtohesha me fëmijët, erdhi Shkëndia dhe më tha se babai donte që unë të shkoja në dhomën e pritjes. U ngjita shpejt e shpejt. Aty ishin babai, nëna dhe katër motrat. Babai ishte pak i ngrysur dhe shumë serioz. Ai doli fill në temë.

- Unë kam biseduar me Met Shullanin dhe gruan e tij, Timen. Ramë dakord që ti dhe Shpresa të martoheni më datën 10 Gusht.

Unë isha i përgatitur pak a shumë për këtë. Megjithatë, kjo më krijoi një farë tronditjeje… m’u duk sikur do të ishte dikush që quhej Bejleri me mbiemër dhe Shpresa me emër. Siç duket shqetësimi im u lexua menjëherë. Shkëndia, që ishte më e shkathëta në kësi rastesh, më kapi për krahu menjëherë dhe më shkundi duke më thënë:

- Ej frikacak, mos u tremb! Të gjithë ne kemi kaluar nëpër atë prag!

- Si nuk ke turp moj bijë! A thua nuk të paskam hedhur një rubë në fytyrë kur të linda? – i tha nëna.

- Po çfarë thua ti moj nënë? A nuk e pe djalin, se si i iku boja, kur e mori vesh se do të martohet? Po, kur të vijë Shpresa, që është e 'vogël' sa një selvi, ky paska për të mbaruar fare. Hik, mor zemër pulë! – vazhdoi në të sajën Shkëndia.

- Po ti moj, nga ke ngjarë?

- Nga babai,- u përgjigj ajo.- Ai e ka zemrën sa të luanit.

Babait ndonëse i pëlqeu krahasimi, prapëseprapë mori një pamje autoritare.

- Lërini këto shaka!- foli ai. – Gëzim!... Ti, Gëzim, do të martohesh më datën 10 Gusht. Deri atëherë na ndan pak më shumë se një muaj. Shumë gjëra i kemi bërë gati, por ka edhe tjera, që duhet t'i përgatisim. Ne kemi njëzet vjet që po e presim këtë dasmë. I kam bërë gati listat, që kur ti ishe gjashtë muajsh. I kam ëndërruar, këtë kullë dhe këto mure, të gëzuara prej kësaj dasme. I kam kujtuar, gjyshin tënd me lahutë e dasmorët me pushkë e tupana. Por nuk do ta bëj dot ashtu siç do të doja. Kohët po ndryshojnë. Këta, shokët e partisë sikur nuk i duan dasmat e mëdha. E ju e

dini, se unë nuk ua prish dot atyre. Pastaj, çdo gjë është vënë në racion. Ne kemi të drejtë të marrim vetëm 10 kg mish, 300 gram kafe dhe 10 kg miell gruri. Këto janë shumë pak për një dasmë, apo jo? Pastaj, edhe sikur të mos ishte kjo, ju e dini, që shumë njerëz nuk kanë dëshirë që të vijnë në dasmën tonë, ose, më mirë, kanë frikë të vijnë në dasmën tonë. Edhe ne, nuk është mirë t'i provokojmë. Madje po t'i thërrasim e të mos vijnë, edhe ata do të vihen në pozitë të keqe, por edhe ne do të merremi shumë nëpër gojë. Si i thonë fjalës: "E keqja fle, i zoti nuk e le". Më mirë ta lemë aty ku është. Kjo dreq biografie na ka bërë të ndjehemi si njerëzit me zhugë. Ne e dimë tashmë. Në shkollë shkove një vit me vonesë. Shkollën e mbarove shkëlqyeshëm, por nuk ta dhanë atë që meritoje. Pse duhet të provohemi përsëri? Ti e di se, po mos të ishte Petrit Shkoza, nuk do ta shihje kurrë atë shkollë.

Gusisë i erdhi shumë mirë që babai e përmendi nderin e burrit të saj, por megjithatë u hodh:

- Po ai e ka për detyrë mor babë! O për Gëzimin, ose për askënd në këtë botë!

Nëna kishte ulur kokën dhe qante. Ajo e kuptonte se tërë këto shqetësime përmblidheshin në një pikë, tek vëllai i saj Sadedin Buna.

Kur e pa nënën në këtë gjendje, Shkëndia u hodh:

- Nënë të lutem, mos bëj kështu! Na marrshin të keqen! Djalin e kemi si vera. Kujt gjë të keqe nuk i kemi bërë. Përse të trembemi?

- Ah mor Kreshnik Furtuna, sa shumë ma ke parë sherrin! – rënkoi ajo.

Babai i cili kurrë nuk ia zinte për të madhe nënës iu kthye:

- Jo, oj fisnike, jo! Nuk ta kam parë sherrin unë as ty, as vëllait tënd. Kur u bëra mik me Sadedin Bunën, e gjithë Malësia e Vogël ma pati zili. Unë nuk e mohoj atë kurrë, sido që të bëhet. Nuk pendohem që jam mik i tij paçka se punët nuk më lënë që të bëj atë që duhet.

Valdeti që deri atëherë nuk kishte folur, sikur e zbuti situatën, kur tha se nuk kishim pse të mërziteshim nëse nuk e bënim me dyqind dasmorë. “A do ta bëjmë me pesëdhjetë? Mirë është! Ne, njerëzit tanë më të afërt. Ou, ta kemi vëllanë shëndoshë dhe ishalla i pëlqejnë njëri-tjetrit! Pa të tjerat?! Të tëra rregullohen!”

Në të vërtetë, të gjithë e dinin se biografia jonë do të ishte një pengesë në çdo hap që hidhnim, madje edhe në ceremonitë familjare. Babai, pasi lëshoi nja dy pika loti, e mori fjalën:

- Atëherë, le t'i ndajmë detyrat! Furnizimet e kooperativës do t'i shtojmë me prodhime të oborrit. Mjaltë e shpendë kemi. Gjërat e tjera do t'i sjellin vajzat, secila sipas mundësisë.

Tani dikush do të bënte ftesat, dikush do të kujdesej për rregullin e kështu me radhë. Çdo gjë do të bëhej sipas një rendi të caktuar. Kështu filluan përgatitjet për dasmën time, ndërkohë që unë ende kolovitesha në prehrin e kujtimeve për Shkodrën.

"Shpresa! Ky emër i thjeshtë ishte tashmë enigma e jetës time. Zana! Ky emër i bukur ishte pengu i jetës time! Kthehesha nga njëra dhe shihja trysninë e tmerrshme të familjes, fjalën e dhënë Met Shullanit nga babai im, kujdesin e tepruar për mua, frikën nga pushteti që karakterizonte njerëzit e mi, vendosmërinë e tyre për t'i shkuar kësaj çështjeje deri në fund. Kthehesha nga tjetra dhe ndjeja fajin që kisha përpara saj, pafuqinë time për të dalë kundër një bote të errët, që më kishte nënshtruar tërësisht. Kur i krahasoja të

dyja, ndjeja dhimbje të madhe për Zanën e cila nuk kishte askënd në anën e vet për ta ndihmuar, përveç meje, një djali të brishtë të rritur nën një tutelë të fortë, me ndjenjën që ajo kishte kultivuar tek ai, atë ndjenjë që dukej tanimë e vrarë, e shkatërruar, e dërrmuar…

Gjatë atij muaji unë isha nën kontrollin dhe kujdesin e pandërprerë të të gjithëve. Dita po afrohej dhe gjithçka dukej se ishte në rregull sipas kutit me të cilin ne i matnim gjërat.

Data 9 gusht erdhi shpejt dhe njerëzit filluan të vinin që atë natë. Në odën e burrave priste im atë. Nëna merrej me punë të tjera. Gjithçka ishte përgatitur aq mirë sa s'bëhej.

Në të gdhirë u mblodhën edhe krushq të tjerë. Hëngrën mëngjes së bashku dhe u përgatitën për udhë. Unë po ashtu, po bëhesha gati. Shkëndija, Jehona dhe Rudina shikonin çdo gjë me kujdesin më të madh. Kostumi, këpucët, kravata, këmisha, shamia e xhepit…. Po më bënin me të vërtetë dhëndër, ndërkohë që unë nuk u zija besë syve të mi.

- Gëzim, ti do të jesh surpriza e Gegës sot. - përsëriste Rudina.- Po besoj se edhe ata nuk kanë me të nxjerrë me duar bosh.

Ndërkohë ia priste Jehona:

- Le t'i vëmë një kokërr hudhër, se po na e marrin mësysh vajzat e Gegës.

Pasi e konsideruan detyrën e tyre të mbaruar, të tria më përqafuan e më puthën. Pastaj u përqafuan si tri motra me njëra - tjetrën.

Babai im, i cili ishte njeri me paragjykime, më thirri mënjanë dhe më tha:

- Shiko Gëzim! Kjo ditë është shumë e shënuar për të gjithë ne. Ki kujdes! Në ditë si kjo shpesh ndodh më e keqja! Hajt bir! Paç fat!

Krushqit dolën nga dera e madhe e oborrit. U përcollëm nga urimet e shumta. Një orkestër na shoqëroi deri sa kaluam shtegun e oborrit. Një pjesë e krushqve ishin veshur me kostume kombëtare, ndërsa në krye ishte një flamur me një mollë në majë të shtizës. Dikush bërtiti:

- Mos hajdeni pa filxhan!

Ky është një zakon dasmash në anët tona. Dikush duhej të merrte tinëz një filxhan.

Babai i thirri nënës:

- Oj fisnike! Hajde për hair dasma e djalit!

Edhe ajo iu përgjigj në të njëjtën mënyrë:

- Për hair të qoftë edhe ty, o fisniku i maleve!

Në anët tona gruaja dhe burri asnjëherë nuk i thërrasin njëri - tjetrit në emër. I thërrasin vetëm "o fisnik" ose "oj fisnike!, "oj sojnike" ose "o sojnik!". Nganjëherë gratë u drejtohen burrave me emrin "o njeri". Ndoshta mund të duket shumë zakon i prapambetur, por kur mendoj se një person i njohur ka thënë "sa bukur tingëllon fjala njeri", atëherë më duket i justifikuar edhe ky lloj komunikimi.

Babai ktheu edhe një herë kokën për të parë kush ishte e kush nuk ishte. Pa motrën e madhe, Gusinë, dhe u trondit kur mendoi se i shoqi, Petrit Shkoza, nuk ishte aty. Petriti ishte një nëpunës i respektuar në Komitetin Ekzekutiv të Rrethit. Ishte edhe anëtar partie. Por megjithëse ishte i tillë, rrinte i strukur dhe nuk binte fare në sy. Arsyeja ishte e thjeshtë, daja i së shoqes konsiderohej "armik i popullit" dhe kuptohet, gjithkush që kishte të bënte me të ishte ose "armik", ose "i dyshimtë", ose "i padëshiruar", ose "i prekur". Vetë nuk kishte ardhur por kishte dërguar djalin e tij gjashtëmbëdhjetë vjeç dhe të shoqen. Babai nuk e përmbajti veten dhe tha:

- Dreqi e mori! Kësaj i thonë "mishin e ha por langun nuk e pi." A nuk është njësoj? Më ka sjellë këtë këlyshin këtu e nuk ka ardhur vetë!?

Djali që e dëgjoi mirë këtë bisedë u hodh e tha:

- Gjysh unë nuk jam këlysh, por jam i biri i njërit prej burrave më të mirë të kësaj krahine. Meqë nuk më dashke, atëherë edhe unë po iki.

Kjo shkaktoi një mërzi siç ndodh shumë herë nëpër dasma, por tek ne tërë nervozizmin, merakun, frikën, pavendosmërinë, ndrojtjen e shkaktonte lidhja me një njeri të cilin brezi ynë jo vetëm që nuk e kishte parë e njohur, por edhe për të dëgjuar kishte dëgjuar rrallë herë.

Në të vërtetë, nuk ishte vetëm Petrit Shkoza që nuk kishte ardhur në dasmë, ishin edhe të tjerë. Nuk guxonin. Pikë.

Pastaj të gjithë dasmorët e caktuar për në takim filluan të ecin ngadalë drejt vendit të takimit. Kjo në anët tona quhet "pjekje". Pjekja është një ritual shumë i bukur. Zakonisht, meqë nusja merrej me kalë, palët, që t'i lehtësonin rrugën njëri-tjetrit binin dakord që ta ndanin rrugën përgjysmë. Pikëpjekja caktohej në një vend që të ishte me emër, pra të njihej nga të gjithë.

Mundësisht nën hijen e ndonjë lisi të madh, ose pranë ndonjë burimi, ose në ndonjë lëndinë të bukur. Aty që më përpara shkonin kafexhinjtë, me takëmet e duhura, me duhan e sheqerka. Nusja përcillej nga një grup grash e vajzash të shtëpisë së vet, ndërkohë që një grup tjetër nga pala e dhëndrit priste që ta merrte atë "në dorëzim". Burrat uleshin rreth e rrotull mbi qilima të bukur të shtruar për atë rast, duke respektuar më së pari moshën. Secili dasmor kishte me vete paketa duhani. Më të vjetrit kishin kuti të vjetra duhani fakfan, llulla fildishi të gjata të dekoruara me argjend, të ruajtura që në kohët osmane. Djemtë që shërbenin i merrnin paketat e duhanit dhe i shpërndanin cigaret, duke përmendur emrin e dasmorit që i kishte dhënë.

"Prej filanit. Ndera e filanit!" - shqiptonin ata dhe merrnin përgjigjen:

- T'u rrittë ndera ty edhe atij!

Edhe kjo ishte një farë krenarie që ndjenin dasmorët për përmendjen e emrit të tyre. Më i vjetri i palës pritëse, që në këtë rast ishte prindi i vajzës, pasi uronte mirëseardhjen, i ftonte burrat që të merrnin fjalën. Pastaj, pak a shumë dihej që më i moshuari ose edhe më i zgjuari ishte ai që

fliste i pari. Zakonisht tregohej ndonjë histori e cila kishte lidhje me ngjarjen. Gjithmonë ato histori duhej të ishin të tilla që të mos ngacmonin ndonjë plagë të njërës apo të tjetrës palë. Më pas rapsodët këndonin këngë trimërie dhe shpesh edhe "të gryta" ose të grunjta, që do të thotë këngë dashurie. Pjekja vazhdonte edhe me kërcime të forta popullore. Këtë pjesë zakonisht e luanin valltarë të sprovuar të cilët visheshin që më parë me kostume popullore. Kjo ceremoni vazhdonte për një farë kohe. Pastaj bëhej një garë kuajsh. Gara kishte një trofe, që ishte zakonisht, një shami. Po kështu, ai që dilte i pari tundte kapuçin e bardhë në ajër duke krijuar një siluetë të bukur lëvizëse me nota epike.

Më në fund ceremonia dypalëshe përfundoi. Krushqit u përshëndetën me njëri-tjetrin. Disa gra, nga pala e vajzës, u ndanë duke qarë. Burrat u falën me njëri-tjetrin kokë më kokë, siç e do zakoni ynë. Tupanat jehonin dhe dy palët morën udhën në drejtimet e tyre.

Në fund të ish-arave tona, në një rrugë që gjarpëron drejt shtëpisë sonë, të ftuarit filluan të dynden me atë padurimin që i karakterizon në kësi rastesh. Përpara vinin, në një varg thuajse të

rregullt, dasmorët. I pari printe me flamurin e kuq në dorë me mollën e ngulur në majë të shtizës. Valëvitja e flamurit dhe serioziteti me të cilin ecte flamurmbajtësi i jepte asaj skene një pamje madhështore. Nga pas e ndiqnin krushqit. Në fytyrat e tyre ndjehej një farë dyjëzimi, një gëzim i trishtuar. Një pjesëmarrje e tillë, një pamje e tillë, në një shtëpi të tillë, mund t'i kushtonte secilit shumë. Mund të pyeteshin, "Përse shkuat në atë dasmë? A e dini se kush janë ata? A jeni me ne apo me armikun!?". Por nga ana tjetër, si mund t'i dilnin përpara Kreshnik Furtunës pas asaj dite!? Si mund të mos i shkonin në dasmën e djalit të vetëm një njeriu i cili nuk ishte përmendur kurrë në jetë për të keq?! Dhe ata njerëz kishin marrë përsipër pasojat, vetëm që mos të turpëroheshin. Dhe kishin ardhur. Dasma po i afrohej asaj pike kur njëri prej krushqve do të nxirrte armën dhe do të thërriste me të madhe:

"O mirë se të gjetëm o i Zoti i Dasmës!" dhe të shtinte tre herë ndërsa, i Zoti i dasmës duhej të përgjigjej "O mirë se keni ardhur!". Por kjo nuk mund të ndodhte në këtë shtëpi. Të kishe njerëz të armatosur në dasmë ishte një gjë shumë më e

madhe se sa pjesëmarrja e dhjetë komunistëve në të. E gjithë kjo kategori mungonte.

Tek dera e oborrit vajzat këndonin këngë dasme, për dhëndrin e nusen. Flamurtari e nguli flamurin në një vend të dukshëm. Krushqit ecën paralel me muret e brendshme të oborrit. Kuajt kaluan pragun e derës dhe ecën drejt mesit të oborrit. Ata ishin të ngarkuar me arka që mbanin pajën e nuses. Arkat ishin të mbuluara me sixhade të bukura, qilima, dekje, të qëndisura në mënyrë të përkryer. Sipas udhëzimeve që më kishte dhënë motra, unë u hodha kuajve një dorë me karamele e oriz. Një tufë fëmijësh u derdhën për t'i mbledhur ato. Nusja ishte ende mbi kalë. Pas hedhjes së karameleve, njëra nga motrat iu afrua nuses duke mbajtur një djalë të vogël në krah. Ky ishte "djali i nuses". Ia vuri djalin në prehër, aty ku ishte ajo, majë kalit. Nusja e përqafoi atë me delikatesë dhe me ngadalë nxori një palë çorape të qëndisura bukur, të lidhura me një fije peri të leshtë dhe ia vari atij në qafë. Unë vështroja me kërshëri çdo lëvizje.

"Përpara meje shfaqej misteri më i madh për mua. Aty qëndronte ajo që rrethanat dhe fati im e kishin caktuar të ishte bashkëshortja ime. Doja

nuk doja, më pëlqente nuk më pëlqente, ajo do të ishte njeriu me të cilin unë do të ndaja jetën. Nuk më pritej sa ta shihja. E bukur apo shëmtuar? E vogël apo madhe? E qetë apo egër? E urtë apo e prapë? Të tëra këto ishin pyetje të cilat do të merrnin përgjigje gjatë rrjedhës së jetës sime, tashmë të paracaktuar nga fati. Nga fati që nuk ishte në dorën time. Nga fati që luajti dhe do të luante me mua.

"O Zot sa i pafuqishëm që isha!"

Në këto meditime, ngrita kokën dhe pashë se çfarë shtatore femre qëndronte ende sipër atij kali. Në fillim m'u krijua mendimi se mbi atë kalë ngrihej një figurë madhështore, në formë piramide, e gjatë, me një shtrirje harmonike nga koka deri tek këmbët, e ngulitur mirë mbi yzengjitë e kalit. Dukej sikur ajo peshonte mbi to duke qëndruar në atë mënyrë aq stoike. Një duvak i kuq e mbulonte, dhe nën tylin thuajse transparent të hedhur mbi sy, dalloheshin tiparet e theksuara të një fytyre bukuroshe. Pjesa e pasme e duvakut nuk ia fshihte dot flokët që derdheshin si një ujëvarë duke mbuluar një pjesë të shalës së kalit. Tani ishte momenti kur ajo do të zbriste nga kali dhe unë duhej ta merrja për dore. Ajo bëri një

lëvizje të hijshme, duke rënduar mbi yzengjinë e majtë, dhe zbriti në tokë me një lloj shkathtësie por plot delikatesë. Unë, duke respektuar zakonin, e kapa nga ana e majtë, ndërkohë që motra e madhe e mori nga krahu i djathtë. Ecëm sipër qilimave që na i kishin shtruar në oborr. Vura re se ishte thuajse sa unë e gjatë. E shtrëngova në krah, ndoshta pak më shumë se sa duhej, dhe ndjeva dridhjen e saj.

Tek pragu i derës së shtëpisë, ajo hoqi dorezat e bardha. Me gishtërinjtë e dorës së djathtë preku mjaltin në pjatën që i kishin vënë përpara dhe më pas qemerin e derës. Ajo filloi t'u jepte nga një kafshatë të vockël të lyer me mjaltë tërë të pranishmëve, duke filluar nga unë. Të përcjellë nga një grumbull grash, vajzash e fëmijësh u ngjitëm shkallëve për tek oda ku do të mbyllesha atë natë me enigmën time. Duke ndjekur çdo detaj të zakoneve tona, unë u gjeta ballë për ballë me Shpresën. Ajo ende e kishte fytyrën te mbuluar. Iu afrova dhe ia ngrita ngadalë duvakun me duart që më dridheshin nga kureshtja. Kur e pashë ashtu me fytyrë të zbuluar, kuptova se përpara meje qëndronte një bukuri e rrallë femërore. E qetë, e bardhë, me tipare të

mrekullueshme në harmoni me njëra-tjetrën. Kishte vetulla të zeza të cilat binin shumë në sy, ballë të gjerë, sy të zinj dhe qepalla të gjata që më përngjanë me krahët e një dallëndysheje. Hundën e kishte të drejtë si të skalitur; faqet të mbushura. Natyra i kishte përshtatur aq bukur ato tipare, sa të bënte të mendoje se gjithçka në atë fytyrë ishte gdhendur ose bërë me porosi. Në vështrimin e saj pashë një botë të tërë qiellore. Në të m'u duk se ishte zbrazur vetë drita e diellit, ishin fshehur yjet dhe hëna. Ata sy reflektonin pafajësinë dhe sinqeritetin e një fëmije. Ai ballafaqim aq i beftë më përpiu të tërin. Tani isha i gjithi i përthithur në një botë joreale, ku një ndjenjë e re po përpiqej të hynte brenda meje, për të përzënë një tjetër. Me sa dukej aq shumë isha goditur nga ajo pamje, sa e kisha humbur krejt dhe u përmenda vetëm kur Shkëndija më thirri:

- Ej vëllaçko, mos u huto! Ne e kemi kaluar këtë çast para teje.

Si duket, drita e hënës, kaltërsia e qiellit në sytë e saj, bota oqeanike e pa fund që kisha përpara, më kishin bërë të harrohesha. Vura re se kishin shpërthyer të qeshura përreth meje. Me një gjest të thjeshtë, me heqjen e vellos së duvakut,

unë kisha zbuluar jo vetëm një fytyrë të bukur e një botë të re femre, por edhe një magji në vetë qenien e saj, që më kishte përfshirë plotësisht.

Tani kishin filluar urimet, gazi, hareja…

Dëgjova një zë gruaje që u thoshte të tjerave:

- O Zot! Po këta paskan lindur për njëri-tjetrin. Kush e bëri këtë lidhje, rroftë e qoftë!

Dola nga dhoma dhe pashë në korridor nënën dhe babain. Të dy ishin të përlotur. Babai ishte i pari që më përqafoi. Ndjeva se si më përfshiu në kraharorin e tij dhe më puthi. Ishte hera e parë në jetë që më puthte. Pastaj ishte nëna ajo që më ra në gjoks. Ajo u ngashërye dhe nisi të qante me dënesë. Dukej sikur atë e përshkonte një rrymë tensioni. Mbeta disa çaste me të në gjoks dhe më pas, kur mezi u shkëputëm, u nisëm drejt shkallëve për t'u bashkuar me të tjerët. M'u duk sikur po e braktisja. E ndjeva këtë me kaq intensitet saqë, ndonëse vështrimi im në sytë e saj kishte qëndruar i ngulitur vetëm disa çaste, prapëseprapë ajo ndjesi më theri në zemër.

Si përherë, i rrethuar nga Shkëndija, Jehona e Rudina, unë u gjeta në fund të shkallëve. Rudina nuk nguroi të më thoshte:

- Gëzim, sa me fat që je mor burrë! Po Shpresa qenka edhe më e bukur se Zana. Tani çdo iluzion i yti ka marrë fund. Përpiqu që të largosh nga zemra ish-mësuesen tënde. Nuk mund të kthehesh më pas. Shpresa!?… Shpresa qenka e mrekullueshme! Mundohu që tani, t'í përkasësh vetëm asaj. Mirë?

Ato fjalë, të cilat më kërkonin që të harroja diçka që ishte ngulitur aq shumë në qenien time, në fakt bënë të kundërtën. Ato fjalë erdhën pikërisht në atë çast kur unë isha dhënë tërësisht pas asaj që po më ndodhte. Papritur, ndjeva se si u ktheva edhe një herë aty ky pavetëdija ime më çonte në çdo çast… tek Zana. Çfarë po ndodhte me mua? Kaq shpejt? Kaq shpejt e harrova? Sa i madh do të ishte lëndimi për Zanën? Përsëri ndjeva përhumbje. Oh sa e vështirë! Po Shpresa?! Ajo tani ishte në ditën e martesës. Asaj tani e tutje nuk di t'i thoshin më "vajzë", por "grua e martuar". Ishte një lëmsh që nuk zhbëhej më. Jo, nuk zhbëhej.

Rudina dhe Jehona vazhdonin ta lavdëronin Shpresën sikur donin të më hiqnin mendjen nga Zana Bejleri.

Brenda meje sapo kishte filluar një proces dyzimi mes afeksionit që kisha për këto dy femra. E dija që vajzat e donin Zanën. Atyre u dhimbsej ajo, por tani gjithçka fliste për Shpresën. Andaj edhe po e lëvdonin e lëvdonin pa kufi, madje duke theksuar tipare të tilla si “e urtë”, “e sinqertë”, “e dashur”, të cilat njeriu nuk mund t’í vlerësojë vetëm me një të parë.

Ndjeva dhimbje për Zanën ndërkohë që po më dominonte një ndjenjë tjetër, ajo e keqardhjes ndaj Shpresës. “A do ta ktheja dot këtë ndjenjë në një ndjenjë dashurie? Vallë a do të mundesha?” Në ato çaste ishte e vështirë, por, ndoshta ajo që do të arrinte të më ndihmonte, do të ishte vetë Shpresa.

Orët po kalonin dhe njëri nga njerëzit tanë, i cili ishte “emëruar” si “kryetar i dasmës”, thirri me të madhe:

- Miq të dashur! ... Banketi është gati!

Dalëngadalë, secili zuri vendin e vet. Tani ishin vetëm dy karrige bosh, ajo e Shpresës dhe e imja. Njerëzit ishin ulur sipas një rendi të caktuar, duke filluar që nga nëna, motrat, halla, tezja, i biri i kësaj të fundit, vajza Gofilja. Pastaj vinin Jehona e Rudina të cilat nuk ndaheshin nga Shkëndija.

Në plevicën e pastër e të lyer me gëlqere, të ndriçuar bukur e të dekoruar si për dasmë, u ulëm të festonim të gjithë së bashku. Në një vend të lënë enkas për vallëzim, krushqit filluan të kërcenin vallet tradicionale. Gratë nuk pushonin së kënduari këngë dasme. Në krahun tim qëndronte im atë veshur me një kostum kombëtar, që shkëlqente në çdo cep të tij. Jeleku i tij ishte plot me sumbulla të bëra me gjilpërë; këmisha me një jakë të mbyllur po ashtu e punuar me kujdes. Tirqet plot me gajtanë. Opingat e qenarit të qëndisura për merak. Në bel kishte vënë një shokë, ose brez, të gjatë me vija shumëngjyrëshe që e bënte edhe më të bukur trupin e tij. Në dorë mbante një llullë të madhe e të stolisur. Mbi kokë i qëndronte një kapuç i bardhë si bora. Fytyra e tij e gjerë, me vetulla të trasha, stolisur me mustaqe të thinjura, por të prera spic, e bënte edhe më madhështor portretin e këtij burri.

- Miq e shokë! Ju e dini se ka shumë mote që kur kjo shtëpi nuk ka gëzuar në një dasmë mashkulli. Pas kaq kohësh po martojmë djalin tonë të vetëm. Jemi shumë të gëzuar e të nderuar me pjesëmarrjen tuaj. Ju falënderojmë nga zemra

për ardhjen tuaj dhe urojmë t'ua shpërblejmë në të tilla raste. Do desha të ngre dy shëndete në këtë dasmë. Të parin për çiftin e ri. Të trashëgohen! Dhe të dytin për të tërë ju që më keni nderuar sonte. Faleminderit!

Pashë që përshëndetja e tim eti nuk u pëlqeu disave. Ishin mësuar që urimin e parë t'ia kushtonin Partisë e Enverit.

Orkestra filloi të luante një melodi ndërsa dasmorët të hanin e të pinin. Në të vërtetë, po të shiheshin rrethanat në të cilat jetonim ne në atë kohë, tërësisht të shpronësuar, banketi ishte vërtetë shumë i mirë. Gjithçka ishte bërë me kujdes dhe meqë prindërit ishin njerëz punëtorë, kishin arritur që të siguronin mjaft mish pule për të gjithë. Po ashtu edhe mjalti kishte. Rakia ishte po ashtu e ballit të kazanit. Natyrisht, buka do të ishte prej misri, pasi furra e kooperativës nuk ofronte asnjë lloj tjetër veç saj.

Orkestra po luante një pjesë muzikore ashtu siç dinte. Kjo më ktheu edhe një herë në Shkodër, tek netët e bukura të mbrëmjeve dhe muzikantët virtuozë shkodranë. Konvikti, pjaca, shkolla…dhe ato këngë të mrekullueshme shkodrane, "…Etjen e shova krojeve…". Pastaj më erdhi ndërmend

Zana, në një vallëzim që nuk doja të mbaronte kurrë.

Pa ditur se çfarë po bëja, shkrova në një copë letër titullin e kësaj kënge dhe e dërgova tek orkestra. Ata filluan ta luanin atë dhe të tjerët ta këndonim. Sapo filloi kënga, Jehona erdhi dhe më pyeti:

- Ti e porosite këtë këngë?

- Po. - i thashë.

- Gëzim,- më tha,- duhet ta harrosh Shkodrën! Duhet ta harrosh! Mirë? Të lutem, harroje! E di, që është e vështirë, e di! Por duhet! Ndryshe ti kurrë nuk do të ndjehesh i qetë. Mirë?

- Mirë e ke ti, Jehona. Ke të drejtë. Por mua se si më ngjan vetja. Gjithçka më duket mbrapsht.

Banketi po e kalonte mesin e vet kur njëri nga dasmorët u ngrit dhe filloi të ngrinte dolli për Partinë dhe udhëheqësin. Atje nga fundi, u ngrit edhe Kadriu, rojtari i bahçeve tona, që as nuk e di se përse ishte thirrur aty dhe mbajti një fjalim të gjatë për meritat e Partisë dhe të udhëheqësit, për klikat reaksionare, Ballin Kombëtar e Legalitetin, për revizionistët dhe titistët, për imperialistët anglo – amerikanë. Duhej t'ia dinim për nder Partisë që ne jetonim aq të lumtur.

Sado që broçkulla të tilla nuk duhej as të dëgjoheshin, Kadriu na detyroi të gjithëve të ngriheshim në këmbë e të brohorisnim me duartrokitje. Pas kësaj dollie të mërzitshme pasuan edhe dy tjera. Secili donte të tregonte përkushtim më të madh se tjetri.

Pas kësaj Gusia më tha se duhej të vallëzoja me Shpresën. U vendos një farë qetësie. Filloi orkestra.

Dolëm për të vallëzuar dhe ndërsa po e shoqëroja Shpresën e pyeta:

- A di të vallëzosh?

- Po, të shohim një herë,- ma ktheu.

Ajo vallëzonte shumë mirë. Madje më habiti.

- Gëzim, ti je ai që më ke mësuar të vallëzoj. - më tha ajo.

Unë i habitur ia ktheva:

- Si? Unë?! Ne nuk jemi parë kurrë. Si të paskam mësuar unë?!

- Epo, unë e kam marrë vesh që ti kërcen bukur dhe kam dashur që mos të të zhgënjej. Prandaj kam mësuar që të ec me hapin tënd.

Që Shpresa vallëzonte bukur, kjo më gëzoi, por që ajo të dinte gjëra të tilla për mua, kjo më bëri përshtypje të menjëhershme.

- Po ti nga e di këtë? - e pyeta, gati si pa dashje.

- Unë di shumë gjëra Gëzim, por natyrisht, gjëra të mira.

Kjo më bëri të dyshoja edhe më shumë. Megjithatë vazhdova vallëzimin. Dora ime e djathtë prekte flokët e saj të lëshuara që i jepnin asaj një hir aq të bukur. Vallëzimi vazhdoi gjatë. Kur u kthyem aty ku ishim më parë, të dy reflektonim lumturi. E saja, një lumturi e çiltër, ndërsa e imja, një lumturi e mbështjellë me një vello meditimi.

Pastaj vijuan edhe disa dolli, ndër të cilat ajo e Ramadanit ishte më e frikshmja. Ramadani fliste pa kujdes dhe ndonëse dikujt tjetër ato fjalë mund t'ia konsideronin për "agjitacion e propagandë kundër Pushtetit e Partisë", çuditërisht atij nuk ia merrnin aq për keq. Të tëra dollitë që ngriti i lidhi me ushqimin i cili mungonte në të gjitha shtëpitë e njerëzve që ishin në ato tavolina dhe që ai me ironi ia atribuonte ditëve të lumtura që jetonim. Kjo bëri që babai ta mbyllte avash-avash dasmën. Mua më dërgoi për në dhomën time. Krushqit u përcollën dalëngadalë. Mesnata kishte kaluar. Unë do të futesha dhëndër.

Hyrja në atë dhomë për mua do të qe njëri nga çastet më të vështira të jetës time. Shkallët, korridori, këndet e shtëpisë ishin mbushur plot me njerëz të cilët, qeshnin, gajaseshin, pëshpëritnin, dhe në përgjithësi, gëzonin. Thuajse m'u dukën si njerëz që më prisnin për të më dhënë një të shtyrë dhe për të më hedhur nga një trampolinë. Ndonëse feja ishte e ndaluar, ishte gjetur një njeri i Zotit për të më bekuar. Ai i tha fjalët e tij gati si me nxitim e frikë duke më përmendur se Zoti vetë e kishte thënë që unë të bashkohesha me Shpresën për të pasur fëmijë e për të ripërtërirë jetën. Nuk e di se sa me vëmendje i dëgjova ato predikime, por di vetëm se sapo mbaroi ai, një dorë më shtyu drejt dhomës së dhëndërisë sime, ku më priste Shpresa. Atë shtyrje e pasuan shumë goditje me shuplaka, dikush në kokë, dikush në shpinë, dikush më kapi për xhakete që të më mbante edhe pak, për t'u dhënë të gjithëve mundësinë, që secili të bënte qejfin e vet duke më qëlluar. Në të vërtetë më shumë se sa goditje mund të them se ishin përkëdhelje, ose prekje dashamirëse njerëzish që më donin shumë. Ndjeja në çdo prekje dashurinë e tyre që më kishte shoqëruar që kur kisha lindur.

Tani po hapej një kapitull i ri i jetës time. Në të vërtetë nuk i mbaj mend dhe as që u interesova të dija se kush po më qëllonte, godiste, prekte apo përkëdhelte. Një ndjenjë turpi, ankthi, pendese, mezipritjeje, më shoqëronte e nxitur edhe nga ajo brohori kaotike. Më në fund provova edhe bekimin e nënës, përqafimin e babait, lotët e motrave… Dëgjova një zë urdhërues: "Tani hape derën vetë dhe futu brenda!"

Ashtu bëra. E kapa dorezën e derës dhe e ula me kujdes. Gati vjedhurazi hapa derën. E shtyva lehtë. Kalova pragun. E mbylla derën me ngadalë. Lashë pas zhurmën dhe njerëzit.

Brenda asaj dhome kundërmonin tërë aromat e këndshme të kësaj bote. Ndjeva se edhe mund të qaja. Kisha lënë pas një jetë tjetër. Përpara meje tani zgjatej një udhë të cilën unë nuk dija se si do ta kaloja. U ula në karrige. Ndenja për një farë kohe ashtu me kokën të mbështetur mbi tavolinë. Nuk e di se sa qëndrova, por di se ndjeva një dorë të butë, pak të ftohtë, të më prekte në fillim në kokë e më pas në qafë. Një prekje e tillë aq e lehtë e njerëzore m'u duk sikur më nxori nga ajo gjendje ku isha kredhur. Drejtova trupin dhe pashë Shpresën e cila qëndronte si e habitur

përpara meje. Në dorë kishte një peshqir të lagur të cilin ma dha që të freskohesha dhe të fshija djersën. Ashtu bëra. U fshiva, u freskova, hoqa këmishën dhe vesha një tjetër të cilën Shpresa po e mbante në dorë.

Vetëm tani, pasi u qetësova pak, pashë rreth e rrotull dhe kuptova se isha në të njëjtën dhomë ku isha rritur, por që asgjë në të tani nuk i ngjante asaj ku kisha jetuar më parë. Muret ishin të stolisura me punime të ndryshme të bëra me dorë, dyshemeja e shtruar këndshëm, disa panorama të bukura ishin varur në mure. Më dukej se gjithçka ishte vënë me një kujdes të jashtëzakonshëm. Një flamur kombëtar, një dre e një drenushë, e plot gjëra të tjera kishin mbuluar thuajse tërë muret e dhomës. Në tavolinë shtrihej një mbulesë e qëndisur me shije. Mbi të kishte një brokë me ujë të mbuluar nga një çentro e bardhë si dhe dy gota, po ashtu të mbuluara. Më tej ishte një vazo e madhe me lule gjithfarësh, të freskëta e shumë të bukura. Mbi të gjendej një kartolinë urimi për martesën tonë e nënshkruar nga motrat, Gusia, Miranda, Violeta dhe Shkëndia si dhe nga Jehona dhe Rudina.

Duke u këndellur pashë rreth e qark edhe një herë, orenditë, shtratin, jastëkët, gjithçka që ishte rregulluar aq mirë e me aq kujdes. Pastaj mendova: "E çfarë janë të gjitha këto! Asgjë nuk vlen, madje as një lek!" U solla pak si i çorientuar, pastaj mora një karrige që ishte më andej dhe e afrova afër times duke e ftuar Shpresën që të ulej pranë meje.

Ajo shfaqi një farë hezitimi i cili nuk tregonte as bindje as refuzim.

E ftova përsëri të ulej. Ajo bëri një lëvizje delikate, shkoi drejt karriges dhe u ndal aty. Më pa drejt e në sy. Butësia e syve të saj më bëri të ndjehesha sikur e kisha njohur prej shumë e shumë motesh. Por një gjest i saj më shkaktoi një ndjenjë tjetër. Ajo e mori karrigen dhe e vuri në anën tjetër të tavolinës. U ul, i vuri duart në mjekër dhe po më shihte drejt e në sy.

- Gëzim,- më tha,- ne nuk njihemi mirë me njëri-tjetrin. Do desha të isha mysafirja jote sonte, nesër jot shoqe, ndërsa në jetë të mos jem robina jote, por krahu yt i djathtë.

U ngrita ngadalë dhe iu afrova, ia vura dorën në shpatulla, ose më mirë në bashkën e flokëve të saj të mrekullueshme që i lëshoheshin mbi shpinë.

Ndjeva se bukuria e asaj vajze, e cila nesër do të gdhihej grua, më pushtoi çdo qelizë të qenies sime dhe më tërhoqi drejt saj duke më rritur adrenalinën deri në atë pikë që e shtyn njeriun drejt padurimit dhe veprimeve të nxituara.

E ndjeva veten tek i thashë:

- O Zot, dhe ti qenke kaq e bukur, o Zot!

Ajo më tha përsëri:

- Jam mikesha jote sonte. Ma jep besën!

- Unë ta kam dhënë besën që kur ti ishe njëmbëdhjetë vjeç. Është ajo besë që më ka mbajtur deri më sot.

Shpresa nuk ngurroi të më thoshte:

- Jam e lumtur që jam më në fund e jotja.

Ajo i tha këto fjalë me aq nënkuptim sa më bëri të ndjehesha sikur ajo dinte diçka për të kaluarën time të afërt. Ndoshta ky ishte vetëm një merak që më brente mua prej kaq kohësh, apo…

Dyshimi im u rrit edhe më shumë nga fjalët që ajo nxori më pas nga goja:

- Gëzim, unë jam xheloze për ty. Ndoshta është shumë shpejt të ta them këtë. Por e kam thjesht se të dua ty më shumë se jetën time.

Një rrëqethje e menjëhershme më përshkoi tërë trupin duke më mbushur krejt me mornica.

Ne vërtetë ishim të fejuar prej kohësh, në një nga mënyrat më të egra, ku i riu ose e reja, ose „individi“ siç thuhet sot, nuk ka asnjë të drejtë zgjedhjeje. Vallë si ka funksionuar shoqëria jonë ndër shekuj? A janë bërë martesat sipas këtij rregulli, ku njerëzit, më së pari ruheshin që të mos binin ndesh me njerëzit me afërsi gjaku, pastaj kërkonin që të gjenin gjithmonë miq më të mirë se veten, shtëpi "derë" siç i thoshin, që të krijonin lidhje të forta, me njerëz të fisëm, madje me fise të mëdha, prej nga fëmijët do të përftonin krenarinë për prejardhjen e tyre? Pra si kishte funksionuar kjo shoqëri? Unë isha produkt i një martese të tillë. Babai im ishte po ashtu një produkt i tillë; babai i babait tim, e kështu me radhë. Por kohët po ndryshonin dhe sikur të rinjtë të vendosnin vetë, kjo jo vetëm do të krijonte mundësi më të mëdha për zgjedhje, por do ta vinte në baza më të sigurta të ardhmen e familjes së re. Këtu mund të kisha të drejtë, por edhe mund të mos kisha. Sidoqoftë, koha nuk ishte e përshtatshme për filozofime të tilla. Unë po i futesha një jete e cila po niste ashtu siç kishte filluar për shumë e shumë breza të mi paraardhës. Jeta do të tregonte sa mirë ose sa keq do të më dilte ky nënshtrim

ndaj traditave dhe këmbënguljes së prindërve të mi.

Zhytja në meditime të tilla u ndërpre nga një ndjenjë e jashtëzakonshme joshjeje që më tërhoqi me padurim drejt Shpresës, në ato orë të para të mëngjesit të atij gushti, të cilat doja që të mos mbaronin kurrë.

### Një jetë e re në fshat

Një zë i bukur që më thërriste: "Gjumash, çohu tani se ka dalë dielli!" nuk ma nxori krejt gjumin, por shumë shpejt një puthje e ëmbël më bëri esëll. Ishte Shpresa. Dhe bashkë me të një ditë e re sapo kishte filluar.

E hëna dhe thuajse tërë e marta vazhdoi me atmosferën e dasmës. Vizitat e grave për të parë nusen dhe pajën, të falat, ose dhuratat e nuses që u shpërndaheshin të afërmve, motrave, dhëndurëve e miqve, e bënë ditën edhe më të larmishme. Në mbrëmje shtëpia thuajse u boshatis. Mbeti vetëm Gusia. Haresë, zhurmës, shqetësimeve, lodrave, shakave, ia zuri vendin

qetësia tradicionale e shtëpisë sonë. Vetëm ideja se një njeri tjetër gjendej në këtë shtëpi dhe shtrojat e reja që kishte sjellë ajo, e bënin të ndryshëm ambientin.

Qetësinë e rënë e prishi ardhja e Petrit Shkozës bashkë me të birin Skënderin. Të tërë u gëzuam që erdhi, sado që ndjeheshim pak si të turpëruar. Ai as që e dha veten fare. U përshëndet me të gjithë, bëri urimet e rastit për martesën dhe pasi piu kafenë, e daroviti nusen.

U shtrua darka por babai nuk po e merrte dot veten mbasi i kishin mbetur peng fjalët që kishte thënë për Petritin. Heshtjen e theu vetë Petriti.

- Na fol ndonjë fjalë o Kreshnik Furtuna! Pse rri i mërzitur? Dasma të ka vajtur shumë mirë, nusen e ke marrë si yll e ta trashëgoftë djali!

- Po, Petrit, dasma shkoi mirë dhe unë jam i kënaqur me nusen, por një merak e kam. Nuk më erdhe në dasmën e djalit. U mërzita. Ndoshta edhe kam thënë diçka që nuk më ka takuar ta them por…

Petriti u përtyp pak dhe e kuptova se po mendohej që të mos lëshonte asnjë fjalë të papeshuar. Pastaj tha:

- Ke të drejtë, por nganjëherë na duhet të shohim pak më larg nga sa ndodh një çast rreth nesh. Vërtetë që nuk erdha, por ndoshta për të tërë ne, kjo ishte më e mira. Unë e njoftova Gusinë të më priste këtu që të ishte edhe ajo.

- Petrit, ti je martuar me vajzën time. Ke edhe fëmijë me të. E di që e ke vështirë, por tek e fundit si erdhe si nuk erdhe në dasmë, njësoj është. Lidhjet tona i dinë të gjithë, apo jo?

- Kreshnik, ti je burrë i zgjuar por ende nuk je me kohën. Ka ardhur një situatë që kërkon njëmijë e një marifete e një trimni. Lum ai që e kalon gur më gur! Cila është fjala më e përdorur sot në radio e në gazeta? A mund të ma thuash?

Kreshniku ndjeu se po i hipte gjaku. – Po, - tha, - e di!

Atëherë, ti kujton se fjalën “lufta e klasave” ata e përmendin kot, pa ndonjë arsye? A i ke dëgjuar parullat “Uji fle, hasmi nuk fle”, apo “lufta e klasave herë ulet e herë ngrihet po asnjëherë nuk shuhet”? Tani është në kulmin e vet. Mjerë ai që gjendet në vendin e gabuar. Nuk e sheh se çfarë bëhet? Po u hiqet koka atyre që deri dje i kemi njohur për heronj, funksionarëve më të lartë të ushtrisë, partisë dhe shtetit. Burgjet po

mbushen plot për politikë, agjitacion e propagandë, veprimtari armiqësore, sabotim në ekonomi, ideologji, naftë…! Po ne ku jemi? Unë jam dhëndër i kësaj shtëpie, por më shumë se kjo, fëmijët e mi janë nipat tuaj. T'í bie murit me kokë? Është një grup njerëzish që e kanë zënë këtë vend për gryke. Po sa do zgjasë? Këtë nuk e di. A kam unë gjë në dorë që t'ua shkurtoj ditët? Sot për sot, jo. Unë jam njëri ndër ekonomistët më të mirë dhe përsëri, vetëm unë e di se si e mbaj vendin e punës. Jetoj si gjarpri nën gur. Duhet të më kuptosh. Jam duke folur gjëra të tilla që sikur vetëm një fjali nga këto që thashë të më merrej vesh, do të më ikte koka. Por ti je vjehrri im dhe fëmijët e mi janë shpirti yt. Ti e di, djali yt e mbaroi shkollën me rezultate të shkëlqyera. Kështu?! E di ti se ai e ka vështirë që të gjejë punë? Vetëm nëse bëhet vegla e dikujt, kështu, po! A mund të bëhet ai i tillë? Djali yt, vegël qorre e dikujt!? E di ti se e kujt!! Ndoshta po të vija në dasmën e djalit tënd nuk do të më kishin larguar menjëherë nga puna. Megjithatë, sa për sy e faqe, duhet të ruhemi. Ditë të vështira. Sidomos ceremonitë dhe vendet publike bien shumë në sy. Pra besomë, mosardhja ime të ka bërë më mirë se

sa keq, edhe ty, edhe ne të gjithëve. Mendo sikur të vija e pastaj të më hiqnin nga puna. Po kush do ta pësonte? Vajza dhe nipat tuaj, apo jo?! Unë vërtetë mbaj një punë të thjeshtë në komitet, sepse nuk më lenë të ngre krye, por kam miq e shokë, aty dhe më lart.

Babai mbeti gojëkyçur.

E tillë ishte jeta.

E tillë, e madje edhe më e keqe sesa dukej.

## KAPITULLI III

## JETA NË FSHATIN BREG
## PAS SHKOLLËS

### Sihariq

Jeta ime tani kishte filluar të rridhte ndryshe. Ndjehesha shumë i lumtur. Ato ditë të gushtit të vitit 1974 ishin vërtetë të veçanta. Qendra e vëmendjes së gjithçkaje në atë shtëpi ishte Shpresa. Tani ajo ishte “fëmija i gjashtë” i familjes

sonë. Të gjithë donin që bukuria e saj të dilte sa më shumë në pah, me anë të veshjes së bukur. I duhej të vishte të paktën dy herë në ditë rroba të ndryshme. Dita dukej shumë e gjatë deri sa mbylleshim në botën tonë të madhe, edhe pse të kufizuar në atë qyler të vogël. Kudo në shtëpi mbretëronte paqja, gëzimi, hareja, qetësia, harmonia. Prindërit i faleshin Zotit për atë begati dhe luteshin që të zgjaste ashtu përgjithmonë. Tani kishte mbetur edhe një shqetësim i vetëm: Emërimi im në punë. Kudo që të caktohesha jashtë shkollës së Bregut, do të ishte një humbje për ne. Shpresa kishte mbaruar klasën e njëmbëdhjetë të shkollës së mesme dhe do të shkonte në maturë. Ajo nuk mund ta vazhdonte shkollën askund tjetër përveçse në Breg. E vetmja shpresë e jona ishte Petrit Shkoza. Ai më kishte dhënë një gjysmë premtimi, por që unë zor e besoja pa e parë të realizuar.

Rreth datës 22 gusht, Petriti dhe Gusia erdhën tek ne. U pa menjëherë se ata kishin sjellë një lajm të mirë. Ai u lexohej në fytyrë. U takuam me shumë gëzim, ndërkohë që Gusia nuk po i shqitej Shpresës duke e përqafuar e puthur.

Pa mbaruar ende kafetë, Petriti tha se shefi i arsimit i kishte premtuar se do të më caktonin mësues matematikë në shkollën e mesme në Breg. Klasat do të caktoheshin më vonë por mundësia më e madhe ishte që t'u jepja mësim maturave. Mendja menjëherë më vajti tek Shpresa. Do të isha edhe mësuesi i saj. Çfarë mrekullie!

## Dita e parë si mësues në Breg

Më datën 31 gusht 1974 do të organizohej takimi i parë i mësuesve në Shkollën e Mesme në Breg. Para pesë vjetësh isha larguar si nxënës i asaj shkolle. Tani ajo ishte e meremetuar tërësisht. Kishte një fasadë të bukur, të lyer mirë. Kishte një mur rrethues të lartë dhe një kënd lojërash shumë të këndshëm, si dhe një kompleks sportiv.

Shkolla numëronte gjashtëdhjetë mësues atë vit shkollor. U grumbulluam të gjithë atë ditë. Aty ishin edhe Jehona dhe Rudina. U gëzuam shumë kur u takuam. Kishte ardhur edhe një shoqe shkolle nga Shkodra, Vjollca Dani. Në Shkodër i kisha folur shumë rrallë gjatë atyre katër vjetëve.

Më dukej indiferentë dhe mendjemadhe dhe nuk kisha shoqëri me të. Çuditërisht në shkollë u tregua e afërt dhe u takuam e u përshëndetëm. Pastaj erdhi drejtori. Kisha dëgjuar për të, si një njeri serioz, korrekt dhe autoritar. Ai më la menjëherë një përshtypje të mirë. Ishte tek të pesëdhjetat, veshur me shije e sqimë. Me trup të drejtë, flokë të ngjeshur, të qethur e të krehur bukur. Ishte fytyrëgjerë e vetullzi. Në dorën e djathtë mbante cigaren ndërsa të majtën e fuste në xhep të pantallonave.

Dikush na ftoi që të hynim në sallën e mbledhjeve. Modeste siç ishte, ajo qe dekoruar me shije dhe ndjehej era e pastërtisë. Orenditë ishin të reja. Salla ishte plot dritë. Muret ishin gjithë pankarta, tabela emulacióni e portrete udhëheqësish. Një dërrasë e zezë dhe mbi të, kuptohet, fotografia e udhëheqësit, e cila gjendej në çdo klasë. Në tavolinën e mbuluar me një mbulesë të kadifenjtë nuk mungonin lule të freskëta në një vazo qelqi.

Pasi u ulëm, në sallë hynë shtatë veta. I pari ishte Zenel Çuni, Kryetari Kooperativës bujqësore. Drejtori u ul në mes. Midis tyre ishte edhe një burrë i shkurtër, me një kapele sovjetike

në kokë, kishte veshur një xhaketë të vjetër prej stofi anglez, me shumë xhepa, të pistë sa të jepte përshtypjen që nuk e kishte larë që kur e kishin hedhur forcat aleate nga qielli. Këmishën e kishte mbërthyer me dy pulla, edhe ato të kopsitura mbrapsht. Tek tëmthat i zgjateshin flokët e thinjura, të palara dhe të paqethura. Ai qëndroi në krahun e djathtë të drejtorit. Dallonte shumë nga të tjerët. Nuk vonoi shumë dhe e mora vesh se ai ishte njeriu më i rëndësishëm aty: Sekretari i Partisë.

Pasi zunë vend të gjithë, e mori fjalën drejtori i shkollës. Dukej se ishte njeri i kulturuar dhe fliste bukur.

- Të dashur arsimtarë, - filloi ai. - Po fillojmë edhe një vit të ri shkollor. Ju e dini se kjo është një ndër shkollat më të mira në rrethin tonë. Rezultatet e saj kanë treguar gjithmonë rritje. Nën udhëheqjen e organizatës bazë dhe me ndihmën e pakursyer të Seksionit të Arsimit dhe të organeve të pushtetit në rreth, shkolla ka arritur rezultate të mira. Ajo sivjet është edhe më e bukur falë ndihmës që na ka dhënë kryetari, shoku Zenel.

Pastaj ai u ndal tek ndryshimet që ishin bërë në shkollë. Përmendi laboratorët, kabinetet,

klasat, të cilat më pas do t'i vizitonim të gjithë së bashku. Pastaj foli për rregullat në shkollë, disiplinën, regjistrat, dokumentacionin etj. Më pas na prezantoi edhe nëndrejtoreshën e shkollës, zonjushën Teuta Mazniku, si dhe njoftoi se viti shkollor fillonte me dhjetë arsimtarë të rinj, prej të cilëve gjashtë për shkak të transferimeve dhe katër shtesë në organikë. Ai i lexoi me radhë emrat e mësuesve të rinj. Për secilin thoshte diçka por kur u përmend emri im, ai u ndal më gjatë se tek të tjerët.

- Oh, ju jeni Gëzimi, hë?

Po! - i thashë, jo pa ndrojtje për shkak të habisë së tij.

- Për ty, Gëzim më duhet të them dy fjalë më shumë. Ju sapo keni mbaruar shkollën e mesme pedagogjike me rezultate të shkëlqyera. Ka një rekomandim nga shkolla dhe po ashtu edhe nga seksioni i arsimit që ti t'u japësh matematikë maturave, megjithëse në këtë nivel kërkohet mësues me fakultet. Suksese! - më uroi ai dhe bëri një gjest që tregonte se tani fjalën e kishte njeriu që kishte pranë, në anën e djathtë.

Ai e mbante trupin pak shtrembër, i mbahej goja, dhe fjalët nuk i dilnin qartë. Ndjeva një

shqetësim, tek i thashë vetvetes: "Si guxon ky njeri të dalë e të flasë me kaq kompetencë para këtyre njerëzve!?" Ai artikuloi një numër të kufizuar fjalësh të cilat po t'i dëgjoje pak me kujdes kishin në çdo fjali Partinë, Enverin dhe meritat e tyre të mëdha. Më pas folën me radhë përfaqësuesi i Seksionit të Arsimit, ai i Këshillit Popullor, Kryetari i Kooperativës. Të gjithë përmendën punën e mirë që kishte bërë drejtori për t'i angazhuar ata deri sa kishte arritur puna aty. Ai në të vërtetë nuk kishte bërë as pushimet e veta verore për të krijuar atë mjedis.

U ktheva në shtëpi shend e verë. Aty më prisnin me padurim tre njerëzit e jetës sime, nëna, babai dhe e fundit, por jo më e parëndësishmja, Shpresa. M'u desh të tregoja me detaje çdo gjë që kishte ndodhur atë ditë. Më pas babai e nëna u morën me punët e tyre, ndërsa unë mbeta vetëm me Shpresën. Ajo ishte kureshtare të dinte sesi do të pritej tani në shkollë. Pas njëmbëdhjetë vitesh nxënëse, vajzë, tani do të ishte maturante, e martuar me burrin që do t'i jepte mësim. I tregova për gjithçka që kisha parë atë ditë si dhe për Saimir Bardhoshin, drejtorin simpatik të shkollës.

I tregova edhe për Rudinën e Jehonën të cilat ishin emëruar po ashtu në shkollën tonë.

Shpresa ishte miqësuar shumë me to pasi kishte parë kujdesin që ato treguan për mua gjatë dasmës. Në të vërtetë unë asnjëherë nuk i kisha folur për marrëdhëniet e mia me ato vajza, por ajo kishte arritur t'i kuptonte ato, pa u lodhur aspak për të hamendësuar rreth tyre.

Desha ta provokoja duke i thënë:

- Më duket sikur u gëzove që ato do të jenë aty, apo jo?

Shpresa bëri një gjest miratues dhe përnjëherësh m'u hodh në qafë, duke më puthur dhe pasi e largova duke qeshur, u ndal dhe më tha:

- Unë i di mirë marrëdhëniet tua me to, madje edhe më shumë se aq, mos u mundo të fshehësh gjë prej meje, në rregull?

Më pas vijoi:

- Gëzim, ti je martuar me një grua të cilës ia kanë prerë fatin me ty që kur ishte njëmbëdhjetë vjeç. Që atëherë, unë jam rritur me ëndrrat për ty. Të kam menduar, ëndërruar, kujtuar, imagjinuar, dashur, urryer… po po. Unë e dija se nuk kisha zgjedhje tjetër në jetë dhe fillova të rritesha me

mendimin se zgjedhja që të tjerët kishin bërë për mua, ishte më e mira, se edhe nëse do të kisha pasur fatin të zgjidhja midis mijërave, dora ime do të zgjatej vetëm tek Gëzimi.

Ajo m'i kishte ngulur sytë dhe fliste me pasion:

- Po, Gëzim. Ti ishe i zgjedhuri i njerëzve të mi, dhe unë për hir të traditës e binda veten se ti ishe kalorësi i ëndrrave të mia. Fluturoja me ty, në qilimin e artë, zhdukesha, kthehesha, kaloja nga bota e ëndrrave dhe fantazisë tek jeta plot shqetësime. Kjo ka qenë jeta ime, që kur mësova të mendoj si vajzë. Kjo është jeta ime sot që ta kam falur ty dhe mendoj si grua.

E mora në gjoksin tim dhe ndjeva sesi po ngashërehej ndërsa mua më rrihte zemra me një ritëm aq të shpejtë sa thashë se do të më dilte nga vendi.

Rrëfimi i saj më kishte lënë pa gojë.

Ndjeva se kisha filluar ta dashuroja marrëzisht.

Lotët e saj më lagën këmishën, pastaj ajo u largua pak, më pa me sytë e përlotur dhe më tha:

- Gëzim, unë jam e çmendur për ty, por kam shumë merak. Jam shumë supersticioze. Të dua,

të dua, por, o Zot, s'guxoj ta çoj as nëpër mend atë që më shqetëson për ty!

Ndjeva ajrin e freskët që hyri në dhomë dhe u përmenda nga ajo dehje lumturie që më kishte kapluar.

Në fytyrën e Shpresës ndjehej ngazëllimi i përzier me shqetësim.

E mbajta edhe për disa çaste pranë vetes dhe pastaj e pyeta:

- Përse je kaq e shqetësuar e gjithë ankth?

- Oh, Gëzim, si mos të jem?! Jam e marrë pas teje, por bashkë me dashurinë time, më ka ndjekur thuajse përherë një ndjenjë frike për ty. Nuk e di përse.

Pastaj vazhduam bisedën për Vjollcën që e kisha parë tek shkolla sot. Shpresa njihej mirë me të, madje e kishte pasur edhe në dasmën e vet, të ftuar.

Katër vitet e Vjollcës në shkollën time dhe shoqëria e saj me Shpresën më bënë të rrëqethesha. Mos vallë Vjollca… Zana! Mos vallë?

**Në shkollë. Unë mësues, Shpresa... nxënësja ime**

Atë ditë u ngritëm herët. Yjet dukeshin ende ndërsa nata po i lëshonte vendin një dite të re. Qielli ishte i pastër me pak re aty-këtu. Lugina e Malësisë sonë të Vogël po vishej me vellon rozë të dritës së atij mëngjesi. Ngadalë rrezet e diellit po lëshoheshin mbi majën e Shkëlzenit dhe luginat e ortekëve. Ishte data 1 shtator. Dita, kur unë për herë të parë në jetë, do të filloja punën. Po nisesha drejt një udhëtimi të ri, plot me emocione, duke pritur me padurim që të ballafaqohesha me jetën. Jeta më dukej e bukur dhe ndjeja se vrulli me të cilin ishin zhvilluar ngjarjet e atij viti, më kishte bërë që të harroja shumë gjëra. Pastaj, ndjeja se do të isha midis njerëzve të dijes.

Prindërit, sigurisht që mezi e kishin pritur këtë ditë, ndaj edhe po na prisnin në dhomën e ndenjes. Shpresa u vesh siç kisha dëshirë unë. Nëna insistoi që ajo të lyhej sado pak, por ajo nuk deshi. As unë. Më pëlqente të dukej si vajzë shkollë me një gërshet të lidhur bukur me një fjongo ngjyrë blu. U bëmë gati për t'u nisur. U pamë gjatë në pasqyrë. Na u duk vetja shumë të bukur. Ndërkohë që po shiheshim në pasqyrë,

prindërit kishin dalë jashtë dhe po prisnin që të na përcillnin. Na përqafuan e na puthën të dyve, sikur po niseshim për një rrugë shumë të largët. Qëndruan aty deri sa ne humbëm prej syve të tyre.

Po ecnim drejt shkollës. Vjeshta kishte lëshuar tërë bukuritë e saj mbi dhe. Rruga ishte e ngushtë e mbushur plot me fruta, kryesisht arra. Gjethet sapo kishin filluar të merrnin ngjyrën e tyre të verdhë vjeshtore. Më pëlqeu ta shihja Shpresën tek ecte ashtu me atë trup të drejtë, flokë të gjata, e shkathët si sorkadhe.

Në orën 7:30 minuta hymë në oborrin e shkollës. Para nesh kishin arritur mjaft nxënës dhe mësues të tjerë midis të cilëve dalluam Jehonën, Rudinën dhe Vjollcën. Ato u munduan ta fshihnin kërshërinë, por ishte e qartë se po prisnin të shihnin Shpresën, e cila u lëshua drejt tyre duke i përqafuar e shtrënguar si motra.

Pastaj Shpresa më prezantoi me radhë me Norën, Selvinë, Florën, Mirën, Bukurien, Teutën, Donën, Englantinën, me të cilat shtrëngova duart jo pa ndrojtje. Tek e fundit nuk ishim aq të ndryshëm në moshë. Pastaj ato, po takoheshin me bashkëshortin e shoqes së tyre, por edhe me atë

që do të ishte mësues i tyre. Më pas erdhi radha të takoheshim me Vjollca Danin. Ajo më foli me një përzemërsi të matur. Dyshova se ajo do të kishte hapur fjalë, andaj iu afrova duke i thënë:

- Nuk besoj se ka pasur "Gestapo" më të fortë se ti në shkollën tonë.

Vjollca qeshi, më përqafoi përzemërsisht dhe bëri një gjest pohimi, duke më dhënë të kuptoja se tani gjithçka i takonte së kaluarës. Vjollca, vërtetë që më lehtësoi me gjestin e saj por, më hapi përsëri atë brengë që do të më gërryente për një kohë të gjatë, sado që tani kishte mbetur vetëm hija e kujtimit të saj. Për herë të parë ndjeva se tashmë jo vetëm që kisha frikë ta artikuloja atë emër, por se më ishte bërë i largët gjithashtu.

**Zilja e shkollës si alarm ushtarak**

Shkolla kishte afërsisht 1200 nxënës dhe në të përfshiheshin që nga klasat e para deri në maturë. Shkolla e mesme kishte degët e saj të zooteknikës, agronomisë, veterinarisë. Unë do të jepja matematikë për maturat. Në dhomën e mësuesve

ishin grumbulluar shumica e arsimtarëve. Të gjithë po prisnin që të futeshin nëpër klasat e tyre. Midis atyre që takova dhe që më bëri të ndjehesha mirë ishte Agron Shkoza, i vëllai i Petritit, burrit të motrës time. Agroni ishte mësues i vjetër. Ai kishte punuar në shumë shkolla të ndryshme të rrethit tonë. Tani sapo ishte emëruar në shkollën e Bregut. Ai ishte njeri me përvojë si në jetë ashtu edhe në arsim. Njihej me tërë mësuesit e rrethit. Zilja ra dhe vura re se aty mbretëronte një disiplinë e natyrës ushtarake. Hyra në klasë. Nxënësit menjëherë u ngritën në këmbë. Ishte ora e parë e mësimdhënies Nëpër korridore dukej se nuk pipëtinte asgjë. M'u duk se isha në orën e parë të mësimit që drejtoi Zana Bejleri. U mundova ta imitoja por shpejt ndjeva se çfarë dallimi kishte midis nesh. Në klasën time ishte Shpresa, gruaja ime, ndërsa në klasën e saj isha unë, njeriu me të cilin ajo do të binte në dashuri. Çfarë ironie!

Ndjeva se mësimdhënia, edhe nëse nuk kishte qenë zgjedhja ime personale e jetës, përsëri ishte më e mira e mundshme. Gjithçka që bëra atë ditë ishte në përputhje me ato që kisha mësuar në

shkollë. Çdo gjë m'u duk se e bëra jo vetëm me korrektesë, por edhe me emocion e dashuri.

U nisëm bashkë me Shpresën për në shtëpi. Shpresa nuk pushonte së më treguari se sa shumë i kishin folur shoqet e saj për mua, sa shumë u kisha pëlqyer. Ajo nuk ngurronte të më tregonte për admirimin që kisha ngjallur tek ato. Kështu e kaluam tërë rrugën deri në shtëpi. Në një çast i thashë:

- Hajde leri tani këto muhabete dhe më fol se si më ka spiunuar ajo Vjollca për katër vjet rresht!

Ajo bëri lëvizjen e një njeriu krejt të pafajshëm dhe më tha se nuk dinte asgjë. Nuk ishte e vështirë të kuptohej se Shpresa, nëpërmjet shoqes së saj, kishte mbrojtur të ardhmen e vet të cilën sapo kishte filluar ta shijonte. Nuk e fajësova.

**Mirëmëngjesi shoku Sekretar !**

Tek hyrja kryesore e murit rrethues të shkollës ishte një kabinë e vogël, dy me dy metra katrorë, e ndërtuar me tulla silikate. Sa herë që

hynin dhe dilnin, njerëzve iu duhej të kalonin pranë dritares së kësaj kabine. Kisha kaluar shumë herë por nuk i kisha dhënë rëndësi faktit se kush ishte brenda. Një ditë teksa po kalonim, pashë Shpresën që përshëndeti dikë që ishte aty brenda. U bëra kureshtar dhe e pyeta se kë përshëndeti.

- Sekretarin e Partisë,- më tha, - Brahimin. Madje kam dashur që të të pyes se si është e mundur që ti nuk e përshëndet atë.

- Çfarë?! - i thashë, - Sekretari i Partisë?! Ai, roje tek porta?!

- Po, - u përgjigj Shpresa,- Madje duhet pasur kujdes, se po të mori me sy të keq Brahimi, të mori dreqi.

Të nesërmen, kur kalova pranë kabinës, u përkula, pashë brenda dritares së vogël, shquajta Brahimin dhe e përshëndeta duke iu adresuar me emërtimin “Sekretar”. U befasova me qëndrimin e tij. Ai ishte mbështetur me bërryla mbi një tavolinë të pistë dhe rrinte pak i kërrusur. Kishte vënë një kokore që i vinte gati deri tek vetullat. Mustaqet e thinjura i shkonin deri tek buza e poshtme. Fytyra e tij ishte si prej plasteline ose dylli. Sytë i kishte si të gjarprit dhe m’u duk sikur

nuk më hodhi vështrimin por më shpoi me turjelë.

- Mirëmëngjesi! - ma ktheu, por unë jo vetëm që nuk dallova dot ndonjë lëvizje të fytyrës, por as buzët nuk i luajtën, sa nuk e mora vesh se nga doli ajo përshëndetje. Që prej asaj dite, asnjëherë nuk kaloja pa e përshëndetur. Megjithatë asnjëherë nuk u përkula që të shihja sesi dukej ajo fytyrë e përçudnuar;

**Inspektimi i parë nga drejtori i shkollës**

Aty nga fundi i shtatorit dhe në fillim të muajit tetor, ra shumë shi dhe bëri mot i keq. Pastaj mesi i tetorit pasoi me një mot të mirë. Një ndër ditët e pushimit u ngrita vonë nga gjumi. Kur dola në oborr pashë babanë që po merrej me bletët. Ai më ftoi që të ulesha dhe ashtu bëra. Zgjojet gumëzhinin dhe bletët sikur i gëzoheshin asaj dite të bukur.

- Gëzim, i sheh bletët? Shih çfarë organizimi të përkryer që kanë. Bleta është si një familje ku tërë anëtarët punojnë. Secili bën një punë të

caktuar. Dikush prodhon mjaltin, dikush tjetër qumështin, të tjerët dyllin, pastaj hojet, dikush pastron zgjoin, dikush bën roje, e me radhë. Por në mes të kësaj bote kaq të organizuar qëndron mbretëresha. Ato e krijojnë atë dhe më pas e mbrojnë por edhe i binden. Ajo qëndron aty, shumëfishon jetën dhe siguron jetëgjatësinë e bletës. Kështu ka ndodhur gjatë mijëra në mos miliona vjetësh. Kështu është edhe familja, fshati, shteti, shoqëria. Nëse nuk respektohen rregullat, si ato të bletës, atëherë edhe shoqëria, edhe familja është e destinuar të vdesë.

Ndërkohë që babai po më shpjegonte, mendja më shkoi tek shkolla. M'u duk se po e shihja atë si një zgjua bletësh ku në qendër ishte drejtori. Në të vërtetë, si në një koshere bletësh, edhe në shkollë unë nuk e kisha parë më shumë se dy - tre herë drejtorin. E megjithatë, ai i drejtonte punët për bukuri. Shkolla ishte e disiplinuar. Njerëzit punonin dhe nxënësit mësonin.

Pikërisht si të kisha qenë në një zgjua kishte ndodhur edhe me mua vetëm një ditë më parë. Drejtori më erdhi në klasë dhe ndoqi një orë mësimi. Unë kisha filluar të përshtatesha dhe

shoqëria ime tani prirej më shumë drejt mësuesve të matematikës, me të cilët ndjehesha më mirë. Natyrisht shoqëria me Jehonën, Rudinën dhe Vjollcën vazhdonte të ishte ajo që më tërhiqte më shumë. Orën e mësimit e zhvillova sipas metodikës mësimore që kisha mësuar dhe natyrisht, dhe, sipas metodikës që mësuesja ime e fundit e matematikës më kishte shpjeguar.

Drejtori kishte mbetur shumë i kënaqur me orën time të mësimit. Kjo më lumturoi. Mbase ishte nota e parë që mora në punë dhe m'u duk se i kisha rënë dhjetës. Dhe dihet se nota e parë ka një ndikim shumë të madh tek nxënësi dhe, pse jo, edhe tek mësuesi kur është në atë rol.

Drejtori vetë më la një përshtypje shumë të mirë. Ai erdhi dhe iku si një njeri i edukuar, si një zotëri i vërtetë dhe ndjeva se në klasë kisha më shumë një koleg i cili do të më ndihmonte nëse nuk shkonin gjërat mirë, se sa një drejtor që mezi priste që të bëja një gabim për të më zënë ngushtë më pas. Dhe në të vërtetë gjithçka e atij njeriu fliste për një njeri të rregullt, nisur që nga pamja e deri tek prezantimi, komunikimi, veshja, zyra e çdo gjë tjetër.

Ajo orë mësimi me praninë e drejtorit më bëri të ndjehesha edhe më i lumtur dhe të besoja më shumë tek vetja. Por kjo nuk do të zgjaste shumë, pasi klasën nuk e inspektonte vetëm drejtori. Kishte edhe tjerë të cilët vinin për "inspektim". Ishin "Ata", që nuk dinin të bënin përllogaritje matematike por, që përllogarisnin vetë jetën e njerëzve.

### Një inspektor i panjohur

Kishin kaluar disa muaj. Atë ditë bëra apelin. I hodha një sy ditarit dhe fillova orën e mësimit. Papritmas, dera u hap pa trokitur dhe një person i panjohur hyri në klasë. Nxënësit, thuajse njëherësh, si me komandë, u ngritën në këmbë. Sikur të kishte hyrë në një klub dhe jo në një klasë ku kishte nxënës dhe mësues, ai pa rreth e rrotull sikur të kërkonte vend për t'u ulur. Unë e ndërpreva mësimin dhe i habitur po vështroja lëvizjet e tij nëpër klasë. Më në fund ai u ul në vendin e një nxënësi që mungonte atë ditë. Unë

kisha shtangur. I paftuari më tha me ton urdhërues:

- Vazhdo, vazhdo! Mos e ndërprit mësimin!

Ia ngula sytë dhe po e shihja me kureshtje. Ishte rreth 35 vjeç, i veshur shik, me xhaketë te zezë të prerë mbas trupit, me një çantë lëkure ngjyrë kafe me shumë xhepa, këmishë bojë bari, pantallona pak alla ushtarake. Ishte i zeshkët, me flokë të zeza pis që i binin deri mbi sy dhe i rruar mirë. Nuk e di se përse menjëherë më krijoi përshtypjen e një njeriu antipatik.

- Më falni! Kush jeni ju që futeni kështu në klasë? - i thashë, jo pa emocion.

- Pse, nuk më njihni ju mua?- m'u përgjigj.

- Jo, nuk kam pasur rast që t'ju njoh.

- Atëherë, vazhdo mësimin dhe ne prezantohemi më pas!

- Jo, mor shok! Unë nuk mund ta vazhdoj mësimin pa ditur se kush ka hyrë në klasën time. Ju duhet të ma thoni këtë nëse doni të qëndroni, përndryshe…

- Përndryshe? Çfarë, do të më nxirrni jashtë?! - gati sa nuk bërtiti ai.

- Hm,.. Po, ju duhet ta dini që ora e mësimit është e shenjtë, apo jo? - i thashë.

- Atëherë, mësojeni! Unë jam Operativi i Zonës, Operativi i Sigurimit.

Këtë e tha aq me siguri dhe mendjemadhësi sa mua më bëri më shumë përshtypje fudullëku i tij se sa vetë frika që ngjallte prania e një krijese të tillë.

- Atëherë, më falni, por a mund të më tregoni autorizimin me të cilin jeni pajisur për të ndjekur orën e mësimit? - e pyeta.

- Autorizimin?! Çfarë, çfarë?! Autorizimin?!

Ndjeva se i kisha kërkuar diçka që ai jo vetëm që nuk e priti, por nuk do ta priste kurrë në pozitën që ishte.

- Çfarë autorizimi kërkon "Zotëria" juaj?

Fjalën zotëri e përdori në kuptimin më negativ që merrte ajo fjalë në atë kohë. Autorizim për të marrë pjesë në orën e mësimit. Ky është rregulli elementar dhe këtë nuk e kërkoja unë, por vetë rregullorja e shkollës. Ai më pa me mospërfillje, nuk e zgjati më dhe shkoi ngadalë dhe u ul në bankën e fundit. Nxënësit ishin ende në këmbë. U gjeta përpara një momenti të vështirë. Çfarë duhej të bëja? Të këmbëngulja për ta nxjerrë jashtë? A duhej? Lere një herë që ai nuk do të dilte. Ia pashë kokën unë atij. Të vazhdoja

mësimin? A mund dhe a duhej ta bëja këtë? A më lejonte sedra profesionale një gjë të tillë? Në këtë situatë aspak të volitshme, ndoshta bëra zgjidhjen më të keqe. Dola nga klasa dhe u nisa për në drejtori. Ndjeva se më kishte hipur gjaku në tru. Mos isha nxituar? U ndala për një çast. Pranë meje u gjet një stol. Sado që e kisha parë çdo ditë, në atë moment m'u duk sikur e kishin vënë enkas për të m'u gjendur në një çast të tillë të vështirë vrulli, krenarie, nervozizmi, pavendosmërie të jetës time. Vura kokën në mes të duarve dhe ashtu i ulur qëndrova ndoshta tre katër minuta. U përmenda sapo dëgjova ca hapa në korridor. Ishte ai. Ecte me një hap të ngathët, por të vendosur. Ngrita kokën. E pashë drejtpërsëdrejti në sy. Ai as që e ktheu kokën dhe vazhdoi drejt fundit të korridorit dhe mori shkallët përpjetë.

U ktheva në klasë përsëri. Nxënësit ishin ende në këmbë, siç i kisha lënë. U ulën. E fillova mësimin por ndjeja se e mbaja veten me shumë vështirësi. E kuptova se edhe nxënësit ishin të shqetësuar madje tek ndonjëri prej tyre lexova edhe një ndjenjë keqardhje për mua. Pas pak u hap dera e klasës dhe dha ballë drejtori.

Nxënësit u ngritën menjëherë në këmbë ndërsa ai bëri një gjest prej babaxhani që të uleshin nëpër vende. Ai vetë u ul në karrigen time dhe më tha:

- Gëzim, ti je i ri si mësues. Rregullorja e shkollës është rregullore dhe duhet respektuar, por ka edhe përjashtime. Është e vërtetë që çdo njeri që hyn në klasë duhet të ketë autorizim, por ja që duhen bërë edhe lëshime kur ato janë për të mirën e punës. Nuk prish punë kur në klasë hyn, bie fjala, Kryetari i Këshillit të fshatit, Sekretari i Partisë ose i Rinisë, Kryetarja e grave, Operativi i Sigurimit. Këta nuk hyjnë në klasë për të na prishur punë, por për të na ndihmuar.

Desha të ndërhyja, por drejtori nuk ma dha atë rast.

- Prit!- më tha, - Ti ke vepruar siç e kërkon rregullorja. Unë e kuptoj këtë dhe askush nuk mund të të thotë se ke bërë gabim. Deri këtu në rregull. Por, a mos do të ishte mirë që të ishe pak më tolerant, jo kaq i ngurtë, kështu?

Ai e mbaroi fjalën e tij këtu, u ngrit, u nis për te dera dhe ndaj të kapërcyer më hodhi dorën mbi sup dhe më pa me një vështrim, që atëbotë nuk e kuptova aq mirë por, që më mbetet në kujtesë

edhe sot. Më vonë e kam kuptuar domethënien e atij vështrimi që donte të thoshte se nëse doja të shmangia rreziqet, duhet të përshtatesha me situatën, diçka që unë nuk e dija dhe që do të më kushtonte më shumë se gjithçka në jetën time.

### Takimi me sekretarin Brahim

Kishin kaluar rreth dy javë nga përplasja ime sa naive aq edhe e paqëllimshme, e rastësishme dhe e befasishme me oficerin e sigurimit Myfit Kumbulla, kur tek porta kryesore e shkollës më ndaloi Sekretari i Partisë, Brahimi.

- Gëzim, - më tha, - kur të mbarosh mësimin, a vjen pak tek unë në dhomën e partisë?

Në pushim të orës i tregova Agron Shkozës i cili me shumë urtësi më tërhoqi vëmendjen që të kisha kujdes sepse duhej të kishte të bënte me përplasjen që kisha pasur me oficerin e sigurimit.

- Edhe Brahimi punon me sigurimin.- më tha Agroni,- madje është njeri i rrezikshëm. Kush e di se çfarë sajojnë, e ku u del tymi punëve të tyre. Kujdes mos e kundërshto prerazi nëse të

propozon ndonjë gjë, por as mos prano. Të duhet të bësh shumë kujdes! Qëllimi i tyre është që të të përdorin, sepse kështu bëjnë me tërë ata që kanë "kleçka" në biografi.

Në orën tre pas dite unë hyra në dhomën e partisë. Ç'mund të them për atë zyrë? Si zyra, si i zoti…

- Ulu Gëzim! - ia filloi ai duke kërkuar ndjesë që nuk kishte duhan pasi nuk e pinte.

- Faleminderit, shoku Sekretar! As unë nuk e pi.

- Sa mirë, Gëzim që nuk e pi duhanin! Sepse, rinia sot ka marrë shumë vese të këqija. Ne na duhet të luftojmë me to, e sidomos me shfaqjet e huaja. E di Gëzim? Mos e shih këtë zyrë kështu, të vogël e të pakujdesur. Prej këtu marrin rrugë shumë gjëra, shumë probleme.

- O, të lutem shoku Sekretar, nuk ka ndonjë rëndësi se si është zyra, rëndësi ka puna e Partisë, ajo është e rëndësishme, i thashë unë.

- Hë të lumtë Gëzim! Ti e vlerëson punën e Partisë dhe po ashtu Partia të ka vlerësuar ty, të ka dhënë shkollë, të ka bërë kuadër.

- Po, shoku Sekretar. Unë për këtë jam shumë mirënjohës dhe do të mundohem me mish e me

shpirt që t'ia shpërblej Partisë këtë të mirë që më ka bërë. Unë nuk do të kursej asgjë për edukimin e brezit të ri.

- Gëzim, është shpejt të flasim për edukimin e brezit të ri. Ti sapo e ke filluar këtë detyrë. Kjo nuk bëhet as për një ditë as për dy. Kjo do një jetë. Sot nuk do të flasim për këtë punë, por për diçka tjetër më të rëndësishme. Ju keni pasur një përplasje me oficerin e sigurimit, shokun Myfit, kështu?- shtoi sekretari.

- Si urdhëron shoku Sekretar. Një keqkuptim, jo përplasje.

- Si mund t'í thoni "keqkuptim" kur ju e keni nxjerrë përjashta nga klasa burrin e botës? Kjo nuk është parë e dëgjuar ndonjëherë, jo vetëm në shkollën tonë por as në rrethin tonë e ndoshta edhe më larg.

Kuptova se çështja ishte më serioze nga sa e mendoja unë. Fillimisht ndjeva se m'u tha pështyma, por më pas gjeta forcën që të justifikohesha.

- Po unë sapo kam filluar punë, shoku sekretar. Sapo kam dalë nga bankat e shkollës. Shoku Myfit hyri në klasë pa trokitur, i pa autorizuar dhe nuk pranoi as të prezantohej.

Megjithatë, unë jam penduar për atë që bëra. Problemi shkoi deri tek drejtori dhe unë më duket se u mora vesh me të. Për këtë e mora një përgjigje.

- Ashtu ë...? E paske sqaruar me drejtorin ë...? (ndjeva se nuk i pëlqeu që i përmenda drejtorin). Gëzim, ti duhet të dish se drejtori nuk është asgjë më shumë se sa një levë e Partisë. I tillë është edhe Myfit Kumbulla.

Ai fliste dhe unë e shihja drejt e në sy, por mendjen e kisha gjetkë. Drejtori, ai njeri aq i kulturuar të ishte levë e këtij injoranti!? Ta pranonte ai këtë pozitë? Po ai oficeri? Edhe ai levë e këtij idioti!? Sido që të ishin ata të dy, ishin njerëz me shkollë, ndërsa sekretari ishte tërësisht analfabet. O Zot!- thashë me vete,- Vallë kjo të jetë Partia?! Të përfaqësohet nga njerëz të tillë?! Se ç'ndjeva një si të pështjellur.

- Gëzim, a e more vesh se kush është Partia?

- Si urdhëron, shoku sekretar, të kuptova drejt!

- Gëzim, ti je djalë i mirë, i një familje të mirë, ndonëse jo pa gjynahe. Yt atë ka qenë pengesa jonë kryesore për të kryer kolektivizimin në këtë fshat, e di ti këtë? Ekipi i komitetit është sorollatur

pas tij me muaj e vite. Ju rridhni nga një familje e kamur. Ki parasysh se Partia nuk e harron këtë. Nuk do të shkojë shumë dhe oficeri i sigurimit do të takohet përsëri me ty. Ai nuk e mban zemërimin. Por ti ki kujdes dhe mos i thuaj jo dorës që të zgjat ai, sepse ajo është "dora" e Partisë. Mos harro se ke një dajë i cili ka qenë oficer i Zogut! Apo nuk e di?!

Unë desha t'í përgjigjesha, por ai u ngrit dhe nuk më la shteg që të thoja atë që kisha ndër mend.

- Kaq, për sot Gëzim! Unë besoj se u morëm vesh dhe nuk ka nevojë ta zgjasim më shumë. Çdo gjë tjetër do të ishte humbje kohe.

Dhe me këto fjalë u ndamë.

Kur dola, gjeta Shpresën që po më priste në oborrin e shkollës. E shoqërova deri sa arritëm te prindërit e saj në Gegë, dhe pastaj që andej u ktheva i vetëm në shtëpi. Gjatë tërë rrugës ndjeva drobitjen e asaj bisede. Një ndjenjë neverie për këto gjëra po më mblidhej në stomak.

## Historia e vërtetë e hyrjes në kooperativë

Kur u tregova rreth takimit me Brahimin, prindërit u alarmuan pa masë. Babai nuk ngurroi të thoshte se ai njeri ishte i rrezikshëm po të të vihej pas. Folëm e folëm derisa erdhi ora 11-të e natës. Nëna u mërzit shumë dhe iku të flinte. Babai dhe unë vazhduam të bisedonim.

I kujtova babait se Brahimi më kishte thënë dy gjëra: njëra lidhur me hyrjen në kooperativë me vonesë, gjë që e kishte penguar tërë fshatin, dhe tjetra se kishe bërë disa kërkesa të çuditshme.

Babai filloi të më tregonte tërë historinë.

- Po, është e vërtetë. Ishte tetor 1959. Në fshat erdhi ekipi. Na treguan se çfarë ishte kooperativa bujqësore dhe çfarë të mirash kishte ajo. Na e bënë shesh me lule. Në fillim u anëtarësuan dy kategori. Të parët, komunistët. Me ata e kishin më lehtë. "O në kooperativë ose dorëzo teserën e Partisë!" Pjesa dërrmuese e fshatit nuk hyri në atë valë të parë. Në atë kohë ne kishim dyzet dynym tokë, ara e livadhe, pesë dynym bahçe, vreshta e pemëtore, kumbulla e po ashtu edhe pyll. Kishim tetëdhjetë kokë dele, dy kuaj, dy pendë qe, pesëmbëdhjetë kokë lopë e viça. Pra ishim në gjendje të mirë ekonomike.

- Po si ia dilnit që të administronit tërë atë pasuri?- e pyeta.

- Gëzim, toka e punon veten. Unë merresha me organizimin e çdo gjëje. Tokën e punonim me argatë. Po ashtu për bagëtinë kishim pajtuar njerëz që t'i ruanin. Vetë merresha më shumë me vreshtat. Më pëlqente t'i punoja vetë. Kjo është arsyeja përse më kishin venë emrin "mikroborgjez", gjë që as unë vetë nuk e dija se çfarë ishte.

- Po statuti i kooperativës, sa tokë e bagëti lejonte në atë kohë?- vazhdova ta pyes.

- Hmm,.. lejonte tre dynym tokë, një lopë ose dhjetë krerë të imta. Ia dorëzova kooperativës dyzetedy dynym tokë të punueshme, dymbëdhjetë krerë lopë, dy pendë qe, tetëdhjetë e gjashtë kokë dele, pa llogaritur këtu tokat djerrë dhe kullotat. Në atë kohë u bë një farë vlerësimi, sado që ishte minimal, prapëseprapë deri sot as që është kujtuar më njeri për atë punë. Ti ndoshta nuk e ke të lehtë ta kuptosh se sa e vështirë ishte kjo për ne. Kishim tërë atë pasuri dhe na katandisën… Ishte një pasuri e vënë ndër breza. Dhe tani e morën dhe vijnë deri tek dera e shtëpisë, ta vjelin prodhimin e ti nuk guxon as të

hapësh gojën.. Në atë kohë, nga që nuk doja ta dorëzoja pasurinë, më cilësuan "armik", "kulak", "tradhtar të socializmit". Më vunë një varg epitetesh. Më kërcënuan se do të më internonin, e do të më burgosnin. Edhe unë ama, sa më shumë më sulmonin ata, aq më shumë i kundërshtoja.

- Po ti a e mësove ndonjëherë se çdo të thoshte fjala "kulak"? - e pyeta.

- Po mor bir, po! Ec e mos e mëso po deshe! Kjo është një fjalë e përdorur nga rusët. Është fjalë për të mposhtur kundërshtarët politikë. Kur të vihej ajo damkë, harroje! Kishe marrë fund! Së pari, fillonte me izolimin nga vetë njerëzit tuaj. Nuk guxonte njeri të të hynte e të të dilte nga shtëpia, as për mort as për dasmë. Madje edhe vetë kulakët nuk duhej t'i shkonin njëri-tjetrit. Pastaj nuk guxonte kush të shkonte e të punonte tek kulakët për çfarëdolloj pune bujqësore apo shtëpie. Kulaku nuk përfitonte asnjë lloj ndihme sociale që shteti do të mund të ofronte ndaj fshatarëve për çfarëdo arsye. Nuk i lejohej t'i dërgonte fëmijët në shkollë. Nuk të lejonin të merrje pjesë në mbledhjet e Frontit. Kur mblidhej populli, nëse kishte ndonjë kulak, duhej të mos shkoje aty deri sa ai të largohej. Fëmijëve të

kulakëve nuk u lejohej të përdornin armë në stërvitjet ushtarake. Në vend të tyre u jepeshin pushkë druri. Ata nuk kishin të drejtë të mbronin atdheun. Pastaj, fëmijët e kulakëve, le të ishin të talentuar deri në qiell, nuk lejoheshin të shkonin në shkolla arti dhe as të interpretonin qoftë edhe si amatorë. Pastaj vinte më e keqja. Fëmijët e kulakëve shpesh nuk martoheshin dot sepse askush nuk donte dhe nuk guxonte të lidhej me njerëz të asaj kategorie. Kulakët edhe në këtë aspekt ishin si të sëmurët nga lebrosa. Gjithkush ruhej që të mos kontaktonte me ta. Sapo ta takoje, kulaku të ngjiste sëmundjen dhe duhej të jepje llogari para Frontit, Partisë, Organizatës, Operativit e ku di unë. Po të të qëllonte ta kishte shtëpinë afër kufirit, kulaku ose burgosej ose internohej. Me një fjalë më mirë vdekja se kulakllëku!

Në të vërtetë periudha kur njerëzve të tillë iu vu damka e kulakut ishte aty nga vitit 1946 deri në vitin 1950. Por ky gogol u shfaq përsëri me të filluar periudha e kolektivizimit. Ata që bënin rezistencë për të mos u futur në kooperativë, shpalleshin "kulakë". Mua më sulmuan për dy arsye: e para se ishim familje e pasur, dhe e dyta,

se vëllai i nënës tënde i kishte shërbyer ushtrisë së mëparshme.

- Po mirë babë, ti a u fute në kooperativë kur të thanë?- e pyeta.

- Po! Sigurisht që u futa! Ec e mos u fut po ta mbajti!? Unë hyra në kooperativë. Por këtë e bëra një vit më vonë bashkë me disa të tjerë. Në fshatin tonë, erdhi ekipi dhe u ngul e nuk shqitej. Rrinin nga tre ditë në shtëpi. Nganjëherë hanin, nganjëherë nuk hanin fare. U ofroje kafenë dhe ta refuzonin sa kohë që nuk e kishe dhënë fjalën për të hyrë në kooperativë. Se nga i gjenin disa njerëz, farefis të largët që punonin me ta dhe na i sillnin që të na luteshin deri sa të na e mbushnin mendjen. Sidomos ai Petrit Shkoza nuk më shqitej, më ishte bërë ferrë e shkuar ferrës. Nganjëherë më lavdëronin aq shumë sa më dukej se nuk e njihja veten. Por nuk mungonin as sharjet, aq sa më bëhej të mos e doja veten. Sidomos ai Brahimi yt, më ishte qepur shumë keq sa ma pati sjellë në majë të hundës. Më thoshte se isha bërë pengesë për gjithë fshatin. Po të hyja unë në kooperativë nuk do të mbetej kush pa hyrë, më thoshte. Më në fund më bindi Petrit Shkoza, dhe hyra.

Kur mu mbush mendja, pranova të nënshkruaja anëtarësimin por me një kusht. Nëse nuk do të hynin mbi gjashtëdhjetë për qind e fshatit, as unë nuk do të konsiderohesha i anëtarësuar. Ramë dakord edhe me këtë. Por kur ma sollën për firmë nuk rashë dakord. Në shkresë thuhej se unë kisha bërë lutje me shkrim për të hyrë në kooperativë. Kjo nuk ishte aspak e vërtetë. Si t'ua dorëzoja tërë atë pasuri dembelëve!? Dhe çfarë se? Vullnetarisht!

Kërkova të ndryshoja lutjen duke shkruar: "Unë pranoj të futem në kooperativë meqë është detyrë partie dhe i bashkohem bashkëfshatarëve të mi por jo me vullnetin tim të lirë." Kjo, kuptohet që nuk u pranua prandaj u shty edhe tre ditë tjera. Pas kësaj, çdo rezistencë tjetër ishte e kotë. Pranova. Nënshkrova siç deshën ata.

Ndërkohë që e ndiqja me shumë vëmendje rrëfimin e babait tim, mendja më rrinte tek ajo kërkesa e çuditshme që më kishte thënë sekretar Brahimi për babain tim. Nuk m'u durua deri sa e pyeta:

- Po ajo kërkesa e habitshme, çfarë ishte?

- Ajo pra, që "nuk futem me vullnet në kooperativë, por se kështu kërkonte partia".

Unë vazhdova me pyetjet e mia:

- Po mirë babë. Unë e mbaj mend ndonëse isha i vogël se u qëllua me armë atë natë që hyre në kooperativë? Përse u bë tërë ai alarm?

Babai pas një ofshame, më tha:

- Gëzim, i tërë fshati priste atë natë çfarë do të thoja unë. Ata i luteshin Zotit që unë të mos hyja. Kishin deklaruar se pa hyrë Kreshnik Furtuna, ne nuk hyjmë në kooperativë.

Ekipi dha sihariqin. Lajmi u shpërnda me piskamë e me krisma armësh a thua se ishe në Qafën e Morinës duke luftuar me shkijet.

Kur kjo u krye, kryetari i ekipit e mori fjalën dhe tha:

"Kreshnik Furtuna, e paç faqen e bardhë se na nderove sot! Duhet tani të vish me ne si anëtar i ekipit me i bind fshatarët e tu se ke hyrë në kooperativë. Tani fjala jote çon më shumë peshë se fjala e dhjetë ekipeve."

Prej aty u ngritëm me britma e piskama. "Për hair na qoftë kooperativa!" dhe i mësymë dyert e fshatarëve të tjerë tashmë të dekurajuar.

Pas kësaj, rënia njëri pas tjetrit e fshatarëve pasoi si një ortek. Ekipit filluan t'i bashkohen dhjetëra njerëz, badihavaxhi e dembelë, të cilët i

këndonin kooperativës ose më mirë "*fikjes*" që kishte trokitur në derë të fshatit tonë. Tani nuk kishte më lutje. Kishte vetëm një frazë:

"Ka hyrë Kreshnik Furtuna, nuk do të hysh ti?" Dhe kështu thyheshin njëri pas tjetrit.

Në atë kohë nuk dija më se ç'po bëja. Si duket i mbyturi, të mbytur do. Dhe ne po mbyteshim të tërë së bashku. Tani hyrja në kooperativë zgjaste vetëm aq kohë sa të kalonim nga një shtëpi në tjetrën. Myftari, njëri prej anëtarëve të ekipit m'i shkatërronte nervat duke më thënë: "Po e dinja unë!

"Fute Kreshnikun në kooperativë, e ke futur tërë krahinën!" Procesi i hyrjes po përfundonte. I vetmi që kishte ngelur të hynte tani ishte Man Mistrefi. Dikush tha:

"Po lëreni atë të shkretin. Ai nuk ka gjë tjetër përveç shpirtit. Çfarë ti kërkojmë atij?"

„A është shtëpi me oxhak në vete? Duhet të shkojmë edhe aty. Edhe ai le të tregojë vullnetin dhe dëshirën e tij për të hyrë në kooperativë si gjithë të tjerët!" - u thashë unë.- "Pse t'ia mohojmë këtë kënaqësi!"

Mani ose "urithi" siç e thërriste tërë fshati ishte një njeri tejet i varfër. Ai kishte vetëm tre

dynym tokë dhe asgjëkafshë të gjallë përveç një gomari. Ai, me atë gomar, shkonte nga një derë në tjetrën duke kërkuar miell për një copë bukë që të mbajtur gruan e sëmurë dhe dy fëmijët. Në shtëpinë e tij çdo pikë shiu që binte jashtë rridhte brenda. Po të shkelte urithi në oborr nuk ikte pa të marrë diçka qoftë edhe një trung drush. Pinte cigare me gjethe dushku të cilat i ndizte me eshkë të djegur. Ëndrra e Urithit ishte të kishte sa më shumë eshkë, të kishte hirrë djathi dhe pak ushqim. Ky ishte urithi të cilit ekipi do t'i lutej për ta futur në kooperativë.

Ekipi sakaq dha ballë përpara kasolles së Urithit dhe u ul në disa trungje të oborrit. Edhe urithi u ul aty. Kryetari i ekipit e mendonte si punë të lehtë anëtarësimin e Urithit në kooperativë prandaj edhe nuk i dha shumë rëndësi në fillim. Por Urithi nuk e jepte fjalën për kiamet. Madje sa më shumë që e shihte se ekipi këmbëngulte, aq më shumë kundërshtonte.

Njëri prej anëtarëve të ekipit, e pyeti urithin: "Ore a je me Enver Hoxhën ti apo me Titon?"

"Unë për Enver Hoxhën e vras Titon,"- u përgjigj urithi.

"Atëherë përse nuk hyn në kooperativë ti?"

"Po Enver Hoxha nuk ka nevojë për mua. Unë nuk kam asgjë përveç shpirtit tim. Çfarë i duhem unë Enverit dhe kooperativës? Vetëm për telashe. Unë as fëmijëve të mi nuk iu duhem gjë.

Atëherë njëri prej anëtarëve të ekipit mori dy karrige dhe filloi t'i tregonte urithit:

"Shiko, kjo është karrigia ku ulet Enveri, kjo është ku ulet Tito. Në cilën do të uleshe ti Urith? Urithi u ul me vrull sikur dikush do t'i zinte vendin, në karrigen e Titos. Të gjithë sa ishin aty u shtangën.

"Si guxove Urith?"

Po pse ore ku kam unë prapanicë për ta ulur në karrigen e Enverit. Po të ulem unë aty, po ai pastaj ku do të ulet? Te vendi i Titos? Atij po! Ia zë vendin. Titoja para le të ulet në tokë, ose le të hyjë në kooperativë, ha ha ha, qeshte Urithi."

Kjo shaka e Urithit mori dhenë në tërë Shqipërinë. Por ç'rëndësi ka? E rëndësishmja ishte se Urithi ose Man Mistrefi atë ditë u bë anëtari i fundit i i kooperativës që ne po ngrinim në atë mënyrë aq imponuese, aq të sforcuar, aq të mjerueshme. Dhe e tërë kjo në emër të "dëshirës së shfaqur me shkrim" nga secili anëtar i ri. Çfarë hajgarje!

Ndonëse i dija hallet dhe gjendjen e vërtetë të bashkëfshatarëve të mi, prapëseprapë, lëvizja në përbërje të atij ekipi më dha mundësinë të shihja se si po përzihej gjendja e tyre e rëndë ekonomike me një formë të re mjerimi, por këtë radhë të kolektivizuar.

- Kështu mor bir, - vazhdoi babai im, - ne, dhe shumë të tjerë të cilët i kishin trashëguar tokat nga stërgjyshërit e tyre, që kishin bërë shtëpi dhe prokopi, që kishin përcjellë brez pas brezi dëshirën për punë e jetesë, do ta ndanim atë me sojin e sorollopin e Urithit. Prej asaj dite ndjeva se diçka u thye brenda meje, në fakt, brenda nesh. Tani mbi ne sundonte jo më tradita e bukur e punës, familjes, por një traditë tjetër, që nuk e di se nga vinte, por që kishte një emër te çuditshëm, "*kolkoz*".

U ktheva në shtëpi pas asaj që kisha bërë. Kuptova se shtëpia jonë ishte fikur. Në të vërtetë perceptova një fikje të përgjithshme. Por kjo nuk u ndal as këtu. Më vonë filluan të flisnin edhe për një lloj kooperative tjetër, të cilën e quanin kooperativë e "Tipit të Lartë".

- Po çfarë ishte kjo "e larta" dhe ku dallonte?

Heh…! - psherëtiu babai, - E keqja nuk paska fund! Unë ta shpjegova mirë se si hymë "vullnetarisht" në kooperativë. Por aty nuk paska qenë fundi. Gjithsesi, na i kishin lënë dhjetë bagëti të imta ose një lopë, të cilat mirë a keq prapëseprapë të jepnin një pikë qumësht. Po kjo tjetra i mori edhe ato. Dhe kështu buzët e fëmijëve e të pleqve, pa folur për ne të tjerët, shkrumboheshin për pak bulmet. Si i thonë fjalës tani ishim "rrasë në diell". E ke parë Kadriun, që na vjen rrotull shtëpisë? Ai nuk i le fëmijët e motrave të tua që të marrin një kokërr kumbull në bahçen e gjyshit të vet. Eh, mor bir! Thuaj shyqyr që ende nuk e kanë ndaluar mbajtjen e bletëve dhe të pulave, pa puna jonë do të shkonte keq e më keq. Të paktën me këto, e sigurojmë një farë jetese pa iu dalë ndesh atyre.

## Takimi i Shpresës me operativin e sigurimit

Jeta bënte të vetën dhe unë çdo ditë e më shumë afrohesha me Shpresën. Ajo kishte një mënyrë sjellje që krijonte qetësi dhe kënaqësi. Tek

ajo zbuloja diçka të re, të mirë, thuajse çdo ditë. Komunikonte ëmbël dhe të bënte të ndjeheshe rehat pranë saj. Shkonim së bashku në shkollë dhe rrugën e bënim me aq kënaqësi sa nuk e ndjenim as kur ishte borë, as shi, as furtunë, as diell. Tani ajo ishte maturante dhe kishte krijuar thuajse tërësisht personalitetin e saj. Gëzohesha si fëmijë kur e shihja se sa e respektuar ishte jo vetëm prej shoqeve e shokëve por edhe prej mësuesve. Pasdite ktheheshim përsëri në shtëpi bashkë dhe ndodhte që qëndronim shpesh edhe tek familja e saj. Prindërit e saj ishin të dashur dhe njerëz të mirë dhe sa herë shkonim atje na pyesnin nëse u kishim lënë fjalë prindërve të mi se nuk do të ktheheshim atë natë, që të mos bëheshin merak.

Një natë shkuam tek Vjollca Dani. Kaluam shumë mirë. Vjollca që unë përherë e quaja "indiferente", u tregua shumë e dashur, e sjellshme dhe na krijoi një atmosferë të mrekullueshme. Më dukej sikur ishte një Vjollcë tjetër, jo ajo e Shkodrës. Në atë mbrëmje ishin edhe vëllai dhe motra e saj, si dhe dy kushërira të tyre. Ishte një mbrëmje aq e bukur! Shumë gaz, humor dhe dashuri. Vjollca nuk pushonte duke folur dhe pasi hodhi ca birra unë pata frikë se mos

fillonte të fliste për bëmat e shkollës në Shkodër. Në një moment guxova dhe i thashë:

- Ej Vjollca, se mos i nxjerr të tëra ato të Shkodrës se të mbyta!

- Po ikë ore Gëzim mos u mërzit, se Shpresa di më shumë sesa mendon ti se di ajo! Nuk ka sekrete!

Pas mesnate mbaruam. Vjollca më tha:

- Gëzim ti e di vetveten për të zgjuar, por ne t'i lexojmë letrat në xhep. - dhe nuk pushonte së qeshuri.

Aty para vitit të Ri, Jehona vendosi të martohej dhe ndau ditën. Para kësaj na bëri një surprizë. Ajo organizoi një minidasmë në një klasë të shkollës fillore të fshatit Çunaj. Aty përveç të afërmve të saj, Jehonës me të fejuarin Almirin, gjendeshin edhe Rudina me të fejuarin Sokolin dhe vëllain, Gencin, si dhe disa djem e vajza nga fisi i Jehonës. Ishim edhe Shpresa me motrën e saj Violetën dhe unë, po ashtu Vjollca me vëllain, Shkëlzenin, si dhe disa të tjerë. Çdo gjë ishte përgatitur si mos më mirë, që nga ushqimet deri tek muzika. Gjithçka shkoi aq mirë sa nuk thuhet. "Dasma" vazhdoi deri afër mëngjesit. Gjithçka ishte aq bukur sa më bënte të

fluturoja nga gëzimi dhe ngaqë kishin filluar të shëroheshin tërë plagët e Shkodrës, të thoja se sa e bukur është jeta, shoqëria, shkolla, familja. Kaq shumë jetë, kaq shumë dashuri njerëzore, kaq shumë bukuri kishte tashmë në jetën tonë.…

Në të tilla përsiatje isha, kur, si për ta prishur atë që ndjeja, m'u shfaqën dy hiena, duke më zvjerdhur tërë bukurinë e asaj kolovitjeje në atë shtrat meditimesh të bukura. Ishin Brahimi, Sekretari dhe Myfiti, Operativi.

- O Zot! - thashë me vete, - Përse duhet të ketë në këtë botë edhe njerëz të tillë!?

Të dy shkonin e vinin dhe cakun e fundit të sorollatjeve të veta e kishin tek oborri i shkollës sonë. Të dy na ishin bërë si hije. Në mbledhjet e Këshillit Pedagogjik nuk mungonin kurrë dhe gjithmonë diskutonin gjatë zhvillimit të tyre. Gjithmonë thoshnin të njëjtat fjalë. Njëri fliste për Partinë e shokun Enver, tjetri për Luftën e Klasave. Fjalimet e operativit mbylleshin gjithmonë me frazën: “Mos harroni, armikun e klasës e kemi më afër se vetë këmishën që kemi veshur!” Dhjetëra arsimtarë që punonin aty, të gjithë njerëz të ditur, me kulturë, heshtnin dhe dëgjonin këta dy injorantë. Shumë prej tyre

shtrëngonin nofullat dhe i luteshin Zotit t'u jepte forcën që të mos flisnin.

Ndoshta pjesa më e bezdisshme e jetës së secilit prej nesh aty ishte kur operativi ose sekretari i merrnin më vete ndonjërin prej mësuesve dhe zhvillonin biseda që ngjallnin dyshimin e secilit që i shihte kokë më kokë me njërin ose tjetrin. Por edhe t'i refuzoje, nuk ishte e mundur. Këtë nganjëherë e bënin edhe me nxënësit.

Një ditë operativi e kishte ndalur Shpresën dhe i kishte thënë: "Ti je gruaja e Gëzim Furtunës?"

"Po, - i ishte përgjigjur ajo, - pse?"

"Jo, hiç!" - i ishte përgjigjur operativi, - "vetëm se jam pak i habitur se si një vajzë e shkëlqyer si ti, e dalë nga një familje me atë qëndrim të shkëlqyer politik, të ketë rënë në duart e tij."

"Po përse,? - i kishte thënë Shpresa, -çfarë ka të keqe këtu? Përse nuk duhej të martohesha unë me të?"

"Po pse vërtetë nuk e di ti këtë?! - ia kishte kthyer operativi.

"Jo! Vërtet jo!- i ishte përgjigjur Shpresa. - Ai ka mbaruar me tërë notat shkëlqyeshëm. Edhe unë përpiqem të bëj të njëjtën gjë dhe jam shumë e lumtur me të. Çdo gjë është e përsosur në jetën tonë."

"Po, a e di ti se ai e ka një dajë të pushkatuar?"- i qe kthyer operativi.

"Po, çfarë ka të bëjë Gëzimi me këtë punë?- i kishte thënë Shpresa- Gëzimi s'e ka parë kurrë atë, madje ka lindur me sa di unë gjashtë vjet pasi ai është pushkatuar."

"Po sa mirë që e ditke edhe kur është pushkatuar ë?- kishte shtuar ai. - Të këshilloj ty dhe atë që të mos e harroni këtë, por mbajeni vëth në vesh? I thuaj atij bandillit tënd të mos e mbajë hundën përpjetë, se partia jonë ka thyer hundë më të forta se e atij. A më kuptove?"

Shpresa kishte ikur e mërzitur sa s'ka më por mua nuk ma tregoi këtë ndodhi menjëherë, për të mos më shqetësuar. Ma rrëfeu vetëm disa ditë më vonë, në rrethana krejt të veçanta.

**Zana Bejleri martohet**

As dëbora e dimrit, as shirat e pranverës, as balta e rrugëve dhe as lagështia e pafund nuk ndjeheshin, sa kohë që isha me Shpresën. Ajo si gjithmonë, e rregullt, e sjellshme, e veshur shumë bukur, e komunikueshme me mua dhe të afërmit e mi, e mbushte jetën time me gëzim çdo ditë e më shumë. Më dukej se gjithçka që ajo bënte me duart e saj delikate ishte e përkryer. Me fjalë të tjera, ndjehesha se fluturoja përmbi hënë me atë njeri aq të zgjuar, të brishtë, të dashur dhe të këndshëm.

E megjithatë, dukej se ende brenda meje jeta kishte lënë një vragë, e cila sado që në pamje dukej se po shërohej me shpejtësi, prapëseprapë nuk ishte zhdukur. Në shpirtin tim, si në një vepër muzikore, herë pas here shfaqej një motiv i luajtur, diku larg, nga një instrument tashmë sekondar. Ishte Zana Bejleri, që vazhdonte të lëvizte brenda meje. Nuk e di nëse tashmë ajo ishte një dashuri apo pendesë, dhimbje apo mëshirë, keqardhje për të apo… Nga ana tjetër ishte Shpresa, e cila bënte gjithçka për mua dhe më dukej sikur edhe jetën do të ma falte.

Në prill të vitit 1975 nëna e Jehonës u sëmur rëndë. Jehona e shoqëroi atë në spitalin e Shkodrës. Pas dhjetë ditësh ajo u kthye dhe unë e takova. Sapo u pamë, ajo më tha:

- Zana Bejleri ishte martuar!

Jehona e kishte takuar rastësisht dhe pastaj ajo i kishte kërkuar që të shkonin tek shtëpia e saj e re. I shoqi, një violinist tek të tridhjetat, i pashëm, i sjellshëm dhe i edukuar, i kishte lënë përshtypje shumë të mirë Jehonës. Zana i kishte thënë se ishte e lumtur me martesën por se nga zemra e saj nuk kishte dalë dhe ndoshta nuk do të dilte kurrë Gëzimi. Madje, çuditërisht, ajo i kishte treguar edhe të shoqit për Gëzimin. Pastaj e kishte pyetur për Shpresën, nëse ishte e bukur dhe ishte shprehur se sa dëshirë do të kishte ta shihte njëherë. Më pas, ndërsa po ndaheshin, Zana i kishte thënë Jehonës, se ishte shumë e lehtësuar që Gëzimi ishte mirë dhe kishte gjetur njeriun e jetës.

Ky lajm që solli Jehona më gëzoi pa masë. Ndjeva se diçka po zhvendosej me shpejtësi brenda meje dhe se kishte një drejtim që lëvizte nga Zana tek Shpresa. Kjo zhvendosje shpirtërore më bënte të ndjeja se sa e çuditshme ishte kjo botë.

Një Zanë që e njoha vetë dhe një Shpresë që më ishte imponuar, por që tani gjithnjë e më shumë po bëhej pjesë e jetës time. Isha nën efektin e shkarkimit të një përgjegjësie të madhe të jetës time. Ndoshta ishte një moment çlirimi shpirtëror. Ndoshta ishte një gjendje ku xhelozia dhe dashuria nuk e përjashtonin më njëra-tjetrën.

Këtë lajm e mori vesh edhe Shpresa, e cila erdhi dhe m'u hodh në qafë duke më thënë:

- Tani, tani ti je krejt dhe vetëm i imi!

## Si ditë "zije" në shkollën tonë

Ishte fund prilli. Nxënës dhe mësues ishin grumbulluar grupe-grupe dhe flisnin me zë të ulët. Ishte krejt e pazakontë. Erdhi ora 8 – të dhe mësimi nuk fillonte. Nuk dija se çfarë po ndodhte prandaj edhe pyeta njërin prej kolegëve se cili qe shkaku i kësaj vonese.

- Mund të ketë ngjarë ndonjë gjë, si, fjala bie, arrestimi i ndonjë funksionari të lartë.

Kështu ndodhte në raste të tilla.

Aty nga ora nëntë u hap dera e shkollës dhe si në paradë kaluan 5-6 vetë. Ishin dy civilë dhe të tjerët policë. Midis tyre dallova operativin, të shoqëruar nga afër nga një tjetër i veshur me kostum ngjyrë kafe. Më pas na treguan se ishte Kryetari i Degës së Punëve të Brendshme. Ishin mbledhur në oborrin e shkollës ndoshta njëmijë vetë. Asgjë nuk pipëtinte.

Pas pak, u shfaq e para nëndrejtoresha e shkollës. Në fytyrat e të gjithëve lexohej një frikë, e cila u shtua edhe më shumë kur doli drejtori, e pas tij burri me kostum ngjyrë kafe, i ndjekur nga Sekretari i Partisë, Brahimi, dhe sigurisht, nuk mund të mungonte operativi Myfit. Drejtori iu drejtua turmës:

- Mësuesi Sadik Ozma të shkëputet nga turma dhe të dalë përpara, tek shkallët!

Sadik Ozma, njëri nga mësuesit më seriozë të shkollës sonë, veshur thjesht por bukur, pak i kërrusur, me kokë ulur dhe hapa të ngadalta që tregonin tronditjen që kishte pësuar, bëri përpara drejt shkallëve.

Sapo ai arriti tek shkalla, burri me kostum ngjyrë kafe tha:

- Gjithkush që vepron si Sadik Ozma do të ketë të njëjtin fat!

Ende pa mbaruar ai, katër policët, të cilët rrinin gati, vërshuan mbi të, e urdhëruan të zgjaste duart, i thanë se ishte i arrestuar në emër të popullit dhe menjëherë e drejtuan nga xhipi i degës, zero pesa siç i thonin ose "tmerri lëvizës" i zonave kufitare, duke e përplasur me forcë brenda tij.

Pas kësaj, drejtori i shkollës, i bërë dyll i verdhë për vete, me gjysmë zëri u kërkoi të gjithëve që të futeshin nëpër klasat e veta.

Pasoi një lëvizje e heshtur si kortezh, ku dëgjoheshin vetëm dënesat e disa nxënësve, të cilët qanin për mësuesin e arrestuar. Në klasën e tij, pasoi një zhurmë që vinte si e qarë kolektive. Mësues Ozmaj kishte mbaruar për filozofi me rezultate të shkëlqyera. Kishte dëshirë të jepte përgjigje për shumë gjëra të cilat nuk duhej as të përmendeshin. Jehona e arrestimit të tij zgjati disa ditë dhe më pas, si çdo çudi tjetër u shua ngadalë.

**Kush ishte daja im ?**

Ishte data 10-të e Majit. Një ditë vërtetë e bukur pranverore. Natyra kishte shpërthyer me tërë hijeshinë e saj. Qengjat kishin mbushur livadhet, ndërsa lulet dhe gjethet tashmë i kishin stolisur dhe bleruar pyjet e lëndinat. Zogjtë e bënin edhe më të gjallë me cicërimat e tyre atë ditë aq të këndshme. Shpresa dhe unë po shkonim nga fshati Breg për në Gegë. Nën efektin e asaj natyre aq të bukur u ulëm tek Lisi i Mrizit. Fillova t'i tregoja Shpresës diçka, që me mendjen time, asaj do t'i dukej interesante. Por për çudi vura re se Shpresa ishte shumë e përhumbur dhe nuk po më ndiqte me aq vëmendje. Duke e parë kështu, iu drejtova me fjalët:

- Shpresa ku je? U mërzite?

Ndjeva se u përmend sikur u zgjua nga një gjumë i lehtë.

- Jo, Gëzim! Më fal të lutem! Nuk e di as vetë se ku isha.

- Si?! Ç'ke kështu? Përse e ke marrë këtë pamje, gati të tronditur? Çfarë ke? Ka ndonjë gjë për t'u shqetësuar që unë nuk e di?

Ajo, më pa me një shikim gati si të trembur, dhe si të ishte në faj e me një zë të dridhur e të brishtë, më tha:

- Gëzim, unë kam gjashtë muaj që mbaj brenda vetes diçka që nuk ta kam thënë. Para se të ta tregoj, të lutem, më premto se do të më falësh!

Në fillim qesha, e shtrëngova rreth vetes dhe i thashë:

- Vogëlushja ime, ti ke mbajtur të fshehta ndaj meje?! Pa m'i trego njëherë?!

Shpresa më rrëfeu në detaje atë që i kishte thënë operativi i sigurimit. Ajo ishte shumë e shqetësuar dhe, pasi më tha çdo gjë, u lëshua në ngashërim.

Pasi u mundova ta qetësoja, i thashë që të mos shqetësohej, pasi këto ishin gjëra që diheshin. Asgjë e re nuk ishte thënë në tërë atë histori.

Sapo u kthyem në shtëpi, ia tregova tërë këtë babait tim. I thashë se e dija që daja kishte qenë oficer i regjimit të kaluar dhe se ishte zhdukur, por asgjë më shumë. I thashë se kishte ardhur koha që të dija më tepër për të.

Babai zuri të moralizonte pak në fillim, duke u shfajësuar që nuk na kishte folur për dajën, pasi donte që në një farë mënyre të harrohej edhe nga

ne, ose që të dukej sikur nuk e donim, pasi kështu besonte se do i shpëtonte sadopak luftës së klasave.

- Por, - më tha babai, - tani është koha që t'i dish këto gjëra.

Daja yt, quhej Sadedin Buna. Ai ishte bir i një familje të njohur patriotike, nacionaliste, në krahinën e Dibrës së Madhe. I ati kishte miqësi me familjen e Muharrem Bajraktarit. Sadedini vetë, pasi mbaroi Shkollën Unike, shkoi në Janinë dhe atje mbaroi Shkollën e Mesme. Pas dy vitesh, i ndihmuar nga vetë Dine Hoxha, një dibran me shumë influencë në atë krahinë, si dhe mik i Mbretit Zog, u nis për në Akademinë Ushtarake në Itali. U kthye në Shqipëri diku nga vitet 1932 – 1933, me gradën e Kapitenit të Parë dhe u emërua në Garnizonin e Gjirokastrës, e më pas në Garnizonin e Kukësit. Në vitin 1936 mori gradën major dhe shërbeu në Gardën Mbretërore. Ishte njeri shumë i zoti dhe i gojës. Fliste greqisht dhe italisht. Në vitin 1938 ai vazhdoi studime të tjera në Vjenë, Austri. Babai im, Halili, kishte marrëdhënie të ngushta me familjen e Mulmetës. Ata ishin të parët e fshatit tonë. Në të vërtetë mulmetajt pas ardhjes së komunistëve u shpallën

kulakë dhe më pas u internuan. Një djalë i Mulmetëve qe martuar me hallën e Sadedin Bunës. Aty vinte shpesh babai i Sadedinit, Zabiti. Ishte një dibran shumë i zgjuar. Babai, Halili shkonte dhe rrinte me të sa herë ai vinte nga Dibra. Një natë e thirrën për darkë. Atëherë isha diku 18 vjeç. Motra e Zabitit, që ishte e martuar tek Mulmetët, ndërhyri që unë të martohesha me vajzën e Zabitit, Mejremen. Dhe kështu lindi miqësia me familjen e Bunëve të Dibrës. Siç dihet, në vitin 1939 Mbreti Zog u largua nga Shqipëria pas pushtimit fashist italian. Nuk e di se në çfarë rrethanash ndodhi, por di që, në vitet dyzet, Sadedin Buna kthehet në Shqipëri dhe iu bashkohet forcave të Abaz Kupit, dhe në vitin 1942 bëhet një ndër eksponentët më të rëndësishëm të Konferencës së Pezës. Pas ardhjes së Enver Hoxhës, Sadedini mbetet ilegal. Gjatë asaj kohe, kur ai ishte ilegal, nëna jote është takuar disa herë me të. Takimi i fundit u bë në tetor 1948. Që prej asaj kohe asgjë nuk dihet më për të. A është pushkatuar, vrarë apo mbajtur dhe vdekur në burg, askush nuk ka dhënë ndonjëherë ndonjë njoftim për të. As shteti, as ndonjë i njohur, kurrë nuk na dhanë ndonjë sqarim. Tani

na del se qenka pushkatuar. Sido që të jetë puna, kjo mbetet një "njollë" për ne.

E shoqja e Sadedinit quhet Drita. Ka dy djem, Fatbardhin dhe Ganiun. Shtëpinë e kanë pasur në Tiranë, por tani nuk e dimë se kush e gëzon atë. Familja e tij është e internuar në Saver të Lushnjës. Nuk dimë asgjë për jetën e atyre të shkretëve, pasi nuk kemi guxuar të interesohemi për ta.

### Përsëri sekretar Brahimi

Ishin ditët e fundit të atij viti shkollor. Punët ishin shtuar sidomos me provimet e maturës, nxjerrjen e notave, mbylljen e regjistrave dhe përgatitjen e diplomave. Mbarimi i vitit të parë shkollor më jepte një kënaqësi të rrallë si mësues i ri. Përqindja e kalimit ishte e lartë dhe qoftë inspektorët, qoftë drejtoria e shkollës kishin thënë fjalët më të mira për punën time. Këtë periudhë e kishte bërë edhe më të bukur mungesa e provokimeve nga ana e Sekretarit të Partisë dhe Operativit të Sigurimit. Ndoshta arsyeja mund të

ishte e lidhur edhe me rezultatet e mira në punë. Por, me sa duket, nuk do të zgjaste aq shumë. Aty nga fundi i Qershorit, ndërkohë që po futesha në derën kryesore të shkollës, hasa në Sekretar Brahimin. E përshëndeta dhe ai m'u kthye menjëherë:

- Gëzim, pa ndalu pak! Si shumë larg na ke ndenjur këto kohët e fundit! Të kemi thënë disa herë që duhet të rrish më afër me shokët. Ne kemi nevojë për ty! Njerëzit të besojnë dhe ti duhet t'i kuptosh ata. Bashkëpuno me ne që t'i kesh punët në vijë, pastaj.

- Unë në rregull i kam punët, shoku sekretar. Nuk e di se për çfarë e ke fjalën? - iu përgjigja.- Unë e kam thënë se për Partinë jam gati të jap jetën.

- Gëzim! Dëgjomë! Sot nuk lypset që të japësh jetën. Këtë nuk ta kërkon njeri. Është shumë!- vijoi ai. - Kërkohet puna jote! Puna! Puna jote. Shkolla jonë ka shumë arsimtarë, shumica janë njerëz intelektualë. Por ata janë njëkohësisht, edhe pjesa më e pakënaqur e shoqërisë, madje në mes tyre mund të ketë edhe armiq të sistemit. Ti rri me ta dhe mund të na ndihmosh shumë. E ke parasysh se ku e kam fjalën?! Kjo nuk është detyra ime që të

ta them, pasi me këtë punë merret operativi i sigurimit, por unë po ta tregoj këtë që ta dish, ngaqë ti kupton se sa shumë të dua unë ty. Unë besoj se sinjalin që i ka dhënë Myfiti, jot shoqe ta ka përcjellë ty.

Heshtja jote më bën të dyshoj pak, - vijoi ai.

- Shoku sekretar! Unë nuk kam përse të takohem me operativin për këtë çështje. Madje as me ty. Po ju siguroj se, nëse dikush flet kundër Partisë, unë nuk e fal.

- Bashkëpunimi është tjetër gjë dhe kjo që më thua ti është tjetër gjë. Pse vërtet mendon ti se po të të flasë dikush kundër Partisë dhe ti të heshtësh, ne do të të falim ty?! Këtë do ta bësh se s'bën! Por unë po të them për tjetër gjë, për tjetër información. Të një forme tjetër. E kupton ti, e kupton!

Papritmas ndjeva se brenda atij njeriu të trashë, pa shkollë, të paskrupullt, fshihej një djall i vërtetë, një qenie e keqe, një krijesë parazite, që ishte krijuar, për të bërë jetesën, emrin dhe veprën e vet, duke shkelur mbi ndjenjat e pastra të njerëzve të ndershëm dhe të pafajshëm. Në këtë përsiatje mbi karakterin e tij, ndoshta i përhumbur, apo i larguar për një moment, nga

biseda e drejtpërdrejtë me të, dëgjova përsëri zërin e tij të çjerrë:

- Gëzim, a mos duhet vallë që unë të të kujtoj se je midis dy rrugëve nga të cilat duhet të zgjedhësh vetëm njërën? A mos duhet të të them se njëra rrugë është ajo që ta këshilloj unë, që të sjell mbarësi, që të bën të mbrosh familjen dhe të ardhmen tënde? Dhe kjo është rruga që shkon andej nga të thashë më parë; tjetra është rruga e dajës tënd, e të internuarve nëpër kampe, burgjeve… Ti e di se ku janë disa prej njerëzve tuaj!… Unë nuk di të flas me qartë se kaq.

- Të falënderoj shoku Sekretar për kujdesin që tregon ti për mua. Unë jam Ushtar i Partisë dhe padyshim që i di detyrat e mia!

Në fakt operativin nuk e kisha takuar që prej asaj dite, kur doli nga klasa ime. Edhe kur shkëmbeheshim në rrugë bënim sikur nuk e shihnim njëri-tjetrin. Por nuk mungonte edhe sjellja e tij, siç ishte kalimi disa herë pranë pa folur, duke më bërë presion psikologjik. Viti shkollor mbaroi. Pasoi një heshtje vrastare të cilën si duket operativi nuk donte ta prishte deri sa t'i vinte momenti. E dinte mirë zakonin e gjarprit që e pret prenë e vet duke mos bërë zë.

## Pushimet verore në bjeshkë

Kishim dy vjet që nuk kishim dalë për verim në bjeshkë. Në të vërtetë të gjithë donim që të kalonim verën në rudinat e bukura, ajrin e freskët, ujin e ftohtë pranë ahishtës së pafund, që të bënte të ecje me orë të tëra nën hije. Ishte vërtetë një mrekulli.

Me gjithë dëshirën tone të madhe për të dalë në bjeshkë, kishte edhe një pengesë të bukur dhe shumë të mirëpritur: Shpresa ishte shtatzënë dhe ne donim që ajo të ishte pranë shërbimit mjekësor kur të na lindte fëmija i parë.

Pas shumë diskutimesh, ku nuk munguan shembuj të lindjeve në bjeshkë edhe pse pa asistencë mjekësore, u vendos që pushimet t'i kalonim atje.

Pasi ngarkuam çdo gjë në kuaj, bëmë gjashtë orë rrugë mespërmes pyjeve, hijeve të pishave dhe aheve, duke pushuar herë pas here pranë krojeve me ujëra të ftohta dhe shpesh duke kaluar

nëpër ngushticat e lumit, ku shihej jo më shumë se një pëllëmbë qiell mbi kokë.

Kur arritëm aty, stanin e gjetëm siç e kishim lënë kur patëm kaluar pushimet e fundit. Ishte fillim korriku. Iu përveshëm punës që të gjithë dhe ia dolëm që të ndërtonim çdo gjë siç e donte puna, brenda disa orësh.

Bjeshka është tema e zgjedhur e të gjithë atyre që kanë pasur rastin t'i kalojnë pushimet atje. Aty njeriu ka kënaqësinë që të përjetojë natyrën në gjendjen e saj më të sublime, aty ku kombinohet freskia e jetës, natyra e virgjër, ujërat e freskëta... Aty, ku dielli të zgjon me rrezet e veta, që përvidhen mëngjeseve nëpër të çarat e lugjeve që mbulojnë stanin dhe bien në fytyrat e secilit. Aty rudinat janë të buta, si sfungjer, nga bari shekullor i pakositur, të mbajtura në gjelbërimin e tyre prej çetinave ose pishave që nuk rriten lart por shkojnë rrafsh me tokën. Poshtë tyre lulëzojnë dhe japin frytet e veta boronicat, për të cilat besohet se janë shumë kurative. Mjedrat e dredhëzat mbushin çdo cep livadhi e lëndine. Cicërimat e zogjve krijojnë simfoninë e tyre natyrore. Peizazhin e zbukurojnë thyerjet e pafund të relievit që është aq i

larmishëm. Karvani i dhive të egra, me ecjen e tyre aq të disiplinuar, është përherë surpriza më e bukur e ditës. Më tej kaprojtë, këto qenie kaq të buta e paqësore, trupojnë rrugën e udhëtarëve dhe rrallë i prek ose i gjuan kush për shkak të një besëtytnie, që thotë se ata janë „në besë“, ose i bien udhëtarit „në besë“. Vrasja e tyre sjell fatkeqësi për atë që qëllon mbi to. Mbi qiellin e kaltër e të pafund shëtisin shqiponjat, këto shpendë madhështorë, që i kanë dhënë emrin vendit tonë. Matanë, në krahun tjetër shtrihet një bukuri e rrallë; një ujëvarë, me ujërat që dalin nga një shkëmb i madh e vërshojnë nëpër shkëmbinj deri poshtë në shtratin e lumit.

Vendi ku ne i ngremë stanet quhet „tellë“. Aty ne kemi pasur rreth tridhjetë stane. Përgjithësisht ishim fqinjë në stane po me ata që ishim fqinjë edhe në shtëpi. Jeta në tellë, pak kohë më parë, kishte qenë vërtetë shumë e bukur, e rrallë, baritore dhe interesante. Jetohej me shumë bulmet, pak ose aspak perime dhe fruta, por me shumë gjallëri.

Pas hyrjes në kooperativë, jeta kishte marrë drejtim tjetër edhe aty. Dilnin shumë pak vetë në bjeshkë. Të shumtët ishin ose pleq e plaka të

përmalluar, ose ndonjë nga kooperativistët që merrej me baxhat e qumështit dhe me kullotat e atyre pak bagëtive që i kishin shpëtuar kolektivizimit. Jeta ishte rralluar tashmë po të krahasohej me atë të pak viteve më parë. Shumica e staneve kishin mbetur pa u ngritur, kështu që të jepnin më shumë idenë e staneve të rrënuara. Ishin vetëm pak fëmijë që luanin. Kodrës së Sefasë tani i mungonin burrat e dikurshëm, që mblidheshin çdo mbrëmje dhe kuvendonin, ndërkohë që mungonin edhe takimet e shpeshta të grave e vajzave, takime këto, që të shumtën e herëve shoqëroheshin me gatime të shijshme e këngë të bukura. Te Kroi i Tellës tani kishte shumë më pak gra që mbushnin ujë. Edhe rudinave të pjerrëta u mungonin tufat e pafund të deleve të lyera me bojëra të ndryshme sipas pronësisë, ndërsa jehonës që përcillnin shpatet tek njëri-tjetri i mungonte tringëllima e këmborëve të ogiçëve, të rënduar nga leshi i paqethur. Po ashtu Festa e të Qethurave tani e kishte humbur karakterin e vet dhe çobanët profesionistë e kryenin atë ritual shpejt e shpejt dhe pa festimet e qëmotshme. Tani i mungonin pothuajse fare asaj feste lojërat popullore, siç ishte gjuajtja në shenjë

me gurë në rrasa, loja kala dibrançe, të shtënat në shenjë me armë. Dikur këto festa shoqëroheshin me dreka ku shërbeheshin gjellët tradicionale, të cilat ishin të bazuara tërësisht në produkte shtazore. E tërë kjo shoqërohej nga këngët e bukura, kryesisht të lidhura me bjeshkën dhe natyrën pastorale të dashurisë, si bie fjala: "... Në'ato kodra dhentë i lëshova, çy ogiç ndjehet kumona, tufa – tufa djem e çika, dalin mbledhin boronica."

Në stanin tonë unë kisha marrë me vete edhe një Radio „Iliria", të vetmin mjet komunikimi me jashtë. Me të mbanim kontakt me pjesën tjetër të botës e veçanërisht dëgjonim Radio Prishtinën e cila kapej shumë pastër në atë zonë malore. Shpesh dëgjonim edhe Zërin e Amerikës, por të dyja këto stacione i ndiqnim me frikë në zemër.

Dhe kështu kalonin ditët e bukura të verës, deri sa vinte çasti kur do të dergjeshim në vrri. Ajo ishte një festë e bukur më vete. Të gjithë përgatisnin bulmetin e mbledhur për ta djergur tek shtëpia. Sëndukët e bardhë, të bërë me dru të zgjedhur pishe, mbusheshin me djathin e kripur, ndërkohë që vedrat e tjera, po ashtu të drunjta,

mbusheshin me tlynë, kajmak, kos të kulluar, ajkë dhe dra.

Pasi përgatiteshin të gjithë për t'u djergur në vrri, zbrazeshin disa pushkë që njoftonin për nisjen e karvanit në tërë tellën, e madje edhe në tellat tjera, e më pas rruga buzë lumit mbushej me shtegtarët e rinj që i ktheheshin punëve të vjeshtës dhe jetës së vrrinit, larg romantikës së bjeshkëve. Karvani i gjatë i bjeshkëtarëve, tani zgjatej e zgjatej dhe përfshinte njerëz të moshave të ndryshme si dhe kuaj e bagëti që i ndiqnin ata, secili sipas familjes, pronës dhe fisit.

E tërë kjo bukuri ose „shyhret", siç e quanin prindërit tanë, tani ishte reduktuar vetëm në disa familje të cilat ende përpiqeshin të mbanin gjallë pronën, pasurinë…

Por ne, sidoqoftë, e shijuam atë verë dhe më shumë se çdo gjë tjetër na gëzonte Shpresa, e cila mbante në vete atë që pritej të ishte e ardhmja e familjes Furtuna.

## Shega

Edhe atë ditë të gjithë u ngritën dhe bënë punët e zakonshme e të përditshme. Ngrënia e mëngjesit, bisedat e ditës, dhe më pas secili në punën e vet. Ajo çfarë e bëri atë ditë tejet të bukur dhe të rrallë ishte ardhja në jetë e Shegës, vajzës sonë, që mezi e prisnim.

Emrin „Shegë“, nëse do të ishte vajzë, e kishim gjetur përpara se ajo të lindte. Në të vërtetë kishim menduar për një kombinim të gërmave të të dy emrave, "Sh" dhe "G". Emri Shegë, i plotësonte edhe me bukurinë e emrit, por edhe kishte brenda inicialet e emrave tanë. Për fatin tonë prindërit na e lanë në dorë ta zgjidhnim vetë punën e emrit. Në fillim u duk sikur u mërzitën pak që nuk lindi djalë por, pastaj, edhe ata iu bashkuan gëzimit tonë.

### Një takim i padëshirueshëm

Viti i ri shkollor, 1975 – 1976, filloi si një vit i zakonshëm, sado që atmosfera e përgjithshme ishte e mbushur me bujën propagandistike të dënimit njëri pas tjetrit të tre grupeve armiqësore,

atij në kulturë, atij në ekonomi dhe atij në ushtri. Edhe pse më dukej se isha plot me energji, ndjeja se diçka e madhe më mungonte. Në të vërtetë, ishte Shpresa, pasi ajo e kishte mbaruar shkollën, ishte bërë edhe nënë dhe nuk do të më shoqëronte dot më. Edhe maturantët, shokët e saj, me të cilët ne ishim miqësuar aq shumë, tani nuk ishin më.

Kishin kaluar tre javët e para të shkollës, kur aty nga fundi i shtatorit, Myfit Kumbulla më ndaloi dhe më tha se më duhej të takoja nënkryetarin e Degës së Punëve të Brendshme dhe se ditën, orën dhe vendin do të ma diktonte ai. Më porositi që këtë takim ta mbaja sekret dhe se nuk duhej ta dinte askush, madje as prindërit e mi.

Unë u paraqita tërë ndrojtje dhe frikë, në ditën, orën dhe vendin e caktuar. Kur kapërceva derën e asaj zyre, të mbyllur me dy palë perde, të mobiluar mirë dhe të zymtë, m'u duk se shkela në ferr.

Pasi kisha hyrë brenda, Myfiti më prezantoi me nënkryetarin i cili quhej Izet Bishqevi. Po ashtu ai më prezantoi edhe një vajzë e cila merrte në shënim çdo gjë me një makinë daktilografimi. Nënkryetari duhej të ishte afruar tek të dyzetat.

Ndërsa daktilografistja, ishte e re dhe e bukur e më hodhi një shikim që m'u duk se rrezatoi dhimbje dhe mëshirë për mua. Ai vështrim më bëri të tronditesha pasi thashë me vete: "Kush e di se përse vijnë njerëzit këtu dhe kush e di sa do të ketë parë kjo zyrë kështu si unë?"

Isha futur tashmë brenda asaj zyre, kur nënkryetari, si pa gjë të keq, me një qëndrim i cili reflektonte tek ai siguri në vetvete por edhe një farë ndjenje sikur më njihte prej kohësh, më tha:

- Ulu! Ulu, Gëzim! Shoku Myfit dhe shokët e tjerë më kanë dhënë informacione të mira për ty. Na kanë thënë se, je djalë i talentuar dhe i vendosur për vijën e Partisë, edhe pse ke disa kleçka politike në biografinë e familjes. Ti vetë po krijon një emër të mirë në shkollë, ndërkohë që babai yt është një burrë fisnik dhe i nderuar. Të nisur nga tradita e mirë burrërore e familjes suaj, ne kemi menduar të kërkojmë ndihmën tënde. Ne kemi besim tek ti, Gëzim dhe flasim me ty hapur. Shkolla ku punon ti ka një përbërje heterogjene dhe numër të madh mësuesish. Ka prej tyre që janë të pakënaqur dhe këtë pakënaqësi dëshirojnë ta përçojnë edhe tek të tjerët. Shumica e atyre që bëjnë kështu kanë edhe njolla në biografi. Ta

fillojmë nga drejtori i shkollës i cili në paraqitje duket aq i mirë, është në të vërtetë një skile e vjetër. Rrethi tij është një numër familjarësh që nuk janë me Partinë. Ne mendojmë, Gëzim se ti mund të ndihmosh shumë duke hyrë tek këta njerëz duke i zbërthyer ata lidhur me çfarë mendojnë ata për Partinë. Kjo do të ishte një ndihmë që duhet t'ia japësh Partisë, Gëzim! Kështu ndihmon jo vetëm Partinë, por edhe familjen tënde. Dhe kur e them këtë, e di shumë mirë se më kupton… Unë kam marrë vesh se gruaja jote ka mbaruar shkollën me rezultate shumë të mira. Jeni bërë edhe me fëmijë. A dëshironi që ajo të mbetet një amvisë e thjeshtë, apo të përparojë? Dhe që të ndodhë kjo e dyta, e ke ti në dorë. Ndihmoje Partinë, që Partia të të ndihmojë ty!

- Po çfarë mund të bëj unë, shoku nënkryetar? Unë, thjesht, jam një mësues i ri, i panjohur mirë me kolegët e mi. Madje ka edhe prej atyre që ende nuk ua di mirë emrat. - vijova unë.

Ndjeva se po më dridhej zëri, ndërkohë që gjaku po më vërshonte në kokë. Pashë se fola në një mënyrë që mund të ishte, në dukje, gati

foshnjore, duke kërkuar njëfarë ndjese, sikur të isha në faj ngaqë nuk dija nga këto gjëra.

Në rrethanën që u krijua, vura re se si nënkryetari e ngriti pak zërin dhe insistoi me fjalë të tjera.

- Pse? - m'u drejtua më ashpër këtë radhë. - Ti mendon se armiku i klasës del në rrugë e shan Partinë dhe shokun Enver me altoparlant? Si mendon, se janë budallenj ata? Jo, kjo nuk ndodh! Puna është të hysh në strofkën e tyre, të marrësh vesh jo vetëm se çfarë thonë, por edhe çfarë mendojnë. Kupton?! Ti mund të thuash se nuk ke përvojë. E drejtë është. Po vullnet, a ke? Nuk mund të thuash se nuk ke! Kjo është në dorën tënde. Metodat t'i mësojmë ne. Mendo për veten, për gruan dhe fëmijën që ke! Mendohu dy herë!

Po çfarë mund të bëj unë, çfarë? Po belbëzoja. Po unë me drejtorin vetëm sa përshëndetemi dhe ai është epror, unë jam vartës. Pastaj, a është Partia që e ka bërë drejtor atë? -

- Ti po na flet për drejtorin.- vazhdoi ai.- Edhe atij do t'i gjendet filli. Po, e vërtetë, Partia e ka bërë drejtor. Ai është eprori yt sot, por nëse do të bësh atë që të kërkoj unë, eprori do te jesh ti, jo ai, kupton? Nuk ka rëndësi kush i ka çelësat e

zyrës. Rëndësi ka cilin njohim ne për drejtor e cilin për vartës. Kjo është ajo që dua të shpjegoj unë ty.

Më kanë thënë se ai drejtori yt e ka qejf edhe alkoolin. Babai yt njihet për mikpritje e për sajdisje. Drejtori yt do të zbërthehej nga të pirët e rëndë. Po dëgjoi erë rakie, i shkon prapa. Kështu?
.

Nuk e di, nuk e njoh për të tillë. Pastaj, shoku nënkryetar, unë ndjej se nuk jam "i prerë" për këtë punë, besomë! Unë kam pasion matematikën, mësimdhënien dhe dua t'i kushtohem asaj. Studioj natë e ditë vetëm matematikë. E dashuroj punën e mësuesit. As që shoh sukses në ndonjë fushë tjetër.

Nënkryetari po e shkallëzonte presionin.

- Po mirë! Ti mendon se je një "kalë karroce" që di të bësh vetëm një gjë në këtë botë?! Jo, Gëzim, ai që di matematikë mund të bëjë shumë gjëra të tjera, të cilat janë shumë më të lehta. Pra ti po na thua që di të bësh gjëra të mëdha, por nuk di të bësh gjëra të vogla. Kështu?! Kujt mendon t'i mbushësh mendjen ti me këto?! Ti po na flet për shkencë të madhe. Matematikë! Vërtetë mendon se në Breg ka mbetur që të zgjidhet puna e

matematikës? Jo! Po ta them unë ty që jo! Por ti mund të bësh këtë tjetrën. Të na ndihmosh neve. Që ta bësh këtë, ti do të duhet të nënshkruash një deklaratë bashkëpunimi. Të tjerat, instruksionet, objektin, udhëzimet, t'i japim ne. Mos u bëj fare merak për to!

Po më fliste, në një mënyrë të tillë, sikur po më bënte një favor të madh që do të më instruktonte.

- Unë,… unë shoku nënkryetar, - guxova t'i them, - nuk kam nevojë të nënshkruaj… nëse është nevoja…

Aty ai menjëherë ma ndërpreu fjalën… dhe e mori vetë situatën në dorë.

- Gëzim, më duket se e zgjata pak si shumë me ty. Unë nuk di të të them më shumë sesa të ka thënë operativi ynë dhe Sekretari i partisë Ajo që do të desha të shtoja, është se ne ta duam të mirën dhe duam të të shkëpusim nga e keqja. Mos e harro të kaluarën e familjes tënde! Mos e harro kokëfortësinë dhe mospërfilljen e shfaqur nga babai yt ndaj direktivave të Partisë! Por, t'i lëmë mënjanë të tëra këto. A mund ta harrosh ti dajën tënd, Sadedin Bunën? Këto gjëra në mos sot, nesër, do ta pengojnë karrierën tënde. Unë do të

të jap përsëri kohë që të mendohesh. Po iki tani. Nuk kam kohë të harxhoj më me ty. Di vetëm që, kur ta kesh kuptuar ti, Gëzim, atëherë do të jetë shumë vonë. Ne nuk e kemi kohën e tepërt që ta harxhojmë me ty. Mirupafshim!

Gjatë tërë kohës, vajza në makinë nuk i ngriti një herë sytë nga makina e shkrimit. Thjesht vazhdonte të shkruante e shkruante pa ndërprerje. Pasi gjithçka kishte mbaruar, ajo më hodhi një vështrim admirues dhe m'u duk sikur më tha: "Bravo! Mirë bëre që nuk firmose!"

Ky ishte i vetmi çast që më bëri të largoja pak tronditjen dhe të ndjeja se duhej të qëndroja në vendosmërinë time.

"Tek e fundit, le të bëhet çfarë të bëhet! Unë nuk bëhem dot i poshtër. Le të bëjnë çfarë të duan!"

Kështu po mendoja ndërsa zbrisja shkallët. Por ata, vërtetë, do të bënin çfarë të donin pas kësaj. Kjo krenari mund të paguhej me jetë njerëzish.

Ika në shtëpi dhe puna e parë që bëra, i tregova babait për tërë atë ndodhi. Ai u trondit, kuptohet, por e miratoi atë që kisha bërë.

Pasoi një jetë monotone. Shpresa e kuptonte se diçka po ndodhte me mua, me sa duket nga mënyra se si sillesha dhe si veproja. Ajo ma lexonte kollaj edhe gëzimin edhe hidhërimin. Jetën tonë, nga njëra anë e trondiste dikush, ndërsa nga ana tjetër e zbukuronte Shega me buzëqeshjet e saj. Tek ato buzëqeshje unë shihja dëshirën e madhe për një të ardhme të bukur, por edhe frikën e këputjes së saj në mes sipas të tëra gjasave. Jeta mbahej në tehun që ndante lumturinë nga fatkeqësia. Dhe unë e ndjeja shumë mirë këtë.

## Një gjyq special në shkollën tonë

Ne të gjithë e morëm vesh, të paktën një muaj para, se do të bëhej gjyqi i Sadik Ozmës, pasi pëshpëritej vesh më vesh. Fjala kalonte nga njëri tek tjetri.

Secili që tregonte për këtë porosiste: "Unë po ta them ty, po ti mos gabo t'i tregosh njeriu!"

Të gjithë e dinin, por kjo kurrë nuk përmendej në prani të tre vetave.

Me datën 7 nëntor 1976 në oborrin e shkollës ra në sy një grumbull i madh njerëzish të pazakontë. Ishin pesë a gjashtë policë si dhe pushkatarë të forcave vullnetare, për të mos folur për ABGV – të ose Anëtarët e Bashkuar të Grupeve Vullnetare, të cilët në fakt ishin hafijet e rëndomta, që masa i njihte mirë si paren e kuqe. Në orën nëntë, në sallën e madhe të shkollës, u futën tërë arsimtarët, disa nga të afërmit e Sadik Ozmës, pushtetarët vendorë dhe disa nxënës maturantë. Te skena ishin vënë mikrofona dhe qendra e zërit kishte kohë që transmetonte këngë revolucionare për Diktaturën e Proletariatit. Në orën dhjetë i pandehuri dhe trupi gjykues u futën në sallë. Kryetari i trupit gjykues pasi e hapi seancën, ia dha fjalën prokurorit që të lexonte aktakuzën. Prokurori u ngrit në këmbë tërë tangërllëk dhe lexoi një aktakuzë me aq shumë vepra penale sa dukej sikur Sadiku ishte vrasësi i Luigj Gurakuqit dhe i Bajram Currit bashkë. Tridhjetë për qind të fjalëve të tij ishin fyerje dhe sharje, pjesa tjetër ishin broçkulla të pabazuara dhe pa as më të voglin argument apo fakt. Sadiku në aktakuzën e tij ishte "vagabond", "armik", "tradhtar", "kriminel"… Sadik Ozmaj ishte ulur

në një stol druri, i lidhur me hekura në këmbë dhe në duar. Nuk kishte mbetur as dyzet kile njeri. I kishin dalë eshtrat dhe ishte kërrusur si një plak tetëdhjetë vjeç që e zënë sëmundjet e kockave. Çfarë transformimi në një kohë aq të shkurtër! Fytyra i kishte marrë një ngjyrë mavi. Damarët e duarve i kishin dalë si thupra të errëta. Por, gjatë tërë kohës sa u lexua aktakuza, atij as që i shkrepi syri fare. Ai, sa dukej i përhumbur, aq dukej edhe mospërfillës, injorues dhe stoik. Në tërë atë fjalim të gjatë shpifjesh, prokurori u ndal më shumë në tri pika:

- I pandehuri u ka thënë nxënësve "Socializmi nuk mund të ndërtohet në një vend të vetëm, për sa kohë që ekziston rrethimi imperialisto – revizionist." Kjo bie ndesh me vijën marksiste-leniniste të Partisë tonë. Po ashtu i pandehuri ka guxuar të thotë se "Zëri i Popullit" gënjen. Ky kriminel ka gjithashtu "lakra" në kokë dhe mendon se sistemi i kalbur kapitalist ka arritur suksese të mëdha në Perëndim. Madje një herë ka thënë edhe: "Shih sa bukur shndrit dielli në perëndim!" A mund të bëjë dikush më shumë se kaq kundër pushtetit të popullit?! Mos duhet të

presim që të marrë edhe pushkën në dorë dhe të na e ktheje neve të gjithëve?

Trupi gjykues, i përbërë nga Kryetari, i cili ishte diplomuar me korrespondencë, një anëtare kooperativiste e dalluar, dhe një minator i dekoruar me Medaljen e Punës, u përqendruan pikërisht tek këto tri akuza.

Kryetari i kërkoi të pandehurit që të jepte shpjegime rreth pamundësisë së ndërtimit të socializmit në një vend të vetëm.

Sadik Ozmaj, mospërfillës dhe indiferent ndaj asaj që tha kryetari i trupit gjykues, as që denjoi të ngrihej nga vendi. Me sa duket ai e dinte se fati i tij ishte i paracaktuar në atë sallë të mbushur plot e përplot.

Kryetari, pasi e pa këtë mungesë reagimi, iu drejtua atij:

- A mos duhet t'i lutemi zotërisë tënde?! Çfarë pret? Përse nuk përgjigjesh?

- Ajo që thotë prokurori është tezë e Karl Marksit dhe jo e imja. Nëse doni, mund t'ua citoj dhe rekomandoj me faqe se ku është thënë kjo.

Në këtë moment, ende pa mbaruar ai, ndërhyri prokurori duke i kujtuar të pandehurit, trupit gjykues dhe sallës se Udhëheqësi i popullit

dhe i Partisë e kishte riparë këtë tezë dhe i rezultonte se socializmi mund të ndërtohej edhe në një vend të vetëm, pra vetëm në Shqipëri.

Pas kësaj vazhdoi me një replikë mbi vërtetësinë apo mosvërtetësinë e kësaj teze, ku sigurisht i fituari ishte prokurori. Ai i bëri thirrje trupit gjykues, ndonëse nuk kishte aq nevojë që ta bënte këtë, që të kuptonte se kishte të bënte me një armik të betuar dhe të rrezikshëm, dhe se për të duhej të aplikohej dënimi më i rëndë. Më pas kaloi tek akuza e dytë, ajo e "Zërit të Popullit". I pandehuri e hodhi poshtë tërësisht akuzën, duke thënë se ky ishte një keqinterpretim por, sapo ai e artikuloi këtë fjali, prokurori iu lëshua me fjalët më fyese dhe më të rënda, duke i thënë se ishte armik, i poshtër, tradhtar, madje frikacak, meqë mohonte fjalët që vetë i kishte thënë.

Sadiku i tha se tërë ato që thoshte ai ishin thjesht një trillim me dëshmitarë gënjeshtarë.

Prokurori turfulloi përsëri dhe i kujtoi Sadikut se ai vetë i kishte pohuar këto thënie në hetuesi. Atëherë, Sadiku, tërë dinjitet i tha:

- Është e vërtetë që i kam pohuar, pasi në ato kushte që u vura do të pranoja gjithçka që më kërkohej vetëm për të shpëtuar, qoftë edhe një

çast, nga kthetrat e atyre që më torturonin. Po e them se e kam pranuar në kushtet e torturës çnjerëzore. Nuk kisha zgjidhje tjetër.

Atëherë histeria e prokurorit arriti pikën e saj të vlimit:

- Frikacak! Tradhtar! I poshtër! Armik! Partia dhe shteti ynë kurrë nuk kanë përdorur torturën si mjet për të nxjerrë fajin. Këtu del edhe më në pah karakteri yt armiqësor ndaj pushtetit të popullit. Por Diktatura e Proletariatit do të godasë me tërë forcën e vet ty dhe kujtdo tjetër që guxon të ngrejë dorën kundër këtij pushteti!

Gjyqtari, i cili pa asnjë dyshim ishte palë me prokurorin, bëri sikur deshi të zbuste pak situatën dhe iu drejtua të pandehurit:

- I pandehur, na thuaj si qëndron puna me Zërin e Popullit?

- Unë nuk kam thënë asgjë për gazetën. Kam folur për gazetarin.

- Çfarë ke thënë atëherë?

- Drejtori i shkollës më ngarkoi që të ndërtoja një parullë të madhe për shokun Enver tek Lugu i Orteqeve. Mora 20 nxënës të rritur të shkollës dhe u ngjita në majën e malit. Punuam tre ditë dhe bëmë një parullë që mund të lexohej në një

distancë shumë të largët. “Zëri i Popullit” botoi një fotografi të asaj parulle mbas dhjetë ditësh. Gazetari, kishte lavdëruar për këtë punë të bërë njerëz që nuk kishin qenë kurrë atje dhe kishte lënë pa përmendur shumë prej atyre që kishin punuar natë e ditë. Për këtë unë thashë se gazetari ka gënjyer dhe madje e ka turpëruar gazetën duke vepruar kështu.

Atëherë prokurori i paraqiti gjykatësit dy dëshmitarët të cilët dëshmuan se Sadiku kishte thënë se gazeta gënjente.

Sadiku, i habitur për praninë e këtyre njerëzve, iu lut kryetarit të trupit gjykues ta lejonte të bënte vetëm një sugjerim. Pasi u lejua ai tha:

- Më falni po ku jemi parë ne? Ne nuk jemi parë kurrë dhe unë nuk të njoh ty fare.

Dëshmitari, i cili dukej qartë që ishte i fabrikuar, iu kthye Sadikut:

- Më njeh, ti më njeh! Por kujtohu pak më mirë!

Dukej se edhe kjo pikë mori fund. Sadiku ishte fajtor edhe për veprën e dytë.

- Tani le të ndalemi tek vepra e tretë. - foli kryetari i trupit gjykues me një zë të rëndë dhe

triumfator. -Keni thënë: "Sa bukur shkëlqen dielli në perëndim!" Si e shpjegoni ju këtë thënie?

I pandehuri, pasi u mendua pak, tha se një ditë kur po perëndonte dielli pas majave të Malit të Orteqeve, rrezet ishin shpërndarë aq bukur sa kishin krijuar një peizazh të mrekullueshëm.

- Ajo pamje m'u duk aq magjepsëse sa e thashë këtë thjesht duke iu referuar atij fenomeni të bukur natyror. Çfarë faji mund të jetë ky?!

Gjykata solli shpejt e shpejt dy mjeranë, dëshmitarë, të cilët në mënyrë mekanike pohuan sesi i pandehuri e kishte thënë këtë me plot gojën dhe me qëllim që t'ua mbushte mendjen se gjërat e Perëndimit janë të bukura dhe se Perëndimi ishte i ngrohtë.

Pas kësaj, nuk mbetej gjë tjetër veçse të dëgjohej kërkëllima e prokurorit i cili kishte arritur të "vërtetonte" plotësisht akuzat e veta me dëshmitarë, për atë që i pandehuri ishte thjesht një armik i popullit dhe i Partisë, se ai ishte i padenjë për shoqërinë dhe se duhej të merrte dënimin maksimal. Ai kërkoi 12 vjet heqje lirie për atë njeri të thjeshtë e human. Trupi gjykues, pa as më të voglin hezitim, pas një mbledhjeje që nuk zgjati më shumë se dhjetë minuta, ia shqiptoi

atij tetë vjet burg. Në të vërtetë, më shumë sesa një shqiptim ndaj të pandehurit ky ishte një kërcënim ndaj turmës që "të mos e dridhte bishtin", sepse e njëjta gjë do ta gjente këdo që do guxonte të dilte kundër vijës së Partisë.

Pas shqiptimit të dënimit bazuar në nenin 55 të Kodit Penal të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë, turma e mekur pasoi thirrjen dhe brohoritjen e disa mostrave të tubimeve: "Poshtë armiku i popullit! Rroftë drejtësia! Rroftë… rroftë… rroftë…!"

Sadik Ozma, u mor forcërisht nga policët, duke lënë familjen e tij të shokuar, pa pasur as mundësinë më të vogël që të paktën t'i jepnin një shtrëngim duarsh, një përqafim, apo sado pak kurajë.

### Viti i dytë i punës sime si mësues

Tani nuk isha më një mësues krejt i ri dhe i panjohur si më parë. Ditari, komunikimi me nxënësit dhe kolegët, regjistri, nuk ishin më diçka

e re. Njihja tërë këshillin pedagogjik, arsimtarët dhe nxënësve të maturës ua dija emrat një për një.

Tremujori i parë i vitit kaloi pa ndonjë shqetësim. Përveç mosdisiplinimeve të zakonshme nuk ndodhi asgjë për t'u shënuar. Në të vërtetë, unë isha ende në një periudhë eksperimentimi, si mësues i ri. Deri tani kisha dy modele mësuesish. Atë të mësues Jasharit, i cili nuk mërzitej kur nxënësit bënin zhurmë, grindeshin me njëri-tjetrin ose demonstronin edhe forma të ndryshme mosdisipline. Për të mjaftonte që nxënësi të mësonte dhe të jepte rezultatin që ai donte në mësim.

Modeli tjetër ishte ai i Zana Bejlerit, e cila kërkonte disiplinë të hekurt, përgatitje të plotë dhe qëndrim shumë serioz, të paktën në mjediset shkollore. Tek Zana mendoj se luante një rol shumë të madh aftësia e saj si mësuese, përgatitja shumë serioze dhe vetë natyra e saj. Ajo ishte shumë e matur në vlerësimin që u bënte nxënësve.

Unë, ca për arsye profesionale, ca për motive të tjera të cilat me sa duket, ndikonin në pavetëdijen time, po vija në zbatim, gjithnjë e më shumë, metodat e Zanës.

Për t'i zbatuar edhe më mirë në praktikën e përditshme të punës, vendosa që të eksperimentoja në tre drejtime dhe duke iu referuar psikologjisë, mendova të zgjidhja mirësjelljen, durimin dhe gjakftohtësinë.

Nga ana tjetër mendova se korrektësia, serioziteti, përgatitja e jashtëzakonshme për orën e mësimit dhe qartësia në përcjelljen e kuptimit të mësimit, duhet të ishin motoja që do të më udhëhiqte. Ndërkohë, kisha vënë re se mësues Jashari e përdorte edhe vetë notën si mjet për të nxitur nxënësit që të mësonin, herë duke mos e dhënë atë që meritonte nxënësi e herë duke dhënë më shumë.

Një ditë, njëri prej nxënësve të mi u soll në një mënyrë jo të denjë, për shkak të një note, për të cilën ai mendonte se i kisha vënë më pak se sa meritonte, kur ai u ngrit në tabelë për t'u përgjigjur lidhur me një teoremë, atë të Pitagorës, më duket. Unë i vura notën shtatë, por ai protestoi dhe për një çast e bëri tërë klasën të qeshë. Kjo më zemëroi shumë dhe më shtyu që të ankohesha tek drejtori për atë nxënës. Në të vërtetë, u ndjeva shumë keq që po detyrohesha të ankohesha tek drejtori, por nga ana tjetër, dora e

drejtorit e mbështetur mbi shpatullat e mia, mënyra aq njerëzore e të folurit, udhëzimet profesionale dhe këshillat prindërore, më bënë të ndjehesha shumë më mirë. Menjëherë më lindi një ndjenjë e bukur, e këndshme, për ta ftuar drejtorin dhe për të pasur mundësinë që atë ngrohtësi që më krijoi kontakti zyrtar me të, në zyrën e tij, ta përktheja në një marrëdhënie më të afërt familjare dhe njerëzore. Por këtë ndjesi të bukur, njerëzore, e përshkoi menjëherë si rrufe një ndjenjë tjetër e frikshme. M'u kujtua ajo çfarë kërkonin operativi dhe sekretari nga unë. Si mund të përfshihesha unë në një punë të fëlliqur si ajo!?

Në atë gjendje hezitimi, dëgjova zërin e ngrohtë të drejtorit të më thoshte:

- Mos e merr me ngut, Gëzim! Çdo gjë rregullohet. Vetëm, me kujdes!

Fjala e fundit m'u duk sikur kishte një varg të pafund rrokjesh. Si duket jeta po më mësonte të kisha kujdes tek çdo gjë.

Drejtori erdhi vetë në klasë dhe pasi u foli nxënësve të klasës në përgjithësi, u ndal edhe tek rasti që përmendëm dhe kërkoi nga ata që të ishin të disiplinuar, të kujdesshëm dhe të mësonin

mirë. Nxënësit iu dha edhe një paralajmërim në rast se do ta përsëriste dhe u duk se kjo histori u mbyll këtu.

Këtë ngjarje ia tregova Agron Shkozës i cili më tha:

- Qenka e çuditshme, pasi në atë klasë edhe unë jap mësim. Ndonëse nxënësit aty nuk janë aq mirë me mësime, të paktën në disiplinë janë shumë mirë. Duhet të kesh kujdes sepse nuk i dihet, mund të jetë edhe ndonjë gjë e përgatitur. Nuk i dihet. Mund të shkaktojnë ndonjë rrëmujë në klasë dhe pastaj të bëjnë ty fajtor.

Pas afro një muaji nga dita e asaj ngjarje aspak të këndshme, nxënësi në fjalë më pyeti:

- Mësues, përse nuk më ngre në dërrasë ti mua?

- Po unë të kam pyetur ty dhe ende nuk të ka ardhur koha. Prandaj. Pastaj ti e ke një notë, ndërsa të tjerët janë në proces vlerësimi.

- Pse me atë shtatën tënde do ta mbyll unë semestrin? - më tha.

- Mirë, atëherë, do të dalësh në dërrasë?! Dil, dil tani! - i thashë.

I dhashë një problem i cili ishte shpjeguar në klasë nja katër ditë më parë. Pasi u njoh me problemin, ai m'u kthye:

- Po ju më keni dhënë problemin më të vështirë mësues, përse kështu?

- Hape librin dy-tre faqe më përpara, pra ato që ne tashmë i kemi kaluar dhe zgjidh problemin që të pëlqen ty dhe zhvilloje!

Ai e caktoi vetë problemin, por nuk diti ta zgjidhte. Në të vërtetë, unë nuk arrita dot ta kuptoja nëse nuk diti, apo nuk deshi që ta zgjidhte.

- Meqë ti e ke humbur besimin ndaj meje, unë do të të ve notën tetë që të kuptosh se unë nuk kam asgjë kundër teje.

Ai filloi të protestonte, madje të bërtiste dhe të bënte sikur qante pasi sipas tij, i kisha vënë notë të ulët dhe jo atë që meritonte.

- Ulu në vend, të lutem!- i thashë,- unë po të them se ti nuk meriton as gjashtë, por nuk dua të mërzitesh, prandaj të vura tetë.

Papritmas, ai mu afrua, më kapi nga jaka e xhaketës, më shtyu me forcë dhe më mbështeti në dërrasën e zezë. Në atë moment unë reagova,

duke e hequr nga vetja, i dhashë një të goditur në nofull dhe e lëshova shakull për tokë.

Kur e pashë ashtu të rënë për tokë kuptova se sa poshtërsisht isha provokuar. Më kishte ndodhur më e keqja që mund të ndodhë në një klasë midis mësuesit dhe nxënësit.

Pashë që klasa u shokua. Ndjeva se shumica e nxënësve më shihnin sa me dhimbje, aq edhe me simpati. Por edhe unë i ri isha dhe ajo situatë e krijuar më bëri që të drejtohesha tek karrigia ime. U ula që të merrja veten. Nuk kaloi shumë kur hyri në klasë drejtori. Ai ishte shumë i shqetësuar. Pas tij nuk vonoi nëndrejtoresha, e ndjekur nga sekretari i partisë.

Drejtori m'u drejtua menjëherë:

- Gëzim, çfarë ka ndodhur, ç'është kjo rrëmujë?

- Shoku drejtor, të lutem pyeti nxënësit e klasës time, më mirë le të tregojnë ata se çfarë kanë parë.

Nxënësit menjëherë filluan të tregonin atë që ndodhi. Gati nuk i linin kohë njëri-tjetrit që të shpjegonin atë që kishte ndodhur dhe kishin parë. Të gjithë po thoshin të vërtetën.

Drejtori pasi i dëgjoi, iu drejtua nxënësit grindavec:

- Çohu, çfarë do të thuash?

- Shoku drejtor, e shikon si më ka qëlluar? - po qurravitej ai.

- Dil jashtë, grindavec! Përjashtohesh nga shkolla për dhjetë ditë dhe mos të të shoh as në oborrin e shkollës!

Ditën tjetër u mblodh këshilli pedagogjik. Diskutimet vazhduan për rreth dy orë. Drejtori dhe nëndrejtoresha folën tërësisht në favorin tim. Në fakt, tërë arsimtarët shprehën habinë e tyre se si një nxënës mund të guxonte të bënte një veprim kaq të lig.

Pas shumë diskutimesh, Sekretari i partisë u ngrit dhe tha:

- Ai është një nxënës shumë i mirë. Për më tepër, vjen nga një familje me një përbërje shumë të mirë politike, komuniste. Unë jam i bindur se është thjesht komunikimi i keq i këtij mësuesi që e ka detyruar këtë nxënës të shkëlqyer që të sillet në këtë mënyrë. Nuk kemi përse e kërkojmë fajin tek ai. Si është e mundur që të mos ketë mësues tjetër në këtë shkollë i cili të ankohet për këtë nxënës.

Pas sekretarit u ngrit mësuesja Jehona Çuni:

- Shoku sekretar,- filloi ajo të fliste me një zë që i dridhej,- a nuk e dëgjuat se çfarë u tha këtu? A nuk ke besim tek drejtori dhe nëndrejtoresha e shkollës? Mua më bën përshtypje sesi një Sekretar Partie i del në krah një nxënësi vagabond dhe jo një mësuesi të mrekullueshëm siç është Gëzimi. Unë nuk e kuptoj këtë qëndrim. Të marrësh anën e një grindaveci që guxon të ngrejë dorën kundër mësuesit brenda në orën e mësimit! Kjo është e habitshme! Cili është mësimi që i jepet këtij nxënësi ose nxënëseve si ai? Që të bëjnë të njëjtën gjë sa herë e kurdo që të duan, nëse mësuesit u kërkojnë llogari në klasë?

Mbledhja u mbyll pas diskutimesh të gjata. Nxënësi u dënua me dhjetë ditë përjashtim nga shkolla për thyerje disipline dhe sjellje të padenjë. Me sa duket ai ishte misioni i tij, pasi nuk u dëgjua më për së gjalli deri në fund të vitit shkollor.

## Portreti i Enver Hoxhës në dritare

Dimri i vitit 1976 kaloi pa shumë borë, por lagështia zgjati aq shumë, saqë fëmijët vinin në shkollë të lagur e bërë qull, aq sa të këpusnin shpirtin.

Vendin e tij e zuri një pranverë po aq e lagësht, e shoqëruar me shtrëngata, shpesh, mjaft të rrëmbyeshme. E tillë ishte edhe ajo e asaj dite, kur furtuna theu shumë xhama dhe hodhi plot materiale për tokë përfshirë edhe korniza dhe mjete laboratorike. Unë hyra me vrap në klasë atë ditë dhe i gjeta nxënësit të strukur rreth sobës. Pas meje u futën menjëherë Operativi i Sigurimit, Sekretari i Partisë, drejtori dhe nëndrejtoresha e shkollës. Unë u befasova me praninë e tyre të menjëhershme aty. Sekretari i Partisë më tha:

- Shoku mësues, ku e ke portretin e shokut Enver?

Portreti i udhëheqësit duhej të ishte në faqen e murit përballë me nxënësit e klasës, pas kurrizit të mësuesit. Ktheva kokën dhe pashë që portreti nuk ishte aty. Kishte mbetur vetëm konturi i tymit dhe asgjë tjetër. Edhe unë po ashtu mbeta i habitur nga mungesa e portretit. Menjëherë dëgjova klithmën e sekretarit:

- Ku është portreti i shokut Enver, shoku mësues?

- Nuk e di shoku sekretar! Nuk e di! - iu përgjigja.

- Po si nuk e ditke ti këtë? Kush tjetër duhet ta dijë? E si ke pranuar ti të futesh në klasë e të zhvillosh mësimin pa e pasur portretin aty? Të tregoj unë se ku është! - u çorr ai dhe tregoi me dorën e tij të gjymtuar dritaren.

Dukej se era e fortë e kishte thyer xhamin e dritares. Çuditërisht në vendin e xhamit të thyer gjendej korniza e diktatorit, e cila tani zinte vendin e xhamit por me pamje nga jashtë. Shkova me nxitim dhe e hoqa portretin prej aty. Sapo e kapa, portreti më ngeli në dorë dhe u shkapërderdh. Pashë se dy vetë po më shihnin me aq urrejtje dhe zemërim, sikur ta kisha vrarë me duart e mia.

Në atë çast nëndrejtoresha pyeti:

- Kush e ka hequr atë fotografi?

Iu përgjigja se unë nuk e dija këtë. Pastaj ndërhyri sekretari i partisë:

- Po si more nuk e di të këtë?! Po si fillohet mësimi, pa portretin në mur, xhanëm?!

Iu përgjigja shokut sekretar se nuk më kishte vajtur mendja.

- Po duhet parë mirë kjo, shoku mësues! A vërtetë nuk të shkoi mendja apo ka diçka tjetër në këtë mes? - shtoi ai.

Në këtë çast ndërhyri drejtori duke iu kërkuar nxënësve nëse dinin gjë se kush e kishte bërë këtë. Pastaj shtoi :

- Ne do ta gjejmë se kush e ka bërë këtë!

Sekretari nxitoi që ta plotësonte atë, duke thënë :

- Nuk kemi pse e kërkojmë më larg se tek mësuesi!

Me kaq ata u larguan, ndërkohë që unë mbeta i shokuar. Pas disa momentesh, me shumë kujdes iu drejtova nxënësve nëse dinin gjë për lëvizjen e portretit të udhëheqësit.

Ata njëzëri u përgjigjën se nuk dinin për këtë por e kishin vënë re se portreti nuk kishte qenë aty që një ditë më parë dhe kishin menduar se pastruesja e kishte marrë atë për t'i hequr avullin brenda xhamit, siç ndodhte shpesh.

Më pas i pyeta nxënësit nëse e kishin vënë re se dritarja e thyer ishte mbyllur me portretin e

udhëheqësit dhe a e kishin parë se xhami ishte i thyer.

Ata u përgjigjën se nuk e kishin parë. Madje më thanë se dje kishte qenë në vendin e vet.

- Po kornizën e fotografísë, me të cilën ishte mbyllur dritarja, a e patë?

- Po, e pamë, por nuk na vajti mendja se dritarja ishte mbyllur me fotografinë e shokut Enver. Ne u afruam rreth sobës së zjarrit, sepse ishim bërë qull nga shiu i madh që kishte rënë, dhe nuk e vumë re as dritaren, as portretin.

I ftova nxënësit që të vijonim mësimin, por ndërkohë ndjeja një këputje të përgjithshme. Brenda meje, gjithnjë e më shumë, po merrte formë ideja se në këtë botë gjithçka ndodh për një arsye të caktuar.

Kjo që po më ndodhte mua e kishte edhe ajo arsyen e vet, por që unë ende nuk po arrija ta kuptoja.

**Këshilli pedagogjik**

Kaloi një farë kohe që kur kishte ndodhur "skandali i portretit", siç e quajti Sekretari i Partisë. Unë isha i shqetësuar por, prapëseprapë, kisha iluzione se kjo do të kalonte pa ndonjë problem. Ishte e qartë se vendosja e portretit në dritare nuk ishte punë e imja. Maksimumi mund të konsiderohesha si jo vigjilent. Aty nga fundi i muajit Maj na njoftuan për një mbledhje të këshillit pedagogjik me rend dite "Forcimi i disiplinës dhe i vigjilencës revolucionare ndaj veprimtarisë armiqësore". Njoftimi kishte një shënim ku kërkohej që të mos mungonte askush.

Mbledhja filloi. Në podium u ulën drejtori, nëndrejtoresha, sekretari i partisë dhe ai i rinisë, kryetari i këshillit të fshatit, inspektori i arsimit. Në sallë, diku nga radhët e fundit, ishte edhe operativi i sigurimit.

Raporti, pasi u vërtit së pari rreth punës së bërë nën drejtimin e Partisë, u ndal tek dy problemet kryesore që ishin: grindja ime me nxënësin dhe çështja e portretit. Pas një përshkrimi të gjatë dhe të lodhshëm të të dy ndodhive, arrihej në përfundimin se unë isha treguar në rastin e parë jotolerant dhe në të dytin

jovigjilent dhe që të dyja nuk ishin as të parëndësishme dhe as të rastit.

Në sallë në fillim pllakosi heshtja por më pas, kur u kërkua që të flitej për këto çështje, njëri nga kolegët e mi, me të cilin në të vërtetë nuk kisha ndonjë miqësi, u ngrit dhe tha se gjëra të tilla mund t'i ndodhnin çdo mësuesi.

- Por gjithsesi,- tha ai,- më mirë se Gëzimi askush nuk mund ta shpjegojë këtë.

U ngrita dhe, me një qëndrim gati stoik, shpjegova me një frymë autokritike, si për grindjen me nxënësin ashtu edhe për çështjen e portretit në dritare. Me një zë, të cilin u mundova ta bëja sa më bindës, thashë se nuk isha unë ai që e kishte vënë portretin në dritare dhe as që kisha dijeni lidhur me faktin kush e kishte bërë një gjë të tillë.

Nëndrejtoresha, pasi hodhi një shikim drejt sallës, iu drejtua të pranishmëve duke pyetur nëse kishte ndonjëri diçka për të thënë.

Sakaq, sekretari i partisë u ngrit në këmbë dhe pas një frazeologjie rutinë, të mërzitshme, të përditshme, të përnatshme, rreth vigjilencës dhe veprimtarisë së armikut të klasës që jetonte midis nesh, e pyeti drejtorin e shkollës nëse kishte

menduar që të ndërmerrte ndonjë masë ndëshkimore dhe cila qe ajo?

Nëndrejtoresha iu përgjigj se kishin rënë dakord se do ishte më mirë që pasi kjo çështje të shtrohej në kolektiv, të mendohej edhe për këtë.

Nga fundi i sallës, dëgjova një mësues, i cili ishte ulur pranë operativit të sigurimit, tek i tha nëndrejtoreshës:

- Ju si drejtori, duket qartë se e keni marrë këtë çështje me lehtësi dhe krejt vakët. Për mua, qoftë goditja e nxënësit, qoftë vendosja e portretit, janë veprime të qëllimshme që duhen parë me seriozitetin e duhur. Ai është tallur me portretin dhe me vetë Udhëheqësin. Këtë mund të bëjë armiku i klasës dhe këtë bëri! Çfarë prisni ju të bëjë ai më shumë?! Të kapë pushkën?! Jo! Këtë ai nuk e bën dot, se pushteti ynë popullor është shumë i fortë, dhe partia edhe më e fortë. Personalisht, unë do të thoja se ai meriton të largohet nga arsimi.

Fill pas tij u ngrit një mësues i ri, i cili ishte edhe sekretari i rinisë së shkollës. Unë nuk mund të them se është krejt pa përgjegjësi. Por edhe të thuash që të largohet nga arsimi?! Kjo është masë shumë e rëndë. Le ta lemë kësaj radhe me një

paralajmërim të fortë dhe të shohim se si do të reagojë.

I këtij mendimi ishte edhe kryetari i këshillit të fshatit.

- Edhe unë, - tha ai,- mendoj se kaq sa tha sekretari i rinisë, është e mjaftueshme. I ri, me perspektivë, dhe shpresoj, i aftë për t'u korrigjuar.

Diskutimet e tyre ia ngritën gjakun sekretarit të partisë. Ai më së pari bëri vërejtje për mënyrën e butë të drejtimit të mbledhjes dhe për frymën oportuniste që mbretëronte, dhe shtoi:

- Është e qartë se peshku fillon të qelbet nga koka. Si mund të zbuten gjërat kështu, ndaj një mësuesi që shkel çdo rregull shkollor, çdo princip të edukimit komunist të rinisë, çdo rregull pedagogjik dhe më keq se çdo gjë tjetër, luan edhe me portretin e Udhëheqësit tonë?! Si Sekretar Partie dua të mbështes atë mësuesin që foli në fillim dhe kërkoj që të gjithë të flasin në frymën e diskutimit të tij!

Drejtori i shkollës, u ngrit dhe foli me shumë kujdes:

- Ky është një djalë i ri dhe ne na duhet që të kujdesemi për të rinjtë. Na duhet t'i ndihmojmë ata kur bëjnë gabime, që të korrigjohen. Nuk do të

fitojmë gjë nëse flakim një të ri i cili ka rezultatet më të larta në shkollë, me një kalueshmëri 93 për qind. Rezultat ky që është më i miri jo vetëm në shkollën tonë, por në tërë rrethin. Në lidhje me nxënësin, ne e dimë mirë se ishte nxënësi i pari ai që vuri dorë mbi mësuesin. Dhe çështja duhet filluar nga nxënësi. Ndërsa përsa i takon portretit, këtë askush nuk e di se kush e hoqi dhe as se kush e vuri në dritare. Unë do ta kritikoja për mungesë vigjilence të paqëllimshme. Edhe ju koleg, i dashur mësues, edhe ju, shoku Sekretar i Partisë, na flisni me emra konkretë, që edhe ne të dalim me propozime konkrete. Unë mbështes masën e propozuar nga sekretari i rinisë.

Për të mos e lënë situatën t'i shkonte në një drejtim tjetër të paparashikuar prej tij, ndërhyri menjëherë operativi i sigurimit. Ai filloi menjëherë me një sulm ndaj të gjithëve, për moskokëçarje e mungesë vigjilence. Ai na kujtoi përsëri armikun e klasës, i cili nuk flinte asnjë çast. Ai u ndal tek lufta e klasave dhe na kujtoi se vigjilenca nuk duhej ulur për asnjë moment. Por kjo nuk ishte e tëra. Ai hapur dhe pa as më të voglin hezitim deklaroi se unë isha i

padëshirueshëm dhe meritoja të flakesha nga radhët e arsimtarëve.

Në këtë situatë të krijuar, dëgjova sesi Jehona Çuni, u çua thuajse me vrull të papërmbajtur, duke lëshuar një klithmë:

- Shoku drejtor, po ç'janë këto broçkulla që dëgjojmë këtu?! A nuk e kuptojnë këta injorantë që nuk mund të fyhen kështu gjashtëdhjetë mësues të tërë të arsimuar, madje shumica me shkollë të lartë? Kush janë këta që bëjnë ligjin këtu edhe pse nuk janë anëtarë të këshillit pedagogjik?

Drejtori iu kthye asaj jo pa nervozizëm:

- Kujdes, me ato çfarë thua, shoqja mësuese! Mos ofendo dhe sillu mirë!

- Të lutem shoku drejtor, më dëgjo dhe mos më ndërpre! - vijoi Jehona. - Çfarë prisni ju nga një njeri që nuk di as të shkruajë as të këndojë? Këtu bie edhe vetë autoriteti i Këshillit Pedagogjik.

Tani zëri i diskutuesve filloi të ngrihej gjithnjë e më shumë. Sekretari i partisë nuk mundi ta duronte atë që tha Jehona dhe iu kthye asaj tërë mllef. – Unë - tha ai - përfaqësoj këtu Partinë, ndërsa ky tjetri, përfaqëson Sigurimin e Shtetit, armën më të dashur të saj.

Jehona iu kthye atij menjëherë duke i thënë se i njihte edhe partinë edhe sigurimin e shtetit dhe natyrisht që kishte respekt për të dyja.

- Por zhgënjimi është shumë i madh kur sheh se kush i përfaqëson të dyja këto, këtu, në këtë sallë mbledhje. Unë dua t'i tregoj këtij kolektivi dhe këtyre dy njerëzve se po kërkojnë të nxijnë jetën e këtij njeriu, duke i vënë akuza pabazë. Unë e njoh Gëzimin që në shkollë. Ai është një djalë, shok, koleg, mësues i shkëlqyer. Ai ishte kandidat për Medalje të Artë në shkollën pedagogjike dhe nuk e mori atë vetëm se dikush nuk deshi, dhe i nxorën pretekst korrespondencën me Ministrinë. Po si duket paska pasur edhe atje diçka tjetër.

Operativi iu përgjigj asaj furishëm duke i thënë se këtë e dinte ai më mirë se sa Jehona.

Jehona shkoi edhe më tej në kundërshtimin e saj, duke thënë se ndoshta edhe vetë medalja nuk më ishte dhënë pikërisht sepse ata merreshin me gjëra të tilla.

E pashë që ky konstatim i Jehonës shkaktoi edhe më shumë pasiguri tek ata që më përkrahën por edhe më shumë zemërim tek ata që, me sa duket, e kishin ndarë mendjen se çfarë do të bënin me mua.

Në këtë moment drejtori tentoi që të ndërhynte por e pati të vështirë pasi Jehona vazhdonte me argumentet e veta.

- Gëzimi, - tha ajo,- është një djalë shumë i mirë dhe i sjellshëm me të gjithë!

Po!- iu përgjigj operativi, - edhe me mësuesen e vet, me atë palaçon e Shkodrës! E dimë edhe këtë!

Jehona e humbi fare dhe filloi të fliste gati përçart duke treguar se sa e nderuar ishte Zana Bejleri, sesa e mirë dhe e kulturuar ishte, dhe se ku e gjenin guximin disa njerëz të përgojonin një njeri aq të respektuar si ajo.

- Gëzimi goditi një nxënës?! Po pastaj? Ai e provokoi dhe mësuesi u vu në pozitën e mbrojtjes së nevojshme kundër një provokatori dhe jo kundër një nxënësi. Dikush e vuri fotografinë e Udhëheqësit në dritare! Me qëllim është vënë! Kjo duket qartë. Arrini të mendoni se sa njerëz duhet të rrasen çdo ditë në burg thjesht sepse ata mund të lëshojnë gazeta me portrete për tokë, ose sepse mbështjellin bukën me to?! Por, edhe nëse është rastësi, çfarë faji mund të ketë një mësues i prirur kaq shumë pas mësimdhënies dhe edukimit të vet personal?

Diskutimi i Jehonës nxiti një reagim të mëtejshëm të operativit, i cili ashtu siç ishte, i skuqur i tëri, iu kthye asaj tërë mllef:

- E di ti, se ku të çon ky qëndrim ty?

- E di fare mirë se ku më çon! Kudo mund të më çojë, por tek ti, jo! Nuk do t'ia lejoj vetes kurrë të bie në duart e tua ashtu siç mund të mendosh ti.

Drejtori, për të qetësuar sado pak situatën, e urdhëroi Jehonën që të dilte nga mbledhja. Dhe ashtu u bë. Ajo doli me furi, përplasi derën në të ikur e sipër dhe hapat e saj u dëgjuan gjithnjë e më pak ndërsa ajo largohej.

Tani puna kishte shkuar shumë larg. U pa se kjo nuk mbyllej aq kollaj. Në fakt ajo histori nuk kishte filluar për t'u mbyllur, por për të arritur diku. Kjo ishte plotësisht e qartë. Do të ishte iluzion po të mendohej ndryshe.

Njëri nga mësuesit, i cili nuk shquhej për ndërhyrje në kësi rastesh, u ngrit dhe pasi bëri një apologji të lehtë, duke u munduar që të ndante përgjegjësitë, ose më mirë duke ia lënë fajin aq sa rastit edhe pakujdesisë, propozoi që të dilej me një vërejtje dhe të më lihej kohë për reflektim, pas një autokritike që mua do të më duhej ta bëja.

Kjo, me sa duket, nuk ishte parashikuar nga skenaristët, dhe për ta shmangur këtë lehtësim mase, hodhën në betejë një ndër ekstremistët e tyre, një mësues të moshuar, të paaftë, një zvarranik. Ai doli me propozimin se kjo çështje duhet të lihej në dorë të seksionit të arsimit.

Kështu u bë. Inspektori i arsimit, i pranishëm në mbledhje, pasi foli shkurt, tha se këtë çështje do ta shqyrtonte Seksioni i Arsimit.

Mbledhja u mbyll.

Ajo që bëri më shumë përshtypje ishte qëndrimi i Jehonës. Dikush thoshte se atë do ta ndëshkonin rëndë. Por dikush tjetër iu kujtoi se ajo i kishte shpatullat e ngrohta, pasi në gjoksin e babait të saj rëndonin dekoratat e luftës partizane, në të cilën kishte marrë pjesë që i ri, dhe në xhep i flinte tesera "e kuqe" e Partisë së Punës.

Çuditërisht, në ditët që vijuan, Jehona filloi të shihej si "heroinë" e ditës dhe jo si "dele e zezë".

Kaluan disa ditë dhe me datën 20 korrik 1976 mora një letër të mbyllur nga Komiteti Ekzekutiv i Këshillit Popullor të Rrethit.

Letra, e shkruar me kujdes, më njoftonte se unë do të transferohesha në fshatin e largët Merkolaj, duke filluar nga 31 Gushti i atij viti.

Ky ishte urdhër. Duhej shkuar. Duhej të fillonte një jetë tjetër.

Po përse duhej vallë kështu, përse?

PJESA E DYTË

# KAPITULLI IV

## Fshati Merkolaj

Fshati ynë ishte rreth pesë orë në këmbë larg nga fshati Merkolaj. Kurrë nuk kisha qenë atje dhe as

që e dija se ku binte. Ishte 19 gushti i vitit 1976 kur u nisa dhe arrita aty duke pyetur. Pak pa arritur, takova një njeri në rrugë, të cilin e pyeta se sa larg ishte fshati. I tregova se isha mësues dhe u gëzua pa masë. Ai quhej Ndue Staka. Ai më shoqëroi një copë udhë dhe më shpjegoi shumë gjëra për fshatin, shkollën, mësuesit, nxënësit dhe për mikpritjen e asaj krahine, veçanërisht ndaj jabanxhinjve. Atë natë bujta tek shtëpia e Ndues. Në shtëpi ishte i ati, Stak Nikdeda, nëna Tringa, e shoqja Katrina dhe dy fëmijë të vegjël. Staka kishte të tëra tiparet me të cilat ne përfytyrojmë kreshnikët: mustaqe të mëdha dhe të përdredhura, vetulla të rënda e të ngrysura, sy të mëdhenj plot jetë e zgjuarsi. Më pritën aq mirë sa nuk thuhet. Dhoma ku ndenjëm shërbente jo vetëm për të pritur mysafirët, por edhe si odë gjumi. Llamba elektrike përhapte një dritë të mekur mbi orenditë e pakta. Kishte shumë qilima, sixhade dhe postiqet ishin të bardha borë. Në pjesën ballore gjendej një oxhak i madh, anash te cilit ishin stivuar plot drunj.

Nënë Tringa, edhe ajo me tiparet prej një kreshnikeje malesh, na shtroi një darkë të cilën e hëngrëm me shumë shije. Kjo ishte sofra e parë,

ku unë ulesha të haja, në një shtëpi të huaj. Në fillim u ndjeva pak i druajtur, por shpejt kjo ndjenjë kaloi falë atmosferës që më krijuan të zotët e shtëpisë.

Kur erdhi ora e gjumit, në dhomë u shtrimë unë dhe Staka. U zgjuam në të aguar dhe mbasi hëngrëm mëngjesin Nduja më shoqëroi për tek Kryetari i Këshillit të fshatit, ku më duhej të paraqitesha për të filluar punën e re.

Gjëja e parë që më ra në sy, me të hyrë në zyrën e tij, qe portreti i madh i Enverit i cili rrinte vertikalisht mbi "statujën" e gjallë të kryetarit. Ndjeva një drithërimë të menjëhershme dhe në imagjinatën time u krijua përfytyrimi se si do të rrinte ai në dritare…

Kryetari ishte një burrë rreth të gjashtëdhjetave. M'u duk i lodhur dhe ndoshta edhe i sëmurë. Nduja, pasi i tregoi kush isha unë, doli jashtë. E pashë të udhës t'i prezantohesha edhe vetë kryetarit dhe i dorëzova zarfin që më kishin dhënë me vete. Mbasi e mori në dorë, ai filloi ta shihte nga jashtë dhe pata përshtypjen se donte ta lexonte pa e hapur. Pastaj e hapi me një lëvizje te shpejtë të gishtërinjve dhe filloi të lexonte duke rrudhur sytë si një njeri që nuk sheh

mirë. Kjo zgjati një copë herë dhe unë pata kohë që të vështroja rreth e qark nëpër zyrë. Ajo ishte e shtruar me dhé të ngjeshur. Ishte e madhe por me pak dritë për shkak të dritareve të vogla. Tavani me dërrasë pishe ishte nxirë nga koha, duhani dhe tymi. Muret ishin të palyera dhe vende-vende kishte fole merimangash dhe disa stola të shtrembëruar plotësonin dekorin e zymtë të asaj zyre. Në mur qëndronte e varur një tabelë emulacioni mbushur me shkrimet e një disenjatori që dukej qartë se ishte i pastërvitur. Ajo ishte e ndarë në dy stenda. Në njërën shkruhej: “Njerëzit që e nderojnë kooperativën tonë”, në tjetrën: “Njerëzit që e turpërojnë kooperativën tonë”.

Ndërkaq Kryetari e mbaroi se lexuari letrën më tha se dikur kishte njohur një burrë me mbiemrin tim i cili, me aq sa i kujtohej, quhej Kreshnik, dhe u habit kur i thashë se unë isha i biri.

Ai u ngrit buzagaz dhe më përqafoi duke më thënë se ishte shumë i gëzuar që djali i Kreshnikut do të punonte në fshat.

- Heu!- tha ai, - Po ti qenke alamet djali!

Më mori për krahu dhe dolëm bashkë nga zyra për tek Ndueja. Kryetari e porositi Nduen që

të më shoqëronte për tek drejtori i shkollës, ndërsa mua më tha se për darkë isha i ftuar në shtëpinë e tij.

Drejtori i shkollës ishte një burrë babaxhan, i cili jepte mësim që prej disa dekadash. Kishte kryer vetëm shkollën 7-vjeçare dhe më pas një kurs pedagogjik, por të gjithë e thërrisnin "profesor". Ai dallonte shumë pak nga fshatarët e tjerë. Më bëri moral, rreth një orë, se si duhej të isha i disiplinuar, të respektoja rregullat etj… etj... Zyra e drejtorisë së tij ndryshonte fare pak nga ajo e kryetarit. Në shkollë jepnin mësim edhe dy mësues të tjerë vendas, njëra prej të cilëve ishte një mësuese e re, e cila kishte mbaruar pas meje Shkollën Pedagogjike "Shejnaze Juka" në Shkodër dhe që më mbante mend që nga shkolla. Menjëherë u ndanë klasat. Mua më takoi të merrja klasën e tretë me 17 nxënës.

Atë natë bujta tek shtëpia e kryetarit. Kishte shumë varfëri por, më shumë bujari. Ata njerëz përpiqeshin të më jepnin gjithçka, edhe shpirtin e tyre.

Kulla e tyre ishte tipike malësore, e mbuluar me shikulla dhe me bedenat e gdhendura që të bënin të kuptoje jetën e tyre mes alpeve. Fshati

ishte shumë i bukur dhe vinte si një luginë vezake mbushur me pemë. Mespërmes kalonte një lumë i kaltër me ujëra të pastra dëbore të shkrirë. Shtëpitë e fshatit ishin larg nga njëra - tjetra dhe ngjanin, në madhështinë e tyre, si kështjella të vogla. Në të dalë të fshatit kishte shumë livadhe dhe stane bagëtish. Thikë përpjetë përmbi fshat shtriheshin malet, të mbuluara me dëborë. Komunikimi, midis njerëzve të atij fshati, kryhej kryesisht me piskama. Njoftimet për lindjet, vdekjet, për tubimet etj…, bëheshin me zë të lartë, i cili kumbonte fort dhe përcillte jehonën në tërë fshatin. Gjithçka ruante format shumë të vjetra të komunikimit dhe të mënyrës së jetesës. Ishte kaq primitive në të vërtetë, por dhe kaq interesante njëkohësisht.

Fshati nuk po më dukej aq keq sa ç'e kisha menduar. Madje kishte një farë romantike, e cila edhe pse vija po nga një fshat tjetër, më dukej shumë interesante. Banorët ishin të gjithë të krishterë dhe, edhe pse feja ishte e ndaluar, në çdo hap ndjehej se ata e ushtronin besimin e tyre, sado në forma të fshehta.

Disa ditë para se të mbyllej gushti shkova në shtëpi në Breg, për të marrë gjërat e nevojshme

dhe u ktheva pak ditë më vonë, për t'u bërë banor i fshatit Merkolaj. Gjatë ditëve në shtëpinë time i qetësova të gjithë dhe u tregova se atje nuk ishte aq keq sa pritej. Natën e parë në kthim e kalova përsëri tek Ndue Staka. Ditën tjetër u paraqita në mësim. Sytë kureshtar, te bukur dhe vështrimi i atyre fëmijëve që kisha përpara, më bënë të ndjeja dhimbje për varfërinë e tyre, e cila vihej re në gjithçka që kishin ata..

## Nxënësja ime Hire

Për një muaj rresht m'u desh të kaloja netët nga një shtëpi në tjetrën. Fshatarët ishin shumë bujarë dhe më thërrisnin thuajse për natë, herë njëri, herë tjetri, derisa një ditë, këshilli më dha një dhomë në shkollë, në një zyrë të vogël. Por edhe kur e rregullova dhomën në shkollë, fshatarët thuajse nuk më lejonin të rrija vetëm. Shpesh më merrnin për darkë në shtëpitë e tyre dhe në mbrëmje më përcillnin për tek dhoma.

Një mbrëmje, pasi isha takuar me disa prindër, në kthim u ndesha me Hiren, njërën nga

nxënëset e mia e cila ishte bashkë me gjyshen e saj. I përshëndeta. Hirja nxitoi t'i tregonte gjyshes së unë isha mësuesi.

Gjyshja, një malësore kreshnike si alpet ku jetonte, m'u kthye:

Pasha kishën, gjysmën e atyre që thonë njerzia për ty në i paç, je djali ma i mirë që i ka shkelë këto troje qysh me Jezu Krishtin!

Faleminderit moj loke i thashë, njerëzit e mirë nuk dinë me folë keq.

Vazhduam edhe pak bisedën me plakën dhe ajo më ftoi në shtëpi duke këmbëngulur me të madhe.

Shkova dhe pashë një shtëpi tipike malësore. Shume varfëri por edhe shumë pastërti. Vura re se vajtja ime aty kishte shkaktuar një ndjenjë të thellë gëzimi. Veçanërisht tek Hirja.

Pasi u ula dhe u rehatova, erdhi dhe më takoi një grua rreth të pesëdhjetave, trup lartë, e veshur me xhubletë, me shami në kokë dhe flokë të përdredhura, tipike malësore, e bukur në kohën e saj, por pak e vrazhdë. Më pas na serviri kafe dhe na e shtroi edhe darkën. Në Merkolaj buka kurrë nuk shtrohej pa pak verë. Ishte gjaku i Jezuit.

Darka po kalonte dhe unë gjithnjë e më shumë ndjehesha në siklet. Mikpritëset e mia ishin tri femra, një plakë, një meso grua dhe një vajzë shkolle.

Sado që ato bënë gjithçka që të më kënaqnin mua, unë ndjehesha gjithnjë e më shumë si në thumba. Sidomos m'u shtua shqetësimi kur plaka Mrikë po më tregonte sesi atyre nuk u shkonte kush në shtëpi sepse ishin shpallur të deklasuar. Mrika më tregoi se Vojsava, gruaja që na shërbente, ishte përherë e mërzitur për shkak të burgimit të të birit, Nikolinit dhe asaj që i pat ndodhur me nusen e tij, Lulen, nënën e Hires. Me sa duket edhe insistimi im për të ikur atë natë nga shtëpia e tyre për në dhomën time në shkollë shihej prej tyre pikërisht me merakun që kishin ata se askush nuk donte të shkelte dhe jo më të flinte në atë shtëpi.

Pasha Krishtin, flej këtu sonte se askush në botë nuk e merr vesh, më siguroi Mrika.

Ika natën me brengën që më kaploi sa për ata, të cilët askush nuk i kuptonte më mirë se unë, aq edhe për vete!

Të nesërmen e pashë Hiren tek rrinte e mbështetur tek muri, ndërsa shoqet e saj luanin. Iu afrova dhe e pyeta:

Po ti përse nuk luan, Hire?

Ajo më shikoi me ata sy zhbirues, Qeshi, psherëtiu dhe u largua pa folur…

Mësues, mësues, Hirja nuk luan me ne se e ka babanë në burg. Na kanë thënë të mos lozim me të se është armike, më shpjeguan shpejt e shpejt dy-tre nxënës.

Nuk thashë asgjë por thellë brenda vetes ndjeva sikur më ishte ngulur një thikë.

**E vërteta e kësaj ngjarjeje**

Ditët e mia rridhnin kështu pra, sa në një shtëpi në tjetrën. Isha mësuar tashmë. Tani isha njohur thuajse me të gjithë. Edhe me Frrokun, Sekretarin e Partisë, i cili ishte një djalë i ri që kishte disa vjet që ishte liruar nga ushtria. Ai ende përdorte për ditë festash e dasmash uniformën pa rrip e me kapë të ushtrisë. Malushi, oficeri i sigurimit, një i emëruar nga Dega, lushnjar, vinte

nganjëherë tek shkolla. Takonte drejtorin dhe mësuesin e klasës së parë. Më pëlqente që nuk kishte muhabet me mua. "Sa më larg me të aq më mirë!" i thoja vetes.

Pranvera erdhi në Merkolaj.

Një ditë rastësisht takova Ndue Stakën, i cili tashmë më ishte bërë shok e vëlla. Ai më ftoi të shkoja bashkë me të tek stani. Pranova. Rrugës u ndalëm buzë një kroi dhe aty m'u ngjallën shumë kujtime që lidheshin me "Lisin e Mrizit". Fillova t'ia tregoja ato kujtime Ndues dhe kjo sikur më lehtësoi.

Gjatë bisedës i tregova se kisha shkuar një natë për darkë tek Mrika, gjyshja e Hires. I tregova për gëzimin e tyre dhe mikpritjen por edhe për babanë e Hires për të cilin më thanë se ishte në burg. E pyeta se si kishte ndodhur që Nikolini e kishte ndarë Lulen.

Ndueja u mendua pak dhe më tha:

- Po, Gëzim! E ndau me të drejtë. Nikolini është një djalë që nuk vritet për gjak dhe vjen nga familjet më të mira. Gjyshja e tij vjen nga familje bajraktarësh dhe është burrneshë e dheut. Nëna e tij, Vojsava, edhe ajo është një "zonjë e rëndë". Fati i tyre i zi ishte martesa e Nikolinit me një

grua të bukur që vjen nga një familje e keqe. Lulja shkonte çdo ditë në punë dhe u lidh me operativin e sigurimit. Këtë gjithkush e vuri re por askush nuk guxonte ta përmendte sepse do ta pësonin, siç e pësoi Nikolini. Këtë e dinin të gjithë veç shtëpisë së vet. Dikush i tregoi se çfarë po ndodhte Mrikës, gjyshes së tij dhe Vojsavës, se ëmës. Thuhet se Nikolini e zuri në flagrancë Lulen me Malushin, operativin. Ai u tregua shumë gjakftohtë. Kështu vendosën që ta ndanin Lulen. Por ndërhyri Partia dhe u kërkoi pleqve të fshatit ta mbyllnin këtë histori. Pleqtë nuk pranuan të përziheshin në atë mesele. Se kush u mor më vonë me atë punë, asnjëherë nuk u tha, por e vërteta është se ata nuk u pajtuan kurrë. Opinioni e mirëpriti qëndrimin e Nikolinit. Por çfarë do të ndodhte më vonë?

Nikolini u akuzua sikur donte të arratisej në Jugosllavi dhe madje sikur kishte thënë "më mirë me qenë viç zadruge në Jugosllavi se njeri në Shqipëri". Pas tetë muajsh hetuesi e dënuan me burg. Dëshmitarë i dolën Lulja me t'ëmën. Tani Malushi e kishte udhën e lirë...

Nikolini vërtetë është në burg, por në opinion është një njeri i nderuar. Gëzim, po të besoj, por

në të vërtetë kam folë me ty pak si shumë. Ky është regjimi i sotshëm, Gëzim. Ta merr tokën, ta prish familjen, dhe pastaj të fut edhe në burg.

Po ti ki kujdes, mos shko më aty sepse po e mori vesh Malushi, nuk do ta kesh punën mirë.

Arritëm tek stani që gjendej mes asaj bukurie të pashoqe, por që në të vërtetë nuk pati asnjë lloj ndikimi mbi zbrazëtinë time shpirtërore që më kishte krijuar tregimi i Ndue Stakës.

## Organizata "Orët e Maleve"

Viti i parë si mësues gjithsesi kaloi. Tani kisha mësuar shumë gjëra. Gatuaja vetë, isha mësuar me jetën e eremitit netëve të gjata të atij dimri. Viti tani kishte mbaruar dhe unë më në fund do të kthehesha për pushimet verore.

Një ndërhyrje për t'u kthyer për të dhënë mësim në fshatin tim, dështoi. Do të vazhdoja të punoja përsëri po në atë shkollë dhe madje t'i gëzohesha atyre pak të mirave që shihja aty. Thënë më mirë me fjalët e Kuranit, 'skllavi është i

lirë kur është i kënaqur me ato që ka', dhe unë isha një i tillë.

Fillova të aktivizohesha më shumë. Madje, mora edhe violinën dhe shpesh herë në mbrëmje luaja me të melodi duke mbledhur rreth meje të rinj, të cilët argëtoheshin. Kaluan kështu tre muajt e parë të vitit të ri shkollor.

Një natë, pasi kisha ngrënë darkë në shtëpinë e njërit prej nxënësve, aty nga ora dhjetë e natës, u ktheva në dhomën time në shkollë. Mora violinën dhe fillova të ushtrohesha, në një pjesë që më pëlqente, duke e shoqëruar melodinë me zë. Aty nga ora 12 e natës, fika dritën dhe u shtriva të flija. M'u duk sikur dëgjova një lëvizje. Në dritaren përkundër krevatit tim pashë një siluetë njeriu. Ai pasi bëri disa lëvizje, vura re se la diçka në parvazin e dritares. Pas pak dëgjova se dikush hyri në korridorin e shkollës, po lëvizte nga njëra klasë në tjetrën, deri sa erdhi dhe trokiti edhe në derën time. U struka nga frika dhe mezi po merrja frymë. Pastaj ra heshtja dhe unë megjithëse nuk fjeta, nuk dëgjova më asnjë lëvizje. Kjo ishte nata më e gjatë dhe më e frikshme e jetës time të deriatëhershme. Kur ranë rrezet e para të diellit, u ngrita dhe hapa derën. Dola në korridor dhe gjëja

e parë që më ra në sy ishte një letër në formën e një cigareje duhani. Ajo ishte futur në bravën e derës. E lexova me kureshtje. Në të shkruhej: "Organizata Ora e Maleve, Dega vendore Merkolaj."

***Z. Gëzim Furtuna,***
***Mësues në Shkollën Merkolaj***
***Ju ofrojmë dorën për bashkëpunim me Ju.***

***Organizata "Ora e Maleve" është një bashkim vullnetar, opozitar me regjimin në fuqi dhe bashkon rreth saj njerëzit të cilët aspirojnë çprangosjen e popullit shqiptar nga zinxhirët e komunizmit.***

***Të gjithë shqiptarët e ndershëm, ata që njohin Zot e Fe, që e duan dhe nderojnë Atdheun, duhet të bashkohen me ne. Ne ju konsiderojmë ju, Z. Gëzim Furtuna, anëtar të organizatës sonë, duke pasur parasysh rrethin tënd familjar e veçanërisht Sadedin Bunën. Sot për sot nuk kërkojmë ndonjë angazhim tuajin direkt. Kërkojmë vetëm mirëkuptim. Pranoni ofertën tonë! Rrini i qetë. Shpejt do t'ju njoftojmë.***

***Rroftë Shqipëria e Lirë!***

***Ora e Maleve.***

**Shënim:** *Bëni sikur nuk i keni parë parullat nëpër klasa dhe nën banka. Leri t'i gjejnë dhe të bien në dorë të njerëzve të rastësishëm.*

Ishte tejet e vështirë të vendosja se çfarë të bëja. Unë nuk kisha pranuar bashkëpunim me Sigurimin e Shtetit dhe po vuaja, pikërisht për këtë. Po tani me këto hije nate? E dua vendin tim, por të dyja këto hije m'u duken aq të kundërta me njëra-tjetrën dhe unë isha krejt larg tyre. Duhej vepruar duke e hedhur poshtë edhe këtë ofertë. E doja vendin tim, i doja nxënësit, mësimet… por të dyja këto oferta nuk kishin kurrfarë lidhjeje me idetë dhe angazhimet e mia.

Dola dhe i mblodha fletushkat gjithandej ku i kishin lënë. Çfarë nuk flitej në to kundër regjimit të Enver Hoxhës. Shkova tek kryetari i këshillit dhe ia paraqita. Ai i lexoi një për një me derë të mbyllur. Pasi ndenji disa minuta në heshtje më pyeti:

- Çfarë di ti për këtë Sadedin Bunën që ta kanë përmendur?

- Sadedin Buna është daja im, vëllai i nënës. Ka qenë oficer i Zogut. Që pas luftës, siç thonë njerëzit e mi, nuk dinë asgjë për të.

- Shiko, Gëzim! - u përqendrua kryetari. - E kam njohur babanë tënd për njeri të mirë dhe e kam dashur shumë. Edhe ti për këtë kohë që je këtu, ke punuar mirë, je vlerësuar dhe respektuar prej të gjithëve. Unë vetë jam komunist dhe njeri i ndershëm. Kam një jetë që po merrem me kësisoj…nuk e nxori fjalën tamam por vazhdoi…Nuk më lejohet të ta tregoj ty atë që po them tani, por duke dashur të të ndihmoj besoj se ti nuk do ta shpërdorosh besimin tim tek ti. Bëre mirë që i dorëzove letrat! Vetëm dreqi e di kush është kjo organizatë e Orëve të Maleve. As që dihet nëse ekziston apo jo. Apo ndoshta është ndonjë…? - përsëri e la fjalinë në mes. - Sidoqoftë këto letra duhet t'i dorëzohen Oficerit të Sigurimit. Kjo është një punë me të cilën merret ai,

- Shoku kryetar, unë nuk e njoh atë njeri. E kam parë në shkollë, por nuk kam asnjë njohje me të.

- Me operativin do të prezantoj vetë unë. Materialin dorëzoja në praninë time.

Takimi me atë njeri do të ishte vdekje për mua. Kishte ca kohë që kisha rënë rehat prej këtyre njerëzve, por kryetari kështu vendosi.

Unë kisha frikë të qëndroja përsëri në shkollë, prandaj i thashë kryetarit se atje nuk mund të rrija dot më.

- Si fillim eja në shtëpinë time. - më tha ai.- Shko edhe te Ndue Staka e ndonjë tjetër. Pastaj shohim e bëjmë! Po veç, mos harro! Këtë gjë mos e përmend me asnjeri, se të piu e zeza!

U ndava nga kryetari dhe nxitova drejt klasës, tek e cila po shkoja për herë të parë me vonesë, që kur kisha filluar punë. Kishte ardhur ora të cilës i druhesha që prej ditës kur kisha ardhur këtu. Fill pas kësaj u nisa për në fshatin tim. Ngjarjen ia tregova tim eti. U trondit dhe vendosëm që të braktisja punën dhe të kthehesha e të punoja në kooperativën bujqësore. Kjo do të ishte zgjidhja më e mirë.

Tre ditë më vonë kryetari më njoftoi se donte të më takonte. U paraqita në zyrën e kryetarit në orën dhe ditën e duhur. Aty gjeta operativin e sigurimit, Malushin si dhe nënkryetarin e Degës

së Punëve të Brendshme, Izet Bishqevin, të cilin e shihja për herë të dytë. Të tretin as e njihja e as nuk ma prezantuan. Kryetari i këshillit ua tregoi ngjarjen të pranishmëve dhe u dorëzoi letrat.

I pari e mori fjalën nënkryetari.

- Gëzim, -më tha, -e sheh që je njeri me fat! Të erdhi rasti i mrekullueshëm për t'i shërbyer atdheut dhe familjes tënde!

Ato që ai po thoshte tani nuk më bënin aq shumë përshtypje pasi e kisha marrë vendimin për t'u kthyer në kooperativë. Por isha gabuar.

- Çfarë mund të bëj unë shoku nënkryetar?

Nënkryetari psherëtiu, nxori një cigare Lux dhe tha si nëpër dhëmbë:

- Tani ke mundësi të bësh gjithçka. Kemi kohë që e kërkojmë fillin e kësaj agjenture të rrezikshme. Papritmas ajo vjen e bie në dorën tënde. Ti duhet të futesh në këtë rrjet. Ata të besojnë ty. Sot për sot të kërkohet vetëm të jesh në mesin e tyre, të njohësh të paktën njërin prej tyre ose maksimumi dy, dhe më pas të shohim se si do të rrjedhin ngjarjet.

U gëlltita. Pështyma m'u tha dhe mezi e komandova gojën te fliste. Iu përgjigja se nuk isha detektiv por thjesht një mësues, që u jepja mësim

nxënësve me shumë përkushtim, dhe se kjo jo vetëm që nuk ishte puna ime, por as që kisha të bëja me të.

Nënkryetari insistoi në të vetën duke më thënë se nuk duhej ndonjë art i madh, mjaftonte vetëm të futesha në rrjetin e tyre dhe të zbuloja të paktën njërin prej tyre.

- Po… po… unë as që di se kush janë dhe nga janë ata!- u mundova që të bindja nënkryetarin.- Unë s'di as si të lidhem e as si të merrem me ta.

Nënkryetari e rriti trysninë e këmbënguljes së tij duke më thënë:

- Ti nuk ke nevojë ta bësh këtë. Ata vetë po të kërkojnë ty. Do të vijnë vetë.

- Po si? Ata do më gjejnë?!

- Po sigurisht, ata të gjejnë ty! A nuk ta kanë shkruar aty në letër se kur të vijë koha do të të gjejnë. Dhe do të të gjejnë, pa dyshim që do të gjejnë! Do të vijnë përsëri tek shkolla.

- Oh, jo, jo! Jo, shoku nënkryetar, veç sa të shpërndahen nxënësit, se mua kurrë nuk do më shohë më dot askush ditën, e lëre pastaj natën! Kam frikë shoku nënkryetar! Duhet të më kuptosh!

- Po ti kurrë nuk ke qenë më i sigurt në jetën tënde!? - vijoi nënkryetari…Tani e tutje do të jesh dyfish i ruajtur, edhe prej tyre, edhe prej nesh.

Isha i vendosur të insistoja deri në fund. Vazhdova me këmbënguljen time duke i thënë se kurrë më që prej asaj dite nuk do të flija në atë shkollë, dhe se për më tepër, unë kisha vendosur që ta lija detyrën e arsimtarit dhe të kthehesha si krah pune në kooperativën time bujqësore.

- Ashtu, ë?! - më përqeshi nënkryetari,- Aq kollaj bëhet kjo thua ti? Po a nuk e çmon ti sadopak investimin që ka bërë partia dhe shteti për të të bërë ty arsimtar? E kush, mendon ti, se të lë ty të bësh kështu?!

- Shoku nënkryetar, unë nuk do të rri pa punë. Do të punoj në kooperativë pasi janë pesë frymë, në shtëpinë time, që presin prej meje.

- Po, e kuptova! Domethënë, ti ke vendosur që, për interesat e tua personale, të lesh pas dore interesat e përgjithshme të atdheut? Kështu?!

- Unë kam vendosur të kthehem e të punoj në kooperativën time bujqësore. Pranë familjes time. Nuk kam asnjë pretendim! Nuk dua asnjë punë tjetër, thjesht të jetoj në mënyrën time.

Këtu pashë që nënkryetari e rriti zërin dhe më quajti „dezertor“. Kjo fjalë filloi të bënte rezonancë në dhomën ku ishim: “dezertor,…. ertor,…. ertoooor,…. ertooooor…ooor..” Më dukej se intensiteti i jehonës po rritej, më shumë sesa po binte. “Unë dezertor?!...

Në kohë lufte dezertorët ekzekutohen, në kohë paqe iu vihen prangat në duar dhe dërgohen në Spaç…” dëgjova tek më tha nënkryetari.

Biseda mbaroi me kaq. Nënkryetari u largua duke lënë pas, në imagjinatën time, lotët e nënës, kur më përcolli atë ditë për në shkollë, përqafimet e Shpresës, përkëdheljet e Shegës… të tëra në një bulëz loti që më kishte pështjelluar vështrimin.

Të nesërmen fillova mësimin përsëri me nxënësit e mi. Tani vetja më dukej i tepërt në këtë botë. Kur mbaroja orët e mësimit, dilja në intervalet e pushimit dhe i hidhja një sy fshatit, i cili dukej thuajse i tëri nga oborri i shkollës. Ku të shkoja sonte? Tek, Nika? Po a nuk isha mbrëmë? Tek Zefi? Po a nuk kam qenë parmbrëmë? Tek Kola? Ndreu, Gjoni, Marku…? Më dukej vetja një njeri endacak dhe i pavlerë.

Tërë këtë situatë ia kisha shpjeguar edhe babait tim i cili nuk arrinte të gjente dot një

rrugëzgjidhje. Tani isha një kaike që era e çonte nga të donte.

### Me Shpresën dhe Shegën në Merkolaj

Një ditë, pasi kisha kaluar natën tek Ndue Staka, i tregova atij për gjendjen time dhe nevojën për të pasur një dhomë, diku jashtë shkollës. Ai më tha se isha i mirëpritur në shtëpinë e tij, sado që mi din kushtet, shtoi ai, por do të fliste njëherë me Korbec Ndrenikën, se ndoshta ai mund të na ndihmonte, mbasi në shtëpinë e tij kishte më shumë hapësirë.

Korbeci i kishte thënë Ndues se e kishte të vështirë, pasi kishte një shtëpi me femra e nuk mund të duronte fjalët. Por nëse unë do të sillja me vete time shoqe, sigurisht që do ta jepte një dhomë me gjithë qejf. Madje i kishte thënë se do të më pranonte si pjesëtar familjeje.

Pas një hezitimi, babai pranoi që unë ta merrja Shpresën me vete dhe kështu u vendosa tek shtëpia e Korbecit. Erdhëm aty. Shpresa shkonte si motër me nusen dhe me dy motrat e

Korbecit. Korbeci ishte në një moshë me mua. Hanim shpesh bashkë darkave. Ai i binte çiftelisë dhe këndonte. Ai me çifteli e unë me violinë, ja merrnim këngës të shoqëruar edhe nga Shpresa dhe dy motrat e tij. M'u duk se jeta po qetësohej dhe po merrte një kuptim.

E ndjeja shumë ndarjen me prindërit e mi. Sa kohë që Shpresa ishte në shtëpi, më dukej se ata ishin me zot. Ardhja e Shpresës në Merkolaj ishte e domosdoshme për kushtet e mia, por prindërve të mi u mungonin shumë edhe ajo, edhe Shega.

Jeta tek Korbeci vërtetë ishte e bukur. Dhoma që na lëshoi ishte e mirë. Shpresa dhe Shega ishin vërtetë të kënaqura dhe ne po jetonim ditë të qeta. Shega,... Shpresa,... Shega,... Shpresa... kishte plot jetë e dashuri në atë shtëpi.

### Nata e arrestit

Ishte një natë marsi e vitit 1978. Sapo kishim rënë të flinim, kur trokiti dera e dhomës sonë të fjetjes. U ngritëm njëherazi Shpresa dhe unë. Në

fillim nuk u përgjigjëm, por pas rreth nja dy minutash, dera trokiti përsëri.

- Kush është në derë? - bërtita unë.

- Policia! Çohuni e vishuni shpejt!

Trupi m'u ftoh i tëri dhe ndjeva se gjunjët mund të më lëshonin.

Hapa derën.

Dy automatikë ishin përballë meje.

- Në emër të popullit je i arrestuar!

- Duart para!

Më prangosën menjëherë. Kështu bënë edhe me Shpresën. Policët me elektrikë dore filluan të kontrollonin çdo gjë në atë dhomë. Shikonin gjithandej, poshtë shtratit, duke shprishur dyshekët dhe jastëkët. Njëri nga policët i ra me shqelm djepit të Shegës dhe e ktheu atë përmbys bashkë me vajzën që nuk kuptonte ç'po ndodhte. Polici ia drejtoi vajzës elektrikun në fytyrë dhe ajo bërtiti me të madhe, ashtu siç ishte në dysheme, pranë djepit të saj të përmbysur. Njëri nga policët i tha Shpresës:

- Kujdesu për atë fëmijë! - dhe i zgjidhi duart nga hekurat.

Më nxorën jashtë me forcë. Ecëm një copë udhë, nuk e di se sa por mu duk aq rrugë e gjatë

sa e Jezuit në Golgotë. Ndjeva se po bëhesha qull jo vetëm nga djersa, por në të vërtetë edhe nga gjaku. Ndjeja se si më qëllonin policët në nyjat e këmbëve, ndërsa gjaku më kishte mbushur këpucët. Sa herë që më qëllonin, bërtisnin dhe shanin: "armik, tradhtar, vagabond etj. - Po pse o? Partisë doje t'ia hidhje ti e të arratiseshe në Jugosllavi, o? Po fytyra jote do ta bënte këtë, o? Po a e di ti, se sa burra ka kalbur Partia jonë në burg, siç do të të kalbë edhe ty? Ta tregojmë ne ty atë Jugosllavinë!

Në një vend, që as vetë nuk e di se ku ishte, më urdhëruan të hipja në karrocerinë e një makine Gaz Molotov dhe ashtu nën tortura arritëm në Degën e Brendshme. Policët më përcollën deri në një qeli. Më përplasën në dysheme. Ndjeja se më dhimbte çdo pjesë e trupit dhe poshtë meje diçka po më lagte. Ishte gjaku që më rridhte çurk.

I dërmuar, ashtu siç më kishin lënë, në mëngjes e gjeta veten brenda asaj qelie të ftohtë, me dysheme çimentoje të lustruar me mistri. Kur u përmenda, i harrova të tëra dhimbjet, ndërkohë që kuptova se më shumë se dhimbjet e plagëve

më dhimbnin fati i Shpresës dhe i Shegës. Ku ishin ato vallë?

## KAPITULLI V

# I PRIVUAR NGA LIRIA

### Në hetuesi

Nuk mbaj mend sa kohë qëndrova pa vetëdije. Di vetëm se, kur i hapa sytë, pashë një infermier i cili

po më bënte një gjilpërë. Nuk ndjeja dhimbje fare. Isha mpirë i tëri. Infermieri me sa dukej ishte një i burgosur. Pasi më injektoi të tërë solucionin e shiringës, më pyeti:

- Çfarë paske bërë mor i uruar?

Doli menjëherë jashtë dhe unë mbeta aty i dërmuar.

Vetëm në atë çast fillova të ndjej erën e rëndë të jodit dhe dhimbjet e tmerrshme të plagëve. Më ra përsëri të fikët. Këtë e provova disa herë. Sa përmendesha përsëri bija në kllapi.

Pas tri ditësh arrita t'i hapja sytë më mirë. Fillova të kuptoj edhe më mirë ku isha përplasur. Një dritare e vogël, me hekura të trashë mu afër tavanit, bënte të mundur që brenda të futej vetëm pak dritë. Muret ishin të pista dhe në to kishte shkrime të cilat fillova t'i lexoj duke i shtuar trishtimin vetes. "Mjer ai që ka fatin të hyjë këtu!" Më tej dikush kishte shkruar me gjak: "O Zot, mshirë për mua, mëshirë për ata që më kanë bërë kështu!"

I vetmi objekt që gjendej në atë qeli, ishte një kovë kauçuku e cila përdorej për të gjitha nevojat e mia. Kalova një muaj aty dhe nuk pashë njeri

tjetër me sy përveç gardianëve, të cilët më ruanin dhe njëherë në ditë më sillnin ushqimin.

Pas një muaji erdhi dita që të ballafaqohesha me akuzat.

"Pakënaqësi ndaj sistemit socialist, kooperativës bujqësore, ofendim i drejtuesve të saj".

"Dëgjues i rregullt i radiove imperialisto-revizioniste Zëri i Amerikës, Radio Prishtina" dhe

"Tentativë arratisje për në Jugosllavi".

I tërë procesi hetimor u vërtit rreth këtyre akuzave. Dy të parat i kishin vërtetuar "me fakte", ndërsa të tretën me një "dëshmitar".

Pas një muaj torturash "pranova" se kisha dashur të arratisesha në Jugosllavi. Dyshemeja e çimentos, ushqimi i pakët, pagjumësia, torturat me ujë të ftohtë në mesnatë, dhuna psikike, mjedisi në atë birucë gjysmë të errët, shkopi i gomës i kapterit sa herë që i donte qejfi, frika se do të vdisja nga dobësimi kockë e lëkurë, më bënë që më mirë të pranoja aktakuzën. E dija se duke mos pasur zgjidhje tjetër, herët a vonë do të bëja të njëjtën gjë, do të pranoja.

Pastaj vazhduan të më mbanin brenda edhe për afro një vit. Më paraqisnin një libër në të cilin

kur babai pati bërë llafe me Kadriun, rojën e pasurive tona të marra nga kooperativa, unë kisha shkruar instinktivisht: "Të prekësh pemët e bahçes tënde, bëhesh kulak. Mallkuar me Kadri, me bahçe e me kooperativë!"

Gjatë bastisjes në shtëpi, pas arrestimit tim, ata e kishin gjetur atë shënim dhe ky ishte një argument i fortë për ta.

Për sa i takonte Zërit të Amerikës dhe Radio Prishtinës ishte e vërtetë që i kishim dëgjuar kur dilnim në bjeshkë me një radio me transistor të vogël. Prandaj u detyrova ta pranoja.

Akuzën për arratisje e mohova tërësisht, por këtë e "vërtetoi" kolegu im që jepte mësim në klasën e parë, Frrok Trungu. Ai i kishte deklaruar hetuesisë se unë e kisha pyetur një herë "Sa larg është kufiri nga fshati Merkolaj?" Një herë tjetër i paskësha thënë Frrokut, "Sa fshatra ka midis Merkolajt dhe Malit të Thatë dhe si quhen ato?" Pastaj kjo "kuptohej". Mali i Thatë ishte në kufi me Jugosllavinë. Më tej ai vazhdonte të më akuzonte se unë mbaja një atlas në dorë dhe studioja relievin si dhe konfiguracionin gjeografik të zonës, që pastaj ta kisha të lehtë të arratisesha. Më pas më ballafaquan me Grimc Prelën, fqinjën

e Korbec Ndrenikës. Ai tha se kishte parë dy herë njerëz me uniforma ushtarake teksa futeshin në shtëpinë e Gëzim Furtunës. Kur e pyeta se çfarë uniformash ishin ato, ai iu përgjigj se kishte qenë errësirë e madhe dhe nuk kishte arritur t'i shquante qartë.

Ndonëse isha tej mase i nervozuar, m'u kujtua ta pyesja hetuesin nëse do të ishte e mundur që dëshmitari të shpjegonte se tek cila shtëpi i kishte parë uniformat ai, tek ajo në fshatin Breg, apo në Merkolaj?

- Jo, - tha Grimc Prela, - po flas për shtëpinë ku rrinit, tek Korbec Ndrenika.

- Po aty nuk është shtëpia ime. Aty unë kisha një dhomë brenda asaj shtëpie dhe askush nuk hynte dot tek unë pa kaluar nëpër atë shtëpi. Ju duhet ta tërhiqni këtë deklaratë. Kjo më implikon jo vetëm mua por edhe atë familje të nderuar. Do të vijë një ditë që do të jepni llogari për shpifje të tilla!

Në këtë çast hetuesi ndërhyri furishëm duke më kujtuar se ajo ditë nuk do të vinte kurrë.

Çfarëdo lloj kundërshtimi që u mundova të paraqisja nuk pati vlerë. Dëshmia e Grimcit u pranua.

Dëshmitari i tretë deklaroi se kishte disa të njohur në fshatin Breg, pa i thënë ata me emër. Aty dëgjova se djali i Kreshnik Furtunës e kishte marrë gruan dhe vajzën e kishte shkuar në Merkolaj sepse që andej e kishte më kollaj të arratisej për në Jugosllavi.

Përsëri, çdo kundërshtim ishte i pavlerë.

Atëherë mbetej vetëm një rrugëdalje: Të pranoja gjithçka me shpresë se do të dilja në vuajtje të dënimit nga hetuesia në burg, ku të paktën, ndonjëherë, edhe pse rrallë, do t'i shihja njerëzit e mi të dashur.

Ishte bërë një vit nga dita e arrestimit, kur më njoftuan se do të dilja para trupit gjykues.

### Në sallën e gjyqit

Hetuesia mbaroi. Tani isha pajtuar me fatin. Le të më dënonin sa të donin ata, vetëm të dilja nga ajo birucë e fëlliqur që më kallte tmerrin! E dija se do të më duhej njëfarë kohe që të bëhesha njeri e të dilja para njerëzve, pasi isha shpërfytyruar i tëri. Isha bërë kockë e lëkurë. Mezi

qëndroja në këmbë. Pasi mbaroi hetuesia dhe pranova gjithçka, duket se më ndryshuan trajtimin. Donin të më majmnin pak, sepse ashtu siç isha bërë unë, gjithkush e kuptonte se i pranoja fajet për të shpëtuar nga vdekja.

Kapteri i burgut tani sillej më mirë dhe më tregonte se sa shpirtmirë ishte Partia që lejonte armiqtë si unë që të hanin dy herë në ditë. Njerëz si unë meritonin vetëm plumbin në ballë. Por ç'e do? Partia ishte zemërgjerë! Më hoqën edhe zinxhirin nga këmba dhe më sollën një dyshek kashte.

Po e prisja ditën e gjykimit si ditën e çlirimit. Më shumë se dëshira për t'i shpëtuar birucës, më mundonte malli për të parë në sallë njerëzit e mi. Do shihja nënën time, babanë, Shpresën, Shegën dhe ndonjërën prej katër motrave të mia.

Më nxorën nga ajo birucë. Më qethën zero. Më çuan tek një banjë që të bëja dush. Më sollën rrobat që i kisha pasur veshur ditën e arrestit. Më rrinin shumë të mëdha. M'u duk sikur u futa në thes. Në orën dhjetë, disa policë me një makinë të degës, më morën të lidhur në pranga dhe më dërguan në sallën e gjyqit. Më ulën në një stol tresh, brinjas me tavolinën e gjykatësve. Dy

vendet e tjera të stolit i zunë dy policë të armatosur. Më në fund m'i hoqën prangat.

Fjalën e mori i pari kryetari i trupit gjykues, i cili më mori gjeneralitetet.

- Ti je Gëzim Furtuna?

- Po, - i thashë- unë jam.

Pasi mi mori tëra gjeneralitetet vazhdoi:

- Je këtu sot për t'u gjykuar lidhur me akuzat që ngrihen kundër teje. Unë jam kryetari i trupit gjykues dhe me mua janë edhe dy pjesëtarë të tjerë të këtij trupi gjykues. A keni vërejtje për përbërjen e trupit gjykues?

- Nuk njoh asnjërin prej jush. Besoj tek drejtësia!- iu përgjigja.

Dhe kështu filloi dhe u zhvillua procedura.

Pastaj kryetari më tha se kishin ardhur për të dëshmuar Grimc Prela dhe Frok Trungu. Më pyeti nëse kisha vërejtje për ta. I thashë se nuk kisha asgjë kundër tyre.

Kryetari i urdhëroi dëshmitarët që të dilnin jashtë.

- Fjalën e ka prokurori!

Prokurori u ngrit ngadalë. Fiksoi sytë, në fillim tek unë, pastaj dukej sikur nuk i adresohej askujt. U duk qartë se po lexonte një material të

përgatitur sipas një kronologjie që e kisha përjetuar gjatë një viti në hetuesi. Ndonëse ishte mjaft serioz, ai nuk më fyeu aspak, as më etiketoi me fjalët që isha mësuar tashmë, "armik", "tradhtar" etj. Pasi e mbaroi leximin, u ul dhe u mbështet në karrigen e vet.

Kryetari, pastaj m'u drejtua mua nëse e pranoja aktakuzën apo e hidhja poshtë atë.

- E pranoj me ndonjë ndryshim të vogël. Vetëm se dëshiroj të deklarohem pasi të kem dëgjuar edhe dëshmitarët, nëse më jepet kjo e drejtë.

Kryetari urdhëroi thirrjen e dëshmitarëve në sallën e gjyqit. Në fillim Grimc Prelen dhe Frrok Trungun. Ata, pasi deklaruan se do të thonin të vërtetën u „betuan" për këtë, përsëritën atë që kishin thënë në hetuesi. Kryetari pastaj lexoi një deklaratë të dëshmitarit të tretë. Këtë dëshmitar e kisha parë vetëm një herë në hetuesi dhe as që ia kisha mësuar emrin. Në deklaratë u përsërit e njëjta gjë, po ajo që ishte thënë: sikur ai kishte dëgjuar në fshatin Breg se Gëzim Furtuna kishte marrë gruan dhe fëmijët dhe kishte ikur në Merkolaj, me shpresë që të arratisej për në Jugosllavi. Deklaratën e kishte lëshuar me shkrim

dhe thoshte se nuk mund të merrte pjesë në gjykim, sepse ishte i shtruar në spital në Shkodër.

Kryetari i trupit gjykues më pyeti nëse kisha vërejtje ndaj deklaratës.

## Mbrojtje pa avokat

Avokatët në atë kohë nuk ekzistonin. Më duhej të mbrohesha vetë. Dijenitë e mia në fushën juridike ishin zero. Por më duhej t'i thërrisja nevojës.

- Të nderuar gjykatës dhe prokuror. Ju lutem keni durim dhe më dëgjoni, fillova unë.

Unë këto që dëgjova këtu sot, i kam dëgjuar edhe në hetuesi dhe i kam pranuar.

M'u desh të shpjegoja tërë historinë e bletës dhe arsyet përse në kapakun e librit tim kishte ngelur një si parodi e shkruar, të cilën e kishin lexuar vetëm njerëzit e shtëpisë sime.

- Nëse ky është faj kaq i madh, unë jam fajtor, por mendoj se një ngjarje e veçuar, e ndodhur kur ende isha fëmijë, nuk mund të përbëjë vepër penale kaq të rëndë sa ç'po paraqitet këtu.

Përsa i takon Zërit të Amerikës dhe Radio Prishtinës, është e vërtetë që me një radio në dorë i kam dëgjuar. Por kjo ka ndodhur vetëm nga dëshira për të mësuar, për t'u kulturuar, për të marrë vesh më shumë për botën, për të ditur për jetën e njerëzve. Unë kurrë nuk kam folur me dikë tjetër rreth atyre që dëgjoja dhe nuk shoh që hetuesia ta ketë vërtetuar një gjë të tillë. Gjykoni, vlerësoni fajin dhe më dënoni. Nëse për këtë dënohet njeriu, le të dënohem. E pres me dhimbje, por s'kam rrugë tjetër.

Lidhur me akuzën e tretë, i nderuar gjykatës, kjo besoj se duket qesharake jo vetëm në sytë e mi, por aq më tepër në sytë tuaj, të një gjykatësi me përvojë. Unë e kam pranuar atë akuzë në rrethanat që unë besoj se ju i dini, në rrethanat ku mospranimi ishte i barabartë më vdekjen. Dhe vjen një moment kur njeriu thotë '*më mirë një fund i tmerrshëm se një tmerr pa fund*' Dhe unë kështu, vendosa ta pranoja. Të pranoja se desha të arratisem thjesht se dikush, për motive që unë nuk dua t'i komentoj, hedh dyshimin mbi mua si tradhtar, pasi më paska parë me një atlas në dorë, ose deklaron se e paskam pyetur sa fshatra ka midis Merkolajt dhe kufirit, ose sa larg është

kufiri. Trillim, trillim i pashoq! Po të mbash një atlas, që të mësosh gjeografinë e vendit tënd qenka tradhti! Mua më vjen keq për veten time, për familjen time, për foshnjën time, për rininë time, e cila e di, e ndjej, e parashikoj që do të kalojë në burg. Por më vjen keq edhe për këta qyqarë, të cilët duan të ngrenë një kasolle lumturie për vete, mbi rrënojat e një kalaje lumturie që kisha ndërtuar unë. Dhe njëri nga këta është edhe kolegu im, mësues, intelektual.

I nderuar trup gjykues, a ka mundësi, të paktën të më tregoni emrin e dëshmitarit që më ka akuzuar se unë e kam marrë gruan dhe fëmijën tim në Merkolaj, për t'u arratisur!? Po ma thoni të paktën emrin! Më thoni se si mund të dënohet njeriu kështu thjesht se një udhëtar anonim, pa emër e mbiemër, paska thënë se diku në fshatin tim e ka dëgjuar një thashetheme të tillë? Silleni atë njeri ose jepni emrin e tij. Dhe unë e kam pranuar akuzën, e kam pranuar se kam dashur të arratisem në kushtet kur është më mirë të pranosh sa më shpejt, sepse nesër mund të jetë vonë.

Prokurori i çështjes, i nderuar gjykatës, sipas një dëshmie, më ngarkon me akuzën se kam takuar njerëz me uniformë dhe këtë e paska parë

në shtëpinë time. Po gjykata a nuk mund ta verifikojë dot se në atë shtëpi unë banoja me një familje shumë të mirë e të nderuar dhe kisha vetëm një dhomë që nuk komunikonte me jashtë përveçse nëpërmjet të odës së madhe të ndënjes, ku askush nuk mund të kalonte pa u vënë re?

Po fakti tjetër, që unë jam arrestuar në mesin e natës, në gjirin e familjes sime, pranë foshnjës, në kullën time të lumturisë, dhe jo në rrethana që mund të bënin të dyshoje dhe aq më pak të besoje se unë kisha ndërmend të shkoja diku, qoftë jashtë apo brenda Shqipërisë?

Vazhdova me argumente për një copë herë të mirë. Gjykatësi nuk më ndërpreu. Në fund thashë:

- E di që jam i pafajshëm, por ngaqë nuk dua të kthehem në qeli përsëri, nuk e kundërshtoj akuzën deri në atë masë sa të rifillojë hetuesia. Kërkoj mëshirë për hir të moshës sime të re, rrethanave familjare, vajzës sime të vogël, nënës, gruas, dhe tërë familjes, dhe më së fundi për hir të drejtësisë që duhet të triumfojë edhe kur njerëz të ligj dëshirojnë të shkatërrojnë jetë njerëzish.

Reagimi i prokurorit ishte i menjëhershëm. Ai doli në mbrojtje të tezave të tij dhe kërkoi dhjetë vjet heqje lirie për mua.

Trupi gjykues u tërhoq për të marrë vendimin dhe pas një gjysmë ore u kthye në sallë.

Kryetari i trupit gjykues u ngrit dhe lexoi vendimin për gjykimin tim. M'u duk sikur edhe ai po lexonte diçka që ia kishin shkruar, se sa diçka që e kishte përgatitur vetë. Gjykata kishte vendosur të më dënonte me tetë vjet heqje lirie. Më pyeti nëse kisha diçka tjetër për të shtuar. U përgjigja, se nuk kisha ndërmend ta kundërshtoja. Pranova. Që nga ky moment unë isha i burgosur politik. Kërkova takim me familjen. Nuk më lejuan. Pa humbur kohë, më nxorën nga një derë e fshehtë e asaj salle për tek makina dhe që andej përsëri në degën e brendshme.

## Burgu i Qafë Barit – në minierë

Tre ditë pas gjykimit, herët në mëngjes, kapteri i turnit erdhi dhe më tha:

- Përgatitu për t'u nisur për në burg!

Ndonëse e prisja një gjë të tillë, prapëseprapë më tronditi. Shpresoja të shihja dikë nga shtëpia, para se të më dërgonin atje. Gjyqi u bë me dyer të

mbyllura dhe nuk m'u dha mundësia të takoja asnjë njeri timin, ose qoftë edhe t'ua hidhja sytë.

Kujtimi i fundit për Shpresën dhe vajzën ishte nata e arrestit tim dhe shqelmi i policit mbi djepin e Shegës.

Në orën 20.00 të asaj nate më morën të lidhur në pranga dhe më vunë në një makinë Zis, të mbuluar me çadër dhe të mbyllur cep më cep. Mua dhe të burgosurit e tjerë na ulën në dysheme, ndërsa policët në stola. Nuk dija se ku do të më çonin. Njëri nga policët, që dukej se ishte diku andej nga Tepelena, këndonte pa ndarë vargun e një kënge shumë të përhapur aso kohe: "Parti trime, moj lule". Unë shakullepsesha nga njëra anë e karrocerisë tek tjetra, nga njeri stol tek tjetri, dhe polici sa herë që ndodhte kjo më thërriste: "Hë, armik, e sheh ç'të bëjmë? Ku të shpinte mushka ty?"

Pas disa orë udhëtimi arritëm në atë që e kuptova nga thirrjet se ishte Qafa e Barit.

Më zbritën dhe gjëja e parë që vura re ishin telat me gjemba. Më çuan në një zyrë e cila gjithçka mund të ishte por jo zyrë shteti. Personi që dukej se ishte përgjegjësi i saj, një oficer gërdallë, kurrizdalë, veshur me ca rroba të pista,

me pulla të zbërthyera, çizme me baltë dhe një tufë çelësash në dorë, na tha:

- Ulu!

Pashë aty afër një stol dhe u ula. Pastaj përgjegjësi i asaj zyre thirri tre emra. I pari ishte Mehmeti, pastaj tjetri dhe në fund isha unë.

- Ti je Gëzim Furtuna?- Më pyeti ndërsa po më shihte me ata sy prej gjarpri.

- Si urdhëroni, shoku oficer! Unë jam.

- Harroje fjalën "shoku" që sot e tutje! Unë nuk jam shok me ty. Jam anëtar i Partisë së Punës së Shqipërisë dhe jo shok i armiqve të popullit!

- Më falni oficer, nuk e përsëris më!

Pasi mbaroi formalitetet ai thirri disa policë, që na morën dhe i urdhëroi të na dërgonin në njësitë e caktuara.

### Jeta në burg

Po ecja përgjatë barakave të burgut, drejt një jete tjetër. Po numëroja hapat e parë dhe mendoja sa të tillë do të hidhja në atë skëterrë për tetë vite

rresht. Tani nuk isha më Gëzim Furtuna, por i burgosuri nr. 6572.

Ky do të ishte numri qe do te zëvendësonte emrin tim. Gjashtëdhjetë e pesë shtatëdhjetë e dyshi, dëgjoja tek më thërrisnin punonjësit e burgut dhe unë duhej menjëherë të përgjigjesha dhe të bëja atë që kërkonin ata. M'u desh një vit që të mësohesha me këtë emër të ri. Por derisa u mësova me minierën, fjetjen, supën, poshtërimin, do mësohesha edhe me numrin. U kujtova se kush isha një ditë kur më thirri kapteri:

- Gjashtëdhjetë e pesë shtatëdhjetë e dyshi, prit! Ke një letër nga familja.

U ktheva dhe e mora. Ishte një zarf që dukej qartë se kishte kaluar nëpër shumë duar. Ishte hapur, zhubravitur, por ajo që ishte me rëndësi për mua tani ishte se e kishte një letër brenda.

E mora letrën dhe eca drejt barakës nën vëzhgimin e rreptë të gardianëve të burgut duke m'u dridhur duart. Zemra më rrihte dhe ndjeja një goditje të fortë në tëmtha. M'u duk se në rrugën drejt galerive të Qafë Barit kisha marrë me vete edhe një barrë të rëndë, që fshihej në ato gërma të asaj letre, të cilën më dukej se do ta lexoja pas njëqind vjetësh. Kishte kaluar më

shumë se një vit që nga dita kur isha izoluar dhe nuk kisha asnjë ide se çfarë bëhej përtej mureve të qelisë dhe të Burgit me njerëzit e mi më të dashur. Mendova të shkoja në banjë për të pasur një moment ku ta lexoja. Por aty ishte e pamundur, sepse të burgosurit prisnin në radhë, si kooperativistët për qumësht, ndërsa banjat ishin pa dyer. Më në fund e gjeta një vend ku të lexoja dhe ja çfarë më shkruante Shpresa:

*"I dashur Gëzim,*

*Kjo është ndoshta e dhjeta letër që të shkruaj pa marrë përgjigje. Kjo më tmerron se nuk e di si je, madje a je gjallë apo jo. Nuk ka gjë më torturuese për mua se kjo heshtje. Nuk jam e sigurt a do ta marrësh këtë letër, por unë po të shkruaj çfarë ndjej dhe çfarë ka ndodhur gjatë mungesës tënde.*

*Së pari, uroj të kesh kurajë të durosh lajmin për vdekjen e nënë Meremes. Ti e di që ajo ishte e sëmurë, por arrestimi yt ia përshpejtoi vdekjen. Vdiq me emrin tënd në gojë. Vuajtjet e saj u munduam t'ia lehtësojmë ne të tjerët që ishim pranë, unë, motrat dhe babai yt. Ndjesë pastë! Ishim shumë pak vetë në varrim, katër motrat e tua dhe dhëndurët përveç atij. Erdhën edhe babai dhe nëna ime, gjithashtu.*

*Atë natë, pasi të morën ty në arrest, më morën edhe mua. Më mbajtën disa kohë në një qeli. U munduan me çdo kusht që të pohoja se ti kishe dashur të arratiseshe ne Jugosllavi dhe se në Merkolaj na kishe sjellë për t'u arratisur. Nuk pranova dhe u betova se këtë nuk do ta bëja edhe sikur të më bënin copa-copa, jo vetëm pse nuk ishte e vërtetë, por edhe pse këtë nuk do ta bëja kurrë ndaj teje që të dua kaq shumë. Pastaj më liruan. Por aty mora një të ftohur dhe një kollë që më dërrmuan fare. Sidoqoftë, tani jam më mirë.*

*Shega, e mira jonë, jeta jonë, po rritet. Me sa duket, i ka mbetur në kujtesë ajo natë. Tani ajo flet dhe më pyet për ty. Një ditë ishte ulur ne oborr dhe këndonte një këngë për ty. Ika më vrap dhe rashë përmbys në shtrat. U ngashëreva derisa m'u duk se u fika krejt shpirtërisht. Më mbërtheu një mall, mall i madh për ty, por ndjeva edhe dhimbje për këtë fëmijë, që pa në foshnjërinë e vet atë natë të tmerrshme dhe tani jeton me frikën e saj dhe mungesën tënde. Ajo ngrihet shpesh nga gjumi dhe të kërkon ty. Pastaj më kthehet dhe më thotë se trembet nga polici që të mori ty atë natë. Ky fëmijë po ma merr jetën.*

*Gëzimi im, këto janë lajme të hidhura dhe unë e di që ti nuk ke nevojë për to. Por unë nuk rri dot pa t'i*

*thënë. Babai ka rënë shumë, por megjithatë na mban me kurajë si mua, edhe motrat e tua.*

*Mbahu i fortë Gëzim! Dije se ti je jeta ime dhe e Shegës. Ne nuk kemi tjetër dritë para syve. Një ditë do të dalësh, një ditë do të shihemi. Dhe unë e ndjej këtë. Dhe unë e pres këtë ditë. Dhe ne do të takohemi përsëri dhe do ta duam njëri-tjetrin edhe më shumë se kurrë.*

Shpresa jote,
Breg,
20 Dhjetor 1980

Kjo letër, që më ra në dorë me shumë vonesë, më njoftonte për nënën time të dashur të vdekur, Shpresën e sëmurë, babain e lodhur, Shegën e vogël të mbushur me mall fëmijëror. Unë i mbyllur në burg. Një zë i brendshëm filloi të më thoshte, "Përse jeton? Përse jeton? Përse jeton?" Në fillim më rrallë e pastaj gjithnjë e më shpesh, ky zë më torturonte aq shumë deri sa e solli ekzistencën time midis jetës dhe vdekjes. "Pse jetoj?, pse jetoj?, pse jetoj?" e pyesja veten, dhe zëri më përgjigjej: "Pse pra?, pse jeton?, pse pra?"

Një ditë, apo thuaj më mirë një natë, sepse aty vetëm natë ishte, po ecja në galeri diku në një ndër nivelet e para, ku honi i saj ishte shumë i thellë. Isha një ndër të shumtët që shkonim drejt niveleve të mëposhtme për të nxjerrë mineral. Dallonim vetëm siluetat e njëri tjetrit nën ndriçimin e zbehtë tërë hije të petromaksëve. Ky ishte rituali i përditshëm i jetës time tani dhe i shumë viteve që më prisnin. A do të duroja dot vallë? Në ato meditime fillova të dëgjoj një zë torturues që më bërtiste në fillim ngadalë e më pas me forcë: ″Hidhu! Hidhu! Hidhu!″. Poshtë meje shtrihej galeria e thellë, e errët, pus, një humnerë që nuk i dihej fundi. Zëri sa vinte e bëhej më urdhërues, më i fortë dhe më i jehonshëm. :

- "Hiiiiiidhuuuuuuuuu!"

Ndoshta nuk m'u desh më shumë se sa një humbje e lehtë baraspeshimi, që të bija në humnerë për t'u përmendur vetëm pas disa ditësh në spital.

**Në spitalin e burgut**

Pas tre ditësh në gjendje kome, hapa sytë por nuk po e kuptoja se ku isha. Ishte një dhomë jo e keqe. Pashë se gjendesha i shtrirë në një shtrat. Kishte dyshek dhe çarçafë. Një vajzë e re më rrinte tek koka. Ishte e veshur me një bluzë të bardhë doktoreshe. I mbylla sytë dhe u mundova të dalloj nëse isha në ëndërr apo zhgjëndërr. Hapa edhe një herë sytë dhe ndjeva një dorë të butë në ballë, si dhe fjalët:

- Ia hodhi! Duket se nuk është dëmtuar në tru.

Pas kësaj dallova dy shishe të lidhura me tuba që përcillnin lëng në trupin tim. M'u dha të çohesha, por vajza me bluzë të bardhë më foli me një zë të butë:

- Mos, mos lëviz, Gëzim, je në serum!

Trupi ishte i tëri i drobitur. Kisha pësuar fraktura të rënda. Kisha thyer tre brinjë. Kisha shumë plagë në kokë dhe në trup.

Kalova kështu në këtë gjendje disa ditë, deri sa erdhi koha që disa nga copat e allçisë po më hiqeshin, gjithashtu disa fasha po priteshin, plagët po mbylleshin. Përgjithësisht isha në një gjendje përmirësimi, kur doktoresha e dhomës erdhi dhe u ul pranë meje.

- Gëzim, - më tha ajo me zërin e saj delikat,- sot do të vijnë ata të hetuesisë për të të marrë në pyetje në lidhje me arsyen se përse u hodhe në humnerë. A u hodhe vetë apo të shtyu dikush?

- Po ju? i thashë,- A jeni hetuese apo doktoreshë?

E pashë që e fyeva.

- Jo, Gëzim!- më tha ajo,- Unë jam doktoreshë. Por hetuesia ka dhjetë ditë që kërkon të vijë për të të marrë në pyetje dhe nuk i kam lejuar duke e paraqitur situatën tënde aq të rëndë sa ti nuk mund t'u përgjigjeshe. Tani kjo situatë ka ndryshuar dhe ata do të vijnë.

Nuk e di se çfarë më shtyu që t'i rrëfeja tërë atë që kishte ndodhur me mua, shkollën, maturën, martesën, fshatin, punën si mësues në fshat dhe në Merkolaj, arrestimin… të gjitha.

Kur mbarova, ajo m'u drejtua:

- Njeriu duhet të ketë zemër prej guri për të duruar, kur dëgjon një histori të tillë. Më fal që të bëra të kujtosh tërë këtë karvan të gjatë! Më fal, të lutem! Gëzim, më lër të puth ballin! Jo si Jehona që më tregove, as si Shpresa jote e dashur dhe e bukur, por si Shkëndia, motra jote e mrekullueshme.

Dhe doli duke fshirë lotët nga dhoma.

Kuptova se çfarë do të thoshte e tërë kjo që më kishte ndodhur dhe po ndodhte me mua për njerëzit e mi, për Shegën dhe Shpresën, për motrat dhe babanë, në një kohë kur një njeri i panjohur nuk e duroi dot dhimbjen që i transmetova me atë rrëfim. Nuk vonoi dhe ajo hyri me rrëmbim në dhomë dhe më tha:

- Gëzim, qetësohu! Ata të hetuesisë janë në korridor.

Tre civilë të veshur thuajse njëlloj me kostum dhe kravatë, hynë në dhomë. Njëri prej tyre më pyeti nëse isha në gjendje të përgjigjesha apo dëshiroja ta linim për një ditë tjetër.

- Jo, - iu përgjigja,- nuk keni pse e vononi. Do t'ju përgjigjem sigurisht!

Në fillim ia nisën me pyetje të tërthorta.

- Nuk po ju kuptoj aq mirë?- iu thashë,- Unë hetuesinë e kam mbaruar. Tani çfarë kërkoni nga unë?

- Ne duam të dimë kush të hodhi në greminë?

- Askush. - iu përgjigja, - Askush. U hodha vetë.

- Po çfarë të detyroi që e bëre këtë?- vijoi ai me pyetje,- A kishte ndonjë trajtim të keq nga ana e personelit të burgut?

- Doni ta dini? Merreni një letër në xhepin e xhaketës që e kam këtu tek koka e shtratit dhe lexojeni!

Ata e morën, e lexuan, pastaj më kërkuan një deklaratë ku m'u desh të thoja se unë isha hedhur vetë dhe se askush nuk më kishte shtyrë ta bëja atë veprim. Dhe ikën.

Pas shtatë muajsh trajtimi, kockat duket se u ngjitën dhe u shëruan plagët. Përgjithësisht e mora veten dhe kështu më dërguan përsëri në burg.

### Përsëri në Qafë Bari

Pasi kisha kaluar mbi shtatë muaj në spitalin e burgut në Tiranë, më morën përsëri në Qafë Bari. Kësaj radhe kisha një raport mjekësor për punë të lehtë. Më caktuan të punoja në sipërfaqe në seleksionim minerali.

Jeta ka aq shumë surpriza dhe të papritura. Aty punonte një kapter i cili sa herë kalonte e më shihte, më dukej sikur më përshëndeste. Që ditën e parë më dha një shenjë që të mos flisja. Ishte nga një fshat fqinjë. E ëma ishte bijë e fisit tonë. Pas katër-pesë ditësh u përvodh në një farë mënyre dhe më lëshoi një letër në dorë.

-Gëzim, - më tha ai, - askush nuk duhet ta dijë se ne njihemi. Ndihma e vetme që unë mund të të ofroj ty është të të ndihmoj të korrespondosh me njerëzit tuaj. Bashkë me letrën më dha edhe disa fletë të bardha dhe zarfe.

Shkruaji letrat dhe m'i jep mua! - pëshpëriti ai.

Kështu bëra.

Shkrova një letër në të cilën kishte më shumë lot se bojë.

*E dashur Shpresa,*

*Dora më dridhet, zemra po më pëlcet, sytë nuk më shohin. Po besoj se do të arrij ta shkruaj këtë keter, të përshkruaj jetën time që atë natë kur na ndanë.*

I rrëfeva kështu jetën në hetuesi dhe në burg. I tregova që kisha qenë i sëmurë, por nuk i thashë

gjë për aksidentin. I thashë se sa shumë më kishte marrë malli dhe sa shumë më mungonin njerëzit e mi. Se sa e doja atë dhe Shegën, se sa shumë më kishte lënduar vdekja e nënës.

I tregova për hetuesinë dhe vuajtjet në të, për jetën monotone në burg dhe rrethin e përditshëm mensë-fjetore-galeri dhe kthim. I fola për mundimet fizike dhe shpirtërore, por i fola edhe për një gjë që vetëm aty mund ta gjeja, në këtë botë tonën të vogël e meskine: Njerëzit, njerëzit që ishin aty.

*"Shpresa ime e dashur, askund tjetër në vendin tonë, nuk mund të gjesh të mbledhur në një vend kaq të ngushtë, që të flenë bashkë, të punojnë bashkë, të hanë bashkë, më shumë njerëz të ditur se këtu. Këtu njeriu frymëzohet me guximin, stoicizmin dhe patetizmin e njerëzve të cilët i kanë vënë gjoksin diktaturës… këtu mëson se sa i madh dhe i pamposhtur është shpirti i këtyre kolosëve të mendjes, punës, besimit. Mëson se si mund t'ua burgosësh trupin njerëzve, por jo mendjen dhe shpirtin. Këtu gjej ngushëllim por edhe keqardhje, sepse rri me ata që me krenari e thonë se janë këtu ngaqë e urrejnë regjimin, se kishin bërë çmos për ta rrëzuar por nuk ia kishin arritur. Ndërsa unë? Unë*

*mund të them vetëm se nuk bëra asgjë e prapëseprapë, këtu më sollën.*

*Shpresa ime, atje tek ju, njerëzve u flitet për lirinë, ndonëse ka kohë që atë ua kanë marrë pikërisht ata që e predikojnë. Këtu mësova më shumë për lirinë se ç'kam mësuar tërë jetën. Brenda mureve të larta, të rrethuara me gjemba, të këtij burgu, mbahen të izoluar pas dyerve të hekurta, të mbyllura me lloze e dryna, njerëzit më të ditur të Shqipërisë, filozofë, politikanë, shkencëtarë, teologë, astronomë, historianë, profesorë, fizikanë, akademikë, arkitektë, shkrimtarë, juristë, muzikantë, gazetarë, humoristë, inxhinierë, artistë, këngëtarë, valltarë, e sa e sa njerëz me dijeni e profesione të tjera. Këtu ka përkthyes të jashtëzakonshëm dhe njohës të disa gjuhëve të huaja, që edhe pse në kushte të mjerueshme, nuk reshtin së punuari natë e ditë. Këtu flitet për emra që ne kurrë nuk i kemi dëgjuar, Sartri, Kafka, Kamy, lërë pastaj Heminguej, Drajzer, Shrirer, dhe klasikë të mëdhenj.*

*Këta njerëz janë dënuar të flenë tridhjetë deri në dyzet vetë bashkë në një kaush, të përjetojnë mizerabilitetin e kësaj bashkëjetese, por edhe të ndajnë dijenitë, virtytet dhe vlerat e tyre me njëri-tjetrin."*

Më pas i tregova asaj për kushtet e punës dhe të ushqimit. Se si na shtyjnë drejt galerive me

forcë dhe si na ushqejnë me lëng groshe. I shkrova Shpresës se njerëzit e mbyllur këtu, ishin ajka e kombit, ndërsa shteti drejtohej nga injorantë.

*"E dashur Shpresa, kujdesu më së pari për shëndetin tënd dhe të Shegës. Dua te jesh e fortë, sepse çdo dobësi e jotja shkurton nga ditët e mia të jetës, ndërsa forca jote m'i bën më të durueshme ditët dhe netët e kësaj skëterre.*

*Më shkruaj për gjithçka. Ah sikur të vinit vetëm t'ju shihja nga prapa hekurave të burgut. Por do të vijë dita kur të dal. Dhe atëherë do të gëzojmë bashkë.*

*Ju puth me mall,*
*Gëzimi"*

Kaluan disa kohë. E shihja policin, po ai më bënte me shenjë se nuk ka gjë. Dukej se as letra ime nuk kishte arritur tek Shpresa, por as Shpresa nuk më kishte shkruar. Por një ditë polici, me kujdesin që e karakterizonte, më bëri shenjë dhe arriti të më dorëzonte një letër.

*"I dashur Gëzim,*

*"Letrën tënde e mora pas shtatë muajve. E di që ti kërkon që unë të shkruaj për gjithçka dhe vetëm të vërtetën, në një letër të tillë që vjen kaq rrallë."*

Shpresa vazhdonte me hallet ekonomike dhe ndalej tek shëndeti i saj, i cili kishte marrë tatëpjetën, që kur ajo kishte dalë nga paraburgimi. I vetmi lajm i mirë ishte që Shega po rritej por edhe ky lajm mbulohej nga një tis i errët i kërkesave të saj të vazhdueshme për të ditur se ku ishte babai i saj. Më pas ajo më bënte thirrje që të tregohesha i fortë, se një ditë do të shiheshim përsëri."

Jeta në burg nuk mund të ndahej nga ajo në galeri. Ndërsa nata ishte një skëterrë e vërtetë, dita në galeri ishte edhe më e tmerrshme. Por edhe aty njeriu gjente diçka që ta ngushëllonte veten. Dëshira e përhershme për të mësuar sa më shumë, më bëri që të shoqërohesha me një prift katolik, prej të cilit mësoja çdo ditë diçka të re. At Shtjefni kishte mbi 20 vjet në burg. E kishte filluar "karrierën" që në vitin 1954. Kishte dalë një herë ca kohë dhe e kishin sjellë aty përsëri. Ai fliste për muzikën si muzikant, për pikturën si piktor, për politikën si politikan, për letërsinë si letrar, për sportin si sportist. Ishte një poliglot i vërtetë.

Flisnim bashkë për libra që i kisha lexuar, por më shumë për ato që as që i kisha dëgjuar ndonjëherë. Rrinim e rrinim e flisnim. Kur ndaheshim, nuk harronte kurrë të më thoshte:

"Duro, Gëzim, qëndro, e jeto! Ka me ardhë dita që do të dalim prej këtu. E duhet me qëndrue, duhet! Në mos për tjetër, për me kallxue atë që përjetuam këtu. Qëndro!"

Me sa duket kjo afërsi me priftin dikujt i kishte rënë në sy. Një "Myfiti" tjetër dukej se i bënte hije marrëdhënia ime me priftin. Një ditë, ndërsa dilja nga galeria, "Myfiti" i burgut, me emrin Niko, më pyeti si rastësisht:

- Gëzim, sa kohë bëre ti këtu në burg?

- Tre vjet e gjysmë, - iu përgjigja.

- Me sa duket, për shkak të sjelljeve tua të mira, sapo të mbushësh katër vjet do të kesh të drejtën që të kërkosh të dalësh në lirim.

- Faleminderit! Unë kam edhe një gjysmë viti për të mbushur gjysmën e dënimit.

- Mirë, mirë! Mos hezito të më takosh mua kur të kesh mbushur gjysmën e dënimit, mirë?!

I ktheva shpinën por në vesh më mbeti jehona e fjalëve të këtij njeriu që më ngjante me zërin e "Myfitit".

Sapo e takova priftin ia tregova bisedën me Nikon. Ai më dëgjoi jo pa shqetësim dhe më tha:

- Kam frikë se këtu fillojnë telashe të reja për ty, Gëzim. Ndoshta don të të fusë në rrjetë.

Kaluan 6-7 muaj dhe koha për një kërkesë për falje kishte ardhur. Por unë nuk besoja se do të ma falte kush dënimin. Tek e fundit, skllavëria kishte filluar të bëhej mënyrë jetese. Pesë-gjashtë shokët me të cilët kaloja kohën, ma bënin jetën më të lehtë. Sado që i kishim mbaruar së treguari disa herë tërë historitë, prapë gjendej diçka që secili ta tregonte për të vrarë kohën. Secili prej nesh lexonte diçka dhe e ndante subjektin me të tjerët. Sado që edhe librat na kishin mbaruar, ne u ktheheshim e riktheheshim sa e sa herë. Midis atyre që rrinin dhe diskutonin ishte edhe një farë Marku nga Kopliku. Ishim thuajse moshatarë dhe më shkonte muhabeti me të.

Një ditë, ky Marku më thotë se kishte parë tek unë 'shenja burrërie dhe korrektësie'. Më tha se ishin tre shokë që kishin vendosur të thyenin burgun dhe të arratiseshin.

- Po të arrijmë deri në Koplik,-më tha,- pastaj është punë e kryer.

I pasigurt nëse ky ishte propozim apo provokim dhe pa pasur aspak në mëndje as të bëj atë që kërkonte ai por as ta raportoja, iu përgjigja ftohtë se nuk kisha ndërmend gjëra të tilla dhe që prej asaj dite i qëndrova larg dhe i ruhesha si djalli temjanit.

Nuk kaloi as një muaj kur me kërkesën e operativit të burgut, Nikos, unë nënshkrova një kërkesë për falje dënimi.

Pas disa kohësh, u gjeta përsëri në zyrën e Nikos, i cili më shpjegoi për kërkesën që kisha bërë.

- Gëzim, -më tha Nikoja, - ti ke krijuar një rreth të ngushtë këtu në burg. Brenda atij rrethi ka njerëz të ndryshëm. Ti duhet të rrish me ta, sepse tek e fundit këta janë njerëzit e burgut. Por brenda këtij grupi ka edhe njerëz për të cilët dyshojmë se do të ndërmarrin diçka. Çfarë mund të na thuash ti për këtë, Gëzim? Prifti? Ai është më i rrezikshmi! Ai di gjithçka që bëhet brenda këtij burgu. Si mund të na ndihmosh që ta zbërthejmë atë? Kjo do të ishte një ndihmë shumë e madhe dhe falja e dënimit do të ishte shumë e lehtë edhe për mua.

- Shoku oficer, me këta njerëz mua më ka bashkuar fati i keq dhe vagonët e bakrit që shtyjmë ditë e natë. Asgjë më shumë. Me priftin më ka lidhur halli i fillimit, se desh vdiqa nga uria, pasi nuk kishte kush të më sillte ushqim dhe ai më ushqeu. Për këtë i jam mirënjohës.

- Mirë, ashtu qoftë! - tha oficer Nikoja,- Por se mos vjen një kohë dhe gjërat na dalin ndryshe, dhe ti do të pendohesh që po hedh poshtë këtë që po të ofroj unë.

Pas dy-tre muajsh pashë që Marku nuk po vinte më në punë. Kaluan dy tre ditë dhe askush nuk e zinte as në gojë. Pastaj u përhap një thashethemnajë se ai ishte arratisur nga burgu. Dikush thoshte se i kishin transferuar fare nga ky burg në një burg tjetër. Komanda e burgut nuk thoshte asgjë. Nuk kaloi shumë kohë dhe oficeri i sigurimit më thirri përsëri në zyrën e tij. Përveç Nikos, aty gjeta edhe dy të tjerë që nuk i njihja. U befasova kur pashë Markun si një pulë e lagur, strukur pas dy policëve që i rrinin prapa. Nikoja foli i pari:

- A e njeh këtë të burgosur?

- Po,- iu përgjigja,- e kam njohur gjatë punës në galeri dhe quhet Mark.

- A të ka propozuar që të ikni bashkë nga burgu?

- Jo! -iu përgjigja prerazi, por jo pa shqetësim.

- Nuk të ka thënë ky që të ikni nga burgu, të shkoni në Koplik, e prej aty në Jugosllavi?

- Jo, nuk më ka thënë.

- Fol, Mark!- iu kërcënua ai Markut.

Marku citoi fjalë për fjalë atë që më kishte thënë dhe që i kisha thënë.

- Gëzim, ti e ke ditur që Marku donte të ikte në Jugosllavi nëpërmjet Koplikut bashkë me disa vagabondë tjerë dhe nuk na ke njoftuar?! Pra edhe ti e ke ditur këtë, kështu?!

- Jo, kurrë! Unë nuk kam ditur gjë për këtë punë, kurrë!- Qëndrova.

- Të vërtetën e gjejmë ne! - bërtiti oficer Nikoja.

Dy policë hynë brenda rrëmbyeshëm, më vunë prangat dhe përfundova edhe një herë në birucë.

Për disa javë me radhë përjetova tërë ato që kisha hequr në birucë gjatë hetuesisë. Gjithçka që më kërkonin lidhej me priftin, punën dhe propagandën e tij në burg, si dhe organizimin që gjoja ai bënte për të nxjerrë të burgosurit në lirim

nëpërmjet arratisjeve të organizuara! Pas 52 ditë urie të thellë, torturash çnjerëzore dhe fjetjeje në çimento, më çuan përsëri para bankës së të akuzuarit. Përsëri gjyq, por kësaj here brenda mureve të burgut. E njëjta skemë, e njëjta mënyrë. I njëjti dënim i paankimueshëm. Edhe shtatë vjet të tjera burgim. Çuditërisht kësaj radhe nuk më bëri aq përshtypje dënimi. Ndjeva se jeta ime shkonte drejt rënies, siç binin gurët e minierës në hullitë e thella, të errëta, të galerive të asaj miniere. Tek e fundit, çfarë isha më shumë se një gur i tillë tashmë? Madje edhe vetë guri ishte më i çmuar. Diku shitej. Diku larg. Ndërsa unë, isha i vlefshëm për asgjë. Vetëm për të nxjerrë ata gurë. I vetmi ndryshim: Dënimin do ta vuaja diku tjetër.

Pas gjyqit, më lanë edhe dy ditë të tjera aty dhe më thanë se do të transferohesha në një burg tjetër. Kështu bënë. Më morën dhe më futën në një makinë të shoqëruar me policë. Më dërguan në burgun e Repsit. Gjithçka edhe aty ishte njësoj. Vetëm fytyrat ishin të panjohura.

**Në burgun e Repsit**

Repsi ishte një nga burgjet e diktaturës dhe arkitektët e tyre ishin të njëjtët „autorë“. Edhe aty gjithçka ishte njësoj. Galeri, mensë, fjetore. Gjithçka e mërzitshme dhe monotone. Nuk njihja njeri. Në Qafë Bari e dija se çfarë mendonin për mua. Këtu jo. Pas pak ditësh pashë policin që e njihja dhe më ndihmonte për korrespondencën. Edhe atë e kishin transferuar aty. Ai më tregoi fshehurazi çfarë kishte ndodhur në Qafë Bar. Ishte bërë katrahurë. Ishte rritur kërkesa e llogarisë, normat e punës kishin shkuar në stratosferë, shumë oficerë ishin transferuar, rrahjet ndaj të burgosurve nuk mungonin, takimet me të afërmit ishin ndaluar. Marku, i cili më kishte dalë dëshmitar, nuk ishte më aty. Askush nuk e dinte çfarë ngjau me të. A kishte qenë vërtetë tentativë arratisjeje?

- Po, a ishte vërtetë ndonjë komplot, apo thjesht për të na goditur?- e pyeta jo pa ndrojtje policin.

- Epo, këtu mbretëron një rregull: "Prishja folenë përpara se të çelin vezët. Kur nuk ndihmojnë për të prishur folenë, zgjatu dënimin!"

Kjo ndodh çdo katër vjet.

Ato ditë polici do të shkonte në shtëpi. Kur u kthye, më solli një letër e cila mbante adresën dërguese me emrin e babait. Pata një ndjesi tmerrësisht të frikshme. Çfarë do të kishte ndodhur?

*I dashur Gëzim,*

*Kjo është letra më e rëndë që unë kam shkruar në jetën time. Për fat të keq, kam një lajm të kobshëm. Shpresa jonë e dashur na la. Vdiq. Kishte katër vjet që vuante nga një sëmundje e rëndë në gjak. Ne themi iu prish gjaku. As doktorët, as njerëzit e mirë nuk e shpëtuan dot. Ku nuk e dërguam, por nuk ia dolëm dot.*

*Ajo i kaloi ditët pa ty duke shkruar letra. Shkruante e shkruante e shkruante. Pastaj i lexonte letrat e veta, i lexonte, i lexonte, i lexonte. Dhe qante e qante, e qante mbi to. I hidhte mënjanë dhe të nesërmen bënte të njëjtën gjë. Dukej se kështu fliste, kuvendonte, ndante dhimbjen me ty. Dhimbje. Pak të thuash. Ajo kishte shumë të tilla. Iu prish gjaku, iu prish Gëzim!*

*Ajo vdiq me ty në gojë, e rrethuar nga njerëzit e vet dhe motrat e tua.*

*Vdiq me fotografinë tënde në dorë, Gëzim. Ndërsa Shegën e dërguam tek dajat e saj. Nuk deshëm ta shihte ashtu, të molisur, të lodhur, të shkatërruar. Tani Shega*

*është ende atje. Ju kërkon të dyve. Ndoshta ty do të shohë prapë por jo edhe Shpresën. Jeto jetë!*

*Vdekja e Shpresës na e mbylli derën e shtëpisë dhe tani, unë jam rrugëve. Kam ardhur tek Shkëndia.*

*Dera jonë u mbyll. Dhashtë Zoti ti del gjallë prej andej! Dil, edhe pse në vend të fisit dikur të pasur, Furtuna, ti do të gjesh rrënojat e një shtëpie, arat e braktisura dhe kooperativën që po i shkatërron përditë e më shumë.*

*E di që jam duke e çliruar zemrën time me këtë vaj dhe bëj gjynah që ngarkoj tënden. Por iu afrova edhe unë fundit. I kalova të shtatëdhjetat dhe pres me padurim të prehem pranë varrit të nanës tënde dhe atij të Shpresës sonë të bukur. Por dije, ne të gjithë po vdesim me një emër në gojë: Emrin tënd.*

*Por prapë ka shpresë, biri im! Ti do të dalësh! Po, do të dalësh një ditë! Ndoshta ajo ditë nuk është aq e largët. Do të gjesh shtëpinë tënde, dikur Log Zanash, të shkapërthurur, do gjesh varret e atyre që i le, më të dashurve të tu, por do të gjesh edhe forcë që t'i kthehesh jetës. Kthehu! Ndjehu burrë! Burrë Furtunajsh, Gëzim! Dhe jepi prapë jetë këtij trualli!*

*Zoti të dhashtë forcë, biri im!*

*20 qershor 1984.*

Diçka ndjeva se u shkëput përfundimisht prej meje. Diçka që ishte thellë, diçka që ende më mbante gjallë, që më jepte forcë, rezistencë. Ishte imazhi i bukur i Shpresës, që mori pamjen e verdhë, të zbehtë, të tretur, të fytyrës së saj të sëmurë. Nuk ishte më! Po unë, pse duhej të isha vallë!?

Në ato momente të pashpresa, iu ktheva besimit që më kishte predikuar nëna ime e ndjerë. "Bir, njerëzit janë të përkohshëm në këtë botë. Të gjithë ikim një ditë. Dhe pastaj, atje, në botën e amshuar, gjejmë njeri-tjetrin"

Sakaq ndjeva një lehtësim. Po, do ta gjeja Shpresën time të bukur, të dashur, fisnike, do ta gjeja një ditë.

Duhej vetëm forcë. Duhej…

Nuk doja më letra. Nuk doja, nuk doooooooja! Diçka oshtinte brenda meje. Jehonë e thellësive të përhumbura të mjerimit. Mjerimit që ma kishte shkaktuar kush tjetër pos…. kush tjetër? Ah, ndjeva një dëshirë të tmerrshme për të bërë diçka. Për t'u hakmarrë!

## Letrat që kurrë nuk i lexova

Tani kisha vendosur që të mos lexoja më letra. Letra ngushëllimesh, Shpresa e vdekur, nëna, babai që do më vdiste…

Shikoja adresën dërguese. Motrat, dhëndurët, ndonjë mik tek-tuk. Por një ditë pashë një adresë dërguese së cilës nuk i rezistova dot.

Ishte Zana Bejleri.

*I dashur Gëzim,*

*Takova Jehonën dhe më tregoi gjithçka për ty. Në fakt se pse e kisha parandjerë që prej kohësh. Ndjeva indinjatë, dhimbje dhe dëshpërim. Ndjeva se doja të vetmohohesha. Do ta paguaja me jetën time kthimin tënd tek fillimi i tërë kësaj që ka ndodhur. Vetëm ty mos të të ndodhte kjo. E di që këto që po të them nuk të lehtësojnë. Përkundrazi. Por nuk di se çfarë tjetër mund të bëj. Të paktën më lër të bëj diçka që mundem. Po të dërgoj rrogën time të gjashtë muajve.*

*Gëzim, ti ke nevojë për kurajë. Unë nuk jam ajo që ta jap dot këtë. Por mos harro! Je i ri dhe jeta ka rëniet*

*por edhe ngritjet e veta. Dhe ti do të ngrihesh përsëri. Këtë ta thotë mësuesja jote,*

*Zana.*

Provova të pyes veten se çfarë po ndjeja. Mëshirën e këtij njeriu ndaj meje? Jo. Dashuri? Po. Por sa vlen tani? Apo mirënjohje, respekt? Po, po, mirënjohje dhe dashuri njerëzore të pafund. Faleminderit Zana!

Letrat vazhdonin të vinin nga Shkodra, Bregu, Gega, Merkolaj. Shkruante Jehona, Vjollca, Rudina, Korbeci, Pjetër Staka, Hirja, nxënësja ime, ish nxënës nga Gega. Të gjithë më bënin thirrje për kurajë dhe më ngushëllonin. Dhe të tëra këto tani më bënin vetëm të kuptoja se dashuria njerëzore, e çfarëdo natyre të jetë, është motori më i fuqishëm shpirtëror, është vetë jeta.

Në këtë mori letrash, njëra do të ishte, vetëm njëra, që me gëzimin që më shkaktoi, më dha atë që njeriu nuk e merr dot prej askujt. Një dorë e sapo mësuar me gërmat e gjuhës shqipe, më shkruante letrën e parë. Ishte Shega.

*Të dashur babi dhe mami!*

*Unë, Shega juaj e dashur, mbarova klasën e parë dhe hyra në të dytën. Kam mësuar të shkruaj e të lexoj dhe mësuesja më thotë përherë, 'Të lumtë dora e vockël!'. Mua më thonë se ju jeni në shkollë. Po a nuk keni ju pushime verore? Që kur erdhi mami tek ti, gjyshi ka shkuar tek halla Shkëndia dhe rri atje. Hallat më duan shumë, shumë. Më kanë blerë fustane të bukura dhe kukulla. Kur shkoi tek halla Shkëndia, gjyshi u mërzit shumë. Ai vetëm qante. Ty, babi, të shoh shpesh në ëndërr. Më duket se ti gjithmonë rri me prangat që t'i vunë policët atë natë. Që kur u sëmur mami, unë nuk kam shkuar më tek shtëpia jonë.*

*Kam mësuar gjithë ato vjersha të bukura. Sa herë recitoj, mësuesja më puth. Më duket sikur më puth mami dhe atëherë mërzitem shumë. Një ditë, kur më puthi mësuesja, unë qava. Mësuesja më pyeti pse qaja, dhe unë i thashë: "Më ka marrë malli për mamin!" Dhe mësuesja qau me mua. Po pse?*

*Unë fle me Nana Timën. Ajo më mbështjell dhe më duket sikur më ka ngrohur mami. Po nana Tima më mërzit shumë. Nganjëherë kur unë qaj ajo më qetëson mua dhe fillon e qan për vete. Nuk e kuptoj unë atë. Një ditë i shkrova një letër mamit, por ajo nuk më*

*ktheu përgjigje. Po pse nuk më shkruani? Unë tani di të lexoj.*

*Ju puth me mall, Shega juaj.*

Ndjeva ato që do të ndjente gjithkush në vendin tim. Por kuptova edhe se duhej të qëndroja. Të paktën për atë fëmijë që e kisha sjellë në jetë dhe për atë babë që po tretej nga dita në ditë për mua. Duhej të qëndroja! Po, duhej! Por kishin ngelur edhe shumë vite. A do të rezistoja? Vallë a do ta përballoja dot? Pa dyshim që po!

Ditët, muajt dhe vitet po kalonin njëri pas tjetrit. Nga jashtë burgut vinin lajme nga më të ndryshmet. Edhe pse u mor vesh se diktatori kishte vdekur, pasardhësi i tij nuk dukej se do të ndryshonte ndonjë gjë. Dhe erdhi dita kur filluan të vinin lajme inkurajuese. Komunizmi po binte në vendet lindore. Muri i Berlinit ra. Çaushevski u ekzekutua. Bashkimi Sovjetik po jetonte çastet e fundit. Po në Shqipëri, çfarë do të ndodhte vallë?

Nuk kaloi as një vit dhe bazat e atij sistemi të çmendur filluan të tronditeshin rëndë. Pranverën e vitit 1990 Perez de Kuelar, Sekretari i

Përgjithshëm i Kombeve te Bashkuara, vizitoi Shqipërinë. Më pas ndodhi një ngjarje e çuditshme. Thuhej se mijëra shqiptarë shpërthyen dyert e ambasadave dhe, pas një rezistence disa ditore të qeverisë, ata u lejuan të shkonin jashtë Shqipërisë. Ishte e qartë se regjimi qe në grahmat e fundit. Ata që të fusnin në burg thjesht po të mos denoncoje një arratisje, tani i përcillnin vetë njerëzit me tragete drejt Italisë!

Situata po shkallëzohej deri sa erdhi momenti i demonstratave që shpërthyen në Qytetin e Studentëve. Me 12 Dhjetor u njoftua për formimin e alternativës së parë demokratike. Tani çdo gjë që ndodhte jashtë, shihej nga ne në burg me shpresë se do të liroheshim. Dhe nuk u zhgënjyem. Po shihnim me sytë tanë se si ata që na kishin poshtëruar, rrahur, torturuar, po silleshin më butë, ishin bërë më të urtë. Fill pas demokratët dolën me kërkesën ultimative për lirimin e të burgosurve politikë. Dukej se diktaturës i kishte ardhur fundi.

## KAPITULLI VI

# DREJT LIRISË

**Lirimi, Janar 1991**

shte një ndër ditët e zakonshme, kur bëhej apeli i tërë të burgosurve. Prej disa ditësh

kishin filluar të lironin të burgosur individualisht. Apeli bëhej po me të njëjtin rregull, por atyre që nuk u dilte emri në apel konsideroheshin të liruar. Atë ditë edhe emri im nuk u lexua. Oficeri që bënte apelin njoftoi se atyre që nuk ua kishte përmendur emrat, duhej të mblidheshin mënjanë.

Oficeri që na priti na tha:

- Komanda, duke parë sjelljet dhe punën tuaj të mirë, ka menduar t'jua falë dënimin e mbetur, - tha ai plot hipokrizi.

- Brenda një ore ju duhet të dilni nga kampi, - shtoi oficeri.

Në fakt ne e dinim se ata asgjë nuk të falnin por e kishin kuptuar fort mirë fundin e tyre. Ishin të detyruar ta bënin këtë. Ndërsa për ne, edhe një orë më pak në atë ferr, ishte një fitore.

- Kapter, a janë gati dokumentet e lëshimit?

- Si urdhëron, shoku komandant!

- Ndiq procedurat e duhura. Liroji!

- Urime në jetën e lirë për të mirën e atdheut!

Na përcolli kapteri duke na kontrolluar deri në imtësinë më të madhe. Në çantën time ishte një deng me letra të pahapura.

Dola nga burgu pa ditur se çfarë do më priste matanë mureve rrethuese.

## Jashtë telave me gjemba

I veshur me një kostum që ngjante si një uniformë e vjetër ushtarake, një palë këpucë të mëdha, të vjetra e pa lidhëse, kisha dalë nga muret rrethuese të atij burgu. Tani në mendjen time qëndronte vetëm një pyetje: "Sa lajme të tjera të hidhura më prisnin?". Ishim pesë vetë të liruar atë ditë, tre nga jugu dhe unë e një tjetër nga veriu. Secili po mundohej të gjente një makinë të rastit që të zhdukej sa më parë që andej. Unë hipa në një skodë të Krujës. E kisha parë veten në ëndërr me qindra herë pikërisht kështu, duke zënë një makinë, i liruar nga burgu. Tani isha në karroceri, por nuk dija mirë të dalloja, isha në ëndërr apo në zhgjëndërr. Ky dyshim më shtohej çdo minutë pasi nuk ndjeja kurrfarë gëzimi që isha liruar. E dija se nëna ime kishte vdekur. Edhe Shpresa. E dija që shtëpia më ishte shkretuar. Por çfarë tjetër kishte ndodhur? Në letrën që kisha marrë para tre vjetësh nga babai im më thuhej:" Gëzim, ti do të lirohesh, po bir, do lirohesh. Por

kur të dalësh, do gjesh tri varre pranë njëri-tjetrit, shtëpinë të rrënuar, vajzën që nuk do të të njohë, motrat që iu solli aq mjerim burgimi yt. Po as këto nuk mjaftojnë se këtë vend e kanë në dorë Myfitat dhe Brahimat, që nuk do të të lenë të qetë deri në varr."

E pra unë po udhëtoja mbi atë skodë kromi. Këto mendime rëndonin mbi mua më shumë se ato dhjetëra ton kromi mbi atë makinë shkatarraqe.

Kisha arritur në Milot, kur shoferi nxori kokën nga kabina dhe më tha:

- Jemi në Milot. A do zbresësh këtu?

U hodha nga karroceria dhe iu afrova që t'i jepja diçka. Me sa duket, ai ishte mësuar me këtë dhe më tha:

- Thuaj faleminderit dhe mundohu të shkosh sa më shpejt në familje! Tu priftë mbarë sot e mbrapa! Ruaje veten! Këta morën fund!

Ndjeva një drithërimë të fortë që më përshkoi trupin. Kishte edhe njerëz të mirë kjo botë.

Morën fund! Vërtet thua!

Miloti ishte një qytet i vogël, me pak dyqane dhe po ashtu pak lëvizje. M'u duk sikur isha në një lagje periferike të Shkodrës. Gjeta një dyqan

ku shiteshin mallra demodé. Bleva një palë ndërresa, një këmishë, një kostum doku dhe një palë këpucë të vjetra me lidhëse. Hyra në një berberhane dhe u qetha e u rruajta. Në një mëngjesore bleva diçka për të ngrënë. Rashë në breg të Lumit Mat dhe u lava, ndërrova rrobat dhe dola në xhade. Aty nga ora 4 pasdite gjeta një makinë dhe u nisa për në veri. Gjatë tërë rrugës thuajse isha në gjumë. Rikrijoja imazhe të së kaluarës dhe si pa dashje ato kishin një qendërzim në djepin e rrëzuar të Shegës, natën e arrestimit tim. E gjithë bota ime e atëhershme kishte trajtën e një djepi, me dy rrathë që mbanin mbulesën e Shegës, të përmbysur nga shkelmi i policit.

Me sa duket mbërritëm në vendin ku i kisha thënë shoferit, pasi ai ndaloi dhe më tha:

- Këtu është vendi që më ke thënë të të ndaloj.

Zbrita. Ishte ndoshta afër mesnatës. Makina vijoi rrugën e vet me gulçima, ndërsa unë u ula në një bregore. Më duhej të orientohesha dhe të gjeja në çfarë drejtimi të shkoja. Ishte momenti i parë që m'u desh të mendoja se ku do ta kaloja atë natë. Pa asnjë hezitim thashë me vete:

"Tek varret e prindërve të mi."

Varrezat e fshatit tonë ishin rreth dy kilometra në dalje. Ato ishin të rrethuara mirë dhe në mes, aty-këtu, kishte lisa të mëdhenj që u bënin hije varreve. Secili fis kishte grupin e varreve të veta. Edhe ne kishim tonat. Mbaja mend shumë mirë varrin e gjyshit, prandaj edhe dita të orientohem për tek varret e reja. Fillova të eci drejt tyre si një somnambul. Më dukej sikur një forcë e jashtëzakonshme më shtynte drejt tyre, por një tjetër më frenonte. E para më mposhti.

Mbërrita tek varri i gjyshit. Numërova. Ishin jo dy, por tre varre të reja. Ishte edhe ai që ia kisha pasur frikën gjatë tërë kohës. Ai i babait. Ishte errësirë. Nuk dalloja dot se çfarë ishte shkruar në dërrasat e varreve.

U mundova të përcaktoja mirë se të kujt ishin varret. I pari, pas gjyshit duhej të ishte babai, pastaj nëna, pastaj Shpresa. Fillova t'i puth dërrasat me mbishkrime me radhë, njëri pas tjetrit. Pastaj u shtriva paralel midis varrit të parë, sipas meje, babait dhe gjyshit, pastaj midis babës dhe nënës, pastaj nënës dhe Shpresës. Pastaj qava, vajtova. Tërë natën! Po, tërë natën e natës, sepse erdhi një moment kur pashë se po zbardhte dita.

Ndenja deri sa i dallova mirë emrat. Ishte një varr rezervë pranë Shpresës. Ndoshta për…

Ika duke marrë me vete dhimbjen e këtyre njerëzve të mi.

## Rrënojat

Sapo kishte zbardhur kur arrita në shtëpinë time. Hyra brenda atij rrethimi të shkatërruar. Gjithçka kishte ndryshuar. Oborri ishte bërë shesh loje. Kati i parë ishte kthyer në vend mrizi për bagëtinë. Mungonin tjegullat dhe shirat kishin rënë më shumë brenda se jashtë. Dërrasat e dyshemesë dhe tavaneve ishin deformuar tërësisht nga lagështia.

Kalova dhomë më dhomë. Pashë arkën e pajës së Shpresës, që e kishim blerë kur u martuam. E shkatërruar siç ishte, ishte bërë fole macesh. Dritaret ishin pa xhama, pa korniza dhe shpendët e egër hynin e dilnin si donin. Në errësirën e korridoreve fshiheshin lakuriqë nate. Më tej dëgjohej një kukuvajkë. Në parvazin e një dritareje shullëhej një gjarpër. Hardhucat lëviznin

në të gjitha anët. Merimangat kishin mbuluar çdo cep. Mezi gjeta një vend ku të ulesha dhe të shfryja dufin tim.

I përhumbur në agoninë time të lirisë së fituar, dëgjova fëmijë që po mblidheshin që të luanin. I vëzhgova nga lart. Dëgjova njërin tek u thirri shokëve:

- Ejani të fillojmë lojën! Jo! Nuk jemi tamam. Shiko, shko i thuaj Benit dhe Danit të vijnë tek shtëpia e kulakut Kreshnik Furtuna se do të bëjmë një ndeshje!

Ndërkohë që po prisnin shokët e tyre, ata u futën në shtëpi. Unë u ngjita më lart dhe u fsheha. Po fshihesha në shtëpinë time midis merimangave, minjve, milingonave, që kishin pushtuar gjithçka.

U ndjeva frikacak. U ndjeva i turpëruar edhe pse nuk kisha bërë asnjë turp. U ndjeva i pafuqishëm edhe pse brenda meje vlonte vrullshëm gjaku i tërbimit.

"Na kalbën në burg, na poshtëruan, na shkatërruan! Por duket se erdhi dita, të shpëtojmë prej tyre?

Prita sa mbaruan lojën fëmijët. Prita edhe natën që të binte, duke bredhur nëpër skutat e

asaj shtëpie ku isha rritur dhe i shoqëruar vetëm nga uria dhe dëshpërimi, u nisa drejt shtëpisë së Met Shullanit.

## Tek shtëpia e Met Shullanit

Ishte vonë kur arrita tek shtëpia e Met Shullanit, ose shtëpia e vajzërisë së Shpresës sime, që nuk ishte më. Thirra në oborr në emër të zotit të shtëpisë dhe pas pak doli me një kandil në dorë, vetë Meti.

- Hajde bujrëm!- dëgjova zërin e tij burrëror.

Në atë errësirë, ku dukeshin vetëm konturet e portreteve të neve të dyve, u takuam kokë më kokë. Meti dyshoi në fillim se kush isha, por pas pak e ndjeva se e kishte kuptuar që isha Gëzimi.

Hymë brenda dhe u ulëm. Me një zë të dridhur Meti thirri tërë anëtarët e familjes, të vinin dhe të takonin babanë e Shegës. Ndjeva se si ai e zgjodhi këtë fjalë, "babai i Shegës" dhe jo "i shoqi i Shpresës".

Erdhën me radhë tërë familja dhe më përshëndetën e më përqafuan. Pasi u takova me të

gjithë, pashë që aty afër derës rrinte një vajzë e bukur, me duar të lidhura, e zbetë, e prerë, e habitur.

Ishte Shega.

Meti e mori për dore dhe e afroi tek unë, duke i thënë:

- Shegë, Gëzimi, babai yt, është kthyer.

Ajo, në fillim me hapa të ngadalshëm dhe më pas me një vrull të papërmbajtur, u lëshua në gjoksin tim. Ndjeva se si dridhej, ndërsa mua zemra donte të më dilte nga gjoksi. Shpërthyem në dënesë. E putha fort, e shtrëngova, e mbështolla me trupin tim. Ndërsa ajo më kishte futur kokën në gjoks dhe ngashërehej. Brenda atyre lotëve dhe ngashërimeve ndjeja tërë atë kalvar që kisha kaluar ato vite. Shega ime, ishte bërë vërtet e bukur, por unë tani ndjeja vetëm të qarat e saj. Në një çast ia kapa kokën me duar dhe e pashë drejt e në sy. Ashtu bëri edhe ajo. M'u duk se kisha aty një univers ndjenjash shpërthyese që vërtiteshin tek një emër, Shpresa. Në sytë e Shegës pashë shëmbëlltyrën e saj.

Tima dhe e tërë shtëpia u vu në lëvizje, që të më bënin diçka për të ngrënë. Nuk kisha futur gjë në gojë që në Milot. Hëngrëm darkë. Më treguan

se si i kishin punët me kooperativën, e cila dukej se do të prishej shumë shpejt, se prisnin një dasmë, se…se si prisnin që murtajës që na kishte kapur për 46 vjet t'i vinte fundi. Por më shumë se gjithçka aty ndjehej prania, por njëkohësisht, edhe mungesa e një njeriu. Gjithçka vërtitej rreth saj, por të gjithë mundoheshin të mos e përmendin Shpresën time, Shpresën tonë të bukur, që nuk ishte më.

Nata kaloi zgjuar deri afër mëngjesit. U ngushëlluam. Njerëzit u ngritën të shkonin për të fjetur. Ashtu bëra edhe unë.

U ngritëm herët. Pimë kafenë e mëngjesit. Meti, i shtruar siç ishte, më tha:

- Gëzim, ne të gjithë e kuptojmë brengën tënde. Por mos harro, çfarë do që të ndodhë, kjo është shtëpia jote. Ti je dhëndri ynë. Ti je djali ynë. Ti je njeriu ynë, siç ishte Shpresa shpirti ynë. Mua dhe Timen na konsidero si prindërit e tu.

Më pas i tregova se si ndodhi që unë rashë në burg. I tregova se përfundova atje për shkak të biografisë sime dhe se nuk pranova të bashkëpunoja me Sigurimin për të marrë në qafë dikë tjetër. Preferova të ruaja ato virtyte që më kishte lënë traditë familja ime dhe jo të bëja fatkeq

dikë tjetër për të shpëtuar vetveten. Zgjodha vetëmohimin dhe jo poshtërimin tim. Më pas i tregova tërë historinë nga dita e arrestit, deri në natën e fundit në varreza.

**Tek shtëpia ime në Breg**

Pas disa ditësh qëndrimi tek Meti, më thanë se do të ishte më mire që së bashku me Shegën të kthehesha në shtëpinë time. Më erdhi në mendje imazhi i shtëpisë sime, se si e kisha gjetur atë ditën e lirimit tim, dhe kjo kërkesë m'u duk e habitshme. Por nuk ngurrova dhe shkova. Ishte mëngjes. Kur vajtëm aty, përpara m'u shfaq një pamje krejt tjetër. Gjithçka kishte ndryshuar. Shtëpia ishte pastruar, lyer dhe meremetuar. Dukej sikur në të nuk kishte munguar kurrë jeta. Hymë brenda dhe m'u duk se kisha rilindur. Nuk vonoi shumë dhe filluan të vijnë njerëz. Ishin të tërë të dashurit e mi, motrat, dhëndurët, miqtë e familjes e madje kishte shumë prej atyre që nuk shkelnin prej motesh në shtëpinë tonë. Ishte edhe Petrit Shkoza. Kuptova se diçka e madhe po

ndodhte. Po mblidheshin në një shtëpi e cila po i bashkonte, njerëz që për shumë vite nuk kishin guxuar të mblidheshin as në gëzim as në hidhërim. Shumica prej frikës, ndonjëri mbase se ashtu ia donte puna, dikush se kishte qenë më besnik se ç'duhej ndaj sistemit që po e linim pas.

Ndjeva mëshirë, keqardhje. Ndjeva që në gjakun e tyre të prishur nga shtypja dhe presioni, kishte mbetur ende dashuri njerëzore, dhimbje dhe solidaritet. Por edhe turp.

Ndërsa meditoja për këta njerëz m'u kujtuan fjalët e Dom Shtjefnit atje në burg:

"Ka me ardhë një ditë që ka me u dashtë me i mshirue ata që na kanë mbyllë këtu.

Ka me ardhë një ditë që duhet me i mshirue edhe ata që kurrgja nuk banë për me na nxjerrë ne prej këtu.

Ka me ardhë nji ditë që shumëkujt ka me i ardhë turp që na jena këtu."

E ndjeva se këta njerëz duheshin pritur .

U dola para bashkë me Shegën, të bukurën time.

Vizitorët nuk reshtën për ditë të tëra. Ndonëse të dërrmuar nga skamja e tejzgjatur e asaj sëmundjeje të tmerrshme, prapëseprapë

gjenin mundësitë për të më sjellë dhurata, veshje e madje edhe të holla.

Unë nuk e dija se kush ishte në krye të kësaj pune, por shihja se midis motrave të mia ishin edhe Jehona dhe Rudina.

Kaluan disa ditë dhe ja u shfaq një vizitore e papritur.

Bashkë me Rudinën dhe Jehonën, erdhi edhe mësuesja ime e dashur, Ishte Zana Bejleri, me të shoqin.

Ndonëse as që kisha kurrfarë dijenie për ardhjen e saj, e njoha menjëherë. Në fytyrën e saj ishin ende të ruajtura të tëra ato tipare fisnike të dikurshme, por tani kisha përballë një zonjë të rëndë, "Zojë Shkodre" siç thoshin prindërit e mi.

U përshëndetëm. Mu përtërinë tërë ato kujtime të bukura, tërë ato ndjenja të ndrydhura, tërë ajo dashuri e pafund, tërë ai respekt i pakufi.

Por vetëm me një ndryshim të madh. Tani ajo nuk ishte veçse mësuesja ime, ajo mësuesja ime e asaj ore të parë të matematikës në gjimnazin “Shejnaze Juka”. Erdhi dhe iku…. Zana! Të gjithë ikën.

Ktheva kokën nga Shega. Në shikimin e saj ndjeva se në jetën time tani gjithçka do të fillonte

nga e para. U hyra studimeve në universitet. I kreva ato, mbarova edhe specializime brenda e jashtë vendit. Mora titujt shkencorë që të dilja krenar në katedrën që aq shumë e kisha ëndërruar. Jo më në katedrën e ferrit. Por tashmë në katedrën e një epoke tjetër, epokës së demokracisë.

## Epilog

E kisha dëgjuar Gëzimin për orë të tëra. Vendosa t'ua tregoj njerëzve, jo vetëm për Gëzimin, por për tërë ata që njoha e që patën fatin e tij. Do të ishte një haraç nderi për vuajtjet e mijëra e mijëra shqiptarëve nën diktaturë. Gëzimi ka rindërtuar jetën e vet pas tërë atyre humbjeve. Jeta e tij e shkruar në këtë libër shpresoj t'i mësojë ata që e lexojnë që t'ua dinë vlerën gjërave që gëzojmë sot.

Mars 2005

## Pasqyra e lëndës

